PASHKO VASA



# BARDHA E TEMALIT

*E përktheu nga origjinali*
*SOTIR CACI*



Shtëpia botuese "*Mësonjëtorja e parë*"
Tiranë, 1999

Jemi në vitin 1842; skena e tregimit tonë hapet në Shkodër në kryeqendrën e Shqipërisë së Veriut.

Autori e di fort mirë se përshkrimet të lodhin zakonisht dhe ka shumë rrezik të bëhen të mërzitshme, përveç në dalshin nga pena e një shkrimtari të shquar. Megjithatë, nuk na u duk e mundur ta hedhim lexuesin, kështu menjëherë, në një vend që ai nuk e njeh fare e për të cilin, ndoshta, s'ka dëgjuar kurrë as edhe një fjalë. Prandaj po i japim këtu shkurt historinë e këtij vendi, nga e cila ai do të mund të krijojë një ide sigurisht jo të plotë, por të mjaftueshme dhe të domosdoshme për t'u hyrë brenda ngjarjeve që do t'i tregojmë e që janë, para së gjithash, një paraqitje besnike e dokeve dhe e zakoneve të Shqipërisë në kohën ku e kemi vendosur veprimin tonë.

Shkodra[1]) është qytet shumë i lashtë. Atë e përmend Plini, i cili përmend madje edhe emrat e fiseve të ndryshme që e rrethojnë. Vërtet se, që prej asaj kohe këta emra kanë pësuar ndryshime të mëdha, mirëpo janë edhe sot e kësaj dite po aq të shumta e të dalluara, sa edhe në epokën kur Genci, mbreti i Ilirisë u shpalli luftë romakëve.

---

1) Në origjinal shënohet Scutarit, toponim me të cilin ky qytet njihet në botën e jashtme dhe shtohet se shqiptarët e quajnë me emrin e vjetër Skodra.

Edhe Tit-Livi flet për Shkodrën. Ai tregon se Genci u mbyll këtu me ushtarët e tij më të zgjedhur dhe ra *rob në duart e Anicusit, pretorit romak. Genci u gabua që u zuri besë armiqve të vet të qytetëruar; më* mirë të kishte vdekur, sesa të pranonte ta shpinin në Romë për ta bërë sa më të shkëlqyer triumfin e ngadhënjimtarit të tij. Sikur pasardhësit e mbretit të fundit të Ilirisë t'ia dinin historinë, prapësitë dhe dështimet, do ta quanin burracak; mirëpo, pas Sedanit[1]), nuk duhen gjykuar aq rreptë mbretërit që nuk dinë të vdesin si burrat pas disfatës.

Kur u nda Perandoria Romake, Shkodra u lidh me fatin e Romës, gjë që e shpjegon, me sa duket, ritin latin që ushtrojnë banorët e saj, ndërsa shumica e të krishterëve të Shqipërisë së Jugut përqafuan doktrinat e kishës ortodokse.

Më vonë Shkodra u bë pjesë e pronave të një dere shqiptare, derës së Balshajve. Zoti i fundit i kësaj dere, i kërcënuar nga turqit, ia shiti Shkodrën Republikës së Venedikut.

Muhameti II, pasi përfundoi shkatërrimin e Perandorisë Bizantine, e rrethoi me një ushtri prej gjashtëdhjetë mijë vetash; mirëpo, e mbrojtur nga gjenerali venedikas Loredani, Shkodra u bëri ballë të gjitha sulmeve; as forca, as premtimet nuk mundën t'i mposhtnin trimërinë dhe vetëmohimin e mbrojtësve të saj. Vërtet se, për një çast, të shtrënguar nga uria, shkodranët menduan të dorëzoheshin, po Loredani arriti t'u fliste me kohë nuk i la ta bënin atë turp. Ai u doli përpara ushtarëve me kraharorin të zbuluar, duke u thirrur me sa zë që kishte:

— Ata që kanë uri, le të vijnë të hanë mishrat e mia, por askujt të mos i shkojë ndër mend të hapë portat, apo të pranojë robërinë për të shpëtuar jetën!

---

1) Aludim për disfatën e Napoleonit III (1808-1873), që shkaktoi rënien e Perandorisë II të Francës dhe më vonë shpalljen e omunës së Parisit.

Këto fjalë heroike të prijësit zgjuan guximin dhe ndezën zemrat e ushtarëve. Ata bënë be se do të vdisnin, po të qe nevoja nuk do të dorëzoheshin kurrsesi. Dhe e mbajtën benë e bërë. Turqit humbën gjysmën e ushtrisë së tyre dhe u shtrënguan më në fund të hiqnin dorë nga rrethimi.

Hareja e popullsisë arriti kulmin ashtu sikundër arritën kulmin edhe zhgënjimi e marazi i Muhametit II, i cili pasi pati zhdukur nga faqja e dheut dy perandori dhe rrëzuar nga froni një duzinë mbretërish, nuk mundi të shtinte në dorë një qytet të vogël të mbrojtur nga një grusht atdhetarësh shqiptarë.

Dështimet e njëpasnjëshme që pësoi më vonë e detyruan Republikën e Venedikut të vinte në marrëveshje e të bënte lëshime. Dorëzimi i Shkodrës qe kushti i parë i paqes; dhe, vërtet, marrëveshja e turpshme e vitit 1479 u hapi trupave portat e një qyteti, që u kishte bërë ballë me aq heroizëm e me aq lavdi armëve të tyre.

Pasi e shtinë Shkodrën nën zotërimin e tyre, turqit, që të hakmerreshin për qendresën heroike të mbrojtësve të saj, s'lanë mizori pa bërë kundër atyre fatzinjve që u ranë në dorë. Ç'është e vërteta, e drejta e luftës e atyre kohërave të largëta dhe barbare i lejonte këto ndëshkime të përgjakshme, të cilat askujt s'i shkonte ndër mend t'i dënonte e t'u vinte damkën e turpit. Por edhe vetë historia e re a nuk na jep me qindra shembuj që provojnë se fitorja përligj shumë tepri, dhuna e barbarizma?

Një pjesë e popullsisë së Shkodrës, për të mos u nënshtrúar kurrsesi, sepse nuk duronte dot robërinë në asnjë mënyrë, u ngrit e iku në dhé të huaj e kërkoi strehim në Itali; një pjesë tjetër mori malet, në majat e të cilave flamuri kombëtar vazhdonte të valëvitej krenar dhe i nderuar; frikacakët dhe ambiciozët hoqën dorë nga feja e të parëve të tyre dhe përqafuan islamizmin, për të marrë pjesë kështu edhe ata në përfitimet e ngadhënjimtarëve.

Malësorët, numri i të cilëve ishte rritur prej fusharakëve që iknin nga sundimi turk, nuk deshën ta njihnin pazarllëkun e bërë midis dogjit të Venedikut dhe sulltanit. Të nxjerë jashtë ligjit, të bllokuar atje në shkrepat ku kishin zatetur, ata s'u përkulën kurrë, po qëndruan burrërisht; qëndresa e tyre qe këmbëngulëse, dhe ata e vazhduan luftën gjersa qeveria otomane u dha si shpërblim për pajtimin e tyre njëfarë vetëqeverisje, e cila, duke ua njohur gjithë të drejtat e njerëzve të lirë, i ruante nga ndjekjet dhe padrejtësitë e ngadhënjimtarëve dhe i shpëtonte nga poshtërimet që u bënin turqit, në atë kohë barbare, të krishterëve që ishin nënshtruar.

Në bazë të këtyre lëshimeve na ana e qeverisë turke, katolikët[1]) e Shqipërisë u liruan nga tatimi për kokë të çdo njeriu, haraçi nga detyrimet e të dhjetave dhe nga taksat e tjera publike. Përveç kësaj, ata mund ta ndanin drejtësinë sipas dokeve dhe zakoneve të veta të lashta, dhe marrëdhëniet e tyre me pushtetin otoman përmblidheshin vetëm në njohjen e sovranitetit të lartë të sulltanit.

Për të gjitha këto privilegje, katolikët e Shqipërisë ishin të detyruar t'i jepnin ushtarë qeverisë turke sa herë që kjo qeveri do të ishte në luftë me armiqtë e saj; çdo shtëpi, ose, siç i thonë në Shqipëri, çdo vatër duhej të jepte një burrë të armatosur dhe të pajisur më së miri; qeveria jepte vetëm bukën dhe municionet e luftës.

Pasi e rregulluan me malësorët, turqit e patën lehtë ta shtrinin sundimin e tyre në tërë Shqipërinë dhe ta shtronin qytetin e Shkodrës e ta bënin edhe këtë njësoj si gjithë qytetet e tjera të pushtuara.

Shkodra ka tani vetëm nja tridhjetë mijë banorë, dy të tretat e të cilëve janë myslimanë.

I ndërtuar në një fushë, të cilën e kufizon në njërën anë Buna dhe në anën tjetër Kiri e Drini, qyteti nuk i fal turistit asgjë që do të mundte t'i tërhiqte vëmen-

1) Kudo në origjinal është përdorur termi «latinët».

djen. Muret e larta, që duken të vrazhda e të rrepta prapa të cilave fshihen shtëpitë, rrugët e parregullta e të shtruara keq me kalldrëm i japin një pamje të përgjithshme jo aq tërheqëse.

Në majë të një kodrine ngrihet një fortesë e ndërtuar nga zotët e derës së Balshajve, të cilën e ndreqën dhe e zmadhuan venedikasit dhe më vonë pashallarët turq. Këta të fundit kishin aty rezidencën e tyre zyrtare.

Natyra brigje-brigje, pamja piktoreske e rrethinave dhe blerimi që e qarkon qytetin si me një kurorë të gjelbër, i japin, si të thuash, një ngjyrim poetik; mirëpo çdo gjë këtu është katandisur aq keq, çdo gjë është kthyer aq prapa e është bërë aq primitive, çdo gjë është aq e handakosur dhe e shkatërruar, saqë njeriu nuk mund të ndalet pa iu lënduar zemra e pa i ardhur keq tek sheh mjerimin e thellë në të cilin ngjarjet politike i kanë zhytur banorët. Nuk ka mbetur asgjë nga madhështia e qëmoçme, asgjë që mund të të sjellë ndër mend gjendjen e dikurshme të një vendi që ishte më i lulëzuari i tërë Shqipërisë. Kalimi nga një sundim në tjetrin ka shkatërruar deri dhe rrënojat e përmendoreve të lashta. Shkodranët, ashtu si gjithë shqiptarët, e njohin historinë e tyre vetëm me anë të traditave gojore që kanë mbetur gjallë gjer sot e kësaj dite pas kaq breznish me trima që i ka përpirë koha.

Kushtet morale dhe intelektuale të shqiptarit nuk janë aspak më të mira se gjendja e tij materiale. Ai ka ndalur në vend, pa bërë asnjë hap përpara në rrugën e përparimit. Pa arsim, pa pasur askënd për ta nxitur e për t'i dhënë zemër, pa një qeverisje të mirë, ai mezi ka mundur të ruajë gjithçka të lartë, të madhërishme e të bukur që ia kanë lënë trashëgim të parët: guximin, nderin, besnikërinë dhe shpirtin e flijimit.

# II

Në një lagje të Shkodrës, që e rrihte këmba shpesh e që ishte gjithë ditën plot lëvizjeje e gjallëri, kishin dalë qindra gra e burra të ngeshëm për të bërë sehir diçka që u nxiste aq fort kureshtjen, saqë nuk u durohej gjersa ta shihnin.

Pas disa çastesh pritjeje të ethshme e zhurmuese, kjo turmë, e vënë menjëherë në lëvizje, si e shtyrë nga një sustë e padukshme, zuri të hynte në një rrugicë që të nxirrte në fushë.

Në atë turmë laramane të zinte syri gra myslimane[1]) me ato ferexhetë e tyre ngjyrash të ndryshme, gra të krishtere me manto të kuqe flakë, fshatare me fustane të shkurtra dhe malësore të veshura si disa figura që shihen në medaljet e lashta. Burra kishte më pak, por ata që gjendeshin aty, ishin të armatosur gjer në dhëmbë, sipas zakonit.

Të gjithë këta kureshtarë prisnin të arrinte Bardha, nusja e re e Lulit të Temalit, e cila, qëkurse ishte martuar, largohej për herë të parë nga malësia dhe nga

1) Kudo në origjinal përdoret termi «turke».

shtëpia e burrit, që të vente të shihte prindërit e saj në qytet.

Luli, bajraktari i Temalit, ishte i ri, trim dhe zemërzjarrtë; i pëlqente e bukura, e larta dhe sidomos e reja. Meqë nuk shquhej dot me bëma dhe vepra heroike, ngaqë ishte i pashkollë dhe i mungonin mjetet, dhe as kishte mundësi të hynte, si të parët e tij, në luftëra të përgjakshme me fiset fqinje, ai deshi t'u tërhiqte vëmendjen njerëzve me një marri, si kokëkrisur që ishte, marri që s'kishte ndodhur kurrë më parë në traditat e familjes së tij. Ai, burrë i malësisë, kërkoi dhe mori për grua një vajzë të re nga Shkodra, duke shkelur kështu me këtë proçkë zakonet e burrave të fisit të tij, të cilët e çmojnë gruan për forcën e saj fizike, guximin dhe numrin e fëmijëve meshkuj që ajo i jep të shoqit. Pikërisht për këto arsye, ata nuk urrejnë asgjë më fort se lidhjet me vajzat e fushës, që i përbuzin si krijesa të dobëta dhe të padenja për t'u quajtur nëna nga djemtë e malësisë.

Me këtë martesë, Luli ishte bërë shkak që tërë fisi i tij ta qortonte rëndë. Askush nuk e kishte miratuar për këtë punë, madje e kishin ndier veten të fyer dhe e kishin shfaqur haptas zemërimin e tyre që trashëgimtari i prijësve të Temalit, duke bërë krushqi me njerëzit e qytetit, kishte hequr dorë nga përfitimet e një bashkimi më të përshtatshëm me vajzën e ndonjë prijësi malësor. Prandaj Bardhën e shkretë s'e shihnin dot me sy dhe e quanin si një të huaj që u kishte hyrë vjedhuazi në derë, pa të drejtë e pa dëshirën e tyre; fustanet e qëndisura me ar, inxhitë dhe veshja e saj e hijshme nxitnin smirën e malësorëve, të cilat, të fyera nga luksi i shkëlqyer e i paarritshëm i Bardhës, e merrnin nëpër gojë e villnin vrer për të dhe nuk mund t'ia falnin epërsinë që kishte mbi to, pasi ishin mësuar t'i trajtonin si shoqe të barabarta gratë e prijësve të tyre. Mirëpo Bardhën nuk e shihnin me sy të mirë as burrat e fisit, të cilëve as që u shkonte në mend ta fshihnin sadopak përbuzjen që kishin për të. Madje, as vetë i shoqi nuk ia bënte nderin e nuk e përfillte.

Me kokën të mbushur plot me paragjykimet dhe mendimet prapanike të fisit të vet, ai kishte arritur tekefundit ta shihte të shoqen vetëm si një objekt luksi për qejfin e tij, e krijuar për ta zbavitur, për t'i shërbyer dhe për t'ia mbushur shtëpinë me fëmijë.

E dënuar të jetonte në një mjedis të tillë, ajo fatzezë vuante e hiqte të zitë e ullirit. Me shpirt të plagosur, me buzë të plasur nga dhembjet e nga brengat e pareshtura, e përvëluar nga malli për njerëzit e saj, që s'i kishte parë një vit të tërë, ajo kishte mundur më në fund të merrte leje nga i shoqi për të shkuar në qytet, në derë të prindërve.

Ishte dridhur nga gëzimi tek kishte menduar se do të largohej, qaftë edhe vetëm për disa ditë, nga streha bashkëshortore, se do të thithte ajrin e qytetit ku kishte lindur se do të përqafonte t'ëmën dhe shoqet e vogëlisë. Për sa kohë që do të zgjaste ky udhëtim, do të pushonin dhembjet, fyerjet e poshtërimet që s'i ishin ndarë për një vit me radhë; nuk do t'i binte njeri më qafë, nuk do të dëgjonte më thumbat e romuzet e atyre grave të malësisë, fjalët e rënda e të trasha të atyre burrave, që përbuznin çdo gjë që nuk është forcë e dhunë. Do të shkonte të merrte zemër e guxim, të këndellej e të përtërihej në gjirin e s'ëmës, të forcohej e të çelitej në buzëqeshjen jetëdhënëse të atyre që e donin me gjithë shpirt dhe e ndjeu veten të lumtur!...

Megjithëse Bardha ishte si e huaj për ta, dhe nuk ndienin veçse mospërfillje për të, temalasit, kur morën vesh se ajo do të shkonte të shihte prindërit e saj, nxituan të zgjidhnin njëqind veta ndër malësorët më të pashëm, të armatosur për bukuri e të stërvitur më së miri, që ta përcillnin.

Në u treguam kaq të sjellshëm e të njerëzishëm, ata nuk vepruan kështu për t'i bërë qejfin asaj e për ta nderuar, se një sjellje e tillë fisnike nuk pajtohej aspak me natyrën e atyre njerëzve. Tërë kjo paradë ushtarake plot salltanet, që deshën ta vinin në veprim me këtë rast, kishte për qëllim të nxirrte në pah fuqinë

e bajraktarit të Temalit, duke kënaqur e përkëdhelur njëkohësisht edhe vetë sedrën e tyre.

Bardha kishte hipur në një kalë të bardhë, të mbuluar me një byrde të shtrenjtë me një luks e një salltanet të madh oriental. Dy gra, hipur në mushka, i shkonin prapa. Para tyre ecnin nja njëzet djem të rinj, pjesa tjetër e varganit vinte pas.

Gjatë rrugës këndonin e bërtitnin pareshtur dhe shkrehnin armë; kohë më kohë ndalnin që të pushonin pak e të pinin për shëndetin e bajraktarit. Sa për gruan e tij, as që bëhej fjalë.

Kur arritën pranë rrugicës që mbaronte në fushë, malësorët shtinë me armë të gjithë përnjëherësh e pa ndërprerje. Këtyre pushkëve iu përgjigjën disa krisma pisqollash të shkrehura nga kureshtarët që kishin dalë për të bërë sehir dhe që, të përzier tok me gratë, po prisnin të kalonte Bardha.

Vargani vazhdoi udhën e vet nëpër rrugët e qytetit, në mes të këngëve dhe të shtënave me pushkë të malësorëve, në mes të urimeve të zhurmshme që gratë ia drejtonin nuses dhe në mes të fjalëve e shpotive gjithfarësh të shkodranëve, vështrimet kureshtare të të cilëve nguleshin në dritaret e mbushura me gra, që kishin lënë punët e shtëpisë për të marrë pjesë edhe ato, me sa mundnin, në këtë sehir të jashtëzakonshëm.

Sa më shumë që vargani i afrohej shtëpisë atërore të Bardhës, aq më tepër shtohej numri i sehirxhinjve kureshtarë. Për banorët e Shkodrës kjo ishte një ngjarje pothuaj e pashoqe, që s'mbahej mend të kishte ndodhur ndonjëherë tjetër më parë; sepse kurrë ndonjëherë një vajzë e re nga qyteti s'ishte martuar me një malësor, asnjë grua s'kishte kaluar ndonjëherë nëpër rrugë ,e përcjellë nga një vargan kaq zhurmues, kaq madhështor e me kaq bujë. Kudo, turma hapte udhë e bënte zhurmë mënjanë që të linte të kalonte Bardhën me shpurën e vet. Nga të gjitha anët e përgëzonin, e përshëndetnin dhe e brohoritnin. Mirëpo ajo e gjorë shkonte ka luar midis gjithë kësaj mizërie, me sytë ulur poshtë dhe e mbuluar me një vel të bardhë si një therore që e

çojnë për flijim, pa shikuar njeri dhe pa iu përgjigjur ndryshe urimeve dhe përgëzimeve, që gratë s'pushonin së drejtuari, veçse me një lëvizje të lehtë të kokës në formë përkuljeje plot nderim.

Kur arriti para shtëpisë atërore, porta e madhe u çel dykanatësh dhe që andej dolën një turmë të afërmish të të dyja gjinive, që ishin mbledhur aty për ta pritur krahëhapur. Sapo e panë, u derdhën që të gjithë drejt asaj. I vëllai e kapi për beli dhe e zbriti nga kali duke klithur nga gëzimi e duke i uruar mirëseardhjen. Pa vënë mirë këmbën në tokë, ajo u gjend në krahët e s'ëmës dhe, në atë përqafim, nënë e bijë i thanë njëra-tjetrës më shumë gjëra nga sa do të mund t'i shkruanim në një ditë të tërë.

Shpurën e Bardhës e futën në oborrin e jashtëm të shtëpisë; malësorët, sipas zakonit, varën pushkët në gozhdët e ngulura në murin që rrethonte oborrin dhe u rreshtuan duke ndenjur më këmbë, të gëzuar e të kënaqur që e kishin mbaruar udhëtimin. Aty i qerasën me pije freskuese dhe me kafe. Pastaj u sollën poçat me raki. Para se ta zbraznin gotën si edhe pasi e pinin me fund, uronin e thoshin plot fjalë të mira e lëvdata për bajraktarin e Temalit, dhe kësaj here edhe për të shoqen, sepse këto dolli e këto qerasje bëheshin në shtëpinë e prindërve të saj. Përshëndetnin njëri-tjetrin, i thoshin fjalë të përzemërta dhe i uronin me gjithë shpirt shoqi-shoqit të kishin fatin e bardhë e të lavdishëm të vdisnin nga plumbi , si trimat. Në fytyrat burrërore të këtyre malësorëve pasqyrohej gëzimi; ai vërshonte e shpërthente në thirrmat, britmat dhe sokëllimat e tyre, ndërsa rakia vazhdonte të vinte rrotull pareshtur dhe gotat të shkundeshin me fund njëra pas tjetrës.

Ndërsa temalasit dëfrenin e argëtoheshin kështu, aty në oborrin e jashtëm të shtëpisë, Bardha, në konakët e s'ëmës, përqafohej e puthej me të dashurit e saj, shkëmbente fjalë të ëmbla e përkëdhelje plot dhembshuri dhe çmallej me ta. Ajo po i tregonte s'ëmës jetën e hidhur që kishte kaluar në Temal, vuajtjet mo-

rcle që kishte hequr atje për shkak të paragjykimeve të malësorëve; ajo derdhi, më në fund, tërë helmin që ia kishte mbushur zemrën, në gjirin e ngrohtë e shpresëdhënës të s'ëmës, që e përkëdhelte me dhembshuri dhe e fërkonte pareshtur, e ngushëllonte e i jepte këshilla si të bënte e si të sillej paskëtaj. Ah! Nënën e zezë e vriste ndërgjegjja, e brente pendimi, se ajo e kishte shtrënguar të bijën të martohej me Lulin, guximi i të cilit e kishte mahnitur në shumë luftime që fisi i tij kishte bërë me fiset Rjolli e Mazrek. Po tani e keqja ishte bërë dhe nuk kishte derman për të. Në Shqipëri nuk pyetet kurrë zemra e vajzave kur është fjala për martesën e tyre; kjo punë është në dorë të prindërve, dhe ata bëjnë si të duan vetë. Të ankohesh apo të kundërshtosh vullnetin prindëror, kjo gjë do të ishte një krim, që një vajzë e ndershme nuk do të guxonte kurrë ta bënte.

Turma e kureshtarëve, që kishte ndjekur varganin e Bardhës u shpërnda pak nga pak. Tani s'kishin mbetur veçse disa të ngeshëm, të cilët po shikonin me lokmi deshtë që po piqeshin në hell, si edhe gjellët e tjera që po përgatitnin për darkën e malësorëve. Të ulur rreth e rrotull oborrit, këta të fundit, duke pirë raki e duke kënduar këngë lufte, po prisnin t'u shtronin sofrat për të ngrënë darkën, e cila pothuajse ishte bërë gati.

Në këto e sipër, një temalas i ri u shkëput nga shokët që të shkonte të mbyllte portën, e cila kishte mbetur e hapur.

I mbështetur në njërin nga kanatet e saj , një mysliman i ri shkodran, i armatosur gjer në dhëmbë, po vështronte me një sy përbuzës ç'po ndodhte në oborr. Kur i tha temalasi të largohej, shkodrani ia ktheu me fjalë fyese.

Malësori, i prekur në sedër, e vështroi me sy të keq dhe shfryu:

— Mbaj gojën, or trim, se ndryshe të mësoj mend unë e të bëj atë që s'ta pret mendja!

— Ca horra si ti, që u bëhen shërbëtorë grave kaure, s'i dalin dot përpara një myslimani, — ia dha për-

gjigjen i riu shkodran dhe, pa mbaruar mirë fjalën, ngriti dorën ta qëllonte.

Malësori, i bërë bishë nga inati, nxori nga brezi një pisqollë për ta ndëshkuar atë kapadai të pacipë, i cili, nga ana e tij, veproi po në atë mënyrë.

U dëgjuan dy krisma dhe,një çast më vonë, ishin dy kufoma të shtrira në një pellg gjaku, mu te pragu i shtëpisë.

Kur u dëgjuan shkrehjet, malësorët e rreshtuar rreth e rrotull oborrit, u ngritën menjëherë, rrëmbyen armët dhe u turrën te porta; por, tek panë të dy trupat pa shpirt, e sollën atë të shokut të tyre në shtëpi, dhe e shtynë tjetrin në rrugë.

– U thoni prindërve të këtij djaloshi, në qoftë se i ka, që ta marrin kufomën e tij, – thirri një malësor plak, duke iu drejtuar sehirxhinjve që ishin ndalur përpara shtëpisë. – Dy të rinj, një mysliman dhe një i krishterë qëlluan njëri-tjetrin; që të dy u vranë. Gjak për gjak: s'ka vend për hakmarrje. Ky borxh u la, sipas zakonit. Natën e mirë!

Pas këtyre fjalëve, ai mbylli portën dhe shkoi e u ul në sofër me shokët.

Hëngrën mirë, pinë edhe më mirë, kënduan dhe ngritën dolli, duke i shkundur gotat me fund, për shpirtin e djaloshit që kishte vdekur si trim.

Të nesërmen, malësorët u ngritën në mëngjes herët dhe u bënë gati të niseshin. Duhej të arrinin në mbrëmje në Temal që t'i jepnin llogari bajraktarit të tyre për të gjitha ç'u kishin ndodhur gjatë udhëtimit. Aty për aty sajuan një vig që e mbuluan me gjethe dafine të këputura nga drurët e kopshtit. Në vig vunë trupin e shokut të tyre që t'ia çonin s'ëmës.

E shkreta nënë! Ky ishte biri i saj i fundit që ia vranë. Dy më të mëdhenjtë ajo i kishte humbur dy vjet më parë, në një luftim me armiqtë e fisit të vet.

Pasi u ndanë me Bardhën dhe përshëndetën e falënderuan nënën e saj, temalasit morën rrugën që kishin bërë një ditë më parë. Kishin arritur në Shkodër duke përcjellë gjithë gaz gruan e bajraktarit të tyre, kur-

se tani po ktheheshin në shtëpi duke bartur kufomën e një shoku, i cili, një ditë më parë, kishte qenë plot jetë e shëndet dhe plot shpresa.

Bardha ndenji tek e ëma.

Vdekja e dy njerëzve të vrarë mu te pragu i shtëpisë së prindërve të saj i kishte bërë një përshtypje shumë të hidhur. Përveç paragjykimeve, që ia errësonin arsyen, ia bënin mendjen dhallë dhe nuk e linin për asnjë çast të qetë, vdekja e malësorit të ri e tronditi pa masë dhe i kalli tmerrin në shpirt. Imagjinata e saj e ndezur shihte në këtë mynxyrë jo vetëm një shenjë të kobshme, një ogur të zi, por edhe një varg gjëmash të vërteta, që po përgatiteshin për të në të ardhmen e që do t'i binin mbi kokë pa derman. Dhe asaj së mjere i hyri frika në palcë.

A ishte urrejtja e malësorëve që paskëtaj do të bëhej më e fortë dhe më e pamëshirshme se në të kaluarën, apo mospërfillja përherë e më mizore e të shoqit ajo që e bënte të dridhej? As ajo vetë nuk e dinte. Mirëpo zemrën e kishte të trembur, vuante pa masë, e ndiente veten shumë të mjerë e të dënuar nga fati. Dhe ia shkrepi të qarit!...

## III

Një trim i ri, djalosh shtatëmbëdhjetë-tetëmbëdhjetëvjeçar po shëtiste në një pyll të vogël, që shtrihej gjatë mureve me bedena të një shtëpie të madhe e të vjetër, në lagjen më të populluar të qytetit, të quajtur «Perash». Krenar sa më s'bëhej për pisqollat e bukura prej argjendi të skalitur e të praruar që mbante në brez, ua kthente qytat herë djathtas, herë majtas, duke u përpjekur t'i vinte në një mënyrë sa më të hijshme.

Ishte i gjatë për moshën e tij, me trup të zhvilluar mirë e bukur si gjithë shqiptarët dhe me belin aq të hollë, saqë shumë vajza evropiane do t'ia kishin zili. Kostumi i tij kombëtar prej kadifeje të kuqe, qëndisur me fije ari, vinte në pah bardhësinë e fustanellës së tij të gjerë e të pasur dhe i jepte nga larg dukejn e atyre luftëtarëve të rinj grekë, modeli i të cilëve na është ruajtur në skulptura e në medalje. Sikur ai të mbante, në vend të kësulës së kuqe, një përkrenare të praruar, ngjashmëria do të binte në sy më shumë: do të kujtoje se ishte vetë Akili, që po bënte ushtrimet e tij të para në përdorimin e armëve.

Çehrja e zeshkët dhe flokët e gjatë e të zez që i binin vetiu krela-krela mbi supe, i jepnin vështrimit të

tij krenar një hije melankolie e dhembshurie të egër. Kur e këqyrje, ja do ta doje, ja do ta urreje: s'kishe si bëje ndryshe. Tiparet e tij ishin të rregullta: balli i gjerë e i fisëm, i pastër e i lëmuar si i ndonjë vajze, mbante vulën e një zgjuarsie të rrallë. Një brerore poezie, si të thuash, e mbështillte krejt, dhe tërë fizionomia e tij zbulonte mugujt e një morie pasionesh të vrullshme e të papërmbajtshme, gati të ndizeshin flakë në buzëqeshjen e parë të një femre.

I ati, Mhilli i Vlashajve, e donte me dhembshuri, kurse e ëma, që e mbanin për gruan më të bukur dhe më të virtytshme të Shkodrës, përgjërohej për të birin dhe dashuria e saj për të arrinte gjer në adhurim. Djaloshi e dinte dhe e shpërdoronte nganjëherë këtë dobësi, duke u sjellë në mënyrë të pavarur dhe duke u shtirë sikur ishte zot i vetes. Sidoqoftë, ai i përgjigjej dashurisë së s'ëmës duke e dashur me gjithë shpirt dhe ishte gati të linte edhe kokën për të.

Aradi i ri kishte bërë disa vjet shkollë. Kishte dëshirë të mësonte gjuhët e huaja dhe të shquhej për një arsimim më të mirë. Mjerisht, Shqipëria, në gjendjen e vajtueshme në të cilën e kanë katandisur, nuk u jep dot asnjëfarë arsimimi për të qenë fëmijëve të vet, meqenëse shkollat i mungojnë pothuajse plotësisht. Mendja e tij kishte nevojë për ushqim dhe fantazia e tij e zjarrtë e poetike prej natyre rrihte gjithnjë të ngrihej e të dilte nga rrethi i ngushtë, që mungesa e një arsimi të lartë dukej se ia kishte caktuar. I pëlqente të lexonte librat që bënin fjalë për kalorësinë e lashtë, dhe heroizmat e kryqtarëve e nxitnin entuziazmin e tij, gjer në atë pikë, saqë, në mes të dëfrimeve të vete më naive, kërcente ngandonjëherë si ndonjë dre i plago sur, duke thirrur:

— Sa keq që s'pata fatin të lindja në ato kohë të bukura, kur trimat me shpatën e tyre mund të ngadhënjenin mbretëri dhe të fitonin zemrat e zonjave të mëdha!

Në ato çaste ekzaltimi, sytë i shkreptinin dhe ze-

mra i rrihte aq fort, sikur të donte t'i çante kraharorin.

Aradit s'i hiqej nga mendja Gofredo Buloni[1]), dhe ia kishte zili Rinaldos lumturinë që kishte shijuar në krahët e Armidës. I kredhur në ëndërrime, ai futej thellë në pyje, me shpresë se ndonjë driadë do të dilte papritmas, si me magji, nga trungu i një lisi që ta grishte në gëzimet e dashurisë, ose, së paku që t'i tregonte çmimin që lypte për t'i falur bukuritë e veta. E thërriste me gjithë shpirt, zemërpërgjëruar, atë vegim të mrekullueshëm, dhe fluturonte plot ngazëllim në krahët e këtyre ëndrrave të marra, por, medet driada nuk dukej gjëkundi, pylli nuk ishte i magjepsur, dhe ai zinte të dyshonte në fjalën e Tasos.

I shkreti Arad! Ai e shihte jetën përmes prizmit të poezisë dhe ishte zhytur në ëndrrat e veta; ishte zhytur në këto ëndrra gjer në atë pikë, saqë nuk e pa Anulin, shokun e tij të fëmijërisë, i cili kishte ardhur gjithashtu në pyll dhe, tek s'donte t'ia prishte atë lloj ekstaze në të cilën e kishte gjetur, po e këqyrte me një dhembshuri prekëse, duke pritur që t'i fliste ai i pari.

Aradiktheu kokën dhe, tek e pa aty, thirri:

– Anul! Po ti këtu qenke dhe nuk po më flet? Apo mos kujtoje se unë të fsheh diçka dhe erdhe të më kapësh në befasi?

– Jo, i dashur Arad, ti nuk më fsheh asgjë mua, përveç atyre të fshehtave që të krijon fantazia jote... Ti fluturon gjithnjë në krahët e ëndrrave, lart në qiell, por nuk do të bëje keq sikur të zbritje në tokë: këtu është më mirë.

Duke dashur ta mbyllte këtë bisedë, Aradi heshti. Pastaj hodhi dorën në krahun e shokut të tij dhe i tha:

– Pa më thuaj, a e pe atë zonjën e Temalit që sapo arriti këtu?

– Tek ajo isha, pikërisht që andej po vij. Ti e di se ne jemi pak tanët, kushërinj të dytë. E gjora Bardhë! Nuk m'u duk të ishte e lumtur.

1) Personazhe të veprës «Jerusalemi i çliruar» të T. Tasos.

— A është vërtet aq e bukur sa thonë? Nëna ime fliste dje për të... Ajo tha se Bardha s'e ka shoqen.

— Ka të drejtë, vëlla i dashur. Dila e Vlashajve, nëna jote e mirë, e njihte para se të martohej me bajraktarin malësor; ndoshta tani do t'i duket edhe më e bukur, sepse, që kur ka shkuar në malësi, Bardha ka marrë pamjen e një zane. U përngjan pak atyre shtojzovalleve e atyre floçkave për të cilat më ke folur ti aq shpesh.

Shtojzovalle!... Floçka!... Në këto fjalë djaloshit iu drodh zemra, sytë i shkreptinë, faqet iu skuqën, fantazia iu ndez flakë. Mendoi: pra, shtojzovallet ekzistokan me të vërtetë, floçkat notojnë, në mos në ujë, së paku në valë mëndafshi e dantellash. Të gjitha ato që kam lexuar nuk qenkan vetëm ëndërr, trillim poeti, sepse, në qoftë e vërtetë kjo që thotë Anuli, atë qenie ideale, që e shihja të endej fluturim në ajri, apo të notonte në ujërat e kulluara të lumit tonë, atë krijesë misterioze, me një fjalë, mund ta takojmë, fundi i fundit, në personin e.. Kështu mendoi me vete, po për këto gjëra nuk i foli fare shokut të tij.

Në atë çast dëgjoi se po e thërriste e ëma. E mori Anulin për krahu dhe u drejtua nga dera e vogël që kishin hapur në murin e oborrit.

— Ç'më do, o nënë? — i tha, pasi e përqafoi.

— S'të kam parë sot, biri im, dhe tani është koha e drekës. Ejani shpejt. Anul, ti do të rrish të hash drekë me ne.

Që të tre shkuan në dhomën e bukës dhe u ulën në qilima, sipas zakonit oriental. U shtruan gjellë shumë të thjeshta, bukë misri, pak mish të pjekur, qumësht, djathë e pemë. Një kupë e praruar plot me ujë të freskët, që ia dhanë njëri-tjetrit, shërbeu për t'u shuar etjen që të treve. Pasi hëngrën drekë, u shtinë ujë të lanin duart, i fshinë ato me peshqir, dhe pastaj u ngritën.

— Nënë, unë do të shkoj sot me Anulin t'i bëj një vizitë Bardhës së Temalit: dua të shoh çfarë efekti ka bërë te një vajzë qyteti qëndrimi në malësi.

— Shko, po deshe, vetëm shih, të jesh i arsyeshëm.

Pastaj, duke iu drejtuar Anulit:

— Të lutem, mos e lër vetëm. Është aq i rrëmbyer, aq i ndjeshëm dhe preket aq shpejt, saqë më dridhet zemra gjithnjë për të. Ka aq njerëz të këqij nëpër qytet dhe, kur më kujtohet ngjarja e Topiajt të ri, më shkojnë të ngjethura nga frika.

— Mos kini frikë, zonja Dilë; do t'jua sjell djalin sonte shëndoshë e mirë.

— Të falem nderit, Anul, të falem nderit! Ti je djalë i mirë dhe miku ynë i vërtetë, le pastaj që ti e do Aradin si vëllanë tënd. Këtë do të ta dimë gjithnjë për nder.

Aradi ishte futur në dhomën e vet që të vishej më mirë e të rregullonte pisqollat në brez.

U bë gati shpejt e shpejt dhe sakaq u kthye gjithë gaz tek e ëma.

— Nisemi, Anul, — tha, koha është e mirë dhe unë kam nevojë për ajër të pastër. Eja të shkojmë.

Dhe, duke e marrë për krahu shokun e tij, zbriti shkallët me vrap.

Një shërbëtor i armatosur mirë e bukur erdhi ta përcillte, sipas zakonit, zotërinë e tij të ri.

— Nuk kam nevojë për ty, Kaso, — i tha Aradi, — po shkoj me Anulin. Ti shko e kujdesu për pushkën time. Nesër, ndoshta, do të dalim për gjah.

Shërbëtori u tërhoq menjëherë. Aradi dhe Anuli dolën.

Aradi nuk e përmbante dot padurimin e vet: kërcente, fliste pa pushuar gjithë hov e gjallëri. Fluturonte rrugës si ndonjë kalë i ri azgan që del nga ahuri pas disa ditësh pushimi. Nuk i hidhte sytë as djathtas as majtas dhe kalonte pa u ndalur për t'u kthyer përshëndetjen miqve që ndeshte rrugës. Ca zonja myslimane të pispillosura me stoli të shtrenjta ecnin fare pranë tij, por ai nuk i shihte me sy. E kishte mendjen vetëm te Bardha dhe po mendohej se ç'duhej t'i thoshte. Rregullonte fjalët, zgjidhte përshëndetjet, urimet e shpreh-

jet më të ëmbla e më fisnike, stivonte në fantazinë e tij katikule mbi katikule, përgëzime mbi përgëzime, mirëpo, shumë shpejt, nga tërë kjo stivë idesh nuk ngelte asgjë: frazat e zgjdhura, fjalët e ëmbla, shprehjet delikate, të gjitha zhdukeshin e humbnin në rrëmujën e llogarive që bënte, në vorbullën e dëshirave të tij.

I shkreti djalë! Kishte lexuar Tason, Arioston, Ovidin dhe autorë të tjerë të këtij lloji dhe pandehte se bota reale ishte bota poetike e pikturuar nga autorët e tij më të dashur. Sipas mendimit të vet, mjaftonte që njeriu të ishte i virtytshëm, për të qenë i sajdisur nga të tjerët, shpirtmadh e zemërgjerë, për të pasur respektin e të gjithëve, guximtar e trim, për të qenë i admiruar, i rënë në dashuri, për të qenë i dashuruar. Në moshën tetëmbëdhjetëvjeçare, me librat që lexonte dhe me të cilët ushqente shpirtin Aradi, sigurisht që ai nuk e përfytyronte dot ndryshe botën veçse nën pasqyrimin e atij prizmi fatal që na bën ta shohim me ngjyra të bukura edhe vetë shpirtin e hipokritit e të tradhtarit!

Kur të dy shokët arritën pranë shtëpisë së Bardhës, Aradin filloi ta lëshonte zemra. Ndiente një si dorë të hekurt që po e kapte për fyti; mezi merrte frymë, veshët i buçitnin, koka i digjej zjarr dhe këmbët po i priteshin. Tha se po i binte të fikët.

Ndoshta do të kishte rënë përtokë, po të mos kishin kaluar pranë tij, në këtë çast vendimtar, dy myslimanë të rinj shkodranë. Njëri prej tyre, shtathedhur, me një fizionomi kërcënuese dhe sjellje të vrazhdë si kapadai, e kishte vënë re dobësimin e Aradit. Prandaj, duke iu drejtuar shokut të vet, i tha:

– A po e sheh atë djalosh të hijshëm kaur? Si duket, s'po e ndien veten hiç mirë. Ndoshta e lodh pesha e pisqollave të praruara.. S'është për të mbajtur armë ai! Do të bënte më mirë të merrej me ndonjë punë tjetër.

Kur dëgjoi këto fjalë fyese, Aradi mend kërceu përpjetë nga zemërimi; hodhi dorën në pisqollat dhe erdhi e u bë dhe më i zbehtë në fytyrë. Por, tek mendoi

se, po të zihej me këtë njeri, s'do të mund të shkonte për vizitë te Bardha, e përmbajti veten, bëri sikur s'kishte dëgjuar gjë dhe vazhdoi udhën.

Kur u larguan dy myslimanët, Aradi u kthye nga Anuli dhe i tha:

– A nuk është Sulejman Cafi ai djaloshi i gjatë që sapo kaloi këtu?

– Po, iu përgjigj Anuli. – Është njeri i keq, horr i horrave, një kopuk, që duhet t'i rrish sa më larg.

– Mirëpo ai më fyeu, ia priti Aradi, – dhe fare pa arsye. Por do të vijë dita kur do t'ia rras brenda në fyt fjalët që më tha.

Ky incident ndodhi tamam në kohën e duhur për t'ia shndërruar qind për qind gjendjen shpirtërore Aradit. Dobësisë ia zuri vendin një acarim i lehtë, që u dha një drejtim tjetër mendimeve të tij dhe, njëkohësisht, ndryshoi ato emocione dhe ndjesi të papërshkrueshme që pushtojnë shpirtin e një djaloshi kur i afrohet një gruaje të bukur. Prandaj, kur arriti te porta e shtëpisë së Bardhës, Aradi e kishte marrë disi veten: zemra ende i rrihte me rrëmbim, mendimet i fluturonin, shpirti i notonte në botën e së panjohurës, por nuk po dridhej më e nuk e ndiente veten keq; i ishte kthyer qetësia dhe kthjelltësia shpirtërore, i ishte kthyer gëzimi i tij i natyrshëm.

Porta e jashtme ishte, si kurdoherë, e hapur dykanatësh. Aradi dhe Anuli hynë në oborr. Anuli pyeti a ndodhej në shtëpi Bardha e Temalit; iu përgjigjën se aty gjendej.

– Ngjitemi, – i tha Aradit, – unë do të të paraqit tek ajo, por mos pandeh se është ndonjë nga ato driadat, për të cilat ti ëndërron gjithmonë.

Dhe të rinjtë u ngjitën lart.

Kur i pa një nga gratë malësore që ishte në shërbim të Bardhës, i futi në një dhomë mjaft të madhe, të shtruar me qilima. Përballë derës, si në të gjitha shtëpitë shqiptare, ishte oxhaku, që kishte si bazë një zjarrishtë të madhe, mbi të cilën ngrihej një lloj kupole

si prej shkumësi të skalitur. Rreth e përqark dhomës kishte jastëkë të mëdhenj të qëndisur me fije ari: pranë derës të binte në sy një raft plot me llulla të gjata orientale me maja prej qelibari. Një mori armësh, pushkë, pisqolla, jataganë, të veshura me argjend, të varura në gozhdë të verdha, stolisnin muret.

Aradi, i cili, falë zemërimit që ndezi në shpirt cipëplasuri Sulejman, mundi ta merrte veten dhe ta përmbante emocionin tronditës që i jepte mendimi se do të takohej me Bardhën, pa u futur mirë në këtë dhomë, zuri ta ndiente veten keq. Dëshira, padurimi, druajtja, me një fjalë, një mori ndjenjash që binin ndesh njëra me tjetrën, ia pushtuan shpirtin dhe gjaku i vërshoi me turr në zemër.

Bardha nuk u vonua shumë. Fëshfërima e fustanit të saj lajmëroi se po vinte që disa sekonda para se të hynte në sallon, dhe kjo fërfërimë e lehtë e tronditi aq shumë Aradin, saqë iu zu fryma dhe sa s'i mbeti zemra në vend. Një ndjenjë e ngjashme me atë që ndiejnë shpirtrat besimtarë në një vend të shenjtë ia pushtoi tërë qenien.

Bardha kishte veshur një fustan mëndafshi të bardhë që i binte gjer te nyja e këmbës dhe linte t'i dukeshin fundet e qëndisura të çitjaneve; në këmbët e saj të vogla e të bukura, në formë harku, kishte mbathur një palë pantofla gjithashtu të qëndisura me ar e me inxhi, që i rrinin për bukuri. Mbi fustan mbante një xhaketë tjetër, që e linte zbuluar bustin e saj të mbërthyer me një lloj jeleku, qëndismat e të cilit nuk lejonin të shihej se prej çfarë stofi ishte. Një brez i shtrenjtë ia rrethonte belin e hollë si të zanave. Petku i jashtëm, i quajtur xhybe, ishte prej kadifeje të kuqe të mbyllur, qëndisur me ar, dhe binte, me palë të gjera, gjer në tokë. Flokët e zinj, të stolisur me një lloj diademe plot gurë të çmuar, mbi të cilën kishte hedhur një vel të bardhë të tejpashëm që i binte në shpinë, e bënin të dukej si ato mbretëreshat e lashtësisë, kuj-

timin e të cilave na e ka ruajtur historia me emrat e Semiramidës,[1]), Kleopatrës[2]), dhe Zenobisë.[3])

Bardha e Temalit ishte shumë e re: sapo kishte mbushur tetëmbëdhjetë vjet; ishte me të vërtetë e bukur, ashtu si shumica e grave shqiptare, Shtati i saj i gjatë e i hedhur ruante, me gjithë vëllimin e petkave që kishte veshur, shumë zhdërvjelltësi e hijeshi. Sytë e zinj në formë bajameje, në hijen e qerpikëve të gjatë, i lëshonin shkreptima, që do të ishte e vështirë t'ua duroje shkëlqimin verbues pa atë njomësinë e ëmbël e melankolike që disi ua porriste zjarrin. Buzëqeshja e saj ishte hyjnore.

Nuk është e mundur kurrë të përshkruhet me përpikëri bukuria e gruas. Gjuhët njerëzore janë të pafuqishme të shprehin atë që na frymëzon ajo. E ndiejmë bukurinë në ngazëllimin që na fal, në emocionet e thella që na zgjon në shpirt, por nuk mund ta analizojmë; mahnitemi përpara saj dhe e adhurojmë, por pa kuptuar psenë. Ajo është mister!

Anuli ia paraqiti Aradin Bardhës. Këta përshëndetën njëri-tjetrin dhe këmbyen urime, të falura dhe përgëzime, komplimente të zakonshme, shprehje të rëndomta që thuhen e stërthuhen gjithnjë e që u përngjajnë joneve të përsëritura të organove, me një fjalë banalitete.

Megjithatë, ky takim i bëri Aradit një përshtypje të thellë e i la një mbresë të pashlyeshme. Djaloshit të shkretë iu duk sikur gjendej përpara asaj qenieje ideale e të mbinatyrshme që ai po e kërkonte prej aq kohe, dhe e ndjeu veten krejt të tronditur.

Pas një çerek ore bisedë, gjatë së cilës të rinjve u sollën kafe dhe llulla të gjata me duhan aromatik të

---

1) Semiramida, sipas gojëdhënës, mbretëreshë legjendare e Asirisë dhe Babilonisë.

2) Kleopatra, mbretëreshë e shquar për zotësinë dhe bukurinë e saj (60-30 p.e.r).

3) Zenobia, mbretëreshë e shquar e Palmirit, që pas vdekjes së të shoqit nuk pranoi t'i nënshtrohej Perandorisë Romake.

Jenixhesë, dy shokët morën leje nga Bardha që të shkonin, duke përsëritur prapë po ato shprehje përshëndetjeje e po ato urime që i thanë kur erdhën.

Aradi nuk shihte më asgjë; sytë e tij ruanin ende pasqyrimin e fytyrës së ëmbël të Bardhës dhe mendja e tij e kishte humbur tërë qartësinë. I shkreti djalë! Ishte e para herë që po shitohej nga shigjetat e dashurisë.

Duke u kthyer në shtëpi, dy të rinjtë takuan sërish Sulejman Cafin me shokun e tij, dhe i pari shqiptoi me zë të lartë fjalë fyese për Aradin. Ishte e qartë, se ai rrihte të bënte sherr e të provokonte me qëllim. Mirëpo Aradi, i kredhur kryekëput në ëndrrat e veta, s'e kishte mendjen aty, dhe as që ua vurin veshin fjalëve të Sulejmanit, prandaj, vazhdoi udhën duke ëndërruar e duke menduar mijëra plane e projekte.

Kur arritën pranë shtëpisë së Vlashajve, Anuli deshi të ndahej nga Aradi, ndoshta për t'u kthyer prapa që t'i kërkonte hesap Sulejmanit për fjalët fyese që kishte thënë. Por Aradi e mbajti, dhe hynë në shtëpi që të dy, ashtu siç i kishin premtuar, kur ishin nisur, Dilës së Vlashajve.

Aradi vajti e përqafoi t'ëmën, e cila, nga ana e saj, e puthi dhe e ledhatoi me dhembshuri. Pastaj meqë e ndiente veten si të lodhur, iu lut shokut të tij të qëndronte pranë saj dhe ai shkoi e u mbyll në dhomën e vet.

Pa arritur të hiqte pisqollat nga brezi, u lëshua e ra si një trup i pajetë aty mbi qilim dhe qëndroi ashtu një copë herë të gjatë, pa lëvizur fare nga vendi.

*«E cadde come corpo morte cade.»*[1]

---

1) «Dhe ra ashtu siç bie një trup i vdekur.» Ky është vargu i fundit i këngës V të «Ferrit» të «Komedisë Hyjnore» të Dante Aligierit. Vargu ndodhet gjithashtu dhe në një nga poemat e Ludvig Ariostos.

Mezi merrte frymë, dhe sytë e tij krejt të hapur ishin gati të palëvizshëm, të ngulur diku në një pikë në tavan.

Ç'mendonte vallë në atë çast? Ku i rrihte mendja? A duhet të zbresim në zemrën e tij e të analizojmë aty ndjenjat që binin ndesh me njëra-tjetrën? Mirëpo nuk do ta përshkruanim dot kurrë gjendjen e një zemre të re shqiptare që çel, për të parën herë, si një burbuqe e njomë trëndafili plot vesë, në rrezet hyjnore të dashurisë, për të shijuar ëmbëlsitë e mrekullueshme të saj!

# IV

Malësorët që përcollën Bardhën në Shkodër, kishin arritur tanimë në Temal. Luli, bajraktari i tyre, kishte dalë t'i priste dhe, tek pa vigun e mbuluar me lule e dafina, pandehu se mos po i sillnin të shoqen të vdekur; për një çast i erdhi keq dhe e vrau ndërgjegjja, sepse thellë në zemrën e tij të egër e ndiente se ishte fajtor, se ishte sjellë keq me të e i kishte rënë shumë herë më qafë kot së koti. Po shpejt e mori veten e u qetësua, kur mësoi se i kishin vrarë njërin nga njerëzit e tij, dhe thirri:

– Si vdiq? A ia morët gjakun?

– Po, o bajraktar, – u përgjigj njëri nga pleqtë që bënte pjesë në shpurë, – e mori gjakun vetë, e vrau me dorën e tij kundërshtarin, një shkodran të pacipë që guxoi të nxirrte nga goja fjalë tepër të rënda për një burrë që mban armë në brez.

– Mirë atëherë, – tha i kënaqur bajraktari. – Çojani kufomën s'ëmës dhe i thoni se gostia e përmortshme do të bëhet me shpenzimet e mia.

Pastaj u kthye nga njeriu i tij i besuar dhe e urdhëroi:

– Jepini plakës së mjerë desh, miell, gjalpë dhe çdo gjë tjetër që i nevojitet për drekën e përmortshme që duhet të shtrojë për nder të të birit. Dëgjove, Seko?

– Po, zotëri, do t'i kryej besnikërisht urdhrat tuaj.

Pasi mbaroi ky dialog i shkurtër, vargani u drejtua nga kasollja e malësorit të vrarë dhe arriti atje pa vonesë.

Nënëzeza e kishte parandier këtë fatkeqësi. Një natë para se t'i vritej i biri, kishte parë një ëndërr të keqe, dhe një ndrikull, fqinje e saj, i kishte thënë se kjo ëndërr tregonte se do të humbte një gjë shumë të shtrenjtë e shumë të dashur të zemrës. E ç'gjë tjetër shumë të shtrenjtë e shumë të dashur të zemrës kishte ajo, përveçse të birin? Ajo nuk donte askënd si atë, dhe s'kishte asnjë krah, asnjë shpresë, asnjë gëzim tjetër në këtë botë!

Kur pa turmën e burrave të zymtë e të heshtur që po drejtoheshin nga shtëpia e saj, ajo e kuptoi menjëherë, u lëshua si e marrë në rrugë dhe kërkoi të birin me klithma që të copëtonin zemrën.

– O nënë e shkretë, – i tha Luli, – birin ta vrau një mysliman nga Shkodra!

– Kuku! – vuri kujën ajo duket qarë me dënesë. – Kuku! E zeza unë, që s'kam djalë tjetër për t'i marrë gjakun. Gjaku i tij do të humbë, në qoftë se fisi nuk ia merr.

Dhe rrihte kraharorin me grusht e shkulte flokët.

– Mos ki keq, o grua e mirë, – tha plaku që kishte folur aty më parë me bajraktarin, – yt bir ra si trimat dhe e mori gjakun vetë. Ai e vrau kundërshtarin me dorën e vet.

– Vërtet, – tha plaka, – vërtet? – dhe një rreze gëzimi ia ndriçoi fytyrën gjithë rrudha.

– Vërtet, o nënë e mirë, vërtet! Të betohem!

– Zoti qoftë i lëvduar! Humba djalin e fundit, loçkën e zemrës sime, por, të paktën, nuk do të thonë se nuk i është marrë gjaku. Jo! Gjak për gjak, vdekje për vdekje!...

Pastaj zuri të vajtonte dhe t'i thërriste me emër të tre djemtë që kishte humbur, që të tre në mënyrë tragjike.

Mbi këto e sipër, erdhën gratë fqinje, të veshura me petka zie, për t'i bërë të ndjerit nderimet e fundit, sipas zakonit. Ato morën kufomën, e lanë, e rruan, e veshën me rrobat më të mira dhe e shtrinë në arkivol. I vunë mbi kraharor pisqollat dhe një kryq të vogël prej bakri të praruar, që ishte varur në murin e kasolles. Pastaj ato ua lëshuan vendin burrave, të cilët e morën arkivolin dhe e vunë në lëndinën që gjendej pranë shtëpisë. Pas kësaj, gratë u rreshtuan në formë gjysmërrethi rrotull të vdekurit dhe ia filluan vajit të përmortshëm; vajtimi i tyre të këpuste shpirtin dhe, në fund të çdo strofe që përkujtonte një cilësi të lartë apo një trimëri të veçantë të të ndjerit, ato lëshonin horas një rënkim të gjatë e të thekshëm.

Pasi mbaruan vajtimin, gratë u tërhoqën praptazi për t'ua lëshuar vendin burrave, të cilët, të armatosur gjer në dhëmbë, erdhën e u rreshtuan, edhe ata në formë rrethi rrotull arkivolit. Lëshonin klithma të egra, duke thirrur me emër djaloshin, rrihnin kraharorin me të dy grushtet dhe çirrnin fytyrën gjersa u rridhte gjak.

Kjo skenë e egër dhe prekëse njëherësh zgjati gjer në çastin kur erdhi një murg françeskan për të bërë varrimin.

Pasi u thanë lutjet për të vdekurit, shokët dhe miqtë e të ndjerit morën arkivolin në supe dhe u nisën drejt kishës së vogël të fisit. Burrat me pushkët e veta të gjata, dhe gratë pas tyre, përcollën në banesën e fundit kufomën e malësorit të ri.

Në oborrin e kishës ishte një gropë e hapur pranë dy varreve prej guri të bardhë, me dy kryqe mbi to: aty preheshin vëllezërit e djalit të shkretë. Prifti u ndal aty dhe lëshuan arkivolin në tokë. Me të mbaruar lutja për të vdekurit *De profundis*, ia zbuluan fytyrën të ndjerit; të cfërm, shokë e miq erdhën dhe e puthën gjunjazi për të fundit herë, dhe e ëma, e mbytur në lot, erdhi u

gjunjëzua gjithashtu pranë tij, për t'i dhënë lamtumirën e fundit, një lamtumirë përgjithmonë, që të copëton zemrën.

Atëherë e lëshuan arkivolin në varrin e hapur, dhe e ëma hodhi e para një grusht dhé mbi të birin duke i thënë: «Të qoftë e lehtë toka, o shpresa ime e vetme, o krenaria e fundit e jetës sime!»

Gjithë të pranishmit bënë ashtu si ajo. Pesë minuta më vonë varri qe mbushur: aty vunë një kryq të rrethuar me dafina dhe, pasi kryen edhe këtë detyrë të fundit, bajraktari u vu në krye të varganit, që u nis në heshtje drejt kasolles.

Ca malësorë, të mbledhur grumbull rreth zjarreve të ndezura aty-këtu, po piqnin deshtë e po përgatitnin gjellët. Sapo arriti bajraktari, nxituan t'i shtinin ujë të lante duart; po kështu bënë edhe me të tjerët, pa përjashtim. Ky zakon është ndoshta një kujtim nga uji i shenjtë i kohëve të lashta pagane.

Pasi i lanë duart të gjithë, vargani u nda në grupe. U ulën e ndenjën përtokë (përveç bajraktarit dhe priftit që patën të shtruar secili nga një qilim të vogël) dhe pritën t'u sillnin drekën.

Grupet e grave ishin të ndara nga ato të burrave.

Të ftuarve u sollën në tepsi të mëdha prej bakri mish dashi të pjekur, si edhe pilaf, djathë, kos dhe bukë misri.

Hëngrën që të gjithë në heshtje; vetëm më në fund kur sollën kupa të mëdha plot me verë, bajraktari u ngrit dhe piu për prehjen e shpirtit të djaloshit. Po kështu bënë edhe gjithë malësorët, pastaj secili shkoi në shtëpinë e vet, me fytyrën të çjerrë dhe me barkun plot.

Në çastin kur do të niseshin, nja tre a katër pleq të bajrakut iu afruan bajraktarit për ta shoqëruar. Pas pak njëri prej tyre iu drejtua Lulit dhe i tha:

— Bajraktar, po të mos kishte qenë udhëtimi i sat shoqeje, ky djalosh nuk do të kishte vdekur.

— Ka shumë të ngjarë, — iu përgjigj Luli.

– Ky udhëtim na solli fatkeqësi, e dashtë zoti që e keqja të ndalet me kaq e të mos vazhdojë më tutje.

– Le të shpresoimë, – ia ktheu bajraktari me padurim dhe shpejtoi hapin, për të mos i dhënë rast plakat të fisit të vazhdonte më gjatë ashtu, me atë ton.

Gratë e kishin marrë shtruar e nuk ua kishte ënda të ndaheshin. Kishin zënë një bisedë tinëzare e të pabesë, që ua donte zemra të gjithave dhe villnin helm e vrer.

– E shoqja e bajraktarit është shkaku i vdekjes së tët biri, – i tha nënëzezës gruaja e një plaku të fisët. Që prej ditës që hyri në fisin tonë aio mendjemadhe, vetëm kob e qiëmë na ka sjellë. Epo kjo s'durohet! Një vaizë e fushës të na jetë përmbi vajzat e malësisë! Kjo s'është parë e s'është dëgjuar kurrë!

– Ke të drejtë, oj motër, ke të drejtë, ashtu është! – thanë të tjerat.

– Mbahet më të madh e kërkon të na ketë nën vete, – u hodh e tha një plakaruqe e paktë, – i është rritur mendja e i duket vetia kushedi se ç'është. Si s'ka turp të turpërohet aio Bardhëzezë, kur pandeh se qëndron më lart nga ne! Pika që s'i bie budallages me brirë! Një copë grua është edhe aio. njësoi si gjithë të tjerat, as më pak e as më shumë! Zoti bëri burrin që të urdhërojë dhe gruan që të dëgjojë. Ka marrë fund kjo punë!

– Mirëpo ajo është aq e bukur, aq e mirë, aq e pasur, saqë s'e ka shoqen! – vërejti me zili një bareshë e re, duke ia ngulur dhëmbët me oreks të madh një krodhe buke misri.

– Oh! Për e pasur, e pasur vërtet! Sa për këtë, po! S'ke ç'i thua!.. Ka fustane të bukura, pikërëna, por do t'i vjetrohen një ditë edhe ato fustane dhe më në fund si ne do të vishet edhe ajo, s'ka si të bëjë ndryshe.

– Unë s'e shoh dot, halë në sy e kam! – shfryu një malësore e shëmtuar dhe e çalë.

– I duhet rënë kokës që ta ulë një çikë hundën,

se si shumë përpjetë e mban, — u hodh e tha një tjetër.

— Posi, posi! Duhet t'i tregojmë vendin, se si shumë e ka tepruar e si shumë pa na merr nëpër këmbë. As që na përfill fare, veç si e si të na fyejë di!

Gratë vazhduan të llomotitnin kështu, dhe zoti e di se kur do të kishin pushuar së vjelli helm e vrer, sikur jehona e nja dhjetë krismave pushkësh të mos i kishte prerë sakaq dërdëllitjet e tyre. Ato u ngritën dhe u larguan me nxitim për të shkuar në shtëpi, sepse që të gjitha kishin frikë mos u kishte ndodhur gjë burrave apo njerëzve të tyre të dashur.

Pasi kishin ngrënë drekën, malësorët ishin shpërndarë andej-këtej nëpër malësi. Kishin ngelur vetëm disa të vonuar, që po bisedonin për ceremoninë e përmorttshme në të cilën morën pjesë, si edhe barinjtë që çonin kopetë për t'u dhënë ujë në koritën e fshatit. Dukeshin edhe disa vajza që po ktheheshin në shtëpi me shtambat e mbushura me ujë aty në burimin e afërm.

Me të dëgjuar krismat e pushkëve, kasnecët e fisit dhanë kushtrimin, dhe pothuajse menjëherë u panë të vraponin të rrëmbenin armët shumë nga malësorët që kishin marrë pjesë në ceremoni: ata dilnin nga skutat dhe nga gropat e malit si edhe nga rrëzat e pyjeve mu si ato milingonat që dalin nga vrimat e tyre për të mbledhur ushqimin e dimrit. Secili sulej me vrap të gjendej pranë bajraktarit. Që të gjithë druanin se mos ndonjë fis fqinj kishte përfituar nga rasti i varrimit për të marrë ndonjë gjak, sepse secili prej tyre ndiente në ndërgjegjen e vet se e kishte borxh një gjak.

Bajraktari, që ishte i shqetësuar edhe ai, rroku armët, u vu në krye të njerëzve të vet dhe u nis për në vendin ku dëgjoheshin të shtënat e pushkëve. Po nuk shkoi shumë dhe ai pa një bari që po vinte me vrap për t'i sjellë lajme.

— Fol, ç'ka ndodhur? — pyeti Luli.

— Asgjë me rëndësi, o bajraktar, — u përgjigj bariu, i cili s'ngopej dot me frymë nga vrapimi i shpejtë e i gjatë. — Një grup i fisit të Mazrekës ndeshi në

Gjin Ukën e Rjollit, i cili, bashkë me tre shokë, po kalonte nëpër tokën tonë për t'u kthyer në shtëpi. U ndeshën në përroin afër vathave të vjetra. Gjin Uka dhe njëri nga shokët e tij mbetën të vrarë. Nga ana e fisit të Mazrekës ka një të vrarë dhe një të plagosur.

– A e di pse u goditën? – pyeti Luli.

– Po, Biri i Gjin Ukës, këtu e dy vjet më parë, ka rrëmbyer vajzën e Zef Pepës së Mazrekëve, që ishte e fejuar me një burrë nga Plandi. Vëllezërit e vajzës u hakmorën, sipas së drejtës së tyre, në babanë e rrëmbyesit.

– Po kjo punë s'ka mbaruar me kaq, – u hodh e foli një temalas plak. – Sipas asaj që po thua, or djalë, njerëzit e fisit të Mazrekës kanë pasur një të plagosur, kurse kundërshtarët nuk e kanë. Pra, ata të Rjollit kanë borxh akoma një plagë dhe duhet ta paguajnë.

– Ke të drejtë, o plaku Gero, – i thanë malësorët.

– Sigurisht që kam të drejtë. S'do mend ajo. Ja llogaria e saktë: Gjin Uka ia kishte borxh, gjakun të fyerit; prandaj, kur vëllai i vajzës e vrau, ai lau borxhin me jetën e vet dhe ky gjak, pra, nuk llogaritet. Pastaj ka nga një të vrarë në të dyja palët: pra, janë të larë. Mbetet një i plagosur i Mazrekëve; ky borxh ngelet për t'u larë më vonë.

– Tamam ashtu është, – tha bajraktari, duke i miratuar edhe me një lëvizje të kokës fjalët e plakut. – Po çfarë ka bërë Zef Pepa me atë burrin nga Plandi, të fejuarin e së bijës?

– Burri nga Plandi e kërkoi të fejuarën e vet, po Zef Pepa, duke mos mundur t'ia jepte, pranoi se i ka borxh një gjak.

– Po pastaj?

– Vjet, ai burri nga Plandi vrau, afër Kirit, birin e madh të Zef Pepës, dhe me kaq mori fund kjo punë.

– Kështu pra, tani mbetet për t'u rregulluar vetëm plaga e sotme? – pyeti bajraktari.

– Sigurisht, – u përgjigjën të tjerët.

– Bukur! – tha Luli. – Sikur të rregulloheshin të

gjitha punët kaq lehtë e kaq mirë, nuk do të kishim as aq shumë telashe e as aq vrasës për t'i mbrojtur e për t'i ushqyer.

Duke thënë këto fjalë, bajraktari me shpurën e tij vazhdoi rrugën. Kur arritën pranë fshatit, secili mori udhën për të vajtur në shtëpi të vet, përveç tre pleqve më të njohur e më të rëndësishëm të fisit, të cilët, të ftuar nga bajraktari, e përcollën gjer në shtëpi.

— Ejani, — u tha ai, — të pini nga një kafe tek unë; do të bisedoimë për punët e fisit.

— Të falemi nderit, o bajraktar, — u përgjigjën malësorët. — Po vijmë me gjithë qejf, sepse tani që je vetëm, jemi të sigurt se nuk po i rëndohemi njeriu duke zënë vend në vatrën tënde.

— Po ju, tek unë, asnjeriu nuk i rëndoheni, o miqtë e mi.

— Oh, ne jemi të sigurt për ty, por jot shoqe s'është malësore si ne dhe, me sa na duket neve, ajo sikur nuk e ka vendin këtu; ndaj edhe vuan e sikur rri në gjemba, e shkreta grua! Por edhe ne, nga ana jonë, s'e ndiejmë veten hiç të lirë me atë, që nuk u përshtatet dot sjelljeve dhe zakoneve tona. Dikur nuk druheshim nga njëri-tjetri e ishim pa teklif midis nesh.

Luli uli kokën dhe bëri sikur po rregullonte pisqollat në brez, pa guxuar t'i shihte drejt në sy. Këto fjalë të pleqve të fisit të tij i ranë si thika të mprehta në zemër.

Kanë të drejtë, mendoi. Nuk duhej t'i kisha shkelur zakonet e vendit; nuk duhej të isha martuar me këtë grua, për shkak të së cilës nuk po më duan të mitë. Një grua nga Shkodra! Sigurisht që kam bërë një marrëzi të madhe.

Dhe një mendim i kobshëm i shkrepi në kokë.

— Hyni, o miq, hyni! — thirri me një të qeshur të llahtarshme. — Shtëpia dhe zemra e Lulit janë tuajat. Unë kurrë nuk kam pushuar së qeni bir i tim eti, malësor i vërtetë.

Dhe pleqtë e fisit hynë në oborrin e shtëpisë së madhe të bajraktarit të tyre.

# V

Bardha kishte pasur shumë vizita nga të afërmit dhe nga miqtë, të cilët kishin nxituar të vinin t'i uronin mirëseardhjen, siç e lypte zakoni i vendit.

Asaj i ishte bërë qejfi nga kjo gatishmëri e nga ky interesim i njerëzve të vet, prandaj i kishte pritur të gjithë me fjalë të ëmbla e me falënderime, dhe që të gjithë kishin mbetur shumë të kënaqur nga ajo, ndonëse më të shumtët nuk ishin nga ata njerëz që kënaqeshin lehtë.

Mirëpo nga vizita e Aradit i kishte lindur një ndjenjë që nuk ishte pikërisht një kënaqësi e thjeshtë e sedrës. Kujtimi i djaloshit iu skalit në zemër duke i lënë një nga ato përshtypjet e ëmbla që i paraprijnë gjithmonë një simpatie të madhe. Ajo kishte vënë re tek ai një arsim relativisht të lartë, një karakter fisnik, një mënyrë të foluri të hijshme e plot nderim. E mësuar me sjelljet e vrazhda prej kapadaiu të të shoqit, sjellja e njerëzishme e Aradit kishte ngjallur në shpirtin e saj mendime dhe ndjenja krejt të reja. Ajo bënte krahasime që, mjerisht, nuk ishin aspak në favor të Lulit. Ndryshimi midis këtij dhe Aradit i bëri përshtypje të thellë. Duke mos i njohur aspak, ashtu sikundër gati të gji-

tha vajzat shqiptare, misteret e asaj dashurie ideale që lind dhe ushqehet me ëndrra e me shpresa, ajo nuk e kuptonte dot atë forcë të padukshme që e shtynte drejt Aradit. Ajo nuk dinte asgjë për atë fuqi që e magjeps njeriun duke e bërë të vuajë, që e bën të jetojë duke i vënë krusmën, që e fisnikëron dhe e lartëson shpirtin duke i pastruar zemrën. As edhe emrin nuk ia dinte ajo kësaj dashurie, që s'ka asgjë të përbashkët me gëzimet e shpëlara të një martese konvencionale dhe nuk guxonte ta pyeste veten përse zemra i rrihte më fort e përse mendja nuk i bindej më vullnetit të vet.

Kishte rrojtur një vit me të shoqin; kishte shijuar të gjitha gëzimet materiale të bashkëshortes, mirëpo këto kënaqësi nuk i kishin ngjallur asnjë jehonë në zemër; shpirti i kishte ngelur vuv, imagjinata e qetë, dëshirat të fjetura.

Tek ishte e zhytur në këto mendime, erdhën e lajmëruan për vizitën e Mhillit të Vlashajve.

Kur dëgjoi emrin e atit të Aradit, Bardha u zbeh dhe zuri të dridhej; zemra i rrahu sikur t'i kishin dhënë një nga ato lajmet që janë vendimtare për jetën e njeriut.

— Le të urdhërojë! — i tha shërbëtorit.

Mhilli i Vlashajve ishte një burrë rreth pesëdhjetë vjeç. Ishte i gjatë nga shtati e i hajthëm; fytyra e tij e qeshur, me ata sy të zinj që ruanin ende një vështrim të gjallë e depërtues, plot rini e mirësi, të fyrmëzonte respekt të thellë dhe besim të pakufishëm. Pavarësisht nga pozita e tij, që i siguronte nderimin dhe konsideratën e gjithë bashkëqytetarëve, Mhilli i Vlashajve shquhej gjithashtu nga fisnikëria e sjelljes si edhe nga fama që gëzonte për trimërinë dhe ndershmërinë e tij, famë kjo plotësisht e merituar. Kishte udhëtuar shumë në Evropë dhe, ndonëse nuk kishte edhe aq shkollë, nuk ishte krejt i paditur. I zgjuar prej natyre, me një mendje të hollë e të mprehtë e me një gjykim të shëndoshë, nën lëvozhgën e vrazhdë të shqiptarit, ai kishte një zemër të madhe e të ndjeshme për çdo gjë të bukur e të lartë, një zemër fisnike në të cilën gjen-

te jehonë çdo bëmë e lavdishme, çdo veprim i ndershëm e filantropik.

— Bardhë, — tha ai duke hyrë në sallon, — më fal që u vonova kaq shumë e nuk erdha dot më parë të të përshëndet. Sepse, midis shtëpisë sime dhe asaj të burrit tënd, që prej shumë kohe është një miqësi e vjetër që asgjë s'mund ta prishë.

— E di, — tha Bardha, — dhe më vjen shumë mirë që po e dëgjoj nga goja juaj. Unë mburrem e gëzohem pa masë për miqësinë dhe për dashurinë tuaj, që i çmoj aq shumë.

— Këto ti i fitove që prej asaj dite kur e lidhe fatin tënd me atë të Lulit, prandaj unë të kam si bijën time.

— Ju falem nderit, ju falem nderit! — tha Bardha, e pushtuar nga një ndjenjë respekti e mirënjohjeje të thellë.

— Po, si bijën time, si Dranden time të mjerë, që më vdiq...

Në këto fjalë Mhillit iu drodh zëri dhe një pikë loti i shkëlqeu në sy. Por, duke i vënë zemrës një gur dhe për ta fshehur sadopak ngashërimin, ai vazhdoi:

— Po, si bijën time dhe, për ta provuar këtë, kam ardhur të të ftoj për darkë nesër mbrëma tek unë, bashkë me të gjithë miqtë e të afërmit e tu.

— Kjo është pikërisht darka që etërit ua bëjnë bijave të tyre të porsamartuara. Po pranoj me gjithë zemër dhe...

Ajo e preu fjalën, se në atë çast hyri e ëma.

— E sheh, o nënë, — i tha Bardha, — Mhilli i Vlashajve po i zë vendin të ndjerit átë. Po na thërret në shtëpinë e tij për nesër mbrëma në darkë. Ky është një nder që asnjeri s'ma ka bërë gjer tani... sepse asnjeri ndoshta nuk do të mund ta përvetësonte një të drejtë të tillë.

— Dhe ne pranojmë me gjithë qejf, — u hodh e tha e ëma.

— Me gëzim dhe mirënjohje, shtoi Bardha.

Vizita e Mhillit të Vlashajve zgjati nja gjysmë ore.

Folën për kohën, për ngjarjet e ditës dhe për gjëra të tjera të rëndomta të këtij lloji.

Kur Mhilli u ngrit të shkonte, Bardha iu lut t'i bënte të fala së shoqes dhe të përshëndeste Aradin.

— Aradi pati mirësinë të vinte të më shihte, — shtoi ajo. — M'u duk djalë i hijshëm, fisnik i përsosur. Ah! sikur gjithë të rinjtë t'i ngjanin atij!

— Të falem nderit në vend të tij, Bardhë, — ia ktheu Mhilli, shumë krenar për lavdërimin që i bënte ajo birit të tij të dashur. — Ai do të gëzohet shumë për përshëndetjet e një zonje kaq të bukur e kaq të madhe, sepse është djalë me sedër e me zemër shumë të ndjeshme.

Mhilli i Vlashajve kishte dalë nga shtëpia e Bardhës dhe ishte nisur drejt sheshit Fushë-Çelë, për të vizituar një nga miqtë e tij që banonte aty pranë, kur, që nga larg, vërejti në shesh një turmë njerëzish që bërtitnin e këlthitnin dhe bënin një potere shurdhuese. Pastaj pa se si kjo turmë u shpërnda dhe po vraponte në drejtime të ndryshme, si njerëz që ikin të tmerruar, sepse po i ndjekin këmba-këmbës. Ndesheshin me njëri-tjetrin duke kaluar me vrap, shtyheshin e përplaseshin sa andej-këtej. Roja, roja! këlthitnin ata që largoheshin, por askush nuk ishte në gjendje të shpjegonte se për ç'punë kishte ardhur roja në këtë vend që ishte tregu i barishteve dhe i luleve.

Mhilli i Vlashajve shpejtoi hapin për të arritur në mes të turmës që të mësonte shkakun e kësaj trazire. Por befas ai pa tytat e pushkëve që roja i kthente në anën e kundërt. Pas kësaj lëvizjeje, u dëgjua një shkrehje që e mbuloi për një çast zhurmën e turmës, zhurmë që shkonte e vinte mu si ato valët që, të shtyra nga stuhia, thyhen në guma.

Pas asaj shkrehjeje, mbretëroi një heshtje e shkurtër e, me gjithë rrezikun që të kanosej po të përziheshe me turmën në atë vend ku shkrehjet e pushkëve mund të rifillonin, kureshtja dhe dëshira për të mësuar se ç'kishte ndodhur qenë më të forta, sesa frika

që e kishte bërë turmën të prapsej. Sepse të gjithë ata, që kishin ikur për të shpëtuar kokën, u kthyen prapa duke u shtyrë me tërbim për të arritur sa më parë në vendin e konfliktit.

Mhilli i Vlashajve, të cilin e kishte përfshirë dhe rrëmbyer turma me vete, arriti një ndër të parët pranë komandantit të rojës, që po u jepte urdhër ushtarëve të tij të venin të kërkonin një qerre.

Kur e pyeti se ç'kishte ndodhur, komandanti i rojës iu përgjigj Mhillit se, meqë dy malësorë të fisit të Shllakut kishin kundërshtuar vitin e kaluar të merrnin pjesë në ekspeditën kundër Malit të Zi, pashai, kryeqeveritari i provincës, i kishte dhënë urdhër t'i burgoste; mirëpo, meqë dy malësorët nuk kishin dashur të dorëzoheshin, ishte shtrënguar të jepte urdhër t'i vrisnin.

— Ja se ku janë trupat e tyre, — shtoi ai, duke treguar me gisht dy të rinjtë e Shllakut, të shtrirë në një pellg me gjak.

Kur iu afrua atyre, Mhilli pa se njëri kishte vdekur; nja dhjetë plumba ia kishin përshkuar kraharorin. Tjetri, ndonëse i plagosur rëndë, ende merrte frymë.

Kur e pa ashtu, një ushtar deshi ta vriste me një të shtënë pisqolle, mirëpo komandanti e ndaloi.

— Jo, — tha, — do t'ia shpiem të gjallë shkëlqesës së tij pashës.

Pasi arriti qerrja, ushtarët vunë në të të vdekurin dhe të plagosurin rëndë, pranë njëri-tjetrit, dhe u nisën të shkonin te pashai.

Turma ndiqte karvanin e përmortshëm dhe, përmes zhurmës, dëgjoheshin fjalë zemërimi kundër kryeqeveritarit.

— Nuk është aspak e drejtë, — thoshin një palë, — të vriten njerëzit kështu, fare pa arsye.

— Kjo është poshtërsi! Pesëdhjetë ushtarë kundër dy vetave! — thoshin të tjerët.

— Dy të krishterë më pak! — murmuriste një mysliman me çallmë të gjelbër.

— Edhe një hakmarrje tjetër që na e ka borxh ro-

ja, – thoshte me gjysmë zëri një malësore plakë, e cila, e përzier me turmën, po ndiqte qerren.

– Jo, ky është një turp i Hasan agë Hotit, – ia kthente një plakë e fisit të Kelmendit.

Kur arritën në pallatin e kryeqeveritarit, pashai, i rrethuar nga nja dhjetë veta prej parisë myslimane të Shkodrës, po shëtiste nëpër oborr. Kur e pa komandantin e rojës me qerren, e pyeti:

– E, pra, a i zbatove urdhrat e mi?

– Po, shkëlqesë, mirëpo ata nuk deshën të dorëzoheshin dhe u shtrëngova të hapja zjarr kundër tyre, se, ndryshe, ata do të kishin ikur në malësi. Jua solla shkëlqesës suaj, njërin të vdekur, tjetrin të plagosur.

– Ah, – ia bëri pashai, i gëzuar, – njëri nga kaurët qenka i plagosur? Sillmani!

Ushtarët e rojës morën masat për të zbatuar urdhrat e pashait. Të plagosurin, që e mbanin katër veta, e sollën përpara kryeqeveritarit dhe e vunë mbi pllakat e oborrit.

– Si e ke emrin? – e pyeti pashai.

– Jak Kola, – u përgjigj i plagosuri, sytë e të cilit u gjallëruan nga një shkëndijë jete.

– Pse nuk deshe të shkoje vjet në luftë kundër Malit të Zi?

– Sepse unë dhe ky shoku im i mjerë ishim të plagosur që të dy dhe nuk mund të shkonim në luftë.

– Ti gënjen! – bërtiti pashai. – Hasan agë Hoti më tha se ju s'deshët të merrnit armët që të mos luftonit kundër malazezve.

– Hasan aga ka gënjyer me qëllim. Ai ka dashur të na mbyllë shtëpinë, të na shuajë farën, sepse para tre muajsh vuri njerëz e më vrau tim atë, dhe e di se, gjersa të mbetet ndonjë prej nesh gjallë, edhe ai vetë do të vritet.

– Ah, ti po na kanosesh, – tha pashai duke qeshur me qesëndi. – Nesër do të ta pres kokën dhe kështu ti nuk do të mund të vrasësh më asnjeri.

– Bijtë e maleve tona mbarojnë gjithmonë nga shpata ose nga plumbi, – ia ktheu i plagosuri.

Toni i vendosur, por pa mburrje, i kësaj përgjigjeje e zemëroi aq shumë pashanë, saqë u mat t'i vërsulej robit të mjerë, por, duke e përmbajtur inatin, iu drejtua komandantit të rojës, që i bërtiti:

— Në qoftë se ky gjarpër nuk vdes sonte nga plagët, nesër t'i pritet koka nga dora e xhelatit dhe kufomën, bashkë me atë të shokut të tij, mos i varrosni, por t'i lini, para syve të botës, në Sheshin e Pazarit, për njëzet e katër orë rresht. Dëgjove, Shaban bej? Do të më përgjigjesh me kokën tënde për zbatimin e shpejtë e besnik të urdhrave të mi.

Shaban beu uli kokën dhe i bëri pashait një nderim të thellë duke u përkulur gjer përdhe. Pashai, pa denjuar t'i hidhte as edhe një vështrim malësorit fatzi, shkoi në konakët e veta, i zymtë dhe i heshtur.

Disa çaste më vonë, ushtarët e rrasën Jak Kolën në një birucë dhe ia vunë pranë kufomën e shokut.

Me t'u tërhequr të gjithë njerëzit, një malësore plakë, e përcjellë nga një grua e re dhe nga një prift, u paraqit në pallatin e kryeqeveritarit dhe kërkoi të fliste me Shaban beun.

Ky i fundit dha urdhër që t'i sillnin brenda.

— Im bir është plagosur, nesër do të vdesë, — tha plaka e shkretë, duke iu drejtuar komandantit të rojës. — Kam sjellë një prift që im bir të vdesë si i krishterë. Kam shpresë se, sipas zakonit, do të më jepni leje ta shoh tim bir.

— Po, — iu përgjigj beu, — mund ta shohësh, — dhe i përcolli vetë gjer te dera e birucës, që u hap për të hyrë brenda të dyja gratë. Prifti ngeli jashtë.

Kur Gjela qe pranë të birit, që ishte shtrirë në tokën plot lagështi, i tha duke e përqafuar:

— Ja ku më ke, o bir. Erdha me tët shoqe për lamtumirën e fundit. Meqë duhet të vdesësh, biri im i dashur, pajtohu me fatin dhe vdis si trim, ashtu si të parët e tu. Jot shoqe dhe unë, që ti po na lë përgjithmonë, po të betohemi se gjakun tënd do ta marrim.

— Oh, nënë! Oh, grua! Ju, këtu? Paskeni ardhur të

më jepni zemër? Paskeni ardhur që të më jepni forcën e duhur shpirtërore që të qëndroj e të vdes si burrat? Madje, m'u betuat se do të ma merrni gjakun?... Ah! po, Hasan Hoti është shkaktar i vdekjes sime. Mbajeni mend mirë këtë emër... Falemnderit, falemnderit! Do të shohësh, nënë, se do të di të vdes si trimat dhe s'do të kesh pse të skuqesh. Por, të lutem, duaji Davën time të shkretë dhe fëmijët e mi. Mësoji jetimët e mjerë që të mos i tremben vdekjes dhe të mos e harrojnë babanë e tyre.

Pasi shqiptoi këto fjalë, vuri të gjitha fuqitë që i kishin mbetur dhe u ngrit paksa për të përqafuar t'ëmën dhe të shoqen.

– Trupin e humbëm, – tha ai pastaj, – le të shpëtojmë së paku shpirtin. Kërkoni një prift.

– Këtu është, – ia ktheu e ëma. – Tani po ta dërgojmë.

Të dyja gratë dolën, me sytë mbushur me lot. Ato që, përpara syve të atij që po vdiste, kishin treguar aq gjakftohtësi dhe kishin ditur aq mirë ta mbanin veten, zunë të qanin me ngashërim me t'u larguar nga i dashuri i zemrës së tyre. Natyra ka ligjet e saj të paepura; ajo tani kërkonte të drejtat e veta, dhe mbi krenarinë e gruas shqiptare ngadhënjyen dashuria e nënës dhe dhembshuria e bashkëshortes, dy ndjenja që zemra e gruas nuk mund t'i mohojë dhe që as stoicizmi më i tepruar nuk mund t'i mposhtë e t'i bëjë të heshtin veçse po ta ulë njeriun nën nivelin e kafshës. Po, lotët janë një lehtësim i madh për natyrën e mjerë njerëzore, qoftë kjo në shkallën e fundit të egërsisë apo në kulmin e qytetërimit.

Kur e pa priftin që po hynte, Jak Kola deshi të gjunjëzohej, po nuk ia arriti dot ta bënte, ndonëse i vuri të gjitha forcat që i kishin mbetur: një plumb ia kishte thyer kockën e këmbës.

– Mos u shqetëso, biri im, zoti e merr parasysh vullnetin dhe sakrificën. Ti do të dalësh së shpejti para gjyqit të tij; ai është përdëllimtar dhe do të të presë

në krahët e vet, meqë ti po vdes si i krishterë i mirë.

– Po vdes i pafajshëm, o atë. Padrejtësia e njerëzve dhe pafuqia e ligjit po më vrasin...

Kur e pa priftin tek po dilte i pikëlluar e i qetë, nëna e gjorë thirri:

– O zot! Vdiq, a?

– Jo, po fle. Perëndia pati mëshirë për dhembjet e tij dhe i dërgoi gjumin si shenjë faljeje të mëkateve. Brenda disa orësh do të jetë pranë zotit dhe do të lutet për ju, o nënë e mjerë!

Ndërsa nënëshkreta po dëgjonte fjalët e shenjta të priftit, Dava, bashkëshortja e Jak Kolës, duke harruar të gjitha kufizimet që zakonet shqiptare ia vënë si detyrë gruas, kapi rastin e volitshëm për t'u futur tinëz në burg; ajo hyri brenda pa u diktuar nga njëri dhe shkoi drejt e tek i shoqi. Iu afrua pranë në heshtje, u gjunjëzua, mori dorën e tij të larë në gjak, ia ngriti paksa dhe e puthi me një të puthur të gjatë. E kush do të mund të përshkruante se sa dashuri, dhembje e vetëmohim fshihej në atë puthje të heshtur?

Një grua evropiane, në të njëjtën gjendje, a do të kishte vepruar kështu vallë? Jo, ajo do të kishte bërtitur, do ta kishte ndier veten keq, do të kishte përqafuar të shoqin, do t'i kishte thënë gjëra që do t'ia copëtonin zemrën dhe ndoshta, në fund të fundit, do të kishte pësuar ndonjë krizë, do të ishte përpëlitur sikur ta kishte zënë ajo punë. Po Dava e shkretë, bijë e malësisë, nuk shqiptoi asnjë fjalë. Ajo ra në gjunjë dhe puthi dorën gjysmë të ngrirë të të shoqit.

Mirëpo kjo nuk ishte një e puthur e thjeshtë, një e puthur e aq, që buzët e saj vulosën mbi atë dorë; ajo vuri në atë puthje tërë shpirtin dhe zemrën e saj: ishin të gjitha kujtimet e veta si bashkëshorte, gjithë dashuria dhe dhembshuria e saj si grua, gjithë ankthet e tanishme dhe gjithë shpresat e së ardhmes që ajo po i varroste përgjithmonë në këtë puthje të fundit lamtumire. Prej këtij çasti ajo nuk i përkiste më askujt;

sëpata e xhelatit, që do t'i priste kokën të shoqit, do t'ia priste njëkohësisht edhe asaj të gjitha fijet që e lidhnin me këtë botë. Paskëtaj, ajo nuk do të jetonte më veçse për të kujtuar me mall burrin që kishte dashur, burrin që e kishte bërë nënë, dhe për të urryer me tërë forcën e një shqiptareje ata që po ia shkëputnin gjënë e saj më të shtrenjtë, krenarinë e saj, dhe kurorën me trëndafila që Jak Kola i kishte vënë në ballë atë ditë kur ajo ishte bërë gruaja e tij.

Ajo bëri një betim të tmerrshëm si urrejtja dhe, me duar të kryqëzuara, qëndroi ashtu gjunjazi, pa derdhur pikë loti, pa vaj e kujë, e kredhur thellë në dhembjen e saj!...

# VI

Kishte filluar të zbardhëllonte.

Majat e maleve, që rrethojnë qytetin e Shkodrës si ndonjë brez tunxhi, dukeshin të mbuluara me një vel ngjyrë trëndafili, të cilit avullimet e mëngjesit i jepnin nuanca aq të ëmbla e të buta, saqë asnjë penel nuk do të mund t'i pikturonte.

Ujërat e kulluara të Kirit, që zbresin nga malet dhe rrjedhin nëpër një shtrat shkëmbor rreth qytetit, lëshonin një shushurimë aq të ëmbël, saqë do të thoshe se ishte jehona e largët dhe e mbytur e një fanfare; dhe rënkimi i ngjirur i Bunës i shtonte një vesk të egër harmonisë së kësaj muzike, që flet gjuhën e zanave e të driadave të maleve e të pyjeve tona të freskëta e vetmitare.

Edhe bilbili po ia dridhte këngës së vet të dashurisë. Zëri i gjelit çante e ngrihej mbi mijëra cicërima të zogjve të ndryshëm që dukeshin sikur po këndonin në kor një himn për të gjitha gjërat e bukura të kësaj bote.

Ishte agimi i një dite të mrekullueshme pranvere, plot poezi dhe dashuri.

Kur rrezet e para të diellit depërtuan nëpër frëngjinë e vogël të birucës, fatziu Jak Kola hapi sytë dhe me buzë në gaz përshëndeti priftin, që po thoshte lutjet për ata që vdesin, t'ëmën që po falej dhe bashkëshorten e vet të re, e cila, si ndonjë statujë mermeri, qëndronte e gjunjëzuar te këmbët e tij.

— Bëra një gjumë të qetë, — tha ai, — dhe pashë një ëndërr të bukur. Dëgjo, nënë. Më bëhej sikur isha atje lart, pranë burimit të Shllakut, në hijen e freskët të pishave tona dhe po thithja ajrin e tyre të pastër e kundërmues. Bareshat çonin dhentë të pinin ujë dhe barinjtë e rinj i ngjitnin kopetë e tyre shpatinave të rrëpirta të bjeshkës. Papritmas, pashë tek vinin drejt meje një turmë djelmoshash me rroba të bardha e me pushkë që u shkëlqenin. Midis tyre unë njoha tim atë, tim vëlla dhe shumë nga njerëzit tanë që vdekja na i ka rrëmbyer... Kur më panë, ata u derdhën me gëzim drejt meje dhe më zgjatën dorën. — «Ja ku të gjetëm, më në fund, — më thoshin, — mirë se na erdhe! Sikur ta dije ti se sa mirë që është këtu.. larg njerëzve të padrejtë që na shtypin e që bëjnë si të duan me jetën tonë, pa na pyetur fare; këtu ne jemi që të gjithë të barabartë, që të gjithë të lirë. Eja, eja, Jak Kola», — përsëritnin. Desha të shkoja pas tyre, por nuk munda të luaja nga vendi. Më dukej sikur e kisha trupin të mbërthyer pas një shkëmbi, mbi të cilin isha mbështetur Përpjekja që bëra për t'u shkëputur që aty më zgjoi dhe... po e shoh fare mirë tani se ajo ishte vetëm një ëndërr, që shpresoj se së shpejti do të bëhet e vërtetë.

— Po të pret parajsa, o bir, — i tha prifti.

— Oh! S'më durohet sa të shkoj të bashkohem me ta në hijen e pishave të mia të bukura! Atje do të jem gjithmonë i lumtur! Që atje do t'u kërkoj hesap njerëzve për ç'kanë bërë me këtë tokë të dashur!...

Gjëmimi i daulles dhe britmat e oficerëve të rojës e bënë të dridhej nënën e shkretë, që gjer atëherë kishte treguar një guxim heroik.

— Po vijnë! — tha ajo, duke u përpjekur më kot të mbante vajin.

— Po, nënë, po vijnë. Aq më mirë, sepse u lodha së prituri në këtë gjendje që jam. Meqë u dashka të vdes, sa më parë, aq më mirë për mua. Mos u tremb, nënë e dashur; do të di të vdes si të parët e mi dhe ti nuk do të kesh pse të skuqesh për tët bir!

Dava e shkretë ishte gjithnjë në pozicionin që e kemi lënë. Jak Kola, i prekur nga dhembja e saj e heshtur, i tha:

— Qëndro si burrneshë, oj Dava ime; ti e dije se unë duhej të vdisja një ditë. E pra, ja ku erdhi ora. Po të lë dy fëmijë, dy djem të bukur, për të cilët do të kujdesesh. Ata do të të duan e do të të ngushëllojnë. Folu shpesh për mua. Mësoji ta duan këtë atdhe të shtrenjtë, që është kaq fatkeq dhe, kur të rriten e të jenë në gjendje të mbajnë armët, thuaju se rashë viktimë e padrejtësisë së njerëzve, porse kam vdekur si trim. Më fal për të gjitha hidhërimet që mund të të kem shkaktuar; unë, nga ana ime, nuk mund veçse të të bekoj, sepse ti, për mua, ke qenë gjithmonë një bashkëshorte e mrekullueshme!

Ajo uli kokën pa u përgjigjur, por nuk qau, sepse burimi i lotëve të saj ishte shterur. Dukej ashtu si një Niobë[1]) e re.

— Erdhi ora! — tha xhelati, që u paraqit te pragu i derës.

Ky xhelat ishte një cigan i shkurtër e shulak; kishte një mjekër të gjatë e të zezë dhe sytë i kishte si të bufit. Rrobat e tij ishin gjysmë turke, gjysmë shqiptare. Me një fjalë, ai ishte gjithçka mund të jetë një xhelat cigan, racë e mallkuar dhe e përbuzur, ndoshta pa të drejtë; dhe, meqë pandehte se ishte mysliman i mirë ose donte të hiqej si i tillë, ai i urrente të kri-

---

1) Nioba — mbretëreshë e Frigjisë, që, pasi i vranë të shtatë djemtë e të shtatë bijat, u kthye në gur nga dhembja.

shterët e gëzohej pa masë sa herë që mbi kokat e tyre binte tehu i sëpatës së tij. E quanin Ibro, që ishte vzogëlimi përkëdhelës i emrit Ibrahim. E shoqja, cigane këmbëlehtë, këndonte, vallëzonte dhe i binte defit në festat dhe gostitë e parisë së qytetit. Ajo ishte një nga ato bajaderat (vallëzueset) që gazmojnë me valle e me këngë gostitë e atyre që, në Turqi, e kanë zakon t'i mbytin hallet e brengat në kupat e rakisë dhe në tymin e duhanit të Jenixhesë.

— Jam gati, — u përgjigj Jak Kola, — le të më çojnë, sepse kam thyer këmbën e nuk mund të eci.

Sollën dy vigje; në njërin vunë njeriun e vrarë të djeshmen; në tjetrin, atë që do të vritnin.

Shaban beu, komandanti i rojës, u vu në krye të rojeve të veta; pastaj vinin dy vigjet, të bartura nga të burgosurit që punonin angari; më në fund, një kompani ushtarësh.

Prifti, e ëma dhe e shoqja e të dënuarit ecnin pranë vigut, në të cilin ishte shtrirë Jak Kola; prifti fliste për mëshirën e zotit; dy gratë nuk flisnin fare.

Kur arritën në rrugët e qytetit, Jak Kola bëri një përpjekje të fundit për të mbledhur të gjitha forcat që i kishin mbetur, me qëllim që të gjente frymëzimin për një këngë të mbrapme, këngën e vdekjes së malësorit shqiptar, i cili s'rri kurrë pa ngritur, aty për aty, një këngë që t'i bindë të vetët për guximin e tij dhe përbuzjen që ka ndaj jetës.

Ja kënga e Jak Kolës:

*Po vdes i pafajshëm dhe pa frikë, ashtu si të gjithë trimat e racës sime. Po më dënon padrejtësia e Osman pashës, sepse ai nuk i trembet askujt, dhe sulltan Mahmudi është shumë larg dhe shumë lart e s'mund t'i dëgjojë ankimet e shtetasve të vet.*

*Shtinë kundër ne të dyve dy mijë pushkë, ashtu sikundër shtihen kundër ujqve netëve të dimrit. Shoku im pati fatin të mbetej i vrarë në vend, kurse unë vetëm*

*u plagosa. Por pasha ka urdhëruar të më presin kokën. Kështu vdesin te ne trimat.*

*Mos qaj, nënë, sepse unë nuk i trembem vdekjes; po shkoj të bashkohem me të parët e mi që po më thërresin, dhe unë do t'u flas e do t'u tregoj për ju.*

*Mos qaj, grua; ti nuk po më humb krejtësisht; po të lë dy fëmijë që ti do t'i rritësh ashtu siç i rrit shqiponja zogjtë e vet.*

*Ky është fati ynë, fati i ne shqiptarëve, që të derdhim gjakun tonë për Perandorinë Otomane; ne vdesim me lavdi, duke luftuar me armiqtë e saj në fushat e betejës; dhe shpeshherë ne biem viktima të tekave të pashallarëve, në kundërshtim me ligjin që na qeveris. Sikur sulltani të mund t'i shihte të gjitha këto, ai do ta kthente vendimin mizor që po më dënon me vdekje.*

*Por aq më bën; po vdes i pafajshëm dhe si trim. Po gjaku i trimave nuk shkon humbur, ai e pllenon tokën, këtë tokë shqiptare, lëngu jetëdhënës i pashtershëm i së cilës nuk pushon së prodhuari heronj.*

*Po e mbaroj këngën time të fundit në këtë botë. Kam edhe një strofë të fundit për të shtuar në këtë këngë, por atë do ta këndoj përpara zotit, duke i lypur mëshirë për vendin tim!*

Kur e mbaroi këngën, Jak Kola nxori nga xhepi një monedhë argjendi, të vetmen që i kishte mbetur.

— Merre, — i tha xhelatit, — dhe përpiqu të më përcjellësh sa më shpejt.

— Mos ki keq; me një të goditur do të mbaroj punë, po të premtoj!

Pas këtyre fjalëve, e zbritën nga vigu dhe xhelati mori masat e duhura për kryerjen e punës së tij të vajtueshme.

Koka e fatziut Jak Kola u rrokullis së shpejti në këmbët e s'ëmës, e cila, pa iu trembur syri, u përkul për ta puthur.

Xhelati i vuri të dyja kufomat njërën pranë tjetrës dhe u largua.

Prifti këndoi lutjen *De profundis* dhe të dyja gratë, pasi lagën secila shaminë e vet në gjakun e fatziut, u gjunjëzuan pranë trupit të tij dhe qëndruan të palëvizshme, si dy statuja. Ato po prisnin, të heshtura e të zbehta, lejen e pashait për të marrë kufomat e dy martirëve.

Turma po e vështronte këtë skenë të pikëllueshme në një heshtje të zymtë.

# VII

Ndërsa në Sheshin e Pazarit dielli ndriçonte një skenë tepër të dhimbshme — martirizimin e një malësori të pafajshëm — në shtëpinë e Mhillit të Vlashajve po ky diell ndriçonte punë që bëheshin me gaz e hare dhe dukej sikur i buzëqeshte një dite të bukur feste. Një turmë grash, po fshinin, duke kënduar, oborrin e kësaj shtëpie të madhe, disa të tjera pastronin shkallët dhe shtëpinë; më në fund, një tog grash të tjera shtronin qilima dhe mbushnin me lule shumë vazo prej fajance të lashtë. Katër desh i kishin shkuar në hej të mëdhenj prej druri; i kishin vënë në rresht aty përpara kuzhinës që ndodhej në fund të oborrit dhe nga larg u shëmbëllenin qenieve të dënuara të ngulura në hu, dënim ky që zinte dikur vendin e parë tek orientalët. Katër a pesë kuzhinierë po merreshin me copëtimin e mishrave dhe të shpendëve të të gjitha llojeve dhe bëheshin gati të gatuanin gjellë më shumë të bollshme sesa të shijshme.

Gratë bënin pasta dhe ëmbëlsira të tjera. Pranë tyre shihje shporta të mbushura me vezë dhe tabaka të mëdha bakri plot me miell, sheqer dhe ajkë. Ato pëshpëritnin midis tyre, i jepnin këshilla njëra-tjetrës, disku-



E5

tonin e haheshin me fjalë e nganjëherë, më në fund, arrinin të merreshin vesh e të ishin në një mendje, gjë që, ç'është e vërteta, ndodhte vetëm më të rrallë.

Venin e vinin pareshtur furnizues që sillnin arka, paketa dhe enë të çdo lloji e të çdo përmase. Bërtitnin, qeshnin e shanin, shfrynin, thoshin fjalë të rënda, e nganjëherë dëgjoheshin ankimet dhe të qarat e çirakëve të rinj që kryekuzhinieri ose kujdestari i shtëpisë i ndëshkonin me shpulla e, madje, edhe me kamxhik.

Kalimtarët e mëngjesit, të shtyrë nga kureshtja, ndalnin për një çast te porta, që ishte gjithmonë e hapur dykanatësh — sepse shtëpitë e mëdha në Shqipëri nuk i mbyllnin kurrë portat e jashtme — dhe vështronin brenda në oborr lëvizjen e pareshtur dhe plot zhurmë të shërbëtorëve që merreshin me punë. Një tog lypësish prisnin, gjithashtu, të mbështetur në murin e oborrit, orën e lëmoshës që u jepnin çdo ditë; ata qeshnin, pëshpëritnin, flisnin keq për mëshirën e të zotërve të shtëpisë duke i telendisur. Puna është se midis tyre kishte plot nga ata që e ushtronin lypësinë si një profesion, sepse, të jetosh pa punuar, është një mjeshtëri e lehtë, pas së cilës jepen me kënaqësi përtacët e të gjitha vendeve.

Kur shihje se ç'po ndodhte në shtëpinë e Vlashajve, e merrje me mend fare lehtë se aty po përgatitnin një nga ato festat e shtëpisë, që bëhen në raste të rralla e të shënuara, siç janë martesa, lindja e fëmijëve meshkuj, vdekja dhe festa e zotit të shtëpisë. Kjo festë ishte një ngjarje e shënuar dhe nxiste komentet e njerëzve të papunë që e kalojnë kohën kot, racë kjo që lulëzon edhe në Shqipëri, si kudo në botë. Ç'është e vërteta, dihej se midis shtëpisë së Lulit të Temalit dhe asaj të Mhillit të Vlashajve, qysh nga kohët që nuk mbahen mend, ekzistonte një miqësi shumë e madhe dhe kishin pasur gjithmonë hyrje e dalje dhe lidhje të ngushta mikpritjeje, por, në fund të fundit, kjo miqësi nuk mund t'i jepte Mhillit të Vlashajve as të drejtën e as detyrën që ta ftonte Bardhën në një darkë të ma-

dhe. Një ftesë të tillë mund ta bënte vetëm i ati ose i vëllai i nuses. Këta të fundit, sipas zakoneve të vendit, duhet të bëjnë gosti kur vajza, pesëmbëdhjetë ditë pas martesës, vjen te prindërit e saj për të qëndruar nja dhjetë ditë.

Mirëpo siç e tregonin punët, pikërisht një gosti të tillë po bënte Mhilli i Vlashajve për nder të Bardhës. Ai kishte grishur shumë të afërm e miq për ta zmadhuar me numrin e të thirrurve shkëlqimin që donte t'i jepte gostisë. Dhe duke marrë parasysh këto rrethana, kureshtarët kishin gjetur shkas për bisedat e thashethemet e tyre e për disa romuze që nuk ishin të asaj natyre që mund ta përligjnin zellin e zotit të shtëpisë. Merrnin nëpër gojë e flisnin për rininë e tij të stuhishme, për sakrificat që kishte bërë në shumë raste për shtëpinë atërore të Bardhës dhe për fjalët që ishin hapur në qytet nga këto marrëzi të tij, para se të martohej. Madje, arrinin gjer atje, sa të nxirrnin nga goja fjalë të atilla që do të mund t'ia nxinin emrin nënës së Bardhës, në qoftë se virtyti i saj nuk do të ishte krejt i larë dhe pa hijen më të vogël të dyshimit. Njerëzit, që flasin mbarë e prapë kudo në botë, nuk janë më të mirë në Shqipëri, kur është fjala për të gjykuar qëllimet dhe ndjenjat e të tjerëve.

Mbi këto e sipër, dy pleq të fisit të Shllakut u paraqitën në oborrin e shtëpisë dhe kërkuan të takoheshin me Mhillin e Vlashajve. U thanë se nuk ishte çasti i volitshëm për këtë punë dhe deshën t'i largonin, duke u thënë që të vinin të nesërmen. Mirëpo ata ngulën këmbë dhe, pasi një shërbëtor shkoi të lajmëronte për ta, mori urdhër t'i fuste brenda.

Mhilli i Vlashajve i priti në dhomën e vet.

— Kemi ardhur, — i thanë — t'ju lutemi të shkoni te pashai dhe të nxirrni lejen që t'i marrim dy të vdekurit tanë nga Sheshi i Pazarit. Mjaft që na i vranë pa të drejtë, tani le të na i kthejnë, së paku, trupat e tyre. Pashai iu nderon shumë dhe ne po ju drejtohemi me një besim të pakufishëm.

Mhilli i Vlashajve, që ishte burrë zemërmirë e i gjindshëm, nuk nguroi për asnjë çast që t'ua mbaronte malësorëve punën që kërkonin prej tij.

– Thirri menjëherë shërbëtorët dhe u tha:

– Më përgatitni kalin dhe dy prej jush le të bëhen gati të vijnë me mua.

– Ju do të më prisni këtu, – shtoi ai, duke u kthyer nga pleqtë. – Do të bëj ç'është e mumdur për t'jua plotësuar dëshirën dhe për të kryer një akt njerëzor.

– Zoti ju ruajttë djalin dhe u bëftë i mirë e trim si ju!

Mhilli i falënderoi dhe i hipi kalit për të shkuar te pashai.

Me t'u gjendur përpara pashait, mori e i tha:

– Kam ardhur t'i lutem shkëlqesisë suaj të jepni leje që trupat e malësorëve të ekzekutuar t'i heqin nga sheshi publik për t'i varrosur sot.

– Nuk është e mundur, Mhill, – tha pashai – ata trupa duhet të qëndrojnë të ekspozuar për njëzet e katër orë me radhë; nuk mund t'i ndërroj urdhrat që kam dhënë.

– Por unë i lutem shkëlqesës suaj që të ma bëni këtë nder si një favor të veçantë për mua, si një provë të mirësisë suaj të posaçme ndaj meje.

– Ti gjithnjë për malësorë po më kërkon të të bëj nder, Mhill. Po ja që, kësaj here, nuk mund ta marr parasysh lutjen tënde.

Duke parë se lutjet ishin të kota, Mhilli i Vlashajve iu afrua pashait plot respekt dhe i tha nja dy fjalë, që asnjeri nuk i dëgjoi, aq me zë të ulët i kishte shqiptuar.

– Ti ke argumente të pakundërshtueshme, – ia ktheu pashai. – Asgjë s'të refuzon dot ty njeriu. Më duhet medoemos të ta plotësoj dëshirën edhe kësaj here.

Pastaj, duke iu drejtuar një shërbëtori që po i sillte Mhillit të Vlashajve një çibuk, i tha:

— Më thirr Shaban beun në është këtu; në mos qoftë, shko në shtëpinë e tij dhe i thuaj se unë urdhëroj që trupat e malësorëve të ekzekutuar t'u dorëzohen menjëherë të afërmve të tyre.

Shërbëtori u përkul në shenjë nderimi dhe doli.

Kur mbetën vetëm, Osman pasha u kthye nga Mhilli, që po thithte tymin e duhanit nga çibuku dhe i tha:

— U morëm vesh, apo jo, Mhill? Do të takohesh nesër me kujdestarin tim të shtëpisë, Ahmet agën.

— Do t'u bindem urdhrave të shkëlqesës suaj, — ia ktheu Mhilli dhe u ngrit të shkonte.

— Meqë ra fjala, — tha pashai, duke vënë buzën në gaz plot kënaqësi, — ç'thonë njerëzit për drejtësinë time?

— Njerëzit nuk mund të thonë asgjë; ata, shumë-shumë, vetëm mund të mendojnë. Por shkëlqesia juaj as që çan kryet se ç'mund të thonë apo të mendojnë njerëzit.

— Po, kjo është e vërtetë. Populli duhet të bindet pa bërë fjalë dhe të paguajë taksat, të tjerat s'janë punë për të. Këtu jemi ne zotër.

Mhilli e përshëndeti pashanë gjer përtokë dhe doli.

Në vend që të shkonte drejt e në shtëpi, ku po e prisnin të dy malësorët e Shllakut, ai mori udhën që çonte në sheshin e Pazarit. Atje gjeti të mbledhur shumë njerëz që po shikonin si të shtangur dy të vdekurit dhe nënën e bashkëshorten e Jak Kolës, të cilat ishin gjithnjë po në atë pozë në të cilën i kemi lënë. Mhilli iu afrua nënës së Jak Kolës dhe i tha:

— Oj nënë e mirë, t'u plotësua dëshira. Pashai ka dhënë leje t'i merrni të dyja kufomat. Bëhu trime! Zoti do të ketë mëshirë për dhimbjen tënde.

Pa mbaruar mirë këto fjalë, Mhilli pa që nga larg se po vinte Shaban beu. Po nuk e priti të arrinte dhe, duke e nxituar kalin me mamuze, u kthye në drejtim të shtëpisë së vet.

— Mund të shkoni t'i varrosni të vdekurit tuaj, — u tha

dy malësorëve që po e prisnin. — Pashai ma bëri këtë nder.

— Zoti ta shpërbleftë, — iu përgjigjën ata. — Në qoftë se do të kesh nevojë për ne ndonjëherë, dije se jemi gati të japim jetën për ty. Vetëm një fjalë të na thuash, dhe ne do të hidhemi në zjarr për ty.

— Ju falem nderit, — u tha Mhilli; — fatet tona janë në dorën e zotit. Jeta e njeriut është e shenjtë, dhe këtë duhet ta kemi parasysh, sepse do të vijë dita kur ne do të na kërkojnë llogari për tërë gjakun që kemi derdhur. — Pastaj, duke e parë se kishte zënë të thoshte më tepër nga ç'duhej:

— Shkoni, o trima, — u tha, — të vdekurit po ju presin në Sheshin e Pazarit.

Dy malësorët përshëndetën me dorë në zemër dhe shkuan plot respekt e mirënjohje.

Kur mbeti vetëm, Mhilli u lëshua mbi një divan si një njeri i dërrmuar nga një dorë e hekurt.

— Tradhtari! — klithi. — Për pesë mijë piastra që i ofrova, pranoi ta kthente urdhrin barbar që kishte dhënë. Për të holla, ai s'e ka për gjë të tradhtojë sulltanin dhe qëllimet e tij; me para mund të arrish gjithçka, drejtësi, favore, hatëre, mosdënim... Dhe pikërisht njerëz të tillë na qeverisnin, ca maskarenjve të këtij kallëpi u është besuar Shqipëria, ky vend i shkretë, që ka pasur historinë e tij të lavdishme dhe që po rënkon sot në mjerim! A mos vallë zoti, në dekretet e veta të përjetshme, ka vendosur që dielli të mos lindë për ne? A mos vallë do të jemi gjithmonë në mëshirën e këtyre pashallarëve që tradhtojnë qëllimet e sovranit dhe shiten kaq poshtërsisht? Po drejtësia e barazia? Po gjaku që kemi derdhur e që gjithnjë jemi gati të derdhim për Perandorinë? Po fitoret që kemi korrur mbi armiqtë e saj? Të gjitha këto, pra, do të jenë të humbura për ne? Jo, çdo gjë do të dalë në dritë, dhe sulltani do të bindet se shqiptarët janë shtetasit e tij më besnikë dhe nuk kërkojnë gjë tjetër veçse të kenë nderin të vazhdojnë traditat e lavdishme të stërgjyshër-

ve të tyre për të mirën e Perandorisë dhe të qytetërimit të ardhshëm oriental![1])

Dhembja dhe hidhërimi që i kishin pllakosur shpirtin, ia kishin ndezur zemërimin në kulm, dhe zoti e di se kur do të pushonin ankimet, shfryrjet dhe sharjet e tij sikur zëri i Aradit, i cili erdhi befas në dhomën e t'et të mos ia kishte prerë fillin e mendimeve, duke ndryshuar menjëherë gjendjen shpirtërore.

— Tatë, — tha Aradi, — a e di se gostia jonë do të jetë e mrekullueshme? Bardhës së Temalit do t'i bëhet në shtëpinë tënde një pritje mbretërore.

— A je i kënaqur për këtë?

— Po, tatë, shumë i kënaqur. Së pari, sepse është një lavdi për shtëpinë tonë që t'i bëjmë punët ashtu siç na ka hije, e pastaj sepse Bardha e meriton që ta presim me të gjitha nderimet, si një mbretëreshë të vërtetë...

Duke përfunduar këtë frazë, zemra zuri t'i rrihte me hov, zëri i ishte gjallëruar, dhe ai qe gati të thurte lavde për bukurinë dhe hiret e gruas së re, mirëpo respekti që kishte ndaj t'et e ndali. U skuq dhe s'guxoi ta shprehte mendimin më tutje.

I ati, tek e pa të gëzuar e të lumtur, për shkëlqimin e gostisë së përgatitur, u kënaq dhe i tha:

— Shko e i thuaj kujdestarit të shtëpisë të marrë sazet për sonte. Dua që gëzimi yt të jetë i plotë, dhe të dëfresh ashtu si ta do zemra, bir i dashur.

— Të falem nderit, tatë, — thirri djaloshi plot naazëllim, dhe fytyra i shkëlqente nga lumturia, — po shkoj t'i jap urdhrat e tu, — dhe u sul nga oborri.

---

1) Autori vë në dukje pikëpamjet e disa shtresave të shoqërisë shqiptare të gjysmës së dytë të shek. XIX, shtresa kryesisht të pasura, që mendonin se vazhdimësia e Perandorisë Osmane duhej të ishte e dobishme për interesat shqiptare, sepse mund të siguronte tërësinë tokësore të Shqipërisë, kundër synimeve grabitqare të shteteve të huaja.

Anuli, shoku i tij, ishte atje, dhe po vështronte ç'bënin shërbëtorët.

Qysh prej vizitës që i kishte bërë Aradi Bardhës, Anuli pothuajse nuk ishte ndarë prej tij. I kishin rënë në sy të gjitha ndryshimet që kishte pësuar Aradi. Tek e shihte të menduar dhe nganjëherë të zymtë e të vrerosur, Anuli në fillim qe habitur shumë. Por, tek vuri re pastaj se Aradi nuk pushonte së thururi lavde për Bardhën dhe se, sa herë që përmendte emrin e saj, ai aty skuqej, aty zbehej, e kuptoi sakaq se shoku i tij kishte rënë në dashuri.

Po a e dinte, vallë, Aradi se ç'është dashuria? Jo. Ai kishte lexuar në libra shumë tregime për të rinj që kishin rënë në dashuri; kishte ëndërruar për perëndesha ideale, të pakapshme, po kurrë s'kishte hasur ndonjë nga ato perëndesha që quhet grua, dhe që mban në sytë e saj helmin e tërë jetës sonë, shkatërrimin e lumturisë sonë në tokë, dhe. vetëm rrallëherë, lumturinë e vërtetë. Prandaj ai nuk ishte i vetëdijshëm për atë që po ndodhte në shpirtin e tij. Ia kishte ënda të dëgjonte zërin e Bardhës, të shihte i mahnitur, buzëqeshjen e saj, të dinte, se ishte e lumtur, po dëshirat dhe ëndrrat e tij nuk shkonin më tutje. I shkreti Arad! Pa e ditur as ai vetë, në zemër i kishte çelur si ndonjë lule një ndjenjë e re; dashuria i kishte depërtuar në shpirt; ai kishte filluar të jetonte, të vuante dhe të dëshironte atë lumturinë misterioze që e ngre njeriun lart, por që i kushton aq dhembje e aq lot! Aradi kishte rënë në dashuri, pa e ditur as ai vetë. Ai dashuronte tanimë me tërë zjarrin e atyre tetëmbëdhjetë vjetve që kishte mbushur, me tërë afshin e zemrës së tij shqiptare.

— A e di Anul, se do të kemi saze sonte në shtëpi? — i tha shokut të vet. — Do të këndojmë e do të kërcejmë dhe do të jemi që të gjithë të lumtur, edhe vetë Bardha.

— Ku e di ti se Bardha do të jetë e lumtur?

— Unë vetë do të jem, pra mendoj se edhe ajo

gjithashtu duhet të jetë. E ndiej veten aq të lumtur kur e shoh! Sa e bukur që është! Oh! Sikur ta dije ti si më rreh zemra, dhe sa të gjata më duken orët që duhet të kalojmë para se të vijë ajo!.. . Shekuj të gjatë më duken, të betohem...

– Po cili është shkaku i kësaj dashurie të madhe për Bardhën?

– Po të betohem për armët që mbaj në brez se nuk e di shkakun, por di se, po të më thoshte ajo të vras njeri, unë do ta vritja; po të më thoshte ajo të zgjidhja midis sime ëme dhe asaj, unë do të zgjidhja Bardhën...

Pastaj, tek e pa se kishte thënë më shumë sesa duhej të thoshte, shtoi:

– Të mos flasim më për të, Anul. Po e shoh se jam mosmirënjohës ndaj sime ëme, që më do aq shumë. Nuk është mirë për ty që më nxit të flas, sepse, siç e sheh, unë jam i dehur, po flas përçart, si i rënë në një lloj kllapie që po ma turbullonte mendjen.

Pas kësaj, Anuli nuk dyshoi më për ndjenjat e shokut të tij. Diktoi për të ardhmen një fatkeqësi të madhe, shumë të madhe, të pakufishme, por nuk dinte si ta shmangte. Për lumturinë e Aradit ai do të kishte sakrifikuar jetën dhe gjithë shpresat e veta, por e dinte se ai nuk e ndalte dot në të tatëpjetën fatale ku ishte lëshuar me turr. E dinte fort mirë se, duke iu vënë kundër, vetëm se do ta shpejtonte fundin e dramës së tmerrshme që rrinte pezull mbi shtëpinë e Temalit të Vlashajve.

– Si t'ia bëj? – thoshte me vete Anuli. – Ai e dashuron dhe është i zoti të bëjë çdo lloj marrëzie. Si mund t'i largoj fatkeqësitë që u kanosen?

Dhe mbeti një copë herë të mirë i kredhur në mendime të thella. Vriste mendjen e mendohej duke humbur në një mijë kombinime të pamundshme. Jepte e merrte, mundonte trurin dhe shtrydhte fantazinë e tij që të gjente mënyrën se si të dilte nga ky hall i madh në të cilin kishte rënë, si shok i Aradit dhe si kushëri i Bardhës. Mirëpo s'arrinte të gjente dot asnjë rru-

gëdalje të përshtatshme, ashtu siç do t'ia donte nderi dhe zemra.

Pasi bëri shumë plane, u ndal në atë që iu duk më me vend e më i sigurt.

Do të shkoj nesër te Bardha, tha me vete do t'i drejtohem vetë asaj. Do t'i flas për dashurinë e Aradit, për nderin e saj si grua, që do të njollosej, për rreziqet që do t'u kanoseshin të dyve, dhe do t'ia mbush mendjen që të bëjë ashtu si t'i them unë. Bardha është e arsyeshme. Nesër gjithçka do të rregullohet. Po si nuk më ra ndër mend kjo menjëherë?... E keqja nuk është aq e madhe, fundi i fundit. Nesër po e shpëtoj emrin e mirë të Bardhës, po e ruaj miqësinë e Aradit dhe nderin e familjes së tij.

Dhe, duke menduar kështu, iu duk vetja, pa dyshim, sikur të ishte një Arkimed i ri, që kishte gjetur zgjidhjen e saktë të problemit të vet.

Vetëm se ai nuk kishte menduar që shkencat e sakta nuk e kanë mundësinë të gjejnë zgjidhjen e problemeve të zemrës së njeriut.

Zemra e njeriut!

Bukuria e gruas!

Jeta e ardhshme!

Le të ulim kokën përpara këtyre tri mistereve!

# VIII

Dy orë para se të perëndonte dielli, përgatitjet që bënin në shtëpinë e Vlashajve po merrnin fund.

Dila e Vlashajve kishte parë me sytë e saj se gjithçka ishte në rregull dhe se asgjë nuk mungonte as në dhomën e burrave e as në atë të grave. Ajo, sipas zakonit, kishte zbritur në kuzhinë dhe ishte siguruar se që të gjitha punët shkonin mirë, se të gjitha ishin gati, gjellët, ëmbëlsirat, frutat, verërat e gjer te sallata që sapo e kishin këputur në kopsht. Katër deshtë e shkuar në hell nuk qëndronin më vertikalisht pas murit të kuzhinës, po vërtiteshin horizontalisht pranë një zjarri të madh gjithë prush. Katër burra ishin ngarkuar të merreshin me këtë punë, duke u kujdesur që deshtë të piqeshin sa më mirë.

Nuk mbetej më asgjë për të bërë, veçse të prisnin zonjat që duhej të vinin përpara se të perëndonte dielli, kurse burrat do të vinin më vonë, pasi të kishte perënduar dielli.

Shumë të afërme e mike po fillonin të vinin, dhe Dila e Vlashajve i priste krahëhapur, me atë mirësjelljen dhe njerëzillëkun e hijshëm që e karakterizonte.

— Ju jam shumë mirënjohëse, — u thoshte, — që më nderuat duke ardhur kaq herët. E rrethuar nga ju të gjitha, do të mund ta pres Bardhën e Temalit me tërë shkëlqimin e duhur.

— Vërtet, si lum ajo zonjë që ka Mhillin e Vlashajve, një njeri që bën për të, me gjithë zemër, atë që do të kishte bërë vetë i ati.

— Im shoq ka miqësi të madhe me Lulín e Temalit dhe, duke i bërë këtë nder së shoqes do t'i japë Lulit edhe një provë për dashurinë që ushqen për të.

Ajo psherëtiu kur mbaroi së thëni këto fjalë, por kjo psherëtimë nuk u ra në vesh mikeve të saj.

Numri i të ftuarve ishte mjaft i madh dhe, me të ardhur, i futnin në dhomat që qenë caktuar për to, sepse në Shqipëri, madje edhe në shtëpitë e krishtera, s'ka hije të përzihen burra e gra në gostitë e mëdha. A është ky një zakon i marrë nga turqit, apo një kujtim nga gjinecetë[1] e lashta greke? Hipoteza e dytë na duket më e besueshme, sepse këtë zakon e gjejmë edhe në malësi, ku nuk kanë hyrë dot kurrë doket turke.

Dilavuri re se kishin ardhur të gjitha të afërmet e shoqet dhe se nuk mungonte asnjë nga ato që ishin ftuar. Me t'u mbledhur të gjitha bashkë, filloi midis tyre, ashtu si gjithmonë kur mblidhen gratë, një nga ato bisedat që janë më shumë zhurmuese sesa të gjalla, bisedë kjo, plot të qeshura kumbuese dhe britma të mprehta të atyre që ishin më çapkëne e më çamarroke, që formonte një nga ato zhangëllimat e guximshme që Vagneri i ka imituar nganjëherë në veprat e veta më të thella muzikore, të cilat ne hiqemi sikur i shijojmë, për t'iu përshtatur modës së ditës. Sidoqoftë, ka njerëz që u pëlqen më shumë birra se vera, dhe *tram-*

1) Në Greqinë e vjetër, në shtëpitë e mëdha, kthinat e grave (gjinecetë), ishin të veçanta nga kthinat e burrave.

-*trami* i daulles më shumë se notat e ëmbla të flautit. Mirëpo kjo është çështje shijeje pra, as që e shohim me vend të shprehim mendimin tonë.

Në mes të bisedës u dëgjuan papritmas britma gëzimi nga vajzat e reja që u tregonin me gisht zonjave një grup ciganesh që po kalonin nëpër oborrin e shtëpisë. Ciganet ishin veshur me rroba të çuditshme dhe mbanin në duart e ngjyera me këna veglat e tyre muzikore po aq primitive, sa edhe ato që përdornin barinjtë e Arkadisë[2]). Këmbët e tyre të vogla, ashtu si edhe pjesa më e madhe e bustit të tyre, ishin lakuriq. Shtati i tyre i hollë e i hedhur ishte i epur e i zhdërvjellët si ai i maces, ndërsa sytë e zinj, në formë bajameje, u lëshonin shkëndija të zjarrta. Të gjitha lëvizjet e trupit të tyre ishin në kundërshtim me qëndrimin e turpshëm e plot nur që i shkon aq fort e i ka aq shumë hije gruas. Por, fundi i fundit, cigane ishin ato.

Meqë në Shqipëri zonjat shqiptare e kanë të ndaluar t'u bien veglave muzikore, këto cigane vinin tamam në kohën e duhur për të shtuar gëzimin dhe kënaqësinë e gostisë me dajret e me çaparet e tyre. Prandaj, kur panë se i kishin në dispozicion, disa nga zonjat nuk i bënë dot ballë tundimit që të përfitonin nga ky rast. Mirëpo, sa u vunë varg, të zëna dorë për dore për të hequr një valle kombëtare, lajmëruan se po arrinte Bardha.

Ky lajm u prit me një murmurimë, por nuk mund të themi me siguri në tregonte kënaqësi apo një ndjenjë të kundërt.

Sidoqoftë të ftuarat e lanë vallen për t'i vajtur pas zonjës së shtëpisë që ishte drejtuar nga shkallët për të pritur me të gjitha nderimet mbretëreshën e gostisë.

Në fund të shkallëve, një tog shërbëtoresh nxituan

---

1) Krahinë e Peloponezit ku, sipas poetëve antikë grekë, banonin pasardhësit e pellazgëve, barinj të mirë dhe të përmendur për muzikën e tyre.

t'u merrnin të porsaardhurve velat e bardhë dhe mantelet e kuqe.

Bardha ecte përpara. Ajo ishte e bukur sa më s'ka, e bukur sa s'e kishte shoqen! Shtati i hedhur si selvi, veshja elegante dhe stolitë e shtrenjta e tregonin në të bukurën ndër të bukurat dhe shquante menjëherë ndër të gjitha të tjerat. Me gjithë mend mund ta merrje, ashtu sikundër mendonte Aradi, për një perëndeshë të rrethuar nga nimfat e saj.

Kur u ngjit lart, Dila e Vlashajve e përqafoi dhe e puthi me dashamirësi e me përzemërsi. Po kështu bënë edhe zonjat e tjera. Pastaj shkëmbyen plot fjalë të mira e të dashura, përshëndetje e përgëzime, i uruan njëra-tjetrës jetë të gjatë e të lumtur, me plot fëmijë meshkuj.

Gratë që ishin me Dilën i hapën udhën Bardhës dhe e futën me të gjitha nderimet, sipas zakonit në dhomën e madhe të shtëpisë.

Vendin e nderit, natyrisht, e zuri Bardha; zonjat e tjera u ulën e ndenjën rreth e rrotull saj, në qilima, sipas zakonit shqiptar. Shërbëtorët sollën pije freskuese, fruta dhe kafe; kuvenduan një copë herë, i thurën lavde njëra-tjetrës, i thanë urime e bënë lajka e përtikule jo fort të sinqerta. Pastaj u kujtuan të nisnin përsëri vallen e ndërprerë. Thirrën ciganet dhe filluan të këndonin këngët sipas zakonit.

Në dhomën e burrave, Mhilli i Vlashajve kishte vepruar në të njëjtën mënyrë me të ftuarit, që nuk ishin më të paktë në numër se gratë. Edhe aty kishin këmbyer përgëzime e urime dhe pas kafes së domosdoshme nisën të pinin duhan, raki dhe të hanin fruta, ndërsa muzikantë shqiptarë këndonin këngë kombëtare duke i përcjellë me veglat e tyre të pakta.

Kur pa se që të gjithë kishin zënë vend e ishin si jo më mirë, Mhilli çoi të thërritnin të birin. Ky i fundit kishte ikur tinëz nga dhoma e burrave për të hyrë fshehurazi në atë të grave, që të shihte Bardhën, pa i rënë në sy njeriu. Kur dëgjoi se po e thërritnin, do-

li disi i turbulluar nga skuta ku ishte fshehur dhe shkoi tek i ati.

— Eja, biri im, — i tha ai, — duhet të vemi të përshëndetim zonjat.

Dhe, pa i lënë kohë të përgjigjej, i shkoi krahun në të tijin e u nis për të vajtur në dhomat e së shoqes.

Aradi ishte pispillosur me shumë kujdes e hijeshi. Rrobat e tij prej kadifeje të kuqe të mbyllur të qëndisura me ar dhe pisqollat e shtrenjta i jepnin një pamje prej burri shumë të shquar. Në qoftë se Bardha i shëmbëllente një perëndeshe, ai i shëmbëllente Adonisit[1]).

Kur Mhilli, me të birin për dore, u paraqit në dhomën e zonjave, ato i ndërprenë vallet dhe iu afruan për ta përshëndetur. Ai shkoi drejt e te Bardha dhe i tha duke i shtrënguar dorën:

— Mirë se na erdhe, bija ime e dashur; jam i lumtur që po të pres në shtëpinë time, qoftë edhe për një natë. Falënderoj perëndinë që ia arrita kësaj dite të lumtur!

Pastaj, duke u kthyer nga Aradi, i tha:

— Shtrëngoji dorën Bardhës dhe thuaji se edhe ti je i lumtur që po e sheh në shtëpinë tonë.

Aradi u afrua dhe belbëzoi disa fjalë të ëmbla që i dilnin nga zemra, duke i dhënë dorën Bardhës. Sytë e tyre u takuan, u skuqën që të dy në fytyrë, duart e tyre u drodhën tek u çikën, dhe vetëm kaq.

*Ma solo un punto fú quel che ci vinse*[2])

Ata kishin rënë në dashuri.

Pasi foli një copë herë me zonjat e tjera, Mhilli i Vlashajve i shkoi krahun përsëri të birit dhe u kthye bashkë me të në dhomat e veta.

---

1) Njëra nga hyjnitë fenikase, simbol i bukurisë mashkullore.

2) «Por në një pikë veç na u pre fuqia.» Varg nga «Ferri» i «Komedisë hyjnore» të Dante Aligierit.

Atëherë u shtrua darka. Një tog shërbëtorësh sollën pjatat me gjellë dhe mbushën kupat me verë, që të ftuarit i ngritën e i pinë me fund për shëndetin e zotit të shtëpisë.

Po kështu u bë edhe në anën e grave.

Numri i gjellëve ishte vërtet i madh dhe shërbimi bëhej me aq shpejtësi e përpikëri, saqë s'mbetej më asgjë për të dëshiruar.

Meqë na e merr mendja se lexuesi do ta ketë lexuar të paktën një herë Iliadën e Homerit, nuk po ia përshkruajmë gostinë dhe oreksin e të ftuarve. Por vetëm do të themi se, pas darkës, që të gjithë kishin ardhur në qejf e ishin të gatshëm të dëfrenin.

Këngët filluan përsëri gjithnjë e më me zjarr, të pasuara tani nga vallet plot gjallëri e nga të qeshurat plot gaz. Pastaj burrat shkuan te gratë, të cilat u bënë një pritje nga më të hijshmet. Aty, burrat e rreshtuar në formë gjysmërrethi në njërën anë të dhomës, dhe gratë në anën tjetër, kënduan këngë, çdo strofë e të cilave, e kënduar nga gratë, përsëritej si një jehonë nga ana e burrave.

Pas një copë here, Anuli i tha Aradit:

— Pa na këndo atë këngën e vajtimit të Shqipërisë. Ti e ke zërin të mrekullueshëm dhe kjo këngë është mallëngjyese! Pas zallahisë që bëmë, ajo do të na kujtojë lavdinë dhe fatkeqësitë e vendit tonë dhe do t'u pëlqejë atyre zonjave, që u digjet zemra nga dashuria për atdheun.

— Nuk mund të këndoj sonte, — iu përgjigj Aradi, — më dhemb gryka.

— Atëherë, le të hedhim, pra, vallen e luftës — tha Anuli.

— Po, po, të hedhim vallen e luftës, — brohoritën të ftuarit.

Dhe u përgatitën të hiqnin vallen.

— Po ti, Arad, nuk do të vallëzosh, a? — e pyeti Anuli.

— Të thashë se nuk jam në qejf, s'po e ndiej veten mirë.

— Mos të ka zënë, kushedi, sëmundja e dashurisë, — i pëshpëriti Anuli në vesh.

— Në më ke shok, Anul, më lër të qetë.

Do të të shëroj nesër, tha me vete Anuli, që ishte duke vallëzuar.

Dhe vallja e luftës filloi.

Zonjat, që nuk merrnin pjesë në këtë dëfrim, ishin ulur dhe po vështronin rrotullimet e bukura që bënte Anuli me armë. Bardha dukej e lodhur dhe e kredhur në ëndërrime. Po rrinte në këmbë pranë dritares dhe sodiste qiellin. Kohë më kohë kthente kokën tinëz për t'i hedhur një vështrim Aradit, që ishte larguar nga shokët e vet dhe po bisedonte me t'ëmën.

Në atë çast dy shkrehje u dëgjuan matanë portës së jashtme të shtëpisë.

Valltarët u vërsulën përjashta me britma e me të shara që të shkonin e t'u jepnin dënimin e merituar atyre njerëzve të pacipë që kishin guxuar të fyenin kështu shtëpinë e Vlashajve... Porse porta nuk ishte e hapur që të mund të kalonin. Ata ngjisheshin njëri pas tjetrit, shtyheshin, dhe s'bënin gjë tjetër veçse po e shtonin edhe më shumë rrëmujën, pa mundur të viheshin në ndjekje të keqbërësve.

Edhe Aradi kishte brofur më këmbë, me pisqollën në dorë, por e ëma e ndaloi.

— Qëndro këtu, Arad, të lutem, qëndro këtu. Unë s'kam tjetër fëmijë përveç teje, — i tha ajo me zë të dredhur.

Por Aradi nuk dëgjoi fare. I shpëtoi s'ëmës nga krahët dhe u vërsul jashtë dhomës. Aty takoi Bardhën, që i tha me një zë lutës:

— Arad, të lutem, qëndro këtu për nënën tënde. Sikur të të ndodhte ndonjë e keqe, ajo do të vdiste.

— Kurrë, kurrë! Jetën do ta jepja me gjithë qejf për nënën time, por jo nderin! Kurrë!...

Dhe pa mbaruar mirë këto fjalë, ai deshi të vazhdonte rrugën, por ajo e ndali duke e kapur nga krahu.

– Atëherë, pra, rri për mua! – thirri ajo, duke e humbur mendjen fare, tek mendonte rreziqet që i kanoseshin.

Aradi e ndjeu veten sikur t'i kishte rënë rrufeja. Ndali në vend. Sytë e tij u ndeshën me sytë e gruas së re. Uli kokën dhe murmuriti:

– Po rri!...

# IX

Aradi, i turbulluar, me mendje të prishur dhe i pavetëdijshëm për veprimet e veta, vuri padashur pisqollat në brez dhe u kthye si një fajtor i madh në dhomën ku gjendej e ëma e alivanosur. U gjunjëzua përpara saj, e fërkoi dhe e përkëdheli duke e thirrur me emrin e ëmbël: nënë! Kur erdhi në vete dhe hapi sytë përsëri, Dila e Vlashajve u ngushëllua tek e pa birin e vetëm aty pranë saj.

– Sa i mirë që je, Aradi im! – u përgjërua ajo duke e puthur me dhembshuri të madhe. – Të erdhi keq për mua dhe ndenje! Të falem nderit, të falem nderit! Më rrofsh, o bir i dashur, e të paça sa malet!

– Po, o nënë, ti e sheh që ndenja këtu.

Dhe duke thënë këto fjalë, Aradi mezi e mbajti një ndër ato psherëtimat që pena nuk mund t'i përshkruajë dhe gjuha nuk i shpreh dot.

Edhe Bardha u kthye në dhomë.

Pa atë rrëmujë e pështjellim të shkaktuar nga krismat e pushkëve, do ta kishin zbuluar lehtë sekretin e saj, por, falë kësaj trazire, fytyra e saj e zbehtë dhe e prishur nga tronditja dhe emocioni nuk ra edhe aq

në sy, ose, edhe në e vunë re, ia veshën vetëm frikës që kishte ndier.

Ajo iu afrua Dilës dhe e pyeti me një zë të përzemërt, plot interesim e ëmbëlsi:

— Si po e ndieni veten, zonjë?

— Të falem nderit, bija ime e dashur; jam më mirë tani. Siç e sheh, Aradi nuk u largua nga unë dhe shpëtoi nga zoti e di ç'rreziqe që mund t'i binin mbi kokë. E dua më shumë se sytë e ballit, por edhe ky më do ashtu siç e dua.

Bardha u skuq dhe nuk pati guxim të përgjigjej. Uli kokën si e kapur në faj dhe, për të fshehur turbullimin e vet, u kthye pranë dritares, që e hapi për të thithur ajrin e pastër të mëngjesit, sepse ndiente se po i zihej fryma.

Burrat, që ishin vënë në ndjekje të keqbërësve, u kthyen pa i zënë dot.

Mhilli i pyeti për rezultatin e kërkimeve të tyre.

— Rrahëm të gjitha rrugët e shtigjet rreth e përqark, s'lamë vend pa kërkuar, por nuk zbuluam dot asnjë gjurmë.

— Do të jetë ndonjë armik për vdekje i shtëpisë sime që po hakmerret kaq poshtërsisht. Të më prishë gostinë, të më shpojë portën me plumba, të më fyejë në këtë mënyrë?... Këtë nuk mund ta ketë bërë veçse ndonjë i poshtër, ndonjë burracak i ndyrë, horr i horrave, që do ta gjej se s'bën, sikur edhe në vrimën e miut të futet, dhe do ta dënoj, shpejt a vonë, ashtu siç e ka hak.

Aradi dëgjonte dhe nuk pipëtinte. Sikur të mos ishte një lëvizje koke pothuajse e padukshme, asgjë nuk e tregonte luftën e tmerrshme që zhvillonin në shpirtin e tij dashuria për Bardhën dhe dëshira për hakmarrje. Nuk thoshte asgjë, hante veten me dhëmbë në heshtje dhe ëndërronte të kishte vetëm një orë të lirë për të vënë në zbatim planet e tmerrshme që i zienin në kokë.

Ndërkaq këngët, vallet dhe gëzimi kishin pushuar

dhe as që i shkonte njeriu ndër mend t'i fillonin përsëri. Burrat, të ulur në rreth, kuvendonin me njëri-tjetrin dhe shkëmbenin përshtypjet e tyre. Përpiqeshin të gjenin me mend se kush mund të ishte ai rezil që i kishte thirrur në gosti.

Edhe gratë, pasi e morën veten nga frika që kishin ndier, kishin filluar të turtulitnin e të dërdëllitnin me ciganet, kur njëra nga këto të fundit, pasi kërkoi t'ia këqyrte dorën Bardhës, i tha:

– Po shoh në dorën tënde se nuk do të kesh jetë të gjatë.

– Aq më mirë, – iu përgjigj Bardha, pa e pasur mendjen aty.

– O djalosh, o bukurosh, – tha një tjetër, duke iu drejtuar Aradit, – ma jep dorën të ta shoh e të të tregoj të ardhmen.

Aradi ia zgjati padashur.

Pasi e këqyri mirë për disa çaste, ajo i tha:

– Edhe ti, o djalosh, o bukurosh, njeri i shquar do të bëhesh, po larg, në dhé të huaj do të vdesësh.

– Shko në djall, cigane e mallkuar! – i shfryu Anuli, tek e dëgjoi t'i parathoshte shokut të tij një fund kaq të hidhur. – Hiqmu nga sytë, zhduku shpejt, se të mbyta!

Pastaj, pasi e këqyri mirë, shtoi:

– A s'je ti gruaja e Ibro xhelatit? Duart e tët shoqi janë ngjyer me gjakun e të krishterëve që ai u pret kokën, kurse ti gjithnjë në shtëpitë tona vjen dhe ha bukën tonë! Këput qafën, shtrigë!

Në atë çast një shërbëtor erdhi e lajmëroi Dilën e Vlashajve se një grua nga malësia kërkonte të fliste me të.

– Le të hyjë, – u përgjigj Dila.

Pastaj shtoi, duke u kthyer nga miket e veta:

– Një grua duhet të jetë e shtyrë nga ndonjë nevojë e madhe që të vijë këtu në këtë kohë; nuk duhet ta lëmë të presë.

Pas disa çastesh, futën brenda malësoren. Ende e

re, ajo duhej të kishte qenë e bukur, por dhimbja që pasqyrohej në fytyrën e saj ia prishte freskinë. Ishte veshur me të zeza.

– Afrohu, oj grua e mirë, – i tha Dila, – afrohu dhe më thuaj ç'mund të bëj për ty.

– Unë jam nga Shllaku dhe më quajnë Davë, – u përgjigj malësorja. – Jam gruaja e Jak Kolës, që pasha dha urdhër t'i prisnin kokën. E varrosa burrin tim të mjerë dhe, meqë kam vendosur të mos kthehem më në malësi, erdha t'ju lutem të më qasni në shtëpinë tuaj. Do të punoj dhe do të fitoj me djersën time strehën dhe bukën që po ju lyp. Mos më përzini, zonjë; dera juaj, dera e Vlashajve, ka qenë dhe është gjithnjë e hapur për çdo fatzi.

– O grua e shkretë! Do të bëj ashtu siç kërkon, kjo nuk është ndonjë punë e madhe. Por, pa më thuaj, fill e vetme je ti në botë? S'ke as fëmijë, as farefis?

– Si jo, i kam dy fëmijë, por gjyshja dhe ungjërit e tyre kanë marrë përsipër të kujdesen për ta. Kam edhe farefis, mirëpo, meqë duhet të qëndroj në qytet, nuk mund t'u drejtohem atyre.

– Po mirë, atëherë, – iu përgjigj Dila.

Pastaj, duke iu drejtuar një shërbëtori, i tha:

– Kjo grua do të rrijë te ne. Që tani e tutje kjo bën pjesë në shtëpinë tonë.

– Të falem nderit, të falem nderit, Dila e Vlashajve, – tha me afsh malësoria, duke u përkulur plot nderim. – Zoti i madh dhe Shën Kolli do t'jua shpërblejnë këtë bamirësi.

Ajo deshi të largohej, por, duke ndërruar mendje, sikur t'i kishte lindur një mendim i befasishëm, pyeti:

– A mund t'i them dy fjalë zotit të shtëpisë?

– Im atë po pushon, – iu përgjigj Aradi, – dhe nuk dua ta shqetësoj. Më thuaj ç'ke për t'i thënë, dhe unë do t'ia shpie fjalën tënde.

– Kam zbuluar diçka krejt rastësisht dhe desha t'ia tregoja.

Dhe, duke iu afruar Aradit, ajo vazhdoi me zë të ulët:

– Tek po vija këtu sonte, kalova nëpër fushën e Rmajt; aty pashë dy myslimanë të fshehur prapa drizave, që po bisedonin me njëri-tjetrin. E shtyrë nga kureshtja, desha të mësoja cilët ishin ata dy njerëz. U afrova dalëngadalë, po më parë njeri, dhe dëgjova këtë kuvendim:

– Pa më thuaj, Sulejman, ç'do të bëjë Mhilli i Vlashajve tani që e çnderuam? – pyeste njëri.

– Ai s'ka si ta dijë se jemi ne që shtimë me pushkë në portën e tij. Por, edhe në e mësoftë, Sulejman Cafi s'bëhet merak fare e nuk është nga ata që tremben, – iu përgjigj tjetri.

– Ja, pra, këto janë fjalët që dëgjova dhe desha t'ia tregoja Mhillit të Vlashajve.

– Të falem nderit, oj grua e mirë, të falem nderit! Po për këtë mos i fol më askujt. Po e marr vetë përsipër këtë punë.

Ah, përsëri ai na qenka, tha me vete Aradi, gjithnjë po ai, ai Sulejmani që më del përpara, që më pret udhën, që më ngacmon e që më fyen! Mirë pra, do të më shohësh, po të jap fjalën.

Dhe u përzie me turmën e të ftuarve që prisnin të zbardhëllonte agimi për të shkuar në shtëpitë e tyre.

# X

Dielli tanimë kishte lindur, dhe majat e largëta të maleve vetëtinin me një shkëlqim të jashtëzakonshëm. Bora, që i kurorëzon pothuajse përgjithmonë, shkëlqente si një diademë prej gurësh të çmuar e vënë në të-rë vijën nga ana e veriut, që e kufizonte horizontin dhe hidhte shkëndija që venin e humbisnin në mjegullat e mëngjesit.

Të ftuarit e Mhillit të Vlashajve kishin ikur që të gjithë. Edhe vetë Mhilli me të birin kishin dalë nga shtëpia për t'u ardhur njëherë rrotull tokave të veta në afërsitë e qytetit dhe për t'u menduar mirë e më nge për të shtënat me pushkë që u kishin prishur gostinë.

Në shtëpi kishin mbetur vetëm zonjat, të cilat, sipas zakonit shqiptar, nuk mund të iknin para se të hanin drekë.

Bardha e Temalit dukej shumë e vrarë shpirtërisht. Fytyra e zbehtë dhe e prishur tregonte tronditjet dhe emocionet që i kishin shkaktuar në shpirt ngjarjet e natës. Sytë e saj të mëdhenj të zinj, me ata qerpikë të gjatë, ishin qarkuar nga një rreth i zi; buzët e saj të trëndafilta ishin gati të bardha; as zëri i saj nuk e kishte më atë tingull argjendi që kumbonte me dridhje aq

harmonike. Ajo më kot përpiqej ta fshihte turbullimin e saj. Melankolia, që ia kishte pllakosur shpirtin, dukej, kundër dëshirës së saj, në të gjitha fjalët që thoshte e në të gjitha lëvizjet që bënte. E shkreta grua! Ishte hera e parë që dashuronte! Kjo ishte një ndjenjë e panjohur që kishte lëshuar rrënjë në zemrën e saj që i ngjallte emocione që ajo s'i shpjegonte dot. Sytë e saj kërkonin në mes të turmës diçka që i mungonte: kërkonin Aradin dhe nuk e gjenin dot. Aradi kishte ikur me të atin, pa mundur t'i shtrëngonte dorën, pa mundur t'i thoshte lamtumirë!

Ajo e ndiente veten krejt të vetmuar, fillikat e pa njeri, si në një shkretëtirë pa anë e fund.

O virgjëreshë e shenjtë! thoshte me vete Bardha e gjorë. A mos jam e sëmurë? A mos më ka hyrë në shpirt i paudhi e po më mundon kështu? Si do të më vejë filli? Përse më rreh zemra kaq fort? Dhe vetëm atë, gjithnjë atë po shoh! Vetëm atij po i flet shpirti im, vetëm atë po kërkon zemra ime, vetëm atë...

Ajo nuk mundi ta mbaronte mendimin e saj, sepse Dila e Vlashajve erdhi ta merrte për të bërë bashkë me të një shëtitje në kopsht.

Ndërsa ato të dyja po shëtitnin në lëndinën e qeshur të kopshtit, Dila dërgoi shërbyesen e vet të sillte malësoren që ishte pranuar të bënte pjesë në personelin shërbyes të shtëpisë së Vlashajve.

Meqë natën e kaluar nuk kishte mundur t'i jepte asnjë nga ato ngushëllimet aq të ëmbla e aq të domosdoshme për shpirtrat që vuajnë, Dilës s'i pritej sa ta shihte përsëri, të bisedonte me të gjerë e gjatë e t'i thoshte sidomos fjalë të mira, të ngrohta e zemërdhënëse.

— Sot është përvjetori i vdekjes së sime bije, — i tha Mrikës, shërbyeses, së vet, — dhe duhet të bëj ndonjë të mirë për shpirtin e saj të mjerë. Ajo malësore është shumë fatzezë. Sa ma do zemra ta ngushëlloj, t'i bëhem krah e t'i sjell dobi...

— Po, zonjë sot po bëhen dy vjet qysh se vajza e

mjerë ka fluturuar në qiell. Ah! Kurrë nuk do ta harroj atë ëngjëll mirësie!

– Shëët! – ia bëri Dila duke u zverdhur. – Vdekja e saj duhet të mbetet një mister për të gjithë. Si mjerë ti, o Mrikë, në qoftë se të shpëton qoftë edhe një fjalë e vetme nga goja. Ti e mban mend se ç'të tha yt zot atë ditë kur mori vesh se ti e dije këtë të fshehtë të familjes. Ai bëri be...

– Mos ki keq. E di se ç'do të më kushtonte një fjalë e papeshuar... Prandaj do ta kyç gojën. Më sa ka për të folur varri i vajzës së mjerë, aq do të flas edhe unë.

Ndërsa zonja dhe shërbyesja e saj po bisedonin në këtë mënyrë, Bardha, që ishte larguar pak, iu afrua ngadalë Dilës së Vlashajve dhe dëgjoi padashur fjalët e fundit të Mrikës. Këto fjalë tepër të turbullta, të paqarta e të errëta, nga të cilat ajo do të mund të kapte kuptimin e tyre të saktë, ishin megjithatë mjaft domethënëse për të zgjuar kureshtjen e saj dhe për t'i nxitur dëshirën që të mësonte hollësirat e një ngjarjeje që, gjer atëherë, ishte mbajtur e fshehtë për të gjithë. Pati një parandjenjë se ky mister duhej të kishte të bënte me të dhe të lidhej në njëfarë mënyre me fatin e saj. Bardha vendosi me mendje të saj që ta sqaronte këtë mister. Po si të bënte për t'ia arritur këtij qëllimi? A do të pranonte vallë Mrika të bënte një tradhti ndaj së zonjës dhe të nxirrte në shesh të fshehtën e saj? Bardhës nuk i besohej një gjë e tillë, por ajo donte me çdo kusht që ta merrte vesh këtë sekret. Ajo donte të dinte ç'lidhje kishte midis varrit të vajzës së re dhe nemitjes së Mrikës.

Ndërkohë, kjo e fundit kishte vajtur të zbatonte urdhrat e zonjës së saj. U kthye shumë shpejt për t'i treguar se malësorja kishte dalë që herët në mëngjes, me një palë hejbe në sup e me një shkop në dorë, pa dashur të thoshte se ku po shkonte.

– Kushedi pse ka dalë, e shkreta grua, – tha Dila e Vlashajve. – Duhet të jetë shumë e pikëlluar, i është zhuritur zemra! Vdekja e të shoqit duhet të ketë

qenë një goditje e tmerrshme për të. Thuaju të më lajmërojnë menjëherë sapo të kthehet.

Dhe Dila vajti e u bashkua me shoqet e veta, që po shëtitnin nën pemët e kopshtit.

Ndërkaq Bardha, e cila si bijë e Evës që ishte, kishte vendosur ta merrte vesh sekretin që e kishte pikasur ashtu nëpër tym nga fjalët e Mrikës, përfitoi nga një çast i volitshëm për t'u larguar nga grupi ku bënte pjesë. Duke mbledhur lule aty-këtu, e rregulloi punën në një mënyrë të atillë që t'i afrohej shërbyeses pa e vënë re njeri. Mrika kishte qëndruar mënjanë plot respekt.

— Ndihmomë t'i mbledh këto lule të bukura, — i tha Bardha, e cila, pas një kthese, u gjend pranë shërbyeses. — Sa të bukura që janë këto luleshqerra! Apo këta trëndafila: sa erë të mirë që mbajnë!

— Me aq sa ma pret mendja, mua, — tha Mrika, duke u përkulur për t'iu bindur urdhrave të Bardhës, — me aq sa ma pret mendja mua, atje në malësi duhet të ketë shumë lule. Në qoftë se ju pëlqejnë kaq shumë, ju mund të mbillni atje sa të doni dhe do të kënaqeni duke u marrë me një punë të tillë.

— Ç'është e vërteta, unë merrem shumë me to. E si do të jetoja në atë vetmi pa lulet e mia të dashura, për të cilat kujdesem gjithnjë? Por ndihmomë të bëj një tufë të madhe.

Dhe që të dyja iu vunë punës. Mrika mblidhte lule me të vërtetë, kurse zonja vetëm shtirej sikur kërkonte, po në të vërtetë ajo përpiqej si e si të largohej, pa rënë në sy, nga grupi i grave që po shëtitnin.

Kur ia arriti, më në fund, këtij qëllimi, ajo zuri ta pyeste Mrikën:

— Dila e Vlashajve po më duket si shumë e mërzitur sot. A mos ka ndonjë hidhërim?

— Është përvjetori i vdekjes të së bijës. I vjen keq edhe më shumë sepse e humbi brenda disa orësh. Të pikon në zemër!

— Po ç'sëmundje e rrëmbeu kështu kaq shpejt?

— Por... e gjora vajzë s'ka qenë aspak e sëmurë, ajo vdiq gati përnjëherësh, sepse... Zoti ashtu deshi. Kurrë s'kam për të harruar ç'ka hequr, as guximin e saj. Oh! Ime zonjë s'ka për t'ia falur kurrë vetes, sa të jetë gjallë, që s'e shpëtoi dot nga vdekja.

— Po a e kishte në dorë, vallë, që ta shpëtonte?

— Pash zotin, mos më pyesni më, — ia bëri Mrika, e tmerruar që kishte thënë aq shumë gjëra. — Mos më pyesni më, se ndryshe do të më merrni më qafë, do të më marrë lumi. Kjo është një e fshehtë që duhet të vdesë bashkë me mua.

— A kujton se jam gojështpuar, Mrikë?...

— Jo, krejt përkundrazi. Sa për këtë jam e sigurt. Por janë disa gjëra për të cilat nuk duhet folur.

— Ti e di, Mrikë, se çdo gjë që ka të bëjë me Vlashajt më intereson njësoj si të kishte të bënte me shtëpinë time. Të premtoj se do ta ruaj të fshehtën përgjithmonë dhe po të fal këtë byzylyk për besimin tënd ndaj meje.

— Por unë jam betuar...

— Edhe unë po të betohem se nuk do t'i them asnjë fjalë njeriu të gjallë.

— Shkojmë, pra, në atë korije të vogël, do të jemi vetëm dhe do t'jua tregoj të gjitha ç'di për këtë ngjarje të hidhur.

Me të arritur në vendin e caktuar nga shërbyesja, të dyja gratë u ulën dhe Mrika filloi këtë rrëfim:

— Ime zonjë kishte një vajzë, një zanë të vërtetë mali, aq e bukur e aq e hijshme ishte. Një trim i ri e kishte parë tinëz dhe kishte rënë në dashuri me të. Ai s'la dinakëri e marifete pa përdorur që ta shihte edhe një herë tjetër. Po të gjitha përpjekjet i shkuan kot, sepse engjëllushja e mjerë nuk dilte kurrë jashtë oborrit të shtëpisë dhe fshihej, sipas zakoneve tona, me të arritur ndonjë i huaj. Po një ditë prej ditësh ajo nuk u tregua mjaft e kujdesshme si gjithnjë dhe u gënjye e erdhi vetëm gjer në këtë korije këtu për të mbledhur lule, ashtu si bënit ju pak më parë. Zonjëzës sonë i pëlqe-

nin shumë lulet, sidomos manushaqet. Djaloshi që i vinte rrotull dhe e përgjonte gjithnjë, ishte fshehur në pyll. Kur e pa se ishte vetëm, doli nga ajo kaçubë atje dhe pati guximin t'i afrohej e t'i fliste për dashuri. Vajza e shkretë u tmerrua. Ca nga frika, ca nga hutimi, ajo mbeti aty si e hutuar, duke dëgjuar fjalët e djaloshit, i cili, kur do të ndahej prej saj, guxoi ta puthte në faqe. Mjerisht, Mhilli i Vlashajve, i ati, gjendej në kopsht, dhe e pa këtë skenë pa rënë në sy të njeriu. Ai qëndroi i fshehur derisa djaloshi, të cilin e njohu, kapërceu murin dhe derisa e bija u kthye në shtëpi. Unë isha duke qepur në një të ndarë të vogël, ngjitur me dhomën e sime zonje, kur i shoqi hyri dhe i tha:

– Jemi çnderuar. Isha në kopsht dhe e kapa në faj e sipër bijën tonë me Topiajn e ri. E pashë sheshit çnderimin tonë. Nesër Topia nuk do të jetë gjallë. Ti e di se ç'duhet të bëjë bija jonë... Pas kësaj që ndodhi, ajo nuk mund të jetojë më...

– Por, o perëndi, – thirri e shkreta nënë, – ajo, ndoshta, s'ka ndonjë faj. Shiko njëherë, merre vesh mirë si ka qenë puna. Ime bijë s'mund ta ketë lëshuar veten, s'mund të ketë arritur gjer atje. Ajo nuk duhet të vdesë. Të lutem, mendohu..

– Unë jam menduar mirë dhe e kam peshuar punën hollë. Mos harro se jam baba. Zoti e di se sa i kushton kjo zemrës sime, por që të dy duhet të vdesin. Pas këtij turpi, jeta për të do të ishte e padurueshme; do të ishte për të një mynxyrë e vërtetë. Ti duhet ta dish se nderi i shtëpisë vlen më shumë se jeta e njërit prej nesh.

– A jam në vete? Mos kushedi jam çmendur? A dëgjova mirë, apo më bëjnë veshët? – lebetitej zonja ime e shkretë.

– Po, – u përgjigj zotëria i paepur, – helmin, dhe që sonte; nesër një plumb për Topiajn e ri.

– Mëshirë! – klithi me zë të përvajshëm nëna e mjerë duke rënë më gjunjë. – Ki mëshirë për fëmijën tonë, për mua, për veten tënde!...

– Ka marrë fund kjo punë, – u përgjigj ai me zë të ngjirur. – Nesër do të jenë të vdekur që të dy. Unë po marr përsipër Topiajn, ti vajzën. Duhet ta shpëtojmë nderin tonë: pastaj do të vajtoj bashkë me ty.

Pas këtyre fjalëve, im zoti doli me sytë të mbushur me lot. Unë po dridhesha e tëra. Gjilpëra më kishte rënë nga dora dhe aq e kisha humbur mendjen, saqë nuk e dija fare se ku isha. Zura të qaja për vdekjen mizore dhe të parakohshme të zonjëzës sonë të dashur, sepse unë e dija që vendimi i marrë për vdekjen e saj ishte i prerë. Dhe nuk mund të bëja asgjë. Edhe vetëm një fjalë të thosha, ishte e sigurt se më merrte lumi edhe mua.

Ime zonjë mbeti si e dërrmuar një copë herë, pastaj zuri të qante. Dënesat e saj më binin si thika në zemër. Por s'guxoja t'i veja pranë, dhe rrija e strukur në një kënd të dhomës duke u shtirë sikur po flija. Më në fund, ime zonjë u ngrit nga divani duke thirrur si e prishur mendsh:

– Duhet bërë pa derman! Taksirat! Taksirat!

Si një njeri që ka marrë një vendim të befasishëm, ajo hapi derën dhe i thirri me zë të fortë së bijës, e cila erdhi pa vonuar.

Që në fjalët e para, ajo ia tregoi të gjitha.

– Po unë s'kam ndonjë faj, – përsëriste me një zë të përvajshëm e ankues, – unë s'kam ndonjë faj! Nuk e dija se ishte atje ai djalosh. Kjo ishte një befasi, një pritë, një fatalitet! – Dhe qante e mjera vajzë sa të këpuste shpirtin.

E ëma, e zymtë, me sy të egër, klithi me një zë të dhimbshëm e të thekshëm, në të cilin pasqyrohej lufta e tmerrshme që po bëhej në zemrën e saj:

– E çfarë? Meqë ti vetë po e pranon se je takuar me të në kopsht, asnjeri nuk do të besojë në pafajësinë tënde. Ti e di se tyt eti i dhimbet më shumë nderi i shtëpisë sesa jeta e ne të gjithëve. Ky është një fat i tmerrshëm, mizor, fatal, që na ndjek e na dënon, por s'kemi ç'bëjmë: duhet t'i nënshtrohemi! Në atë shi-

she të vogël aty mbi tryezë të pret vdekja me nder; jashtë kësaj dere, — dhe ia tregoi me gisht, — të pret jeta, por me turp dhe me çnderim. Zgjidh vetë, bija ime e dashur!...

Dhe doli, duke lënë derën hapur, pa i lënë kohë së mjerës vajzë që të përgjigjej.

Pasi u largua e ëma, vajza mbeti për disa çaste e dërrmuar e si e ngrirë në vend. Pastaj u vërsul drejt shishes, e rrëmbeu dhe piu helmin, pa iu trembur syri e pa iu dridhur dora.

Në mesnatë vdiq! Dhe shtëpia ra në pikëllim e në zi.

Të nesërmen, me të aguar dita, Aradi dhe shoku i tij Anuli e vranë Topiajn e ri, që kishte dalë për gjah në fushë me një nga shokët e vet.

Të dy kortezhet e përmortshme u hasën në të njëjtën orë në varreza dhe dy të rinjtë u varrosën në të njëjtën kohë.

Pasojë fatale e dokeve të Shqipërisë! Një fjalë e ëmbël dashurie, një e puthur e lehtë në faqen e një vajze shkaktuan vdekjen e dy personave në lulen e rinisë, plot jetë e shëndet, që u buzëqeshte e ardhmja!

— Thonë se im zot, — vazhdoi shërbyesja, — e rregulloi punën me pashën që kjo çështje të mbyllej e t'i vihej kapaku... Dhe kjo duhet të jetë e vërtetë, sepse dy vrasësit nuk i shqetësoi njeri dhe as që u dogj shtëpia e Vlashajve, sikundër do të duhej të ndodhte sipas dokeve dhe zakoneve të vendit.

Më vonë, im zot ra në ujdi edhe me prindërit e djaloshit të vrarë, dhe ata hoqën dorë nga gjakmarrja. Gojët e këqija thonë se im zot e paska paguar borxhin e gjakut gjoja me të holla, po kjo nuk është e vërtetë, sepse Topiajt janë njerëz me nder e me sedër dhe nuk do ta kishin pranuar kurrë një ujdi të tillë. Mua më thotë mendja, me aq sa kuptoj unë, se kreu i shtëpisë së djaloshit, pasi mori vesh nga im zot se si qëndronte puna në të vërtetë, u bind plotësisht se djaloshi ishte

dënuar me plot të drejtë e arsye, prandaj ai dhe njerëzit e tij hoqën dorë nga gjakmarrja.

Vetëm kaq di unë për këtë ngjarje të hidhur e të vajtueshme, që ka mbetur mister për të gjithë. Në përgjithësi, njerëzit besojnë se zonjëza jonë ka vdekur nga sëmundja.

Ky tregim i bëri një përshtypje të hidhur Bardhës dhe i la një mbresë të pashlyeshme në shpirt, por ajo nuk tha asgjë. Falënderoi Mrikën për besimin që kishte pasur ndaj saj dhe ia fali byzylykun e premtuar, të cilin shërbyesja e pranoi me gëzim e mirënjohje.

— Pash zotin dhe Lulin e Temalit, mos i thoni njeriu as edhe një fjalë nga të gjitha këto që ju tregova, — iu lut Mrika.

— Mos ki keq fare, po rri e qetë, nuk do t'i them asnjë fjalë njeriu të gjallë.

— Po i zë besë nderit tuaj.

Dy gratë po ndaheshin nga njëra-tjetra kur erdhën ta lajmëronin Bardhën se ishte shtruar dreka.

## XI

Dila e Vlashajve bëri nderimet e drekës me atë mirësjelljen e saj të zakonshme që e karakterizonte. Pasi hëngrën drekë, zonjat u përshëndetën me Dilën dhe u ngritën e ikën. Bardha mbeti e fundit. Ajo gjente herë një shkak, herë një tjetër për ta shtyrë sa më shumë ikjen. Vente me shpresë që ta shihte edhe një herë Aradin dhe t'i thoshte lamtumirë. Mirëpo Aradi ende nuk ishte kthyer dhe nuk do të kthehej ndoshta veçse në mbërmje.

Oh, ai nuk po vjen, thoshte me vete Bardha, dhe duhet të iki pa e parë!... Dhe u nis e pikëlluar dhe e heshtur për në shtëpi të saj.

Kur hyri në shtëpi të saj, ajo mësoi se i kushëriri, Anuli, kishte një orë që po e priste. Me të dëgjuar këtë lajm, iu çel fytyra si me magji, sytë i shkëlqyen si ndonjë yll që del nga retë që e fshihnin, dhe zemra iu mbush me gëzim. Kujtoi se po e priste edhe Aradi, sepse e dinte që ata ishin shokë të pandarë me njëri-tjetrin. Kur mendoi se do ta shihte përsëri, ajo i harroi të gjitha, ankthin, hidhërimin e gjer edhe llahtarinë që i kishte kallur në zemër rrëfimi i Mrikës. Ajo

do ta ndiente prapë veten të lumtur tek do ta shihte përsëri Aradin. Mirëpo mbeti shpresëgënjyer e zemërvrarë. Jo vetëm që ai nuk kishte ardhur me Anulin, por, pasi shkëmbeu disa fjalë me këtë të fundit, ajo mësoi se duhej të priste çdo shpresë për ta parë Aradin, ndoshta për një kohë mjaft të gjatë.

— Kam ardhur të të shoh, sepse duhet të të flas për një çështje shumë serioze, — i tha Anuli, pas përshëndetjeve të rastit.

— O perëndi! Ti po më tremb, Anul, me këtë pamjen tënde hijerëndë e misterioze. Mos i ka ndodhur gjë... tim shoqi?

— Jo, Bardhë, ende nuk ka ndodhur asgjë. Por një fatkeqësi e madhe qëndron pezull mbi ty e mbi Aradin, dhe pikërisht për këtë kam ardhur këtu sot.

Kur dëgjoi emrin e Aradit, ajo u drodh dhe mend e tradhtoi veten duke e shfaqur sheshit sekretin e saj. Padashur i shpëtoi një klithmë, po prapë arriti ta mblidhte mendjen dhe pyeti me një zë gati të dridhur:

— Fol, Anul, ç'fatkeqësi i kanoset Aradit?

— Fatkeqësia është se ai të dashuron, Bardhë, dhe të dashuron si i çmendur. Nuk ka asgjë në botë që ai të mos mundë ta bëjë për ty. Unë e njoh shumë mirë. Imagjinata e tij poetike dhe e zjarrtë, zemra e tij gati për t'u ndezur flakë, trimëria e tij prej kokëkrisuri që gjë s'e ndal, do ta shtyjnë, jam fare i sigurt për këtë të bëjë marrëzi që do t'i merrnin më qafë të gjithë, e s'do të linin njeri pa ngatërruar e pa njollosur. Sa gjak që do të derdhej midis dy shtëpive tuaja! Sa gjakmarrje! Çfarë turpi për të gjithë ne!

— Ç'thua kështu, Anul? — thirri Bardha, krejt e lumtur që e dashuronin me një dashuri të tillë. — Ç'janë këto fjalë që flet? Sigurisht që gabohesh, i dashur kushëri. Aradi s'më ka thënë kurrë as edhe fjalën më të vogël që unë të mund të kuptoja një gjë të tillë...

— Aradi s'të ka thënë asgjë, por sikur ndërmjet teje dhe atij të vinin trupin e t'et, ai do të kalonte mbi të për të qenë yti. Ja se si të do! Të thashë se unë e

njoh mirë, dhe erdha t'i bëj thirrje arsyes sate për t'iu shmangur fatkeqësive që po përgatiten.

— Po, o perëndi, ç'mund të bëj unë?

— Ti duhet të largohesh nga qyteti dhe të shkosh në shtëpinë tënde para se të pëlcasë mina. Në fund të fundit, ajo që po të kërkoj, nuk është ndonjë sakrificë e madhe për ty; është vetëm një veprim i urtë e me mend, që nuk do të të kushtojë asgjë, sepse ti nuk ndien ndonjë dashuri.

Në këto fjalë, Bardha për pak ra si e goditur nga një rrufe. «Ti nuk ndien ndonjë dashuri, — thoshte Anuli — ti nuk ndien ndonjë dashuri,!» Blasfemi, sepse ajo dashuronte, ajo e dashuronte Aradin me atë dashuri që njeriu e ndien vetëm një herë në jetën e vet, me dashurinë e parë. Vetëm pranë tij ajo kishte mësuar të psherëtinte. Ai ishte jeta e saj, madje më shumë se jeta, ai ishte lumturia e saj, ai ishte qielli që ishte hapur për t'i treguar gëzime të panjohura deri atëherë. Dhe tani vinin e i thoshin: «Ti nuk ndien ndonjë dashuri!» Dhe i bënin thirrje të largohej tani, kur i jepnin sigurinë, bindjen e plotë për dashurinë e madhe, të pakufishme që ajo i kishte frymëzuar të dashurit të saj, tani, kur e kërcënonin duke i thënë se Aradi do të ishte i zoti të përballonte çdo rrezik e s'do të linte gjë pa bërë për të, pa u prapsur as përpara krimit, as përpara turpit më të madh! Oh! Po kjo ishte diçka e padurueshme, kjo ishte një gjë tepër mizore, kjo ishte një gjë tepër barbare!.

Të gjitha këto mendime përshkuan si rrufe shpirtin e tronditur të Bardhës. Mbeti e nemitur. Nuk dinte ç'të përgjigjej. Idetë e saj binin ndesh me njëra-tjetrën duke iu sjellë vërdallë nëpër kokë, si atomet në një dhomë të errët që përshkohet nga një rreze drite. U zverdh e u bë dyllë në fytyrë dhe rrëke lotësh gati i rrodhën nga sytë. Po prapë arriti ta mbante veten dhe, duke iu drejtuar Anulit me një zë ku ndihej dëshpërimi, e pyeti:

— Përse të nisem, Anul? Çfarë shkaku të vë për një nisje kaq të nxituar?

— Thuaj se dëshiron të shohësh tët shoq.

— Po ti e di se unë kam ardhur tek ime më dhe se, sipas zakonit, duhet të qëndroj të paktën pesëmbëdhjetë ditë, pa përmendur pastaj që im shoq më ka dhënë leje të qëndroj sa të dua. Ç'do të mendojnë, në qoftë se unë do të kthehem pa një arsye në Temal, gati pa pasur kohë të shoh gjithë farefisin tim? Kushedi ç'do të thonë e ç'do të dërdëllitin për mua, ti e di fort mirë këtë, Anul.

— Këto vërejtje që bën e këto fjalë që më thua janë fare të drejta, por është një domosdoshmëri, një fatalitet që peshon më shumë se çdo arsye tjetër dhe që e kërkon pa derman këtë sakrificë nga ana jote. Dëgjo, Bardhë! Këtë e kërkon nderi yt dhe e bën të domosdoshme siguria e Aradit. Mos ngurro më, të lutem shumë, në qoftë se dëshiron të shmangësh fatkeqësi të tmerrshme. Sepse, a nuk e sheh ti që, në rast se nuk vendos, po më shtyn të dyshoj, të besoj madje se edhe ty të ka rrëmbyer ky pasion i çmendur, se je fajtore dhe e pabesë ndaj Lulit, se, me një fjalë, ti po na çnderon?

Përballë kësaj dileme të tmerrshme në të cilën e vuri Anuli, asaj nuk i mbetej gjë tjetër, veçse të vendoste të nisej. Të nisej?... Ajo po ngulte thikën në zemër me dorën e vet. Me një të goditur të vetme, ajo po mbyste shpresat dhe lumturinë e vet. Të rrinte? Po si të rrinte?! «Ti po na çnderon!» — i kishte thënë Anuli.

— Mirë, pra, do të nisem! — tha, më në fund, me një zë gati të shuar.

— Mirë. Brenda dy-tri ditësh yt vëlla dhe unë të të përcjellim gjer në Temal. Do t'i thuash tët shoqi se dëshira për ta parë malësinë përsëri të shtyu të largoheshe nga qyteti pa e pyetur burrin. Po kështu do ti themi edhe ne, dhe ai do të besojë se ty të pëlqen të jesh pranë tij. Kështu merr fund kjo punë. Ti do të ruash nderin tënd dhe Aradi do të jetë i siguruar nga çdo rrezik.

— Mirupafshim nesër, pra, — tha Bardha, dhe u

ngrit të dilte. Në atë çast, e ëma hyri në sallon. Kur e pa, Anuli i doli përpara dhe i tha:

– E dashur teze, Bardha niset nesër ose pasnesër për Temal. Morëm vesh se Luli qenka i sëmurë, dhe Bardha kërkon me çdo kusht të kthehet në shtëpi të vet që t'i ndodhet pranë. Unë i jap të drejtën dhe e miratoj vendimin e saj. Që nesër, kushëriri im dhe unë do të jemi gati ta përcjellim.

– Si kështu? – klithi nëna e shkretë. – Ajo sapo ka arritur e ti po më flet për nisjen e saj? Jo, kjo nuk është e mundur. Anuli do që të bëjë shaka, apo jo, bija ime?

– Jo, nënë, është me gjithtë mend. Unë po nisem nesër, sepse është e shkruar që secili duhet t'i shtrohet fatit të vet dhe fati im më thërret në Temal.

– Sigurisht, – u hodh e tha Anuli, – e do puna të shkojë. Ç'do të thoshin njerëzit po t'i ndodhte ndonjë e keqe Lulit dhe e shoqja të mos gjendej pranë tij?

Nëna e gjorë peshoi arsyet që i paraqitnin dhe, meqë iu dukën të drejta, tha më në fund se gruaja e ka vendin pranë burrit të sëmurë.

– Ke të drejtë, duhet të nisesh, bija ime, kështu ta do puna dhe nderi; do t'i shtrohemi fatit, s'kemi si bëjmë ndryshe, – tha me një zë të nënshtruar.

– Mirupafshim! – tha Anuli. – Nesër, me të aguar, unë do të jem këtu. Po shkoj te Shaban beu t'i lutem të më gjejë kuaj.

Dhe doli me zemër të lehtësuar që kishte mundur t'i mbushte mendjen Bardhës që të nisej për në malësi.

Kur u gjend në oborrin e shtëpisë së Shaban beut, takoi një lypëse malësore, e cila, gjithë duke kërkuar lëmoshë, dukej sikur endej e vërtitej për të vërejtur e për të këqyrur me vëmendje të ndarat e brendshme të shtëpisë. Anulit iu duk se njohu në personin e asaj lypëseje atë malësoren që , natën e gostisë, kishte kërkuar strehim te Dila e Vlashajve. Po matej t'i fliste, kur Shaban beu kaloi nëpër oborr. Ai shkonte të ulej në një qoshk, dritaret e të cilit binin mbi një kopsht shu-

më të madh, por të pambrojtur mirë, që shpinte në fushë.

Shaban beu e kishte zakon që pinte raki çdo mbrëmje në këtë qoshk dhe të hante darkë pasi të ishte dehur mirë. Orgjitë e tij zgjatnin zakonisht gjer në orët e vona të natës. Tek e pa, Anuli qëndroi për ta përshëndetur.

— Pa shikoje të pafenë! — ia bëri beu, gjysmë me zemërim, gjysmë me të qeshur. — Ç'kërkon ti këtu, në shtëpinë time? Mos ke ardhur gjë për ndonjë ankim? Shiko se mos qahesh për miqtë e mi, sepse atëherë...

— Jo, bej, — iu përgjigj Anuli, të cilit epiteti i «pafé» nuk i bëri ndonjë përshtypje të madhe. — Jo. s'kam ardhur të ankohem. Erdha t'ju lutem të më gjeni katër kuaj, që më duhen për të përcjellë time kushërirë në Temal.

— Mirë, atëherë, kjo është punë që bëhet fare lehtë, — iu përgjigj beu, duke i dhënë shenjë njërit prej rojave që të afrohej,

— Tahir, — i tha, — shko në pazar dhe më sill katër kuajt e parë që do të të bien në dorë. Duhet t'ia bëjmë këtë shërbim të vogël Anulit, që është miku ynë.

— Si urdhëron, bej, — iu përgjigj Tahiri dhe doli për të zbatuar urdhrin që i tha beu.

Rrugës takoi ca fshatarë të varfër me tetë kuaj të ngarkuar me miell që shkonin ta shitnin në treg.

— Më duhen kuajt tuaj, — tha Tahiri, duke iu drejtuar fshatarëve. — Beu ka nevojë për ta.

— Po ne nuk mund t'ju japim kafshët tona, — iu përgjigj një plak, që ecte përbri një pele të çalë. — Ne jemi njerëz të varfër dhe me këta kuaj mezi nxjerrim bukën e gojës.

— Aq më bën mua. Nuk di unë nga këto. Mua më duhen kuajt dhe pikë. Hajde: shkarkojini shpejt!

— O aga i mirë, — tha plaku me zë lutës, — ti e sheh se s'kemi si t'i hedhim thasët tani në baltë. Vër dorën në zemër, na dhjetë piastra dhe na lër të shkojmë.

– Dhjetë piastra? Janë pak.

– Na pesëmbëdhjetë, ne jemi të varfër.

– Mirë, pra, nëmi. Po e shoh se je vërtet i varfër, dhe po të fal.

Tahiri futi në xhep të pesëmbëdhjetë piastrat dhe vazhdoi rrugën për në treg.

Atje gjeti kuaj të tjerë që disa fshatarë ishin duke i ngarkuar.

– Po i marr këta kuaj për angari, – u tha ai, – me urdhrin e Shaban beut. Ejani t'i merrni tek ai pas dy-tri ditësh.

Kur dëgjuan emrin e beut, fshatarët e shkretë u drodhën. E dinin fort mirë ata se ç'do t'u kushtonte po të kundërshtonin apo të bënin qoftë edhe vërejtjen më të vogël. E lanë pra Tahirin t'ua merrte kuajt dhe shkuan të zinin të tjerë me qira për të bartur zahiretë e e tyre.

Kur i shpunë kuajt te Shaban beu, ai po shkundte me fund gotat e rakisë njërën pas tjetrës me miqtë e tij.. Sazet e vendit po e shtonin gëzimin e fillimit të orgjisë...

– I çoni kuajt tek ai kauri dhe m'i sillni të hollat e qirasë, nga dy piastra në orë për çdo kalë.

Është e kotë të themi se urdhrat e beut u zbatuan pikë për pikë. Kur i mori kuajt, Anuli pagoi çmimin sipas rregullit, pa çarë kokën në shkonin këto të holla në xhepin e beut apo në xhepin e fshatarëve. Kjo gjë i përkiste drejtësisë së vendit dhe ndershmërisë së funksionarëve. Atij i takonte vetëm të paguante dhe të mbyllte gojën, ndaj edhe kështu, veproi, gjë që e kënaqi Tahirin, i cili bënte hesap t'i mbante për vete disa piastra nga shuma që duhej t'i dorëzonte beut.

Pasi u bënë gati për t'u nisur, Anuli nxitoi të shkonte te Mhilli i Vlashajve për t'u përshëndetur. Mirëpo kur arriti atje, i thanë se Aradi dhe i ati ende nuk ishin kthyer e se nuk e dinin kur do të ktheheshin nga çifligu i tyre i Bërdicës.

Aq më mirë, tha me vete Anuli, Aradi s'ka për të

marrë vesh gjë për nisjen e Bardhës. Brenda tri-katër ditësh do të kthehem dhe kështu i vihet kapaku kësaj pune; koha, pastaj do të bëjë të vetën. Dhe u kthye nga erdhi, pa kërkuar të takohej me zonjën e Vlashajve.

Tek po kthente qoshen e murit të avllisë, takoi malësoren që kishte parë të endej rrotull shtëpisë së Shaban beut dhe u sigurua se ishte pikërisht ajo që kishte kërkuar strehim tek e ëma e Aradit natën e gostisë.

— Oj grua e mirë, — i tha Anuli, — a s'je ti që të takova te Shaban beu?

— Po, unë jam. Vajta të kërkoja lëmoshë për fëmijët e njeriut që ai urdhëroi ta vritnin një ditë më parë.

— Po tani ku po shkon?

— Te Dila e Vlashajve. Tek ajo pushoj natën, që të kem më shumë fuqi ditën, sepse kam një detyrë të rëndë për të kryer.

— Zoti të ndihmoftë!

— Shën Kolli të ruajttë nga armiqtë, — ia ktheu malësorja, duke ndjekur rrugën e saj, krejt e përqendruar në mendimet e veta.

Pa kaluar mirë pragun e shtëpisë së Vlashajve, ajo dëgjoi zërin e Mrikës që e thërriste:

— Davë, të kërkon ime zonjë. Ajo do të të shohë. Lër aty hejbetë e shkopin, dhe eja pas meje.

Malësorja u bind dhe shkoi pas Mrikës, përmes dhomave të shtruara me qilima të shtrenjtë, për të vajtur te Dila.

— Natën e gostisë, — i tha Dila, — nuk munda të të thosha asgjë për ngushëllim. E shoh se je shumë e pikëlluar, Davë, e se zemra jote pikon gjak. Më thuaj, ç'mund të bëj që të ta lehtësoj sadopak dhimbjen dhe mjerimin?

— Asgjë, zonjë! Nuk kam nevojë tjetër veçse sa të fut kokën nën strehën tënde të bekuar. Duhet të përmbush një betim. Jam betuar se do të lyp dhe do të ushqehem vetëm me bukën që do të më japë shtëpia e vrasësit të burrit tim. Prandaj do të lyp gjer në ditën

e gjakmarrjes. Shën Kolli më ndihmoftë të marr gjakun e burrit tim të mjerë, – tha malësorja, duke vënë dorën e djathtë në zemër dhe duke u përkulur thellë. Gjysma e kësaj përkuljeje i drejtohej zonjës, kurse gjysma tjetër shenjtit, që do t'ia lehtësonte punën për ta vrarë Shaban beun.

Kur po matej të largohej, një nga shërbëtorët erdhi e i tha se një malësor nga Shllaku, që kishte një fëmijë me vete, kërkonte të fliste me të.

Dila, e cila, ndonëse zemërbardhë, plot dhembshuri e mirësi, zonjë e lartë, e mrekullueshme e që s'i gjendej shoqja, nuk ishte më pak grua, pra, kureshtare, deshi të ishte e pranishme në këtë bisedë dhe të dëgjonte me veshët e saj lajmin që i sillte malësori gruas, që ajo vetë e kishte marrë në mbrojtje. Ajo iu drejtua shërbëtorit, pa i lënë kohë Davës të fliste.

– Silli këtu! – tha ajo me një ton që nuk lejonte asnjë kundërshtim.

Disa çaste më vonë, një trim i ri i veshur me të bardha, me pisqolla në brez, me pushkën e gjatë shqiptare në dorën e djathtë, ndërsa me të majtën mbante për dore një fëmijë nja dhjetë vjeç, hyri pas shërbëtorit në dhomën e Dilës.

– Mirë se vjen, i dashur vëlla, – i tha Dava, duke e puthur me mall dhe duke shtrënguar fëmijën në kraharor.

Pastaj, duke iu drejtuar Dilës, shtoi:

– Ky është im vëlla Gjeloshi, ndërsa fëmija është im bir. Këta janë shërbëtorë besnikë që do të japin jetën për ju dhe për njerëzit tuaj.

Dila përkëdheli fëmijën dhe përshëndeti dajën.

– E, o vëlla, – tha Dava, – ç'lajm të mirë më ke sjellë?

– Hasan Hotin e arrestoi mbrëmë pasha. E nisën menjëherë në Stamboll; këtë e bënë se populli ishte qarë kundër tij. I nipi, Osman aga, e zëvendëson tani si kapidan i malësisë.

– Aq më mirë! Hasan Hoti ishte plak; i nipi ka

moshën e tim shoqi. Ne fitojmë me këtë ndërrim. E pastaj?

– Unë shkova dje me vogëlushin te Hasan Hoti që të mësoja se ç'thoshin për turneun e tij andej nga ne, sepse vetëm kur të vijë te ne mund ta qëllojmë. Pastaj duhej që edhe vogëlushi ta njihte njeriun që ka qenë shkaku kryesor i vdekjes së t'et, dhe unë iu tregova. Ah, veç ta shihje, oj motër, si dridhej fëmija! Kur do të kem një pushkë, më tha, do ta vras këtë njeri. Ma ka borxh gjakun e tim eti.

Nëna nuk mundi t'i mbante lotët kur dëgjoi kështu, dhe e përqafoi përsëri fëmijën.

– Pastaj, – vazhdoi Gjeloshi, – erdhën e arrestuan Hasan Hotin, që qante si ndonjë grua e ligë dhe që u dorëzua pa bërë asnjë kundërshtim. Ishte e neveritshme të shihje atë burracak të poshtër, që na ka vënë krusmën, se si i lëshoi armët si pulë e lagur, dhe iu dorëzua njerëzve të pashës pa bërë as gëk as mëk. Më në fund shpallën Osman agën kapidan të malësisë, dhe mësova brenda dy-tri ditësh ai duhet të bëjë turneun e vet në katër fiset e mëdha, për të vajtur pastaj në Temal.

– Vetë qielli po na e dërgon! – thirri Dava. – Ti e di, tani, o vëlla, se ç'duhet të bësh. Nisu menjëherë për në Shllak dhe lajmëroji kunetërit e mi. Po shikoni hapni sytë mirë e kini mendjen që të mos ju shpëtojë nga duart. Merre vogëlushin me vete dhe lë të jetë bashkë me ata që do të bëjnë punën. Duhet ta mësojmë e ta stërvitim këtë zog shqiponje, dhe kjo barrë u bie të afërmve të tij.

– Po ti, Davë, a do të rrish ende këtu?

– Po, këtu do të rri. Unë po ruaj atë tjetrin gjersa t'i gjej rastin e volitshëm, dhe nuk do të shkojë shumë e do të marrësh lajme nga unë. Kam shpresë se shën Kolli do të më ndihmojë.

Pas këtij dialogu, kuptimi i të cilit nuk i shpëtoi Dilës së Vlashajve, malësori u nda prej saj duke e përshëndetur sipas zakonit të vendit.

Pasi shkuan daja dhe i nipi, Dila e pyeti Davën nëse ai fëmijë i bukur ishte biri i saj i madh.

– Po, zonjë, biri im më i madhi është dhe, siç e shihni, do të jetë trim e besnik ashtu si të parët e tij. Jetën e tyre, si ky, ashtu edhe i vëllai, jua kanë falur juve.

– Zoti i ruajttë, oj Davë e mirë!

– Aradi juaj, zonjë, pastë jetë të gjatë, shumë fat dhe shumë djem, – ia ktheu urimin malësorja.

Dhe, pasi i bëri një përkulje tjetër plot mirënjohje e nderim, kërkoi dhe mori leje të largohej.

Në fund të shkallëve, ajo mori hejbetë e shkopin e vet dhe shkoi të pushonte.

# XII

Pasi iku Anuli, Bardha u dha urdhër grave të veta të bënin përgatitjet e duhura për udhëtimin e saj.

E ëma, të cilën kjo nisje e papritur dhe pakohë e kishte habitur dhe hutuar, shikonte si e shastisur dhe e çakërdisur lëvizjen që bëhej në shtëpi dhe s'guxonte të thoshte asnjë fjalë. Ajo e duronte hidhërimin që po i shkaktonin, pa ditur se ç'po ndodhte rrotull saj dhe pa mundur të kuptonte vendimin që e bija kishte qenë e detyruar të merrte dhe as pranimin që kishte dhënë ajo vetë me aq lehtësi për ikjen e saj. I kishin thënë se Luli është i sëmurë dhe se e donte puna që e shoqja të ndodhej pranë tij, dhe ajo vetë, nëna e saj, kishte pranuar nënshtrimin e një njeriu që i është bërë zakon të mos diskutojë aspak kur është fjala për një detyrë, por të bindet verbërisht, dhe, në rast nevoje të sakrifikojë për të çdo ndjenjë, çdo dashuri e dhembshuri, të gjitha shpresat e së ardhmes.

Për sa i përket Bardhës, puna qëndronte ndryshe. Nga parajsa e vet e shkëlqyer, ajo shihte se kishte rënë në një humnerë të thellë e pa rrugëdalje. E kishte lëshuar zemra; s'kishte as forcën të kapej pas një shprese të largët se do ta shihte Aradin përsëri. Ajo s'e

kishte më guximin të ndiqte, si dikur, fantazinë e saj të zjarrtë, në botën e ëndërrave të mrekullueshme, dhe as të kërkonte përmes mjegullave të së tanishmes qoftë edhe një yll të vetëm, sado të vogël e të zbehtë, për t'i hedhur dritë në rrugën e së ardhmes. Ikja e saj në këto rrethana ishte si një lamtumirë që i thoshte lumturisë, si një gur që zinte vrimën e humnerës në të cilën e kishin shtyrë fjalët e Anulit dhe ku zemra e saj e shkretë do të mbetej e varrosur përgjithmonë.

E thirrën të hante darkë, por, që të mos shkonte, nxori si shkak se nuk i hahej fare e se i flihej, ngaqë e ndiente veten të lodhur.

Kur ngeli vetëm, u mbyll në dhomën e saj dhe bëri çmos për të qetësuar shpirtin e vet të tronditur keq. Por nuk ia dilte dot në krye, si ndonjë fantazmë e pamëshirshme për ta dënuar që kishte pasur guximin të dashuronte, që kishte shkelur ligjin e vetëm, i cili, në Shqipëri, e dënon gruan si për një krim të pafalshëm, në qoftë se asaj i rreh zemra për një njeri që nuk është burri i saj, i zgjedhur nga prindërit e vet pa e pyetur fare.

Pasi hoqi e vuajti një varg torturash morale, njëra më sfilitëse se tjetra, e ndjeu veten të dërrmuar. Zuri t'i dhimbte koka, e cila nuk mund të duronte më furtunën e tmerrshme të mendimeve që ndesheshin rrëmujshëm si në një fushë të mbyllur beteje. Sytë e saj të rënduar nga lotët, që s'donin dhe s'donin të rrldhnin, gati nuk i shihnin më sendet që e rrethonin. Shpresoi se mos gjumi do të kishte mëshirë për të e do të vinte t'ia qepte qepallat, duke i zbutur e duke i rrpirë më në fund vuajtjen dhe ankthin, ndaj u hodh në shtrat me ndjenjën e një njeriu që, pasi ka luftuar më kot kundër rrymës, e lëshon veten në gjirin e saj për të mos u ngritur më. Por iu duk sikur ra mbi gjemba; sillej sa andej-këtej, herë nga e djathta, herë nga e majta se mos gjente pak prehje, po gjumi s'donte që s'donte ta merrte. Po t'i mbyllte sytë, ajo shihte me mijëra fantazma që i vinin vërdallë, njerëz të ar-

matosur, malësorë të rinj, të shoqin t'ëmën, Anulin, miq e shokë; të gjitha këto silleshin e vërtiteshin furishëm e rrëmujshëm, shtyheshin, përplaseshin e ndesheshin, ngatërroheshin e përziheshin për t'u shkrirë më në fund në një tërësi të mjegulluar, pa emër, që pak nga pak merrte trajtat e Aradit. Ajo sulej drejt tij për ta përqafuar, po hovi që merrte për t'iu hedhur në krahë e zgjonte me lemeri dhe vështrimi i saj humbiste sërish hapësirën e zbrazët të dhomës së ndriçuar me një dritë të vrerosur nga një llambë e varur para konizmës së shën Mërisë. Shën Mëria! Dikur Bardha e kishte zakon të falej përpara kësaj konizme, të falej e të lutej me zjarrin e një shpirti që e ndien veten të pafajshëm, dhe gjithmonë ishte ngritur që aty e ngushëlluar,.. Tani ajo s'guxonte më t'i drejtohej kësaj virgjëreshe kaq të pastër, nuk dinte më si të falej dhe si ta shprehte e ta formulonte lutjen e saj të dikurshme... Dashuria e Aradit kishte shlyer të gjitha kujtimet e saj të ëmbla të fëmijërisë, dhe e ndiente veten shumë fajtore, sepse Anuli i kishte thënë: «Ti po na çnderon në qoftë se e do Aradin!...»

Agimi, që po niste të ndriçonte me ngjyrat e veta të trëndafilta horizontin aq të pastër të Shqipërisë, e gjeti në këmbë, duke vështruar nga dritarja, që e kishte hapur për të thithur ajrin e freskët të mëngjesit, lugajat e malit që ndajnë dy lagjet e mëdha të qytetit. Pasi u mahnit padashur përpara bukurive të kësaj natyre të pasur dhe piktoreske, vështrimi i saj vajti e humbi në lugoret e largëta të Maranajt, këtij mali të lartë, që fantazia e barinjve e ka mbushur me zana e me xhinde, anës të cilit do t'i duhej të kalonte për t'u kthyer në Temal. Mirëpo as flladi i mëngjesit, as bukuria e pamjes që shpështillej para syve të saj nuk mundën ta ngushëllonin.

Me të aguar, tërë të shtëpisë qenë më këmbë dhe u vunë në lëvizje. Anuli kishte ardhur me kuajt e shalës, që s'u pritej gjersa të niseshin dhe çukërmonin e mbushnin oborrin me hingëllimat e tyre të gëzueshme. Shër-

bëtorët kishin zbritur baulet e përgatitura të djeshmen dhe po ngarkonin kuajt që kishte marrë Anuli nga Shaban beu. Më në fund, kujdestari i shtëpisë lajmëroi se të gjitha ishin gati e se mund të niseshin për udhë.

Anuli u ngjit menjëherë te Bardha që t'i thoshte se kishte ardhur koha të përshëndetej me njerëzit e vet. Mirëpo Bardha nuk ishte në dhomën e saj. Pasi nuk e gjeti aty, ai shkoi e trokiti te dera e tezes së tij. Mirëpo nuk iu përgjigj njeri: dëgjoi vetëm dënesa dhe rënkime. Shtyu derën me ngadalë dhe pa Bardhën të dëshpëruar e pikë e vrer në krahët e s'ëmës. Të dyja gratë shtrëngonin fort në kraharor njëra-tjetrën.

— Çdo gjë është gati, Bardhë, — tha ai me një zë të mallëngjyer.

Kur dëgjoi këto fjalë, ajo bëri një përpjekje për t'u shkëputur nga krahët e s'ëmës.

— Lamtumirë, o nënë, — i tha Bardha. — Më jep bekimin tënd, sepse ndoshta nuk do të shihemi më në këtë botë.

— Lamtumirë, bija ime e dashur. Udha mbarë! Paç bekimin tim gjithkund, mos t'u ndaftë kurrë e të sjelltë gjithnjë fat. Nisu, zemra ime, nisu, dhe dije se, po nuk u ktheve për së shpejti, do të ngrihem e të vij vetë, me gjithë pleqërinë time, që të të përqafoj në Temal.

Bardha fshiu lotët, dhe, me një zë të fortë e të vendosur, duke u kthyer nga Anuli, tha:

— Jam gati!

Anuli i zgjati dorën që ta ndihmonte të zbriste shkallët.

Kur zbriti poshtë në oborr, kujdestari i shtëpisë i solli kalin që kishin caktuar për të, po atë kalë, i cili, disa ditë më parë ,e kishte sjellë nga Temali në Shkodër.

Hipi në kalë pa ndihmën e njeriu, përshëndeti me kokë e me dorë njerëzit e s'ëmës dhe e ngau kalin përpara.

Anuli, Joza, vëllai i Bardhës, tre shërbëtorë dhe gratë e saj i shkuan pas në një heshtje të zymtë.

Kur kishte ardhur në Shkodër, atë e kishin pritur me brohori, me pohe, e me bujë, kudo gjatë rrugës. Atëherë zemra e saj ishte e gëzuar, i qeshte fytyra, vargani që e përcillte ishte madhështor, kishte shumë njerëz, që të gjithë shend e verë; këndonin, qeshnin, shkrehnin pushkë, ecnin në një atmosferë kundërmuese entuziazmi dhe gjithkush e ndiente veten të lumtur!... Tani gjërat kishin ndryshuar. Askush nuk po e përcillte, askush nuk po mahnitej, asnjë shpresë nuk i buzëqeshte, asgjë nuk i jepte zemër! Udhëtimi po bëhej në heshtje, vrerosja pasqyrohej në të gjitha fytyrat, dëshpërimi kishte hedhur hijen e tij të zezë mbi gjithçka. Ecnin sikur po përcillnin ndonjë të vdekur për në banesën e tij të fundit.

Arsyeja ishte se që të gjithë e ndienin se një kob i panjohur rrinte pezull në erë, gati të binte mbi një kokë të dashur. Arsyeja ishte se Bardha e quante veten që tani si një viktimë që njerëzit e saj po e çonin për flijim. Arsyeja ishte se ajo po largohej nga qyteti, ndoshta përgjithmonë, pa i thënë dot lamtumirë atij që dashuronte!

«Ah! Sikur të mund ta shihja, qoftë edhe që larg, që t'i prehja sytë e mi në atë ballin e tij prej engjëlli!» – thoshte ajo me vete.

Por ajo ishte e sigurt se Aradi nuk e dinte ikjen e saj dhe se Anuli i kishte marrë të gjitha masat që ta bënte të pamundur takimin. Prandaj s'kishte guxim të shpresonte për këtë fat, që do ta kishte paguar me jetën e vet, sikur jeta e vet të mjaftonte për t'ia sjellë. Dhe ndiqte udhën e saj, me zemër të copëtuar, me shpirtin pikë e vrer, pa thënë asnjë fjalë, pa nxjerrë asnjë psherëtimë, pa kthyer kokën, pa lypur mëshirën e zotit dhe as mëshirën e njerëzve!...

A ka depërtuar njeri ndonjëherë në një zemër të vrerosur gjer në këtë pikë? A ka mundur kush të kuptojë ndonjëherë ankthet më të llahtarshme? Kush do të

mund të tregonte se ç'hiqte e ç'vuante shpirti i saj i sfilitur?...

Të mos harrojmë se kjo ishte dashuria e saj e parë. Dashuria e parë e një gruaje të martuar dhe e një shqiptareje!... Le ta respektojmë, pra, këtë fatkeqësi të madhe, sepse është vërtet një fatkeqësi e madhe të dashurosh ashtu siç dashuronte Bardha!...

Udhëtarët tanë ndoqën bregun e majtë të Kirit, kur, me të arritur afër Golemit, fshatit të vogël në fushën e Shtojit, Bardhës papritmas iu terratisën sytë dhe ndjeu të therura në zemër. I vinte sikur po i zihej fryma, kraharori mend i pëlciste dhe veshët i buçitnin e i zukatnin sikur të gjendej në mes të një luzme bletësh. Vuri dorën në zemër që t'ia pakësonte të rrahurat, po, përkundrazi, ky shtrëngim ia bënte të rrahurat edhe më të shpeshta e më të dhimbshme.

— Vdiqa, — klithi, duke iu drejtuar Anulit, mirëpo s'pati kohë ta mbaronte frazën që nisi, fjalët e fundit të së cilës humbën në ca tinguj të mbytur e të pakuptueshëm.... I ranë frerët nga dora dhe fytyra iu bë dyllë e verdhë si e ndonjë të vdekuri. Do të kishte rënë nga kali po të mos ishte krahu i fuqishëm i Anulit, që e mbajti gjersa të tjerët zbritën për ta kapur dhe për ta lëshuar në krahët e të vëllait.

— Po tani si t'ia bëjmë? — klithi ky i fundit me mendje të prishur. — Kjo vdiq!...

— Jo, jo, le ta çojmë në Golem, — tha Anuli.

Dhe, duke e marrë në krahët e tij, u nis drejt fshatit.

Në atë çast u dëgjuan dy krisma pushke nga larg. Anuli ktheu kokën padashur, dhe pa një grup gjahtarësh në fushën matanë Kirit. Midis tyre ai njohu Aradin, që kishte qëndruar për të mbushur sërish pushkën e vet.

E paska parë kjo, mendoi Anuli.

Jo, do të përgjigjeshim ne. Ajo nuk e kishte parë, por e kishte ndier praninë e dashnorit të vet që po gjuante aty rrotull, po dyshuar fare për komplotin që Anuli kishte kurdisur kundër lumturisë së tij.

S'ka dyshim se gruaja që dashuron sheh jo vetëm me sy por edhe me zemër. Sytë e ballit mund ta gënjejnë, por sytë e zemrës nuk e gënjejnë kurrë. Ky vështrim i fundit shpon muret, depërton nëpër pyje, këqyr pezull në ajër, zhytet në fund të detit, kap çdo gjë; asgjë nuk i shpëton, asgjë nuk i fshihet dot, madje as thellësitë e mendimeve të tjetrit.

Është e vështirë ta mashtrosh gruan që dashuron me të vërtetë. Sepse atëherë nuk e udhëheq ndijimi, por ajo intuita që fiton vetitë e shortisë, cilësitë e orakullit dhe që e bën të parandiejë lumturinë apo fatkeqësinë që e pret. Vetëm gruaja mund të dashurojë me gjithë mend!...

Pa aspiratat e saj? Gjithnjë delikate, të larta, bujare, të pakufishme e të respektueshme.

Medet! Kontakti i shoqërisë, absurditetet e parimeve tona, ligjet e padrejta që kemi bërë pa e pyetur fare atë, egoizmi dhe brutaliteti ynë e prishin shpesh dhe e çoroditin misionin e saj fisnik që i takon të kryejë në këtë botë!...

Ne e marrim më qafë, dhe jemi aq burracakë, sa ta përbuzim kur ajo bie poshtë!...

# XIII

Duke mbajtur Bardhën e alivanosur në krahët e vet, Anuli po ecte me një hap të sigurt dhe të shpejtë drejt fshatit Golem, shtëpitë e para të të cilit ishin vetëm disa qindra metra larg udhës. Nxitimi që kishte për të shmangur çdo mundësi takimi me Aradin, ia dyfishonte fuqinë dhe i jepte ecjes së tij një pamje aq të shkathët e të shpenguar, saqë, tek e shihje, do të thoshe se nuk kishte në krahët e vet një grua të alivanosur, por vetëm një fëmijë në gjumë që po e përkundte.

Shërbëtoret e Bardhës kishin zbritur nga kuajt për të shkuar më këmbë pas zonjës së tyre, që ishte ende e alivanosur; ato filluan të vinin kujën e të mallkonin qytetin e Shkodrës, udhëtimin, e gjer edhe gurët e rrugës, të cilët, duke ua vrarë këmbët, nuk i linin të ecnin aq shpejt sa donin ato për të arritur në shtëpinë e parë të Golemit.

Burrat i hiqnin kuajt për freri dhe shkonin pas Anulit; kohë më kohë i luteshin ta zëvendësonin për të mbajtur Bardhën, por Anuli s'donte në asnjë mënyrë, duke u thënë se nuk e ndiente veten të lodhur. Qentë e fshatit lehnin andej larg, duke i lajmëruar kështu banorët se po afroheshin disa të huaj. Dhentë që ku-

llotnin nëpër livadhe iknin nga të gjitha anët kur kalonin udhëtarët dhe, pasi largoheshin mjaft, ndaleshin, kthenin kokën nga ata dhe i shikonin drejt në sy me një vështrim të mprehtë, sikur të donin të merrnin vesh qëllimet e tyre. Kuajt, që kujtonin se kishte marrë fund udhëtimi, hingëllinin gëzueshëm dhe shijonin që më parë kënaqësinë e pushimit që do t'u jepnin.

Duke parë gjithë këta njerëz që po vinin në fshat, banorët zunë të grumbulloheshin aty-këtu, me pushkë në dorë, dhe po niseshin t'u dilnin përpara udhëtarëve.

— Tungjatjeta, o trim, — i tha Anuli të parit të fshatit, që u printe gjithë të tjerëve.

— Mirë se vjen! — iu përgjigj ai.

— Po të kërkojmë konak, se kjo zonjë e ndjeu veten keq rrugës.

— Zoti të priftë në udhën e së mirës e të nderit. Hyni në shtëpinë time, ti dhe njerëzit e tu; do të gjeni bukë e kripë e miqësi dhe zemra të mira e të çiltra, që do t'ju presin krahëhapur.

Anuli hyri në shtëpinë e të parit të fshatit dhe e vuri Bardhën, gjithnjë të alivanosur, në qilimat që gratë e shtëpisë nxituan t'ia shtronin pranë vatrës.

— O mik, lërua këtë zonjë grave, — i tha i pari i fshatit Anulit. — Ato do të kujdesen për të më mirë sesa ti, neve, burrave, s'na vjen për dore që të kujdesemi për të sëmurët. — Pastaj, duke u kthyer nga një plakë, që dukej se ishte zonja e shtëpisë:

— Oj nënë, — i tha, — ti i di cilësitë e barnave, ti di të shërosh; mjekoje, pra, këtë grua që po ta besoj.

Dhe plaka, pa iu përgjigjur, zuri të bënte menjëherë si i tha i biri.

Ndërkaq, burrat shkuan nën një jerevi, nga e cila mund të shihje çdo gjë që ndodhte në dhomën ku ishin gratë. Në të vërtetë, plaka mori një kupë të drunjtë të mbushur me ujë, në të cilën ajo shoi disa thëngjij të ndezur. Pastaj, pasi shqiptoi mbyturazi disa fjalë të pa-

kuptueshme, ia derdhi një pjesë të ujit në ballë së sëmurës dhe u përpoq që e sëmura ta pinte ujin që kishte mbetur në kupë. Një grua tjetër, duke mbajtur në duar një temjanicë, ku digjeshin ca barëra me erë të fortë, sillej me njëfarë shpejtësie rreth e rrotull Bardhës së shtrirë në qilim.E rrethuar nga tymi që mbushte dhomën, Bardha dukej si ndonjë engjëll që prehej në një shtrat prej resh. Pastaj plaka e theu kupën dhe i hodhi copat nga dritarja në kopshtin e shtëpisë.

– U prishtë magjia e u bëftë copë e thërrime kështu si kjo kupë. – klithi ajo me zë të ngjirur.

– Amin! – u përgjigjën të tjerat.

Bardha në atë çast lëvizi dhe lëshoi një psherëtimë të thellë.

Anuli nuk priti të shihte ç'po bëhej në dhomën e grave. Duke u shtirë sikur po kërkonte diçka jashtë, ishte larguar nga shokët e tij për të vajtur andej nga vendi ku e kishte parë Aradin në mes të gjahtarëve që kishin shtënë me pushkë. Duke hedhur sytë nga fusha matanë Kirit, vuri re se gjahtarët ishin larguar në një drejtim të kundërt me atë nga i duhej ta çonte Bardhën. Rreziku se mos prania e Aradit ia prishte planet ishte zhdukur tani krejtësisht, kështu që ai s'kishte pse të trembej më. I kënaqur dhe krenar, u kthye në shtëpinë e të parit të fshatit, dhe, me të hyrë aty, vuri re se të gjithë ishin të gëzuar; e kuptoi menjëherë se Bardha duhej ta kishte marrë veten. Shkoi drejt e tek ajo dhe e pyeti si ishte.

– Nuk kam më asgjë, – tha ajo, – pas përkujdesjeve të këtyre grave, që u treguan kaq të dashura e të përzemërta me mua.

– Ishte syri i keq[1]), – tha plaka. – Kjo grua është kaq e bukur, dhe ka aq sy të këqij që ngulen mbi bukurinë, saqë do ta hanin të gjallë pa ndihmën e ma-

1) Në origjinalin frëngjisht kjo shprehje është shkruar shqip: «syni i keq».

gjisë së bardhë. Unë e vura re këtë dhe, falë barnave të mia, plasi syri i keq, dhe kjo shpëtoi mirë e bukur.

Bardha e dinte mirë se nuk ishte sëmurë nga syri i keq, por nga zemra që i ishte shituar e i ishte shtanngur, nga fryma që i ishte zënë. Po e mbyste dashuria. E shkreta Bardhë! Zoti ia kishte hapur thesaret e dashurisë dhe ajo kishte marrë më shumë nga ç'mund t'i nxinte zemra.

— A je në gjendje të vazhdojmë udhëtimin? — e pyeti Anuli.

— Po, jam gati.— Dhe duke bërë një përpjekje të fundit, ajo u ngrit që t'i shkonte pas Anulit, i cili po e këqyrte me sy që shkëlqenin herë nga dhembshuria, herë nga forca e një vullneti të çeliktë.

I zoti i shtëpisë vuri re se mysafirët po bëheshin gati të largoheshin pa ngrënë drekën e shenjtë, të cilën, në Shqipëri, nuk duhet ta kundërshtojë askush, dhe që i zoti i shtëpisë e ka për detyrë t'ia shtrojë patjetër çdo miku.

— Ju nuk do të shkoni pa shijuar bukën dhe kripën time, — i tha Anulit me zë të fortë e të vendosur. — Sofra është gati për burrat nën jerevi, ndërsa për gratë në dhomën ngjitur. Ejani të hamë, o miq, ç'na ka dhënë zoti.

Anuli nuk mundi ta kundërshtonte këtë ftesë që ishte në përputhje të plotë me zakonet e vendit dhe lejoi ta çonin në strehën ku po e prisnin për t'u ulur rreth sofrës.

Bardha, që nuk i hahej fare, por që s'mund ta kundërshtonte as ajo këtë ftesë, vajti me mundim gjer te dhoma e grave dhe zuri vend pranë plakës që e kishte mjekuar, rreth një sofre të rrumbullakët e të ulët prej druri, në të cilën ishin vënë shumë gjellë dhe sahanë plot me qumësht. Bardha nuk preku asgjë, por piu pak qumësht.

Në Shqipëri, atë që troket në derë për të bujtur, nuk e pyesin se ç'njeri është e si e quajnë. Besnik ndaj kë-

tij zakoni, i zoti i shtëpisë nuk kishte shfaqur asnjë kureshtje për të mësuar se cilët ishin ata që u kishte hapur banesën e vet e i kishte pritur me gjithë zemër. Mirëpo me të marrë vesh, gjatë bisedës, se Bardha ishte gruaja e Lulit të Temalit, nxitoi të vente e t'i shprehte nderimet e veta dhe të vihej nën urdhrat e saj me të gjithë njerëzit e vet. Bardha dhe Anuli e falënderuan shumë.

Po sa mbaruan së ngrëni, Anuli dhe urdhër të përgatitnin kuajt dhe ftoi Bardhën të niseshin për udhë. I zoti i shtëpisë dhe të gjithë njerëzit e tij dolën përpara dhe u nisën për t'i përcjellë.

Mbi këto e sipër, qentë zunë të lehnin përsëri; ata lajmëronin se po afroheshin udhëtarë të tjerë. Natyrisht, u bë një pëshpëritje e lehtë dhe, menjëherë, që të gjithë dolën jashtë me vrap për të pritur mysafirët e rinj që, sipas shprehjes së vendit, zoti po ua dërgonte në shtëpi. Këta ishin dy djem malësorë, dy trima, që vinin nga ana e Osman agë Hotit të lajmëronin për emërimin e tij në postin e kapidanit të përgjithshëm të malësisë dhe të porositnin krerët e fiseve dhe të fshatrave që të përgatiteshin për ta pritur sa më mirë.

— Osman agë Hoti do të kalojë nesër këtej, por do të qëndrojë vetëm sa të hajë drekë, — tha njëri nga ata që sapo kishin arritur.

— Ndërkaq ne do të bëjmë tani atë që zotëria ynë do të bëjë nesër, — tha tjetri, duke parë ato që kishin mbetur nga dreka e që ishin ende në sofër.

— Mirë se na erdhët dhe ju bëftë mirë, urdhëroni e hani, — iu përgjigj i zoti i shtëpisë.

Dhe i ftoi të uleshin në sofër.

Dy të rinjtë zunë menjëherë të përlanin ç'kishte mbetur nga dreka, gjithë duke biseduar e duke thurur lavde pa kursim për trimërinë e zotërisë së tyre.

Anuli, ndërkaq, nuk kishte humbur kohë. Ndonëse Bardha ishte ende e dobët, ai kishte ngulur këmbë të vazhdonin udhëtimin. Pasi i ndihmoi Bardhës t'i hipte kalit, u përshëndet me njerëzit e shtëpisë.

— Ju mund të ktheheni në shtëpi, sepse është e kotë të merrni mundimin të na përcillni, — u tha Anuli. — Ne jemi kaluar, kurse ju jeni në këmbë. Ju falemi nderit për mikpritjen tuaj të përzemërt.

— Zoti ju ruajttë e qofshi gjithnjë me nder, — iu përgjigjën ata njerëz të mirë, të cilët, pasi Anuli e përsëriti lutjen, u kthyen pa u vonuar në shtëpitë e tyre.

Udhëtarët tanë kishin bërë një copë udhë kur takuan në pragun e një shtëpie të veçuar, një malësor të ri që mbante për dore një fëmijë e që kërkonte pak ujë; e ftonin të hynte brenda, por djaloshi kundërshtonte.

— Dua të arrij një orë e më parë në Shllak, — thoshte ai, — dhe me një fëmijë që nuk ecën dot shpejt; nuk duhet të humb kohë. Një pikë ujë për fëmijën dhe ju falem nderit.

Pasi piu ujë, fëmija u kthye nga djaloshi dhe tha, i prekur në sedër:

— Dajë, përse thua se nuk eci dot shpejt!? Ti e sheh se unë po të ndjek hap pas hapi. Nuk jam lodhur, vetëm se kisha etje.

— Po, o shpirt, — ia ktheu malësori, — ti do të bëhesh trim si yt atë.

— Po, si im atë, që e vranë, — iu përgjigj fëmija duke e shikuar me ata sy që i ndritnin nga lotët. — Por do t'ia marrim gjakun, apo jo, dajë?

— Le të shpresojmë,— u përgjigj ky i fundit, — Na ndihtë Shën Kolli, dhe ne do t'i ndezim një qiri.

— E do t'ia bëjmë theror edhe dashin tim të zi me brirë të gjatë, — tha fëmija.

Pas këtij dialogu të shkurtër, ata u nisën për udhë. Ky malësor i ri ishte i vëllai, ndërsa fëmija, i biri i Davës, bashkëshortes sokoleshë të Jak Kolës. Ata shkonin në Shllak që të prisnin të vinte atje Osman agë Hoti, të cilin kryeqeveritari i Shkodrës e kishte emëruar kapidan të malësisë.

Dajë e nip ndiqnin nga afër varganin e Bardhës. Kur pa fëmijën që ecte në këmbë dhe që dukej shu-

më i lodhur, ajo u kthye nga Anuli, që ndodhej pranë saj, dhe i tha:

– Le ta marrë dikush në vithe të kalit këtë fëmijë. Është lodhur vogëlushi i shkretë, sa mezi ecën.

Me gjithë tërë gëzimet ose dhembjet që mund ta kaplojnë gruan, ajo do të ketë gjithmonë në fund të zemrës së vet pak vend për mëshirë, gjë që i mungon burrit, që është gjithnjë më pak i ndjeshëm se ajo dhe që, sidoqoftë, është i mbrujtur me egoizëm, fodullëk dhe mendjemadhësi.

Mirëpo fëmija, duke iu kujtuar vërejtja që kishte bërë daja i vet, nuk deshi të hipte në kalë.

– Nuk jam i lodhur, – i thoshte burrit që donte ta hipte në vithe të kalit të vet. – Nuk dua të ndahem nga daja im. Do të eci me të gjer në Shllak. Gjyshes do t'i bëhet zemra mal kur të shohë se jam kaq i fortë.

Dhe vazhdoi udhëtimin në këmbë, krenar si një malësor i vërtetë.

Pasi ecën nja gjysmë ore, i arritën dy kasnecët e Osman agës, që i lamë duke ngrënë drekë në Golem. Gjeloshi, i vëllai i Davës, i përshëndeti me nderim dhe filloi me ta një ndër ato bisedat banale, nga të cilat, edhe në sallonet evropiane, kanë përfitim vetëm njerëzit e ngeshëm, që e kalojnë kohën kot, dhe gratë mendjelehta e lozonjare, që heqin nëpër gojë tërë botën.

Gjeloshi u siqurua se Osman aga do ta kalonte natën në Shllak, kështu që do ta kishte aq pranë, sa do të mund ta kapte plumbi i pushkës së tij të gjatë dhe kjo do t'ia lehtësonte punën për të marrë gjakun e të kunatit, Jak Kolës. Zemra i rrahu atëherë më fort dhe këmbët i fituan një forcë e një shpejtësi të jashtëzakonshme. Dëshironte të ishte fill i vetëm që ta përpinte rrugën fluturimthi e të gjendej tanimë në Shllak. Megjithatë, ai e mbajti veten dhe nuk e tregoi padurimin e vet. Fodulli dhe hundëpërpjeti Osman agë do të binte nën plumbat e tij. Hakmarrja po i buzëqeshte si ndonjë

grua e bukur dhe shpirti i Jak Kolës do të qetësohej. Ç'lumturi!

Gjahtarët, midis të cilëve ishte edhe Aradi, që Anuli i kishte parë tek po largoheshin në drejtim të kundërt nga ai që po ndiqte vetë, tanimë kishin arritur në Bërdicë, në tokat e Mhillit të Vlashajve, ku, sipas dëshirës së këtij të fundit, ata duhej të kalonin disa ditë . Që të gjithë ishin të kënaqur nga kjo ftesë: do të gjuanin, do të bridhnin pyjeve, do të hanin qengja të pjekur në hijen e freskët të pishave, do të notonin në ujërat e Drinit, këtij lumi madhështor që shkon anës tokave të Mhillit të Vlashajve dhe do të shtinin me pushkë në nishan. Këto janë dëfrime që shqiptarët i adhurojnë; prandaj gëzimi dhe hareja vetëtinin në të gjitha fytyrat dhe secilit s'i pritej sa të falënderonte Mhillin, që po u falte tërë këto argëtime plot kënaqësi.

Vetëm Aradi nuk ishte i një mendimi me të ftuarit e t'et. Atij nuk i pëlqenin këto dëfrime, sepse e mbanin larg Bardhës. Dashuria e mundonte më shumë se kurrë, fantazia i kishte marrë zjarr e flakë, ngandonjëherë nuk arrinte ta përmbante veten dhe ndjenjat që i vlonin në zemër shpërthenin në sy të të gjithëve. Por ai nuk guxoi të qahej, nuk guxoi të bënte as vërejtjen më të vogël, sepse vullneti i t'et ishte i shenjtë për të, ndaj edhe iu nënshtrua plotësisht. Po, iu nënshtrua, por me ndjenjën e atij që është i dënuar me vdekje, iu bind ashtu si ajo nëna që humbet fëmijën dhe pranon të jetojë sepse ia kanë mbushur mendjen se, po të vdiste, fëmija e saj do të pikëllohej në qiell; iu nënshtrua, më në fund, ashtu si çdo fatzi që sheh të shkëlqejë nga larg një rreze e vogël shprese.

Sikur të ishte Anuli këtu, thoshte me vete, do të më sillte, të paktën, lajme nga ajo. Do të mund të flisnim për të, dhe kjo do të ishte prapë njëfarë lumturie për mua. Çudi e madhe! Anuli, që nuk është ndarë kurrë nga unë, ai që ka marrë pjesë në të gjitha gëzimet e mia dhe më është ndodhur në të gjitha rreziqet që më janë kanosur, Anuli këtaj here mbeti në

qytet... Përse vallë? Mos kushedi është zemëruar? Mos e kam fyer, pa ditur e padashur, me fjalë të rënda? Apo mos është tradhtar? Oh! jo, qoftë larg meje ky mendim i tmerrshëm! Anuli është shoku im besnik, ne jemi bërë vëllezër, probatinë[1]), ai ka pirë dy pika nga gjaku im, ashtu sikundër edhe unë kam pirë dy pika nga gjaku i tij; vëllazërimi ynë është sanksionuar nga gjithë ç'ka më të shenjtë në ritet e të parëve tanë... Sigurisht ai do të jetë i sëmurë, përndryshe do të ishte këtu.

Dhe fantazia e tij sillej e vërtitej vazhdimisht në të njëjtin rreth mendimesh, të cilat përfundonin që të gjitha te Bardha, që lëshonte plot rreze të shkëlqyera bukurie dhe dashurie.

1) Në origjinalin frëngjisht autori ka përdorur fjalën «probatin».

# XIV

Gjahtarët që kishin shoqëruar Mhillin e Vlashajve e kaluan natën plot gëzim në Bërdicë.

Bujqit dhe barinjtë e fshatit ishin mbledhur rreth shtëpizës së bukur, me dy kulla katrore anash, që Mhilli e kishte ndërtuar në majë të një suke, nga e cila e shihje tërë fushën si në pëllëmbë të dorës; secili përpiqej t'u shërbente sa më mirë mysafirëve të zotërisë së tyre. Gratë kishin përgatitur gjellët, kishin mbledhur lule, pemë dhe, duke qëndruar në këmbë në krye të shkallëve të shtëpizës po prisnin me nderim që gjahtarët të mbaronin së ngrëni darkë.

Pas darkës, ato shkuan në kasollet e tyre që t'i linin burrat të lirë të argëtoheshin sipas qejfit. Tre barinj i binin fyellit për t'i kënaqur gjahtarët e për t'i vënë dalëngadalë në gjumë; ata nuk pushuan së dëgjuari meloditë e tyre patetike veçse atëherë kur, të mundur nga lodhja, të gjithë i zuri gjumi në qilimat e shtruar në lëndinë, në hijen e tri rrapeve vigane. Pas kësaj, që të gjithë shkuan të shijonin ëmbëlsitë e prehjes dhe të përgatiteshin për punën e së nesërmes.

Nata kaloi pa ndonjë ngjarje për t'u shënuar. Kur u gdhi secili qe në këmbë dhe sakaq të gjithë u bënë

gati të niseshin për të gjuajtur rosa të egra në kënetat e Trumshit.

Ashtu si gjithë të tjerët, edhe Aradi kishte marrë pushkën dhe po bëhej gati të shkonte pas gjahtarëve, kur i ati çoi dikë dhe e thirri pranë tij:

– Merr Gjeton, – i tha, dhe kthehu në qytet. U bënë shumë ditë që nuk të ka parë jot ëmë.

Dikur një urdhër i këtillë në çastin kur do të niseshin për gjah, Aradit do t'i ishte dukur shumë i hidhur; do të kishte gjetur një mijë shkaqe për të mos humbur rastin të bridhte fushave; do të ishte lutur, do të kishte ngulur këmbë pranë t'et që ta prapësonte urdhrin e t'i jepte leje të shkonte pas tij. Po tani punët qëndronin ndryshe. Të kthehej në qytet, do të thoshte t'i afrohej Bardhës, me shpresën se do ta shihte, do të fliste me të, do t'i thoshte se e dashuronte. Bardha ishte për të pika ku përqendroheshin të gjitha dëshirat e tij. Fytyra i vetëtiu nga një rreze gëzimi dhe u përgjigj:

– Si urdhëron, tatë!

Dhe, pasi thirri shërbëtorin e tij besnik, plakun Gjeto, urdhëroi t'i sillnin kalin, kërceu në shalë, u përshëndet me shokët e gjahut dhe u nis për udhë, duke u përkundur në një mijë ëndrra e në njëmijë mendime dashurie, njëri më i parealizueshëm se tjetri.

Gjetoja ecte para kalit të zotërisë së tij të ri, me pushkën e vet të gjatë në sup, dhe kohë më kohë kthehej herë për t'i treguar për dëmet që kishte bërë lumi, anës të cilit po ecnin, herë për plleninë e fushave nëpër të cilat po kalonin. Madje, guxoi t'i bënte edhe një vërejtje për punën që Aradi s'kishte pasur fat në gjah ditët e kaluara.

– Të gjithë plumbat të shkuan kot, zotëri. Nuk vrave dot asnjë lepur, e madje asnjë mullibardhë. Dikur pushka jote qëllonte drejt e në shenjë që me të parën.

– Po, është e vërtetë, s'kam pasur hiç fat këto ditët e fundit.

– Megjithatë jam i sigurt, – vazhdoi Gjetoja, – se,

po të ishte puna për të qëlluar ndonjë armik, plumbi i zotërisë tim të ri nuk do të shkonte huq.

Aradi nuk iu përgjigj kësaj vërejtjeje. Mendonte për tjetër gjë. E kishte zemrën plot dhe shpirtin tepër të trazuar për t'ia vënë veshin dërdëllitjes së malësorit plak.

Pasi kaluan urën e madhe të ndërtuar para dyqind vjetësh, mbi Drin, nga Mehmet pashë Bushatlliu, Aradi mori nga e djathta për të hyrë në qytet, duke iu shmangur kështu pazarit që gjendet rrëzë malit, në majë të të cilit ndodhet fortesa që kemi përmendur në kreun e parë të këtij tregimi. Zotëria dhe shërbëtori duhej të kapërcenin, përkundrazi, Lagjen e Tabakëve, dikur Sen Zhermeni i Shkodrës, tani krejt rrënojë e gërmadhë, për të shkuar anës së djathtë të lumit e për të ndjekur pastaj rrugën që kishte bërë vargani i Bardhës kur kishte arritur në qytet, e prej këtu të hynin në rruginën majtas që të dilnin pastaj në afërsi të shtëpisë së Vlashajve.

U duhej ndonjë orë udhë për të arritur gjer atje. Aradit i dukej e gjatë koha. Do të kishte dashur ta shkurtonte duke shpejtuar hapin, por nuk bëri asgjë në këtë drejtim; për hir të malësorit plak, që po e shoqëronte në këmbë, ia kishte lëshuar frerët kalit, i cili, si shok i mirë, ia përshtaste shpejtësinë e vet asaj të trimit plak që ecte para tij. Kur arritën në fushën prej nga duhej të hynin në rrugën për të cilën folëm aty më parë, Aradi tundi kokën si një njeri që zgjohet nga një ëndërr dhe, padashur, nguli vështrimin në kodrinën që ndan dy lagjet e qytetit. Iu duk sikur pa atje një njeri, i cili, me hapa të shpejtë po kalonte majën e saj.

— Mos është Sulejman Cafi ai që po kalon atje lart? — e pyeti Aradi Gjeton.

— Po, — u përgjigj ky i fundit. — Aty pak më parë kaloi pranë nesh dhe ma deshi zemra t'ia hiqja një plumb...

— Mallkim! — shfryu djaloshi duke i rënë ballit me

pëllëmbën e dorës së djathtë... — Si s'm'u nda një herë ky njeri: gjithnjë do të më dalë përpara në rrugën time! Ai është fati im i keq, dhe ky takim është ogurzi! Sigurisht do të më ndodhë fatkeqësi!...

— Ah! Bah! — tha qetë-qetë Gjetoja. — Një fjalë më thuaj, zotëri, dhe unë e dërgoj tek i ati...

— Jo, jo! Nuk duhet ta prekësh. Unë vetë do ta ... Por le të ecim shpejt. S'më durohet sa të shoh nënën.

Dhe kësaj here, i pushtuar nga një mijë ndjenja të ndryshme, e ngau kalin me revan dhe e la pas malësorin plak, që përpiqej më kot të zvogëlonte largësinë që e ndante nga i zoti. Mirëpo, për pakënaqësinë e tij të madhe, kjo largësi, në vend që të zvogëlohej, po shtohej gjithnjë e më shumë. Më kot bërtiste, vraponte, kërcente, këmbët e tij nuk ishin më të lehta si atëherë në kohën e djalërisë dhe trupi i ishte rënduar shumë. E pa se ishte i detyruar të hiqte dorë nga shpresa për të arritur të zotin, ai që dikur ia kalonte nga shpejtësia edhe kalit më të mirë, ai që kurrë s'e kishte lënë e pa e ndjekur këmbë-këmbës drerin në mal dhe pa e parë se si binte nga plumbat e tij!

Këmbë të mallkuara! Përtace! Nuk po i bindeni më vullnetit tim! Të mallkuara qofshin vitet që m'u mblodhën mbi kokë! — shfrynte ai, i xhindosur për dobësinë e vet, i shtrënguar ta bënte me hap pjesën e udhës që i kishte mbetur, gjë që ai e quante si një poshtërim të madh.

Aradi arriti shpejt në shtëpi. Zbriti me rrëmbim nga kali dhe, pa i folur asnjërit prej shërbëtorëve që kishin nxituar t'i dilnin përpara, u ngjit lart tek e ëma.

— Mirë se vjen, o bir, — i tha ajo, duke e përqafuar me mall e me dhembshuri. — Yt atë a nuk është me ty?

— Jo, nënë e dashur, ai është ende në Bërdicë.

Nëna e shkretë uli kokën dhe nuk bëri asnjë pyetje tjetër. U mundua ta mbante një psherëtimë që i kishte dalë nga zemra, psherëtimë e shkaktuar nga fri-

ka. Sepse atëherë, në Shqipëri, njerëzit nuk ishin kurrë të sigurt se do t'i shihnin ata që s'ishin të pranishëm dhe, kur gjendej jashtë shtëpisë së vet, burri ishte gjithmonë në rrezik. Një zënie, një zemërim, një gjakmarrje e vjetër mund të ta linin papritmas familjen pa kryetarin e saj, gruan pa burrë, nënën pa djalë.

Pasi hodhi një vështrim hetues rreth e rrotull dhomës, Aradi pyeti:

— Anuli, nuk është këtu?

— Jo, bir i nënës, nuk e kam parë. Më thanë se ka shkuar në Temal me Bardhën.

— Anuli... Bardha.... në Temal... ç'po thua, nënë?

— Po, kanë shkuar. Luli i Temalit është sëmurë, e shoqja duhej të shkonte medoemos dhe Anuli e përcolli gjer në vend. Është fare e natyrshme, biri im. Kështu e do puna: gruaja duhet të jetë pranë shtratit të burrit të sëmurë.

Aradit iu pre zëri e i ngeci fjala në fyt. Uli kokën dhe, i dërrmuar nga dhembja, u lëshua mbi divan. E ëma kujtoi se ishte i lodhur.

— Çlodhu, bir i nënës, çlodhu! — i tha. — Ti ke nevojë për pushim pas këtij vrapimi të gjatë që ke bërë.

Dhe nëna hoqi nga supet shallin e vet dhe e hodhi mbi të birin, i cili, me sy të mbyllur, dukej se po flinte. Pastaj ajo lëshoi perdet, doli nga dhoma në majë të gishtave dhe e mbylli derën me kujdesin më të madh që të mos e zgjonte.

Në korridor ajo takoi Gjeton, i cili, duke marrë frymë me vështirësi, kishte vazhduar vrapin pa u ndalur as në oborr e as në dhomën e shërbëtorëve.

— Më falni, zonjë, që u ngjita lart pa marrë leje. Po, me që zotëria im i ri e ngau kalin më shpejt nga ç'mund të vraponin këmbët e mia të plakura, erdha drejt e këtu, të pyes a arriti shëndoshë e mirë.

— Të falem nderit, Gjeto, për dashurinë tënde ndaj tim biri. Ai është i ri e i rrëmbyer nga gjallëria e nga entuziazmi dhe duhet t'ia falim marrëzitë.

— Oh, nuk e kam aty fjalën. Ai është zotëria im, kurse unë jam vetëm shërbëtori i tij besnik, prandaj...

— Ka rënë në gjumë e po fle i qetë, — nxitoi të shtonte Dila e Vlashajve, pa i lënë kohë fjalamanit plak ta mbaronte fjalën, e cila, pa dyshim, do të pasohej nga një dërdëllitje e gjatë për gjahun, për shtëpizën në Bërdicë, për udhën më të kthyer dhe për takimin me Sulejman Cafin.

Meqë nuk e gjeti rastin e volitshëm të derdhte gojëtarinë e tij të pashtershme, ai u kthye nga kishte ardhur dhe zbriti në kuzhinë.

— Kryekuzhinier, — i tha një malësori plak, që po përgatiste drekën e shtëpisë, — a mund të më japësh një copë mish? Kam bërë një udhë të gjatë sot dhe kam nevojë të ha diçka që të marr veten e të më përtërihen forcat.

— Je në vete, ore? Sot po kërkon mish ti?! — i bërtiti kuzhinieri me zë tallës. — Apo mos, kushedi, më je bërë turk, në këtë udhën tënde të gjatë, o cub plak?

— Oh, vërtet! Harrova fare se sot është e premte. Uria m'i ka marrë mendtë. I krishteri të kërkojë mish të premten! Zot na ruajt! Zot na ruajt!...

Dhe, duke u penduar për mëkatin që kishte pasur ndër mend të bënte, rrëmbeu pa të keq një copë bukë misri dhe një kokë qepë të madhe dhe shkoi t'i shijonte i qetë në një kënd të oborrit.

Ky ishte këndi i tij më i dashur që i pëlqente më shumë. Atë kënd e zinte shpesh kur ishte i lirë dhe s'donte kurrë shoqëri tjetër. Përveç shoqërisë së qenve të të zot. Rrinte aty me orë të tëra dhe prehej me bukuritë e *dolce farniente*[1]). Para se të ulej, lëshoi pushkën e tij të gjatë dhe zuri të hante bukë e qepë me shijen e me kënaqësinë e madhe të një *Lukuli*.[2])

---

1) E të koturit ëmbëlsisht — shprehje në gjuhën italiane që përdoret për të treguar kënaqësinë që provon njeriu kur lirohet nga punët.

2) Gjeneral romak (shek. I p. e. s.) që mbahet mend si njeri me shumë oreks.

Pothuajse e kishte mbarur së ngrëni ushqimin e tij të pakë, kur një zë gruaje i uroi me përzemërsi duke i thënë fjalën e zakonshme që u thuhet atyre që janë duke bërë atë që po bënte Gjetoja në atë çast:

– Të bëftë mirë, Gjeto!

Gjetoja, me gojën plot, ktheu kokën dhe pa Davën fare pranë tij, në një qëndrim sikur donte t'i lutej për diçka.

– Të falem nderit, oj grua e shkretë. Me gjithë zemër desha të të jepja një copë bukë, por, siç e sheh, s'më ka mbetur më asnjë thërrime. Nofullat e mia qenë më të shpejta se këmbët e tua; u vonove.

– Mos ki keq për këtë. Nuk është aty fjala, – tha Dava, – Unë erdha se kam një lutje për ty.

– Fol, po dëgjoj.

– Kam nevojë për një *punëtor*[1]) që të më ndihmojë të vras një njeri, i cili më ka borxh *një gjak*, dhe mendova për ty. Ti i mbaroje aq mirë këto punë dikur, ke qenë usta i mbaruar, dhe nuk besoj ta kesh harruar zanatin. A po bëhesh *punëtori* im, Gjeto? Po t'i jap që tani dhjetë fishekë dhe pesëqind piastra, pasi të keni kryer punën.

– Ah! Siç duket, paske punë që s'pret, punë me ngut? Po cili është njeriu që të ka borxh gjakun dhe kundër të cilit ti kërkon të hakmerresh?

– A nuk po të kujtohet? – tha Dava, e fyer keq nga kujtesa e dobët e plakut. – E paske harruar ti, pra, se është Shaban beu, komandanti i rojës së pashës?

– Faqeziu! Komandanti i rojës! Vërtet! Më kishte dalë nga mendja se ishte ai që urdhëroi të shtinin kundër burrit tënd e që ia dorëzoi mandej të plagosur pashës. Përveç kësaj, është një çikë si e rëndë kjo punë: ky horr jo vetëm që është vetë trim, por është dhe i rrethuar gjithmonë nga rojat e veta, dhe unë nuk dua të...

---

1) Kjo fjalë është përdorur sipas terminologjisë së Kanunit me kuptimin vrasës i paguar.

– Po plakesh, Gjeto! – ia preu fjalën Dava me padurim. – Më duket sikur ke frikë!

– Mos e thuaj atë fjalë, oj grua! Gjetoja është plak, vërtet! Po njerëzit e fisit tim nuk e dinë ç'është frika!

– Shumë mirë! Po atëherë?...

– M'i jep fishekët. Po i pranoj kushtet.

Dava futi dorën në xhep dhe nxori një paketë fishekësh, të gjithë me nga dy plumba, e ia dha Gjetos. Ky i fundit thirri një shërbëtor të shtëpisë dhe i tha:

– Bëhu dëshmitar para zotit se po e marr nga Dava këtë paketë fishekësh, të cilën do ta përdor vetëm për punë të saj dhe si *punëtor i thjeshtë*.

– Po bëhem me gjithë qejf dëshmitar për ty, por a mos ka punë edhe për mua?

– Jo, – u përgjigj plaku. Tani për tani Gjetoja mjafton për këtë punë.

Shërbëtori ktheu shpinën dhe u largua duke sharë e duke nëmur fatin që nuk i kishte ecur.

– Kur do të shtiem mbi të? – pyeti Gjetoja.

– Ndoshta që sonte. Do të vij të të thërres kur vrasësi i burrit tim do të kthehet në shtëpi dhe kur do të jem e sigurt se nuk do të më shpëtojë.

– Mirupafshim sonte, pra. Po të pres në këtë kënd të oborrit.

– Mirupafshim sonte, – tha Dava duke u larguar.

Pasi mbeti vetëm, Gjetoja mbaroi së ngrëni dhe kafshoren e fundit të bukës dhe fletën e fundit të qepës, pastaj shkoi në krua të shuante etjen.

Do ta zbraz pushkën time më vonë, tha me vete, për ta mbushur me fishekët e Davës. Duhet të mos harroj e ta bëjë këtë që të jem në rregull me ndërgjegjen time. Vërtet se do të më shkojë kot një nga fishkët e mi, por më mirë kështu, sesa të humb shpirtin duke vrarë me barutin tim një njeri që s'më ka borxh asgjë. Do ta kryej detyrën time me nder.

Dhe e lagu monologun e vet me një kupë të madhe ujë të ftohtë, që e piu me një frymë.

## XV

— A do të mblidhen sot pleqtë te bajraktari? — e pyeti një malësor i ri Geron, shërbëtorin e Lulit të Temalit, që po shëtiste me duar të lidhura prapa në lëndinën përkundrejt shtëpisë së të zot.

— Po, — u përgjigj Geroja. — Pleqtë janë thirrur për sonte. Së shpejti do të jenë këtu, shpresoj; po u vonuan, unë nuk do t'i pres, jam lodhur e jam këputur pas udhëtimit që bëra...

— Shiko! Paske bërë udhëtim, Gero?

— Për shën Kollin? A s'e ditke ti se po vij nga Peja?

— Nga Peja? Aq larg paske qenë? Po ç'deshe në Pejë ti?

Bajraktari më dërgoi atje. Malësorët e Pejës kanë ngritur krye kundër pushtetit lokal, dhe kryeqeveritari i krahinës, Ismet pasha, po e merr bajraktarin tonë në shërbim të vet. Besoj se do të nisemi së shpejti. Do të luftojmë dhe do të hamë e do të pimë mirë atje.

— Në mos hëngshim ndonjë plumb...

— Edhe kjo ka mundësi; po, në qoftë se plumbi nuk na merr, do të na rritet nami dhe do të kemi me se të jetojmë, pa i thyer vazhdimisht parmendat tona në këtë tokë shterpë që nuk prodhon asgjë.

Dhe, i' zemëruar keq, e mbaroi fjalën duke u' rënë me këmbë guriçkave të përhapura përpara tij.

— Ndoshta ke të drejtë, — i tha malësori i ri me njëfarë hidhërimi.

Sapo kishte mbaruar ky dialog, kur gjashtë pleqtë e Temalit dolën nga kthesa e rrugës, në fund të së cilës gjendej shtëpia e Lulit. Geroja shpejtoi t'u dilte përpara dhe u ndal kur iu duk se ishte mjaft pranë tyre.

— Krishti qoftë lavdëruar! — thirri më i moçmi ndër gjashtë pleqtë, që u printe të tjerëve.

— I lavdëruar qoftë në jetë të jetëve! — u përgjigj Geroja, duke vënë dorën e djathtë në kraharor dhe duke ulur kokën me nderim.

— Ku është bajraktari? — pyetën.

— Po ju pret pranë vatrës.

— Vetëm është?

— Jo, është me dy pleq të Shllakut dhe me atë Leonardin, famullitarin e bajrakut.

Për të kuptuar rolin e këtij të fundit, duhet ditur se ashtu sikundër sulltani që dërgon pashallarët dhe funksionarët e tjerë për të qeverisur vendin dhe për të zbatuar drejtësinë, po kështu edhe papa dërgon peshkopët dhe fetarët e tjerë, që të gjithë të huaj, për të kryer shërbimet e kultit katolik në Shqipërinë e Veriut. Sidomos në malësi, shërbimet fetare pothuajse krejtësisht priftërinjtë françeskanë, shumica italiane, që vijnë nga Roma, pa ditur asnjë fjalë shqip.

Në kohën në të cilën e kemi vendosur tregimin tonë, qeveria otomane i përdorte shqiptarët e të gjitha besimeve vetëm për ushtarë, ndërsa pushteti fetar synonte vetëm t'i bënte të dëgjueshëm dhe t'i bindeshin priftit për t'i drejtuar në udhën e shpëtimit të amshueshëm. Mirëpo rezultatet nuk iu përgjigjën synimeve. Ashtu si nuk mund të shuhet heroizmi legjendar që u është futur në shpirt shqiptarëve dhe as krenaria e racës që e kanë trashëguar prej të parëve të tyre pellazgëve, po kështu pushteti fetar nuk do të mund të bënte nga malësorët tanë një kope fanatikësh të udhëhequr nga njerëz që predikojnë durimin dhe ndjesën, këto dy cilësi

që shqiptari i quan si dobësi, në mos si mungesë burrërie.

Atë Leonardi kishte mësuar gjuhën dhe kishte studiuar me kujdes doket e vendit. Ndonëse pak i mësuar, ashtu si shumica e priftërinjve françeskanë, ishte nga natyra gojëtar i shquar dhe i pajisur me një gjykim të shëndoshë, gjë që e bënte të përshtatshëm për t'i udhëhequr sa më mirë njerëzit e famullisë së vet. Përveç kësaj, ishte i dhembshur, i gjindshëm, buzëqeshur e gazmor dhe prandaj e donin shumë të varfrit e të sëmurët. Ishte njeri i ndershëm dhe i drejtë, që i ushtronte me ndërgjegje funksionet e misionarit, dhe kësaj detyre i ishte kushtuar me mish e me shpirt vetëm e vetëm sepse kishte qenë me të vërtetë i prirë për të.

Le të kthehemi tani te pleqtë. Geroja u kujdes t'i fuste brenda e t'i çonte te zotëria i tij.

Kur arritën në pragun e dhomës, mesin e së cilës e zinte një zjarrishtë e madhe ku po digjeshin goxha kërcunj, flaka e të cilëve ndriçonte kthinën, pleqtë, sipas zakonit, ua dorëzuan menjëherë armët njerëzve të shtëpisë dhe përshëndetën bajraktarin, si edhe dy pleqtë e Shllakut që gjendeshin atje, e pas kësaj i puthën dorën murgut, i cili, nga ana e tij, i bekoi.

Kur u ulën rreth vatrës, Luli i Temalit e hapi kuvendin. Mbajti një fjalim të shkurtër për t'u njoftuar propozimet që i kishte bërë Ismet pasha dhe i luti t'i jepnin mendimin e tyre për këtë çështje, sepse duhej t'i kthente përgjigje sa më shpejt pashait.

– Po mirë, – tha njëri nga pleqtë. – Ai po ju merr në shërbimin e tij me treqind veta për ta ndihmuar që të nënshtrojë malësorët e krahinës që kanë ngritur krye. Po çfarë po ju jep ai?

– Ushqimin, fjetjen, municionin, disa dhurata dhe plaçkitjen.

– Kushtet nuk qenkan të këqija, por detyra do të jetë e rëndë, sepse duhet luftuar me dy ndër fiset më të forta të malësisë dhe me treqind veta ç'mund të bëjmë ne? Do të na dërrmojnë.

— Po ne nuk do të jemi të vetmit ndihmës të pashës; nuk mungojnë ushtarët në Shqipëri. Sidoqoftë, për këtë gjë do të mendojmë më vonë. Sa për tani, me treqind pushkë do të mund të vendosem shumë mirë në Pejë.

— Bajraktari ka të drejtë, — thanë pleqtë, ne do t'i vemi pas me njerëzit tanë; të tjerat po ia lëmë në dorë perëndisë.

Átë Leonardi, që kishte heshtur gjer atëherë, nuk mundi ta mbante më veten kur pa se këta njerëz po i shitnin krahët e tyre për të luftuar kundër të krishterësh shqiptarë.

— E keni gabim, — bërtiti, — një mijë herë gabim; ju po veproni kundër mësimeve të ungjillit dhe kundër interesave tuaja. Malësorët e Pejës janë shqiptarë si ju, të krishterë si ju: ata janë, pra, vëllezërit tuaj. Dhe ju po veni të luftoni kundër tyre, ndonëse ata s'ju kanë fyer e s'ju kanë bërë asgjë të keqe. Jezu Krishti i ndëshkon të gjithë ata që derdhin pa të drejtë gjakun e njerëzve. Do t'ju ndëshkojë edhe më rreptë, në qoftë se derdhni gjakun e vëllezërve tuaj. Armët tuaja janë vëllavrasëse dhe zoti nuk do t'i bekojë. Po ç'do të fitoni, në fund të fundit, në këtë luftë të përgjakshme? Ushqimin, fjetjen dhe, si fitim të vetëm, plaçkitjen! Mirëpo plaçkitja është vjedhje, është turp, ju kështu u vini zjarrin shtëpive tuaja. Buka e blerë me këtë çmim është helm për fëmijët tuaj, është dënimi juaj në skëterrë në jetë të jetëve. Mendohuni mirë për këtë punë, vëllezër të dashur, dhe mos e lini veten t'ju tërheqin në udhën e humbjes së shpirtit. Po, kur e kërkon sulltani, është detyra juaj e shenjtë të rrembeni armët e të luftoni kundër armiqve të Perandorisë që do të guxonin ta mësynin. Por t'ia shitni krahët tuaj një copë pashai e aq, kjo është një punë e ndyrë, e neveritshme, madje edhe më keq akoma, është turp e poshtërsi, sepse, në këtë rost, ju jeni vetëm vrasës të paguar, xhelatë të thirrur që të vritni vëllezërit tuaj dhe jo ushtarë të ngarkuar për të mbrojtur atdheun dhe për të përjetësuar trimëritë e lavdishme të të parëve.

Lulit të Temalit, që kishte mjaft zgjuarsi për ta kuptuar se sa e drejtë ishte fjala e murgut, por që, si kokëkrisur që ishte, donte të hidhej me çdo kusht në aventura të rrezikshme, që të flitej për të e t'i rritej nami nuk i pëlqeu ky predikim; madje u prek në sedër që átë Leonardi i kishte lejuar vetes t'i kundërshtonte planet e tij. Prandaj i shfryu duke ia prerë fjalën:

— Mjaft, átë! mjaft! Ti mund t'i thuash predikimet e tua në kishën e bajrakut, në qoftë se të pëlqen, por këtu, në shtëpinë time, unë ta ndaloj. Ne jemi burra dhe luftëtarë dhe, kur është fjala për të luftuar, s'ka zot që na ndal. Të parët tanë gjithmonë kështu kanë bërë, dhe ne do të ndjekim shembullin e tyre.

— Po mua më duket se ati ka të drejtë, — tha njëri nga pleqtë e Shllakut. — Ne gjithnjë kemi luftuar; por, ngadhënjimtarë apo të mundur, fati ynë, gjendja jonë nuk është përmirësuar aspak. Përfitimi ka qenë gjithmonë për të tjerët.

— Po, ati ka të drejtë, — u përgjigjën dy të tjerët. — Raca juaj është më e vjetra nga të gjitha racat; të parët tuaj, pellazgët, kanë kaluar nëpër tërë ato sundime të huaja, kanë kapërcyer aq peripeci politike, por e kanë ruajtur gjithnjë paprekur nderin e armëve, fyrmën e drejtësisë dhe, sidomos, besnikërinë ndaj traditave të vjetra. Mos harroni se ç'thotë ungjilli: «Të përvuitët do të lavdërohen, ndërsa krenarët do të poshtërohen.»

— Mjaft, mjaft! — klithi përsëri Luli, i skuqur nga inati. — Arsyet e tua ndoshta janë të mira, por ato nuk mund ta tundin vendosmërinë time dhe as ta ndryshojnë vendimin tim. Ti na flet gjithnjë për drejtësinë, për paqen, për besimin në zotin, e megjithatë ne jemi gjithmonë në të njëjtën gjendje; asnjëri nuk është kujdesur për ne. Ne jemi dy-treaind mijë të krishterë në Shqipëri; na kanë lënë në fatin tonë dhe kurrë nuk është ngritur ndonjë zë për të mbroitur të drejtat tona, kurrë nuk është zgjatur ndonjë dorë për të na hequr nga gremina ku kemi rënë. Ç'na duhen neve mendimet e tua, átë?

Ç'dobi na sjellin? Ato janë të vona apo të parakohshme, dhe, sidoqoftë, nuk kanë vend në këtë çast. Pusho dhe mos i përsërit më, se nuk dua t'i dëgjoj, sepse unë, Luli i Temalit, besnik ndaj traditave të etërve tanë, do të nisem nesër në krye të trimave të mi. Frikacakët le të rrinë të ruajnë kopetë me gratë.

– Nuk ka frikacakë këtu, – bërtitën të gjithë pleqtë. – Ne do të vijmë pas, do të vritemi me ty, por ati ka të drejtë.

– E vraftë rrufeja! – shfryu Luli. – Le të predikojë paqen, durimin dhe ndjesën, kjo është puna e tij dhe e shokëve të vet, po nesër në agim treqind temalas të jenë gati të nisen për udhë. Edhe ju do të vini me mua.

– Dhe do të pendoheni, – tha murgu, duke dalë nga dhoma, pikë e vrer.

– Derisa kështu do ti, ne do të të vijmë pas, – thanë pleqtë. – Nesër në agim do të jemi me njerëzit tanë në livadhin e fshatit.

Dhe u ngritën e ikën të bëheshin gati që të niseshin për udhë.

Luli mbeti vetëm në dhomë. E ndiente veten shumë të shqetësuar e të tronditur. E kuptonte se kishte shkelur në dërrasë të kalbur e se do të ndodhej në një pozitë të gabuar e kritike, mirëpo sqima dhe krenaria nuk e lejonin ta ndërronte vendimin që kishte marrë.

Në atë çast erdhën e lajmëruan për arritjen e së shoqes.

Bardha, ndonëse e sëmurë dhe e vrarë shpirtërisht, me gjithë mërzinë dhe të gjitha dhembjet që sfilitnin zemrën, me gjithë kujtimin e Aradit që s'i hiqej nga mendja, me gjithë vuajtjet pa emër që e mundojnë gruan që dashuron për herë të parë, kishte gjetur mjaft fuqi e guxim për të vazhduar udhën. Vërtet se, kur kishte arritur në Shllak, kishte qenë e detyruar të qëndronte atje atë natë, por të nesërmen ishte nisur sërish për udhë dhe kishte mundur të kalonte, herë më këmbë, herë në kalë, shkëmbinjtë e thepisur, përmes

të cilëve gjarpëron, në formë shtigjesh të pakaluesh-me, rruga që çon në Temal.

Ajo po arrinte tek i shoqi në një gjendje dobësimi aq shqetësues, saqë edhe Anuli vetë u pendua që e kishte detyruar të largohej nga Shkodra. Mirëpo vullneti për t'u prerë rrugën marrëzive të Aradit dhe për të shpëtuar emrin e mirë të së kushërirës ishte më i fortë sesa mëshira që kishte për të.

Së paku, sikur Luli dhe pjesëtarët e familjes së tij ta prisnin mirë e me ngrohtësi, sikur të gjente, së paku, midis atyre njerëzve të egër ndonjë shpirt të dhembshur që të kishte ndopak mëshirë për të dhe ta ndihmonte që ajo t'i bënte ballë dhembjes së saj, ndoshta mund të shpresonte ndonjëfarë lehtësimi të sfilitjes së vet. Por ajo e dinte se i shoqi nuk e donte. As ajo nuk e donte atë, ose më mirë të themi se nuk e kishte dashur kurrë. Vetëm se ia kishte frikën. Kjo ishte e vetmja lidhje që e bashkonte delen e fushës me ujkun e malit.

— Mirë se ka ardhur, — i ishte përgjigjur Luli me rrëmbim, pa ia zgjatur njeriut që i kishte sjellë lajmin e arritjes të së shoqes. — Unë s'kam kohë për të humbur me gratë. Ajo ka dhomën e saj që e pret dhe nënën time që do t'i bëjë shoqëri.

Me të zbardhur agimi, Luli ishte nisur në krye të treqind burrave, pa u takuar fare as me Bardhën, as me Anulin e as me të kunatin, që kishin kërkuar më kot një takim me të.

Vetëm kishte thirrur t'ëmën, malësore plakë, me pamje herkuliane, dhe i kishte thënë nja dy fjalë në vesh.

— Ç'po më thua kështu, o bir? Kjo as është parë, as është dëgjuar gjëkundi ndonjëherë, — ishte përgjigjur e ëma.

— Kështu dua unë, dhe kështu do të bëhet! —ia kishte prerë shkurt Luli.

Pastaj kishte shkuar të bashkohej me trimat e vet.

# XVI

Pasi kishte mbaruar bisedën me Gjeton, Dava kishte marrë përsëri hejbetë dhe shkopin si lypëse dhe kishte vajtur në lagjen ku gjendej shtëpia e Shaban beut.

Kishte trokitur në të gjitha dyert dhe i kishin dhënë bukë, miell misri dhe pak të holla.

Më në fund trokiti te porta e beut: një shërbëtore erdhi e ia hapi.

– Lëmoshë për dashurinë e zotit dhe për jetën e shëndetin e beut! – tha Dava me zë lutës e të përvajshëm.

– Lëmoshë, posi, oj grua e mirë... Por, meqë je e re dhe mjaft e fuqishme, më mirë do të bëje të na ndihmoje: kemi aq shumë punë. Zotëria ynë po shtron darkë sonte. A po e fshin me mua oborrin e shtëpisë?

– Posi, – iu përgjigj Dava. Pasi mori një fshesë, la në një kënd të oborrit hejbetë e shkopin e saj dhe iu përvesh punës sakaq.

Pasi mbaruan së fshiri, e vunë të nxirrte ujë, të mbartte dru dhe të milte tri lopë që Shaban beu i mbante gjithmonë në shtëpi për të pasur qumësht të freskët.

Aty nga mbrëmja Dava kërkoi leje të shkonte.

– Jo, oj grua e mjerë! Mos shko, rri këtu sonte. Do t'i marrësh me vete ç'kanë për të mbetur nga darka, – i tha gruaja që e kishte vënë të fshinte oborrin.

Dava uli kokën, murmuriti një bekim për bashkëbiseduesen e saj, mori hejbetë e shkopin dhe u mblodh kruspull në një kënd, si ndonjë grua që lutet e falet.

Pas ndonjë gjysmë ore, ajo pa Shaban beun që erdhi, i pasuar nga miqtë e tij dhe nga ndo njëzet roja, të gjithë të armatosur gjer në dhëmbë.

I shkoi një fërgëllimë në trup, por nuk lëvizi nga vendi.

Pasi hungëroi një herë si ndonjë derr me atë zërin e tij të trashë si këmborë e prishur, të ngjirur nga përdorimi i tepruar i rakisë, Shaban beu me miqtë u ngjit lart në dhomën e vet dhe vajti drejt e tek ai qoshku për të cilin kemi folur më parë. U hodh, sipas zakonit, në divan dhe mbështeti kokën në kamaren e një dritareje që binte nga kopshti. Miqtë e tij u ulën rreth një sofre të vogël, mbi të cilën ishin dy shishe të mëdha me raki, gota dhe mezera për të nxitur etjen për të pirë e për të hapur oreksin.

Rojat që përbënin përcjellën e beut ishin shpërndarë nëpër shtëpi. Lart kishin mbetur vetëm tre prej tyre. Këto ishin rojat e tij më të dashura e më besnike, të cilat shërbenin për t'u mbushur gotat të ftuarve dhe që, kohë më kohë, me urdhrin e tij, zbraznin edhe vetë gota duke ngritur dolli për shëndetin e tij.

Mbi këto e sipër, Dava gjeti rastin të zhdukej pa u vënë re nga asnjeri. Kishte parë gjithë ç'kishte dashur të shihte. Shkoi drejt e te shtëpia e Vlashajve për të takuar Gjeton, siç e kishin bërë me fjalë.

E gjeti atje në këndin e tij, me atë pushkën e gjatë në dorë si shok të pandarë. Ai ishte kujdesur ta mbushte me njërin nga fishekët që i kishte dhënë Dava dhe po qëndronte gati të kryente detyrën që kishte marrë përsipër si *punëtor i thjeshtë*.

– A je aty, Gjeto? – pyeti Dava me zë të ulët.

— Po! Dhe jam krejt gati që ta fitoj pagën time me nder.

— Të nisemi pra, sa më shpejt. Punët shkojnë si jo më mirë dhe për së shpejti do ta marr gjakun.

Dolën bashkë nga shtëpia e Vlashajve pa bërë zhurmë, mu si kusarë që largohen pasi u ka dështuar puna.

Ndërkaq Aradi ishte i kredhur e i humbur gjithnjë në atë kotullimin që e ëma e kishte marrë si gjumë të shkaktuar nga lodhja e udhëtimit. Nuk ishte bërë merak fare; përkundrazi, ishte kujdesur që në shtëpi të mbretëronte qetësia më e madhe, që të mos i prishej gjumi të birit. Mirëpo, paskdreke, kur vajti ta zgjonte, ajo u tmerrua kur pa se e kishte fytyrën jashtëzakonisht të skuqur dhe kur dëgjoi rënkimet e mbytura që lëshonte kohë pas kohe. I vuri dorën në ballë dhe e tërhoqi menjëherë me një britmë plot ankth e dhembje, sepse ai ballë përvëlonte e digjej zjarr. Birin e saj të dashur e kishin zënë një palë ethe të forta që ishin shfaqur befas, me të marrë vesh se Bardha ishte larguar nga Shkodra për të vajtur në Temal.

Menjëherë nënës i shkoi mendja se i biri do të ishte marrë mësysh: atë do ta kishte goditur *syni i keq*[1]). Prandaj deshi të thërriste një magjistare plakë, gjysmë myslimane e gjysmë arixheshkë, që hiqej sikur merrte vesh shumë në punë magjie e sikur i dinte të gjitha fshehtësitë e kësaj shkence të panjohur. Mirëpo frika se mos bënte një mëkat që nuk do t'i falej lehtë që më e fuqishme sesa mendimi i saj i parë dhe, në vend të magjistares, thirri dy shërbëtorë që e ndihmuan ta vinte Aradin në shtrat; nisën me të shpejtë një shërbëtor të thërriste një mjek, i cili nuk vonoi të vinte. Pasi i preku pulsin të sëmurit, mjeku tundi kokën duke thënë se ethet që e kishin kapur djaloshin ishin shu-

1) Përsëri shkruar shqip në origjinal.

më të këqija dhe se ishte frika mos i binte ndonjë damblla.

Kur dëgjoi këto fjalë, nënës së gjorë iu duk sikur i ra rrufeja mbi kokë. Me mendje të prishur, e shastisur fare, duke mos ditur ç'të bënte e kujt t'i drejtohej e t'i lutej për shërimin e të birit, qante, përpiqte duart nga e keqja dhe i lutej e i stërlutej mjekut që t'ia shpëtonte.

– Merrma jetën mua, merr gjithë ç'kam, por shpëtoma djalin. E kam të vetëm! Më kupton, sinjor Pjero? Duhet ta shpëtosh me çdo kusht, ta shpëtosh medoemos, – thërriste ajo si e marrë, pa qenë e zonja të mbante veten e të mposhtte dhembjen...

– Qetësohuni, zonjë, do të bëj çmos, do të bëj gjithçka më mësojnë shkenca dhe përvoja për ta lehtësuar birin tuaj, dhe shpresoj se do të mund ta shpëtojmë. Por duhet qetësi, guxim dhe durim.

– Të falem nderit, sinjor Pjero, – u përgjigj nëna e mjerë. – Do të jem e qetë, e duruar, do të bëj ashtu si të thoni ju, vetëm të më shpëtoni djalin!

Ajo besonte në shkencën e sinjor Pjeros, që e mbanin, ç'është e vërteta, për mjekun më të mirë të Shkodrës.

Sinjor Pjeroja ishte italian; kishte shërbyer si oficer, thoshte ai, në ushtrinë e madhe të Napolonit I dhe kishte humbur një sy në luftën me Rusinë. Pasi arriti në Shqipëri, kushedi sesi, pas dështimeve të ngadhënjimtarit, hyri në shërbim të Mustafa pashës së Shkodrës si oficer i xhenios dhe i artilerisë. Shërbeu edhe si zdrukthëtar artistik dhe piktor ikonash i kishave të fshatit. Kur ra Mustafa pasha, hyri të punonte si farmacist te mjeku ushtarak i trupave turke të vendosura në Shkodër dhe, pasi e mësoi zanatin për tre muaj, arriti të hapte një farmaci për llogari të vet, ku u vendos si farmacist dhe, në të njëjtën kohë, si doktor në mjekësi dhe kirurgji.

Ky aventurier i paturp kishte mësuar shqipen dhe kishte përvetësuar edhe zakonet e doket e vendit, gjë që

e kishte bërë të shquhej dhe ta donin banorët e Shkodrës gjer në atë pikë, saqë arriti të ngadhënjente mbi konkurrencën e anventurierëve të tjerë që ishin paraqitur si mjekë dhe që, pas njëfarë kohe, ishin shtrënguar të largoheshin për mungesë të klientelës.

Në fund të fundit, aventurierë të këtillë, që luajnë me jetën e njeriut, kishte në të gjitha qytetet e Turqisë, madje edhe në Stamboll. Prandaj nuk ka asgjë për t'u habitur në triumfet e sinjor Pjeros. Çudia është vetëm se asnjeri nuk kishte mundur të mësonte kurrë kush ishte ai, nga vinte, i ç'besimi ishte dhe cili ishte emri i tij i vërtetë. E quanin *Pjero Qorri,*[1]) shkurt, sepse kishte vetëm një sy dhe sepse ai vetë ia kishte ngjitur vetes këtë nofkë për të fshehur emrin etij të vërtetë.

Këtij njeriu, pra, Dila e Vlashajve i besonte jetën e djalit të saj të vetëm; këtij njeriu ajo i ofronte çdo gjë, edhe vetë jetën e saj, që ai t'i shpëtone të birin, fëmijën e dashur, që ishte ngushëllimi, krenaria dhe i vetmi gëzim i saj në këtë botë!...

Ndonëse me mendje të çakërdisur, ajo s'kishte harruar të urdhëronte t'i thoshin Gjetos që të nisej menjëherë në Bërdicë të njoftonte të shoqin për sëmundjen e Aradit. Mirëpo Gjetoja nuk iu përgjigj thirrjes se nuk ishte aty. E kërkuan më kot në këndin e tij, pastaj në kuzhinë dhe, më në fund, kudo nëpër shtëpi. U shtrënguan, pra, të ngarkonin një shërbëtor tjetër për ta kryer këtë porosi.

Ndërkaq Gjetoja kishte arritur fare pranë shtëpisë së Shaban beut dhe, në çastin kur zonja e tij kishte dhënë urdhër ta thërritnin për ta dërguar në Bërdicë, ai gjendej i vendosur kaluar mbi murin përkundrejt dritares, në kamaren e së cilës dukej koka e Shaban beut. Nata ishte shtyrë mjaft; ishte natë plot yje,

---

1) Në botimin frëngjisht nofka e Pjeros është shkruar shqip, ndërsa shpjegimi për kuptimin e tij është vënë në kllapa.

por pa hënë. Kjo ishte një rrethanë é volitshme për Gjeton, që mund ta kryente detyrën e vet pa e parë asnjeri e pa qenë në rrezik ta ndiqnin.

Në mes të heshtjes që mbretëronte jashtë shtëpisë, dëgjohej vetëm fëshfërima e lehtë e gjetheve të pemëve, që puhia i lëvizte ngadalë, dhe shushuritja e largët e ujërave të lumit që përplaseshin në shkëmbinjtë e bregut me një tingull monoton e të zgjatur që ta kridhte shpirtin në melankoli.

— Ajo kokë që sheh atje në dritare, është koka e tij, — i thoshte Dava me zë të ulët. — Po e tund si i çmendur, se është i dehur tapë, si zakonisht. Përpiqu ta qëllosh mirë, që të mos shkojë huq plumbi. Pasi ta kesh qëlluar mu në kokë, kris e ik përmes arave dhe zhduku sa më parë. Të tjerat i marr unë përsipër.

— Mirë, — iu përgjigj Gjetoja, duke drejtuar tytën e pushkës nga dritarja.

Në atë çast të qeshura të forta u dëgjuan në qoshk, mirëpo pushka që krisi, gati po në atë kohë, i shndërroi të qeshurat në klithma dëshpërimi e në kujë. Koka, që shihej në dritare aty një çast më parë, kishte rënë për të mos u ngritur më kurrë. Plumbi e kishte goditur në zverk dhe i kishte dalë nëpër ballë bashkë me trutë beut fatzi, që kishte mbetur i vdekur në vend.

U dëgjuan britma burrash e grash; thërritnin dhe pyesnin njëri-tjetrin; më trimat u sulën të rroknin armët. Miqtë e të ndjerit, shokët e orgjive të tij, kishin mbetur të ngrirë nga frika. Çudia që shkaktoi guximi i kësaj së shtëne u shndërrua në panik. Rojat, të shtangura nga ky aksion i papritur, ngurronin të lëviznin, duke iu trembur një pusie edhe më të rrezikshme, sepse bëhej në errësirën e natës dhe që kishte nisur me një të qëlluar që nuk kishte shembull. Të shtien me pushkë mbi komandatin e tyre! Dhe ku, pa! Mu brenda në shtëpinë e tij! Kjo është për të zënë kokën me të dy duart! Kjo as është parë, as është dëgjuar gjëkundi! thoshin ata me vete. Ç'guxim i çmendur! Ç'paturpësi e tmerrshme!...

Falë këtij pështjellimi që i bëri rojat të humbnin disa minuta, Gjetoja pati kohë të rrëshqiste pa zhurmë gjer poshtë murit dhe t'ua mbathte këmbëve, pa lënë asnjë gjurmë për praninë e tij. Pas një vrapi nja dhjetë minutash, vrap në të cilin këmbët e tij prej plaku i shërbyen si këmbë prej djali, duke rendur me një shpejtësi shembullore, arriti në brigjet e Kirit. Tani s'kishte më pse të trembej. Që atje, ai mund të ikte në malësi ose të kthehej nga kishte ardhur për të vajtur në shtëpinë e zotërisë së vet.

Dava, me hejbetë në sup dhe shkopin në dorë, kishte vazhduar udhën e vet, sikur të mos kishte ndodhur asgjë. Ishte tanimë mjaft larg, kur dëgjoi hapat e rojave që, më në fund, kishin filluar të viheshin në ndjekje të vrasësit.

— Ndal atje! — i bërtitën.

— Pse të ndal?! — pyeti ajo, e habitur.

— A mos pe njeri të kalonte këtej?

— Jo, nuk pashë njeri. Unë jam një lypëse e varfër dhe po kthehem në shtëpi me lëmoshat që më kanë dhënë sot në shtëpitë ku kam lypur. A mos ka ndodhur gjë? — pyeti ajo, nga ana e saj, më në fund.

— Kanë vrarë Shaban beun dhe ne po kërkojmë vrasësin.

— Ah! Paskan vrarë beun! Bobo! ç'mynxyrë!...

Pastaj tha me vete: U shpagova për tim shoq, ia mora gjakun.

Rojat e lanë dhe u nisën në drejtim të kundërt nga ai që kishte marrë Gjetoja.

Gjetoja shpëtoi nga ndjekja e tyre, tha Dava me vete, me zemrën plot gëzim. Nesër do ta gjej në këndin e tij dhe do t'i jap në dorë të pesëqind piastrat që i fitoi me kaq nder.

# XVII

Bardha kishte kaluar një natë të zezë skëterre, një natë të tmerrshme, plot vegime të çuditshme e fantazma të llahtarshme, një ndër ato net që i paraprijnë ekzekutimit të një të dënuari, që vetëm Viktor Hygoi ka mundur ta përshkruajë.

Anuli, i kushëriri, për të cilin ajo kishte respekt dhe e donte aq shumë, e kishte shtrënguar ta linte Shkodrën, të largohej nga Aradi, nga e ëma, nga kujtimet e fëmijërisë, nga të gjitha ato për të cilat ajo ndiente dashurinë më të madhe e i qante zemra në këtë botë. Kur ishte kthyer në shtëpinë e burrit, ajo nuk e kishte parë të shoqin, sepse ai nuk kishte treguar madje as dëshirën që të takohej me të e t'i uronte mirëseardhjen. Ishte nisur pa kërkuar ta shihte. Ajo e dinte se i kishte armiq të gjithë ata që e rrethonin; burrat e përbuznin si qenie të dobët, të paaftë për veprim; gratë i kishin zili pozitën, bukurinë dhe veshjen elegante. Sa më shumë që ngrihej mbi të tjerët me hirin, mirësjelljen, fisnikërinë e ndjenjave, aq më e madhe bëhej urrejtja e këtyre qenieve, që varfëria dhe skamja ua kishin ashpërsuar shpirtin e ua kishin bërë zemrën gur. Prandaj Bardha nuk haste në Temal asnjë fytyrë mike, asnjë zemër të mëshirshme

e të dhembshur; burrat nuk kishin buzëqeshje për të, gratë i hidhnin vetëm vështrime të këqija e plot smirë. E vjehrra sillej me të në mënyrë të vrazhdë e të egër, gratë e saj s'e shihnin dot me sy. Nuk mund të mbështetej, pra, në dashurinë e në besnikërinë e asnjeriu. Fill e vetme, e veçuar, pa asnjë nga të sajtë, ajo e shihte veten të katandisur në gjendjen e një të burgosure, jeta e së cilës varej paskëtaj nga trillet e një njeriu të egër, që, kur e mori për grua, i kishte dhënë vetes të drejtën dhe pushtetin ta hidhte në një skllavëri të neveritshme e ta mundonte pa mëshirë e pa dhimbsuri.

Pasi ishte ngritur që në mëngjes, ishte ulur në divan dhe, me flokët të shpleksur, ajo i ngjante statujës së Dhembjes. Kohë pas kohe, fshinte lotët që i rridhnin çurkë nga sytë, pa gjetur, megjithatë, lehtësimin që u sjellin zakonisht lotët fatzinjve. I kalonin para syve gëzimet e së kaluarës dhe, duke i krahasuar me hidhërimet e tanishme, shihte se midis këtyre dy fazave të jetës së saj ishte një humnerë e madhe trallisëse.

Po e ardhmja?... Nuk kishte të ardhme për të. Kjo ide nuk paraqitej në asnjë trajtë, me asnjë emër: ajo nuk ekzistonte për Bardhën. Por, në të vërtetë, kishte një të ardhme që e priste, një humnerë e zezë, plot lagështi, mbushur me mijëra e mijëra përbindësha që hanin kokën e njëri-tjetrit duke lëshuar klithma e ulërima!

Dhe le të vijnë e të na thonë tani se ligjet shoqërore janë të drejta dhe se mjaftojnë për t'i mbrojtur e për t'i ruajtur të drejtat e secilit dhe për t'i rregulluar me drejtësi marrëdhëniet që vendosen me anën e martesës midis burrit dhe gruas!

Kush ia ka dhënë atë të drejtë Lulit, këtij njeriu të egër, pa zemër e pa shpirt, që ta mundojë e ta sfilitë të shoqen dhe ta bëjë aq fatzezë? Sigurisht është ligji, që shoqëria e ka farkëtuar për martesën, ai ligj që ka qenë aq i pamëshirshëm për vuajtjet e gruas. Por, mund të thoni ju, ligji nuk e detyronte Bardhën të merrte për burrë një njeri si Luli; ajo ishte e lirë të mos e pranonte dorën e tij, të martohej me një tjetër. Mirë. Por, në të

vërtetë, që të flasim me dorë në zemër, a e kishte ajo lirinë e zgjedhjes? A e kishte ajo mundësinë për të kundërshtuar? Jo! Një mijë herë jo!

Vajzë e re, pa përvojë, e lindur dhe e rritur në Shqipëri, ajo nuk kishte vullnet të saj; ajo varej nga e ëma dhe nga i vëllai, dhe, në rastin për të cilin është fjala, është e provuar katërcipërisht se ishte vullneti i s'ëmës dhe jo i saji që kishte vendosur për martesën me Lulin. Mirëpo kush ia ka dhënë nënës atë të drejtë që ta flijojë të bijën? Natyra, mund të thoni ju. Jo! përgjigjemi ne. Natyra nuk u jep kurrsesi prindërve të drejtën, nën asnjë pretekst, që t'i bëjnë fatzinj fëmijët e tyre; përkundrazi, ajo ua cakton si detyrë që t'i bëjnë të lumtur, t'i ruajnë nga të këqijat e t'i marrin nën mbrojtjen e vet.

Është, pra, absurde në kulm të pranojmë që një përçapje mendjelehtë dhe e papjekur apo një vullnet i huaj, që nuk përkon asfare me të sajin, të mund ta lidhë përgjithmonë jetën e një vajze të re me atë të një burri që ajo nuk e ka zgjedhur lirisht dhe të cilin ajo nuk mund ta dashurojë.

Por le të kthehemi te Bardha.

Vijnë e i thonë se i vëllai dhe Anuli donin ta shihnin për t'i thënë lamtumirë.

– Le të vijnë, – tha ajo.

Pastaj, me mend shtoi:

Le të vijnë e të kënaqen me veprën e tyre! Pamja e dhembjes sime do t'ua përkëdhelë ndoshta krenarinë prej burri që kanë!...

Dhe, sipas zakonit, u ngrit e vajti gjer te dera e dhomës për t'i pritur.

Ishte aq e dobët, sa mezi qëndronte në këmbë. Faqet e saj e kishin humbur ngjyrën e trëndafiltë dhe freskinë e rinisë. Dukej më e moshuar nga sa ishte në të vërtetë, dhe fytyrën e kishte aq të zbehtë, saqë Anuli, kur e pa, bëri një hap prapa. Iu duk se gjendej përballë një të vdekure, aq shumë kishte ndryshuar brenda

aq pak kohe. Iu dhimbs. Ishte hera e parë që ndërgjegjja i ngrihej kundër shpirtit të tij të hekurt; një zë i brendshëm po e qortonte rëndë për ashpërsinë e tij kundrejt kësaj gruaje të re të shtyrë nga fataliteti në krahët e një njeriu të egër, që nuk dinte ta çmonte.

Kësaj here Anuli u pendua sinqerisht që e kishte shtrënguar të largohej nga Shkodra dhe që nuk ishte sjellë njerëzisht e ndershmërisht me shoqen e fëmijërisë së tij.

— Erdhëm të të lëmë shëndenë, Bardhë, — tha ai, duke e përqafuar dhe duke u përpjekur më kot ta fshihte ngashërimin e vet. — Po nisemi për në qytet. Joza dhe unë. Në qoftë se dëshiron gjësendi, vetëm më thuaj, dhe është punë e mbaruar. Ti e di se unë jam miku yt më i mirë, e jam edhe më shumë në këtë çast, sepse po e shoh se ti vuan.

— Të falem nderit, Anul. Ti je fisnik, të di dhe ta njoh zemrën. Por në këtë gjendje që ndodhem unë, nuk dëshiroj asgjë tjetër përveç vdekjes.

Dhe i hodhi një vështrim që ia ngulte neshterin e hidhur të qortimit gjer në fund të shpirtit të tij.

Në qoftë se pamja e Bardhës dhe lotët e saj e kishin tundur dhe tronditur vendosmërinë e Anulit dhe i kishin zgjuar në shpirt mëshirën, ky vështrim kaq fisnik, që i fliste zemrës me aq trishtim, triumfoi më në fund mbi krenarinë e tij prej shqiptari. Iu duk vetja i vogël, fajtor, i mundur para kësaj krijese të brishtë, armët e vetme të së cilës ishin butësia dhe pikëllimi.

— Ke të drejtë, kushërirë e dashur, — i tha. — Yt shoq po ta nxin jetën, e shoh. Por qëndro, mbahu si burrneshë: nuk do të vazhdojë puna gjithnjë kështu. Koha shëron çdo plagë.

Dhe pa e vënë re se po qante edhe vetë, ai fshinte lotët vetiu, pa e ditur se ç'po bënte.

— Po, yt shoq është njeri i egër, — shfryu edhe Joza, duke dëgjuar të kushëririn se si po fliste për Lulin. — Po, një egërsirë e vërtetë! Kot more mundimin e u

ngute të vije sa më parë pranë tij! Dhe ti më thoshe se është i sëmurë! S'e ha morti atë cub, jo, ai gëzon shëndet sa për katër, dhe shkoi pa na takuar fare, horri!

– Mirëpo ky është burri që ma zgjodhi nëna! Për t'iu bindur urdhrave të saj dhe urdhrave të tu, u detyrova të martohesha me të...

– Kjo është e vërtetë! Nëna dhe unë kemi bërë shumë gabim që të dhamë te ky faqezi.

– Hajde, kushërirë, pendimet janë të kota tani; përqafoje motrën dhe të nisemi, – tha Anuli për ta prerë shkurt këtë bisedë të dhimbshme.

– Lamtumirë, Jozë, – tha Bardha, duke qarë me dënesë, pasi e përqafoi dhe e puthi të vëllanë. – Thuaji nënës se do të kisha dashur të isha pranë saj dhe se këtu jam shumë e mërzitur dhe e ndiej veten shumë fatzezë.

Joza doli pa nxjerrë asnjë fjalë nga goja. Fshiu tinëz një lot që ngulmonte t'i dridhej në qerpikët, lot, për shkak të të cilit ky njeri zemërgur e ndiente veten të turpëruar.

Kur mbeti vetëm me Bardhën, Anuli e përqafoi dhe e puthi përsëri, por kësaj here jo më me dashurinë e ftohtë të një kushëriri, por me tërë dashurinë e një zemre atërore.

– Kam bërë gabim, Bardhë e dashur, që të shtrëngova të ktheheshe këtu, dhe po pendohem për këtë me gjithë zemër. Yt shoq nuk meriton as dashurinë tënde, as sakrificën që ke bërë për të. Më vjen keq për ty, po e ndaj me ty dhembjen tënde dhe, që sot e tutje, do të kem për ty zemërgjerësinë dhe butësinë e një ati, dhembshurinë dhe besnikërinë e një miku të vërtetë. Do të kujdesem për ty si nëna për fëmijën e vet. E di që ti e do Aradin e që ai të adhuron. Por desha t'i këputja që në fillim fijet e kësaj dashurie që ju lidhte. Në tërë këtë punë kam pasur parasysh e jam nisur nga arsye njerëzore, nga ide, të cilat, në Shqipëri, vlejnë më shumë se zëri i natyrës dhe zënë gjithnjë vendin e parë,

vendin e nderit. Prandaj ta kam bërë zemrën copë. Më ka munguar gjithashtu edhe ndershmëria dhe sinqeriteti ndaj Aradit. Ki besim tek unë. Kushedi se ç'mund të ndodhë. Yt shoq mund të... Por le t'i lëmë këto tani. Ç'duhet t'i them Aradit për ty?

Bardha ishte krejt e habitur. Ndryshimi i ndjenjave të Anulit i dukej aq i çuditshëm, saqë pandehte se mos ishte në jerm, e pushtuar prej njërës nga ato shajni që krijon qoftëlargu në shpirtin e atyre që kërkon t'i marrë më qafë. U tremb. Pati frikë se mos kishte luajtur mendsh. Tepria e gëzimit, ashtu si edhe tepria e dhembjes, të çon në çmenduri, dhe Bardha e shkretë kujtoi se po çmendej. Por iu kujtua ndershmëria dhe çiltërsia e të kushëririt, shpirtmadhësia e karakterit të tij; ajo e njihte shumë mirë e prandaj nuk mund të mendonte kurrsesi se ai po i ngrinte një kurth. Anuli ishte i zoti të vriste në një çast zemërimi të çmendur, por ishte i paaftë të tradhtonte apo të bënte një poshtërsi.

Habia, droja, mendimi i kaluan me radhë ndër mend Bardhës me shpejtësinë e rrufesë. Një zë misterioz i thoshte se i kushëriri ishte i sinqertë dhe se qielli, i prekur nga lotët e saj, po i dërgonte pak ngushëllim. E vendosi, pra, t'ia hapte zemrën.

— Po, Anul, e dua. Ndiej për Aradin diçka që nuk e kam provuar kurrë para asaj dite fatale kur ti e solle te nëna ime. Atëherë zemra më rrahu nga një ndjenjë e panjohur. E ndiej se jam për t'u përbuzur; duhej të kisha vdekur nga turpi para se të hapja gojën e të t'i thosha këto gjëra; por, besomë, është një fatalitet që më ndjek e që ka dashur të më marrë më qafë. Nuk kam më as paqe, as prehje. Jam shumë fajtore që e dua ashtu si e dua; por ti po e sheh, i dashur kushëri, se këtu jam e keqtrajtuar, e përbuzur, e syrgjynosur larg njerëzve të mi dhe në mëshirën e një njeriu që më kall tmerrin. Nuk e kam pasur dhe nuk do ta kem kurrë atë forcë që të luftoj kundër dashurisë së Aradit! Oh! sikur të mund të vdisja! Nuk do të vuaja më, veç në qoftë se kjo dashuri do të më ndiqte edhe në varr e nuk do të

më ndahej kurrë, sepse, në këtë rast, as vdekja nuk do t'i jepte dot fund fatkeqësisë sime!...

Anuli nuk ishte në vete. Zëri i Bardhës kishte gjetur udhën e zemrës së tij dhe kishte zgjuar tek ai ndjenja të panjohura. Lotët, fjalët, vuajtjet e kësaj gruaje të re e kishin tronditur dhe e kishin mposhtur. Më kot po kërkonte një fjalë për ta ngushëlluar. Gjuha e njerëzve është e pafuqishme t'i ngushëllojë disa dhembje!...

Pas një pushimi të shkurtër, Bardha vazhdoi:

– Meqë të vjen keq për mua dhe do që të jesh i mirë e zemërdhembshur ndaj një gruaje, e cila në sytë e botës është vetëm një fatzezë, merre këtë shami të njomur me lotët e mi. Jepja Aradit. Janë lotët që kam derdhur për të. Le ta ruajë si kujtim prej meje dhe le të jetë i lumtur me një tjetër.

Dënesat po e mbytnin dhe nuk mundi ta mbaronte fjalën: u lëshua e ra mbi kanape.

Anuli kujtoi se i ra të fikët dhe u hodh t'i jepte ndihmë. Mirëpo Bardha u çua duke thënë:

– S'është gjë, jo, Anul. Zoti nuk do të më çlirojë nga jeta... Jam aq shumë fajtore, saqë ai s'mund të ketë mëshirë për mua!...

– Jo, Bardhë, – thirri Anuli, – ti je vetëm një krijesë e pafajshme që jot ëmë e flijoi për t'u dukur e për t'u mburrur! Por unë do të të mbroj! Lamtumirë! Duhet të nisem. Bëhu trime dhe ki besim tek unë. Unë do të jem shpëtimtari yt...

Dhe doli.

Në fund të shkallëve takoi Jozën, që po shëtiste duke fshirë lotët.

– Hajde, Jozë, hajde. Kjo shtëpi është e mallkuar! Zjarri i qiellit e bëftë hi e pluhur! Nisemi.

Bardha, që kishte mbetur vetëm, kishte kërkuar shaminë, por nuk e gjeti.

Oh! ai do t'ia japë Aradit, tha me vete, dhe një e skuqur e lehtë ia mbuloi fytyrën.

E ndjeu veten të turpëruar për rrëfimin që i kishte bërë Anulit, të turpëruar që një burrë, i cili nuk ishte Aradi i saj, kishte mundur të depërtonte në tempullin e zemrës së vet.

Mbuloi fytyrën me duar dhe vuri kokën mbi gjunjë. Zoti i kishte dërguar më në fund pak ngushëllim këtij shpirti të sfilitur: një rreze shprese kishte shkrepur përmes reve të zeza të grumbulluara mbi kokën e saj prej engjëlli që kishte humbur udhën!

## XVIII

Bardha, pas nisjes së Anulit, kishte mbetur si e ngrirë në vend për disa minuta me radhë dhe, gjatë këtyre pak minutave, hidhërimet që ia mundonin keq zemrën iu menë disi e sikur i ranë në gjumë; ajo rreze e dobët shprese, që kishte ndritur befas për të, kishte pezulluar, si të thuash, tani për tani, veprimin sfilitës të dhembjeve të saj.

U bë njëfarë armëpushimi midis fantazisë së saj dhe realitetit të pozitës në të cilën ndodhej, armëpushim i shkurtër, i paqëndrueshëm, që mbajti aq sa zgjat një vetëtimë, por që pati fuqi ta pajtonte për një çast me endërrimet e ëmbla të jetës.

Me kokën mbi gjunjë dhe me sytë të mbyllur, ajo shquante në horizontin e largët një yll të vogël, i cili, në intervale pak a shumë të afërta, përpiqej të bënte dritë; pastaj retë, me ato valët e tyre të murme e të zeza, e mbulonin si me një vel të përzishëm: ajo pikëz e ndritshme zhdukej e dukej pareshtur, gjersa, e mundur në luftë, e mbuloi përfundimisht errësira dhe nuk dha më kurrfarë shkëlqimi.

— Ja, kështu do të katandiset edhe shpresa ime, —

thirri ajo duke u ngritur nga kanapeja e duke vajtur te dritarja, të cilën e hapi për të thithur pak ajër dhe për të zbutur përshtypjet e dhimbshme të vegimit të saj të vrerosur.

Duke hedhur sytë rreth e rrotull, ajo pa në shpatet e malit kopetë që kullotnin në hijen e bredhave dhe të lisave; pa barinjtë e rinj, të cilët, të shtrirë në bar, ruanin kecat që kërcenin gëzueshëm nga shkëmbi në shkëmb; pa vajzat e reja që nxirrnin ujë nga burimet dhe mbushnin shtambat; pa plot të tjera, së fundi, që ktheheshin nga pylli me barrët e druve në shpinë. Më tutje ajo vuri re plot burra që lëronin tokën, duke lëshuar kohë më kohë ca britma që përdoren për t'i nxitur qetë në punë, dhe gra, të cilat, me shportat të mbuluara me gjethe mbi kokë, po u çonin për të ngrënë burrave të tyre në ara.

Në të gjitha këto që i panë sytë kishte lëvizje dhe jetë dhe, në qoftë se kjo jetë ishte e vështirë dhe me skamje, së paku, ishte e lirë në dëshirat dhe aspiratat e veta dhe e gëzueshme në shpresat e saj: Bardha e shihte këtë jetë se si shpalosej përpara syve të saj, por ajo nuk mund t'ia çmonte as qetësinë, as lumturinë; mendimi i saj i ngulët, që s'i hiqej kurrë nga mendja, ishte Aradi dhe ndijimi i saj i vazhdueshëm, si një plagë përherë e hapur, ishte ndjenja e fatkeqësive të veta. Shpirti dhe zemra i ishin mbushur kaq shumë me këtë mendim e me këtë ndjenjë, saqë përshtypjet e objekteve të jashtme nuk ushtronin më asnjë veprim mbi të: ato pasqyroheshin në sytë e saj, si në një pasqyrë të ftohtë, pa lënë aty asnjë gjurmë.

Mbi këto e sipër, padashur, ajo ktheu sytë nga rruga e Shkodrës dhe pa Anulin e Jozën kaluar që po largoheshin nga Temali. I ndoqi me sy gjer te një shkëmb vigan, pas të cilit bënte kthesë udha nëpër të cilën shkonin. Atje i humbën nga sytë: ata kishin kthyer qoshen dhe ishin zhdukur në manaferrat dhe në drizat e bjeshkës. Bardhës i sëmboi në zemër dhe, krejt e dërrmuar, u largua nga dritarja dhe vajti e ra përsëri në kanape.

Ndërkaq Anuli e Joza, me zemrën të mbushur plot tërbim, kalëronin për në fshatin Shllak. Pas takimit të fundit me Bardhën, Anulit i ziente koka si ndonjë vullkan në shpërthim e sipër. Zemrën ia brente pendimi dhe ishte mbushur plot urrejtje ndaj Lulit; ai dëshironte me mish e me shpirt t'ia zbuste sadopak e t'ia lehtësonte vuajtjet së kushërirës e t'i sillte një çikë lumturi. I kapluar nga të gjitha këto ndjenja që ndesheshin e kacafyteshin në zemrën e tij, një mendim i llahtarshëm i ishte futur në tru; kohë pas kohe, ai tunde kokën sikur rrihte ta largonte, mirëpo ky mendim i kthehej gjithnjë më i bezdisshëm, më ngulmues, më i pashqitur, dhe arrinte më në fund të mbizotëronte mbi gjithë mendimet e tjera. Ishte si një zekth i mërzitshëm, kokëfortë, që s'të ndahet kurrsesi, një zekth që, kur e përzinte nga e djathta, kthehej dhe e pickonte nga e majta, pa e lënë asnjë çast të qetë.

I kredhur në mendimet e veta, Anuli do të kishte vazhduar udhën për në Shllak, pa menduar fare për Jozën, që e shoqëronte. Mirëpo ky i fundit nuk ishte aspak në të njëjtën gjendje shpirtërore. I paaftë që të kishte mendimin e vet e aq më pak akoma që ta ndiqte atë, ai bashkohej me mendimet e të tjerëve, dhe, pa çarë kokën të dinte a ishin ato mendime të mira apo të këqija, e kishte zakon të hidhej në anën e më të fortit.

Kësaj here, pasi vuri re në drejtim të Shllakut një tym të dendur, të zi, i cili që nga larg dukej si një grumbull resh që era e shtynte më të djathtë, Joza u kthye nga Anuli dhe e pyeti:

– Ç'të jetë ajo që po shohim atje tej, tym apo re?

Anuli, të cilit iu ndërpre filli i mendimeve, këqyri nga vendi i treguar dhe u përgjigj:

– Tym duket të jetë, ndoshta është zjarr.

– Zjarr në mes të ditës? Zakonisht, kur kërkojnë të hapin sherr me ndokënd, natën ua vënë zjarrin mullarëve të tij të sanës, – vërejti Joza.

— Ashtu vërtet, por mund të jetë ndryshe puna: mund të ketë ndodhur ndonjë fatkeqësi. Sidoqoftë, po i afrohemi fshatit. Pas një ore, shumë-shumë, do ta marrim vesh si qëndron puna.

Ky dialog i shkurtër qe njëfarë pushimi për shpirtin e Anulit, i cili, për orë të tëra, kishte duruar torturat e atij ankthi moral, ankth që po e mundonte pa mëshirë. Kur iu afruan Shllakut, dy kushërinjtë panë se nuk po digjeshin mullarë sane, por një kasolle e madhe e veçuar në fund të luginës. Një turmë burrash, grash e fëmijësh kishin sajuar një gjysmërreth rrotull kasolles dhe po soditnin me njëfarë respekti flakët, të cilat, të shtyra nga era, lëshonin krisma të vazhdueshme dhe përhapnin një erë të neveritshme lëndësh të djegura. Secili thoshte ndonjë fjalë dhe dëgjohej një përzierje e mbytur dhe e pështjelluar mallkimesh, sokëllimash, britmash, nëmash e sharjesh. Kjo zhurmë e ngatërruar herë rritej si *kreshendo* e një simfonie skëterre; herë zvogëlohej dhe e mbytnin kërcëllimat e flakëve që kërcitnin pareshtur në atë vatër të kobshme. Ishte një pamje kjo aq më shumë tronditëse dhe e lemerishme, sepse, me gjithë dhimbsurinë që shihej në fytyrat e turmës, asnjeriu nuk i vente mendja të organizonte ndihmën, askush nuk çante kryet të bënte qoftë edhe përpjekjen më të vogël për të shuar zjarrin.

Në mes të këtij gjysmërrethi, që kishin sajuar ata që bënin sehir dhe aq pranë kasolles sa e lejonte zjarri, rrinte më këmbë një malësore plakë, e cila, me gjeste shumë të theksuara, po rrekej si e si ta shpurriste zjarrin sa më tepër.

— Digju, kasolle e dashur, — thërriste ajo si ndonjë fatrrëfyese e frymëzuar, — digju, gjersa të mos mbetet veçse hi e pluhur! Nën pullazin tënd fisnik nuk do të dëgjohet më zëri i djalit tim. Në muret e tua nuk do të shihet më e varur pushka e tij e gjatë. Digju, kasolle e dashur, digju! Ti ke qenë gjer më sot djepi i aq shumë trimave që i kanë dalë ballë për ballë vdekjes pa u dridhur, ke qenë streha e burrërisë, e besnikërisë dhe

e nderit. Kurrë udhëtari i huaj as vrasësi i ndershëm s'kanë trokitur kot në derën tënde. Digju, gjersa të bëhesh hi e shkrumb, sepse ky hi do t'i tregojë botës se gjaku i Jak Kolës nuk ka humbur dhe se djemtë e tij, ndonëse ende të parritur, kanë mundur t'ia marrin gjakun.

Zhurma që bëri shembja e çatisë së gjerë të kasolles dhe britmat e turmës e mbytën zërin e malësores, e cila, me sy të egër e të lemerishëm, vështronte herë kasollen të shndërruar në një zjarr të madh prush të gjallë, herë turmën që s'i mente britmat e veta. Ajo kishte mbetur pa strehë për ditët e saj të pleqërisë, dhe nuk dinte ku të mbështeste kokën, ishte fill e vetme në këtë botë. Prandaj, me gjithë përpjekjet që bënte për t'u dukur e qetë, në fytyrën e saj të zhubravitur binin në sy vijat dhe shenjat e ligështimit. Tani, pas atij acarimi nervor në kulm që e kishte pushtuar disa minuta më parë, e kishte lëshuar zemra malësoren e shkretë.

Brengat e zeza të së ardhmes, ajo e panjohura e tmerrshme që, pas një fatkeqësie të madhe, ngrihet gjithnjë e më e llahtarshme, nuk kishin vonuar t'ia hidhëronin shpirtin e t'ia bënin zemrën helm e vrer. Pasi i kaloi dehja e parë, e kapi një dobësim dhe u shemb përdhe. Nuk ishte as e vdekur, as e alivanosur; qante: dobësia e gruas kishte ngadhënjyer mbi krenarinë e malësores, natyra më në fund e kishte bërë të vetën duke e fituar davanë.

Një grua e fshatit, tek e pa ashtu të dërrmuar, iu afrua e i tha, duke i dhënë dorën të ngrihej:

– Mbahu, nënoke! Eja tek unë dhe mos ki keq fare. Shtëpia ime do të të strehojë gjersa perëndia të bëjë një mrekulli e të hedhë dorën mbi ty. Buka, kripa dhe zjarri i vatrës nuk do të të mungojnë kurrë. Hajde, eja, pra, me mua!

Plaka e shkretë, e mallëngjyer, fshiu sytë me kurrizin e dorës, vështroi malësoren zemërdhembshur me shprehjen e mirënjohjes më të gjallë, dhe u bë gati t'i shkonte pas.

— Meqë s'pata guximin të rrija brenda në kasolle e të digjesha edhe unë bashkë me të, po e pranoj ftesën tënde, oj bija ime, dhe po të falem nderit me gjithë zemër. Qielli ta shpërbleftë mëshirën tënde!

Ndërkaq turma ishte shpërndarë ca nga ca. Disa ishin kthyer në shtëpitë e tyre, disa të tjerë kishin shkuar te shtëpia e bajraktarit për të marrë vesh lajmet e ditës dhe një palë kishin ndjekur t'ëmën e Jak Kolës gjer në shtëpinë që i kishte hapur derën bujarisht për ta pritur. Në vendin e zjarrit kishin ngelur vetëm disa çuna që zbaviteshin duke hedhur gurë mbi mbeturinat e kasolles, prej nga dilnin kur e kur gjuhë të vogla flake që fikeshin befas e lëshonin tym.

Me të arritur në fshat, Anuli dhe Joza ishin përzier me turmën dhe kishin qenë të pranishëm në fazat e fundit të zjarrit.

Sipas fjalëve që thoshin aty përqark tyre, kuvendi i pleqve paskësh urdhëruar të digjej kasollja pas një vrasjeje që kishin bërë trashëgimtarët e Jak Kolës në territorin e Shllakut, mirëpo hollësirat e kësaj ngjarjeje nuk i kuptuan dot mirë; versionet e turmës ishin shumë të ndryshme.

— Do ta mësojmë më vonë se si qëndron e vërteta, — i tha Anuli Jozës, dhe u larguan e vajtën te kreu i fisit për të bujtur.

Ky i priti me nderime të mëdha dhe i ftoi të zinin vend pranë vatrës, rreth së cilës tanimë ishin ulur katër pleqtë, dy kryepleqtë dhe bajraktari. Ata ishin mbledhur, sipas dokeve e zakoneve të tyre, për të rrahur çështjen që kishte përligjur djegien e kasolles së Jak Kolës.

Jashtë rrethit të sajuar nga gjyqtarët e fisit, qëndronin të mbështetur mbi pushkët e tyre të gjata nja dhjetë trima që e kishin përcjellë Osman agën në udhëtimin e tij. Pranë derës, nja pesë a gjashtë malësorë, njerëz që i rrinin pas kreut të fisit, ishin radhitur për të mbajtur rregullin dhe për të mos lejuar që turma të hynte në dhomën ku ishte mbledhur kuvendi.

Kreu i fisit mori fjalën:

— Trashëgimtarët e Jak Kolës kanë vrarë dje Osman agë Hotin, kapidanin e malësisë, duke pandehur se u kishte borxh një gjak; mirëpo u vërtetua se nuk kishte borxh asgjë, meqë Jak Kolën dhe të kushëririn i ka vrarë Shaban beu me urdhrin e pashës së Shkodrës. Kështu, në të vërtetë, është Shaban beu ai që ka gisht në këtë vrasje të dyfishtë, prandaj atë, po të qe nevoja, duhej të ndiqnin trashëgimtarët e dy kushërinjve për t'i marrë gjakun.

— Kjo është e vërtetë, — u përgjigj njëri nga pleqtë. — Por trashëgimtarët thonë se Hasan Hoti ka futur fitme te pasha dhe se ai është shkaku i parë i vdekjes së dy trimave tanë.

— Fitmet, — vërejti njëri nga krerët, — nuk janë veprim. Hasan Hoti ka futur fitme sipas zakonit të tij, mirëpo ai s'ka qitur pushkë, as nuk ka dhënë urdhër për të qitur pushkë, pra, ai nuk mund të merret si autori i vrasjes dhe, për këtë arsye, nuk u ka asnjë borxh trashëgimtarëve të të ndjerëve.

— Shumë e drejtë, s'ke ç'i thua kësaj! — përsëritën të tjerët me një zë.

— U morëm vesh, pra, — përfundoi kreu i fisit, — se kemi vepruar drejt dhe në pajtim me doket e zakonet tona duke urdhëruar të digjej shtëpia e Jak Kolës, sepse trashëgimtarët e tij kanë vrarë Osman agë Hotin që vinte këtu për t'u njohur si kryekapidan i maleve tona, e për këtë shkak ata u mbeten borxh një gjak trashëgimtarëve të Hotëve.

Pleqtë, kryepleqtë dhe bajraktari ulën kokën në shenjë miratimi.

Duke u kthyer nga trimat e Osman Hotit, kreu shtoi:

— Përveç shtëpisë, trashëgimtarët e Jak Kolës zotëronin nga kreu i tyre tetëdhjetë dhen, njëqind dhi, pesë lopë, dy pendë qe dhe një mushkë. Këto kafshë i merren. Gjysma i përket me të drejtë kryeqeveritarit të Shkodrës, ndërsa gjysma tjetër do të ndahet midis kreut të fisit, pleqve, kryepleqve dhe bajraktarit të fisit, aq

sa i përket secilit sipas zakonit. Pas varrimit të Osman agës ju do ta shpini në Shkodër pjesën që i takon pashës dhe do t'i thoni se fisi i Shllakut ka bërë plotësisht atë që duhej të bënte, sipas drejtësisë, pas vrasjes së Osman agës, të kryer nga trashëgimtarët e Jak Kolës.

— Por ka edhe vegla, orendi e tokë, — vërejti njëri nga trimat që rrinte në këmbë me dorën të mbështetur mbi supin e atij që kishte pranë.

— Veglat, orenditë dhe toka nuk mund të merren; ligji është i qartë për këtë, — u përgjigj kreu i fisit. — Drejtësia e bëri punën e vet, për këtë nuk duhet të flasim më. Për sa i përket çështjes së gjakut, u takon trashëgimtarëve të Osman agës që të vrasin, po të mundin, njërin nga trashëgimtarët e Jak Kolës, për të larë borxhin e për të qenë fit...

— Është tamam ashtu si thua, — përsëritën gjyqtarët. — Ne e kemi zbatuar drejtësinë sipas ligjit; jashtë ligjit nuk bëhet. — Dhe u ngritën të iknin.

— Para se të ndahemi, na mbetet edhe një detyrë për të kryer, — tha kreu i fisit. — Duhet t'i bëjmë nderimet e fundit Osman agës. Ju që jeni myslimanë, — tha duke iu drejtuar trimave të të ndjerit, — do të merrni masat e duhura për varrimin. Shpenzimet i heq unë.

Dhe ata vajtën të gjithë së bashku në dhomën ku gjendej trupi i Osman agës, shtrirë në një pellg gjaku.

Trimat e lanë kufomën me ujë të vakët dhe, sipas zakonit mysliman, i zunë veshët, vrimat e hundës dhe të gjitha vrimat e tjera. Pastaj i prenë fustanellën që të bënin prej saj qefinin, në të cilin e mbështollën me kujdes. Pas këtij veprimi, e vunë bashkë me armët e tij në një vig dhe e lëshuan në varrin që kishin porositur ta gërmonin mbi një kodrinë në të hyrë të fshatit, fare pranë vendit ku kishte rënë i goditur nga Gjeloshi.

Një gur të gjatë, që e gjetën në një gropë të malit, e vunë vertikalisht në anën e kokës për të treguar vendin e varrit dhe për t'i detyruar të afërmit e tij që t'i ngrinin, më vonë, një përmendore.

Pasi u bë varrimi, kreu i fisit ftoi në drekën e përmortshme të gjithë ata që kishin qenë të pranishëm në ceremoninë e varrimit. Hëngrën, pinë, bënë, sipas zakonit, blatimin me verë për shpirtin e të ndjerit, dhe me kaq mbaroi kjo punë. Osman aga kaloi kështu nga jeta në vdekje, pa ia arritur dot të kishte kënaqësinë të sundonte, si i ungji, Hasan aga, mbi malësorët e Shkodrës, kryeqeveritari i së cilës, Osman pasha, i kishte besuar përparimin dhe mirëqenien e tyre. Dhe trimat e tij u nisën për në qytet duke marrë me vete kafshët që i takonin pashait sipas së drejtës së konfiskimit.

Dhe pashallarët ishin pothuajse gjithnjë në një mendje me kapidanin e malësisë për t'i shtyrë shqiptarët të harin kokën njëri me tjetrin, në mënyrë që të përfitonin nga e drejta që u jepnin doket dhe zakonet e vendit, t'u digjnin shtëpitë, të hallakateshin e të shpërndanin familjet dhe të konfiskonin pasuritë e tyre.

Në atë kohë të largët kështu shkonin punët; njerëzit vuanin, por nuk kishin asnjë arsye të ankoheshin, sepse kështu ishte zakoni, kështu ishte, siç thoshin malësorët, drejtësia e vendit.

# XIX

Besnike ndaj fjalës së dhënë, Dava ishte kthyer në shtëpi të Vlashajve që t'i dorëzonte Gjetos të pesëqind piastrat e premtuara si shpërblim për vrasjen e Shaban beut. E gjeti të ulur atje në këndin e vet, duke biseduar me qentë e Aradit dhe duke fshirë pushkën e tij.

— Ja ku erdha, — i tha ajo, — të kam sjellë të pesëqind piastrat; me këtë rast, merr edhe falënderimet e mia dhe të uroj me gjithë shpirt të jesh fatbardhë.

— Të falem nderit. I kam fituar të hollat e tua me nder, apo jo, oj grua?

— Me nder dhe me trimëri. Këtë shumë të hollash e ke hallall si qumështin e nënës.

— Ç'po thonë për këtë vrasje? — pyeti Gjetoja.

— Ende nuk e dinë kush e ka bërë, sepse Shaban beu kishte marrë më qafë shumë njerëz dhe kishte, pra, shumë borxhe për të larë.

— Po a e di ti, oj grua, se është një mëkat i madh të fshihet dora që e ka qëlluar? Shqiptari që vret nuk mohon, sepse, po të vepronte ndryshe, nuk do të ishte veçse një vrasës i poshtër dhe do t'i nxihej faqja për tërë jetën.

— E di, Gjeto,

—E pastaj, meqë unë s'kam qenë në këtë çështje veçse një punëtor i thjeshtë, duhet, për sigurinë time personale, që ti t'ia bësh të ditur botës se, duke futur njeri për të vrarë Shaban beun, ti u shpagove për vdekjen e burrit tënd dhe ia more gjakun që të kishte borxh.

— E di, — tha Dava, — dhe pikërisht këtë do të bëj, me të arritur në malësi.

— Po mirë, atëherë.

— Po shkoj t'i falem nderit zonjës së shtëpisë që më ka strehuar dhe pastaj do të nisem për udhë.

— Udha mbarë e qofsh me fat!

— Lamtumirë, plaku Gjeto!

Dhe Dava u nda me të dhe vajti të kërkonte të hynte te Dila e Vlashajve.

Në fund të shkallëve takoi Mrikën tek po përcillte disa zonja që sapo kishin dalë nga dhoma e Aradit, pasi i kishin uruar shërim të shpejtë.

— Dëshiroj të shoh zonjën, — tha Dava, kur vizitoret u larguan.

— Zotëria ynë i ri është i sëmurë dhe e ëma nuk ndahet prej tij. Po hyr, ti, hyr! Ka shumë veta që po presin ta shohin.

Dava hyri me duar të kryqëzuara në kraharor, bëri një përkulje të thellë dhe priti që t'i flisnin.

Nja dhjetë zonja shqiptare mike dhe të afërme të shtëpisë së Vlashajve kishin ardhur, sipas zakonit, të vizitonin të sëmurin. Ishin ulur rreth dhomës, në qilima dhe secila prej tyre kishte lëshuar aty dhuratat që kishte sjellë, si mollë, dardhë, portokaj, limonë dhe pemë të tjera si këto. Të gjitha këto dhurata ishin për Aradin, sepse në Shqipëri, kur bie njeri sëmurë, të afërmet dhe miket duhet ta vizitojnë dhe t'i sjellin gjithfarëlloj pemësh.

Aradi ishte gjithnjë në kllapinë e etheve. E ëma, me mendje të prishur, herë i avitej shtratit të tij, herë largohej për të vajtur pranë mikeshave të veta dhe për t'iu falur nderit për interesimin që tregonin ndaj saj. Nëna e shkretë rrinte si mbi gjemba. Duhej të kujdesej

për të birin, por duhej të nderonte edhe vizitorët, që vinin me radhë çdo gjysmë ore, sepse sapo ngriheshin e iknin një palë, pasi kishin pirë pije freskuese, vinte pala tjetër për t'u zënë vendin e për të rifilluar të njëjtat përshëndetje e të njëjtat urime. Dhe gruaja e shkretë duhej t'i shtrohej patjetër torturës që t'i priste, t'i pyeste me radhë si ishin me shëndet, t'u përgjigjej nga ana e saj dhe t'u falej nderit, ndërsa i biri lypte gjithë vëmendjen dhe kujdesin e saj, ndërsa shqetësimi e hante përbrenda. Por i tillë ishte zakoni, dhe në Shqipëri zakoni është një ligj i pamëshirshëm që s'e pyet arsyen, e detyron zemrën të heshtë, ia mbyll gojën çdo ndjenje dhe merr më qafë familjet.

Dava nuk priti shumë. Dila e Vlashajve, gjithë duke qëndruar pranë shtratit të Aradit, i bëri me shenjë të afrohej.

– E kam djalin shumë të sëmurë, por, në qoftë se ke nevojë për diçka, fol, po të dëgjoj.

– Jo, zonjë, s'kam ardhur për t'ju kërkuar gjësend. Por mos u trembni aspak për birin tuaj. Ju më ndihmuat të merrja shpagim për tim shoq, dhe Shën Kolli do t'ia kthejë shëndetin Aradit tuaj, jam e sigurt për këtë. Zoti do të kujdeset edhe për fëmijët, që t'i shërbejnë tërë jetën djalit tuaj. Do të kthehem në malësi dhe kam ardhur t'ju falem nderit dhe t'ju them, para se të largohem nga ju, se kam një vëlla trim si luani dhe dy djem që premtojnë se do të rriten si dy fajkonj. Sa herë që biri juaj do të ketë nevojë për krahun dhe për jetën e tyre, ata do të jenë gati t'ia kushtojnë me gjithë zemër. Ata i përkasin atij me mish e me shpirt.

Dhe e përshëndeti duke u përkulur, doli praptazi dhe u përplas me mjekun që po hynte.

– Të marrtë djalli! – shfryu ky i fundit. – Mend më rrëzove e mend m'i theve shishet e barnave.

– Më fal, – tha Dava, – por s'mund t'i kthejа shpinën të sëmurit. Do të kishte qenë shenjë e keqe, kurse Aradi i Vlashajve duhet të jetojë e të jetë i lumtur.

Dhe vazhdoi të ecte praptazi gjer te shkallët.

Kur e pa mjekun, nëna e shkretë u ngushëllua pakëz; ajo kishte besim në shkencën e tij.

— Mirë se erdhët, sinjor Pjero, — i tha. — Po si shumë u vonuat.

— M'u desh të përgatitja dy barna. Po si është i sëmuri?

— Është gjithnjë në të njëjtën gjendje. S'ka asnjë përmirësim... Është gjithmonë me ethe e në kllapi. Kohë pas kohe padit Anulin për tradhti. Flet për Bardhën e Temalit si të fliste për Shën Mërinë, dhe...

— Nuk është gjë, vetëm pakëz kllapi, që do t'i kalojë sapo t'i bien ethet. Barnat e reja që kam sjellë, do t'i bëjnë mirë.

— Po sikur të thërritnim priftin për ta yshtur e për t'ia përzënë shpirtin e keq që e shtyn të thotë gjëra të çmendura? — pyeti Dila.

— Pse jo? Prifti shëron shpirtin, ashtu si shërojmë ne trupin. Bashkë, do ta kryejmë punën më shpejt.

Meqë nuk gjeti asnjëfare kundërshtimi nga ana e sinjor Pjeros, Dila po matej të thërriste priftin, kur u hap dera dhe Mhilli i Vlashajve hyri i armatosur e gjithë pluhur.

—Aradi? — pyeti.

— Gjithnjë i sëmurë, zotëri, — u përgjigj Dila, pa mundur t'i mbante lotët.

Gjer atëherë i kishte bërë ballë dhembjes, shqetësimit, ankthit të zemrës. Mirëpo, kur pa të shoqin, e lëshoi zemra fare; dhembshuria e nënës dhe dobësia e gruas u shfaqën menjëherë, dhe ajo ia plasi të qarit me dënesë.

— Ah! Po e humba Aradin, o zot i madh, ç'do të bëj unë e mjera? Ky është i vetmi fëmijë që kemi! — vajtoi ajo.

Mhilli mbeti i trullosur. Gjendja e Aradit, lotët e Dilës, prania e mjekut, kujtimi i një së kaluare plot brejtje ndërgjegjeje e pendime, të gjitha këto i ranë si një ortek në zemër. Nuk pati guxim t'i afrohej të birit

dhe as t'i thoshte ndonjë fjalë ngushëllimi së shoqes.

Mhilli i Vlashajve, që s'kishte qarë kurrë gjer atëherë, ai që kishte dënuar të bijën e pafajshme dhe kishte mundur t'ia fshihte çdo njeriu dhembjen e tij, ndjeu sikur po i kalonin shkëndija përpara syve dhe, kur vuri dorën aty, e pa se ishin lot!

Pas një heshtjeje që zgjati disa çaste, gjatë të cilave një mijë mendime, njëri më i trishtuar se tjetri, i kaluan nëpër mend, kryqëzoi duart dhe tha me zë të mallëngjyer:

— Kam qenë i pamëshirshëm, mizor e zemërgur, kam qenë shumë kryelartë, dhe zoti po më dënon!

Pastaj, duke bërë një prej atyre hapave që janë vendimtarë për jetën e njeriut, u sul tek i biri dhe i tha me zërin e tij të dhembshur:

— Arad, o biri im, ç'ke? Jam unë, yt atë! Arad, shikomë!

Aradi hapi sytë e lemerishëm, murmuriti disa fjalë të pakuptueshme dhe lëshoi një psherëtimë të thellë.

I ati e përkëdhelte, e thërriste me emrat më të dashur, i fliste me fjalët më të ëmbla e me dhembshurinë më të madhe dhe nuk pushonte së thëni:

— Arad, jam unë, yt atë, që të do me shpirt.

— Qetësohuni, kini kurajë, o miq, — thoshte sinjor Pjeroja. — S'ka asnjë arsye për t'u dëshpëruar... kriza do të kalojë dhe çdo gjë do të kapërcehet, kam shumë shpresë për këtë.

— Po ja ku po bëhen dy ditë që është në këtë gjendje, — tha nëna, e mbytur në lot. — Kam frikë se mos vdesë!... Ah! o zot! o zot!... — dhe ia plasi vajit me të madhe.

Pastaj hodhi sytë nga i shoqi, e pa se po qante dhe ndjeu mëshirë për të. Ky burrë i fortë hekur, me nerva çeliku, që gjer atëherë nuk ishte përkulur kurrë as para fatkeqësisë, as para dhembjes; ky burrë që i kishte dalë ballë për ballë vdekjes një mijë herë pa iu trembur syri e që do t'i kishte qëndruar torturës pa e hapur gojën, ky burrë qante tani si ndonjë grua! Kur e pa ashtu,

Dila i harroi të gjitha! vuajtjet e të birit, rrezikun që i kanosej atij dhe dhembjen e vet dhe, duke dëgjuar vetëm zërin e zemrës, u sul nga i shoqi:

— Kurajë, zotëri, — i tha. —Të mos e humbim shpresën ende. Zoti është i mëshirshëm! Ai do të na e ruajë fëmijën tonë!

Dhe me shaminë e saj, të lagur nga lotët e vet, ia fshiu sytë të shoqit.

Grua! Ti je e lartë në çastet kur u bindesh vetëm hoveve të zemrës sate; kur zgjat dorën për të fshirë lotët dhe hap gojën për të ngushëlluar dhembjen! Kur të shoh kështu, të besoj nga thellësia e shpirtit dhe përkul gjurin para teje e të falem!

Që prej vdekjes të së bijës, Dila e Vlashajve s'kishte pasur asnjë çast të lumtur për veten e saj dhe asnjë buzëqeshje për të shoqin. Kishte qenë gjithnjë e dëgjueshme, e bindur, madje e sjellë dhe e dashur, gjithmonë e gjindshme, por flaka e zemrës së saj ishte shuar; i shoqi nuk i zgjonte më në shpirt atë dashurinë e ëmbël bashkëshortore që i zë vendin dashurisë së zjarrtë të rinisë e që i shoqëron gjer në varr dy zemra që kanë jetuar bashkë dhe që e kanë dashur njëra-tjetrën. Mizoria e Mhillit e tmerronte; ajo e shihte si një tiran dhe i dukej se edhe vetë ishte fajtore që i ishte bindur, dhe kishte qenë frikacake, sepse i kishte munguar guximi të vdiste bashkë me të bijën. Prandaj, që nga ajo ditë fatale kur kishte qenë e detyruar ta shtrëngonte të bijën të pinte helmin, brejtja e ndërgjegjes, pendimi, dhembja, përbuzja e vetvetes, të gjitha vuajtjet, me një fjalë, e kishin bërë këtë grua qenien më fatkeqe në botë dhe ia kishin mbushur zemrën me një urrejtje të pamëshirshme, të pamposhtur për të shoqin.

Po kur e pa si qante për Aradin, ajo i harroi të gjitha. Kjo dhembje e përbashkët, që ua prekte zemrat që të dyve, qe më e fortë se mëria e saj; bashkëshortja triumfoi mbi nënën. Dilës i erdhi keq për të shoqin.

Ndërkaq nata po afrohej dhe Aradi ishte gjithnjë në të njëjtën gjendje. Ethet e kllapisë vazhdonin ende.

Sipas dëshirës së Dilës, sollën një prift dhe që të gjithë ranë më gjunjë për t'u falur bashkë me të, ndërsa ai përpiqej të përzinte shpirtin e keq, i cili, sipas bestytnive shqiptare, ishte shkaku i sëmundjes. Kuptohet vetvetiu se lutjet dhe faljet për të përzënë shpirtin e keq u shoqëruan me shumë spërkatje me ujë të bekuar.

– Zoti e Shën Kolli ia kthefshin shëndetin, – tha prifti në fund të lutjeve.

– Amin! – u përgjigjën të pranishmit.

Dhe ajo natë kaloi pa ngjarje të tjera.

Në mëngjes, kllapia pushoi, por i sëmuri ra në një kotullim që të trembte edhe më shumë.

– Ky po vdes! – thoshte Dila.

– Jo, – u përgjigj sinjor Pjeroja. – Është efekti i ilaçit. Mos u trembni, zonjë.

Në mes të hutimit të shkaktuar nga ndryshimi që ishte bërë në gjendjen e të sëmurit, dëgjohej vetëm frymëmarrja e tij me hope, përzier me dënesat e mbytura të nënës së gjorë. Të pranishmit heshtnin e s'bënin zë dhe sytë ia kishin ngulur të sëmurit. Në atë çast u hap dera me ngadalë dhe hyri Anuli. Kur e pa, Dila thirri:

– Eja, eja, Anul, Aradi po vdes!

Anuli mbeti i hutuar e si i trullosur. I kishin thënë, vërtet, se Aradi ishte i sëmurë, por s'ia merrte mendja se sëmundja do të ishte kaq e rëndë. Kur e pa shokun të ngrirë në vend, pa asnjë lëvizje, me sytë të mbyllur dhe të zbehtë si kufomë, u tremb dhe eci drejt shtratit e tha me vete duke i vënë dorën Aradit në ballin që i digjej zjarr:

E paskam vrarë!

Pastaj, pasi hoqi pisqollat dhe jataganin, pa thënë asnjë fjalë tjetër, u gjunjëzua pranë shtratit të shokut të tij.

Në atë çast erdhi Mrika të lajmëronte se dreka ishte shtruar.

– Unë do të rri këtu, – tha Dila.

– Jo, jo, – u përgjigj Anuli. – Mjaft ke ndenjur ti, mjaft e ke ruajtur, dhe je shumë e lodhur. Shko, të lutem,

merr pak ajër e çlodhu. Këtej e tutje do të rri unë ta ruaj Aradin. Shko! Shko!...

Ai nguli këmbë aq shumë, saqë jo vetëm Dila, por që të gjithë shkuan të hanin drekë.

Kur mbeti vetëm, Anuli iu afrua shtratit dhe tha me zë të mallëngjyer:

— Arad! Arad! Ja ku erdha! Hapi sytë. Jam unë Anuli, që gjendem pranë teje... shikomë!

Dhe e shkundi me ngadalë që ta zgjonte.

Ja ngaqë zëri i Anulit pati një ndikim misterioz mbi të sëmurin, apo ngaqë natyra e fortë dhe e shëndoshë e Aradit e mposhti sëmundjen, sidoqoftë ai i hapi sytë më në fund, e njohu Anulin dhe i tha me zë të dobët:

— Tradhtar!... Ti më vrave!...

— Jo, Arad. Unë po vij nga Bardha të të sjell lumturinë dhe jetën.

Bardha! Ky emër magjik kumboi si një harmoni qiellore në zemrën e Aradit; sytë i shkrepën shkëndija; jeta u kthye si me magji në atë trup të dobësuar nga ethet, dhe një rreze gëzimi ia ndriçoi shpirtin.

— Merre, Arad, — vazhdoi Anuli, duke i zgjatur shaminë e Bardhës, — është shamia e saj, ende e njomur nga lotët që ka derdhur për ty. Ajo më porositi të ta jap si peng të dashurisë së saj.

Aradi e mori shaminë me dorën që i dridhej dhe e çoi duke u përpëlitur te buzët.

Një rrëke lotësh i rrodhi nga sytë. Duke rënë në shami, këta lot u përzien me lotët që e dashura e tij kishte derdhur për të.

Kishte shpëtuar!...

# XX

Pasi hëngrën drekë, pikë e vrer e në heshtje, që të gjithë u kthyen në dhomën e Aradit.

Ato pak fjalë që shkëmbyen në sofër kishin të bënin vetëm me gjendjen e të sëmurit dhe, pa guxuar njeri të shprehte me zë mendimin e vet, secili thoshte me vete se Mhilli i Vlashajve po e humbte fëmijën e tij të fundit. Me t'u kthyer në dhomë, të gjithë zunë vend në divan, me zemër të helmuar e me fytyrë të vrerosur.

Anuli ishte ulur pranë shtratit. Vetëm ai e kishte zemrën të qetë, fytyrën të çelur dhe sytë i shkëlqenin nga shpresa e nga gëzimi. Por, meqë ai nuk foli me njeri, shprehja e qetë e fytyrës së tij nuk u vu re nga askush. As që mund ta merrnin me mend se ç'kishte ndodhur midis atij dhe Aradit.

Kur u kthye edhe Dila në dhomën e të sëmurit, që të gjithë u ngritën në heshtje për ta pritur. Ajo dukej edhe më e prishur në fytyrë se më parë. Sytë e saj të skuqur dëshmonin për lotët që kishte derdhur gjatë kohës sa kishte munguar nga dhoma e të birit. Të dhimbsej kur e shihje. Ishte tretur, dhe zbehtësia e fytyrës së saj të trembte, aq përpjesëtime shqetësuese kishte marrë. Brenda disa ditësh ajo ishte bërë hija e vetvetes. Duhet

thënë se zemra e një nëne dërrmohet për shkak të ndjeshmërisë së pejzave të saj dhe se madhështia e delikatesa e kësaj ndjeshmërie nuk mund të analizohen e të kuptohen thellësisht veçse nga një grua që është nënë dhe që, ashtu si Dila e Vlashajve, është dridhur për jetën e birit të saj të vetëm.

Pa i hedhur sytë njeriu, ajo shkoi drejt e te shtrati i të birit dhe, tek e pa me sy të hapur dhe duke buzëqeshur, u çudit; gëzimi i papritur që ndjeu gati e la pa mend. Brenda një çasti, ajo i harroi vuajtjet e së kaluarës, brengat e së tashmes dhe shqetësimet e së ardhmes.

— A je më mirë, bir i dashur? — e pyeti ajo me zë të dridhur.

— Po, nënë, më mirë jam. S'kam asgjë më. Të gjitha kanë kaluar.

Dhe nën mbulesën e shtratit, ai shtrëngonte shaminë e Bardhës, ndërsa e ëma e puthte në ballë, e përgjëruar.

— Lavdi zotit! — thoshte ajo. — Lavdi zotit! Ai bëri një mrekulli për mua. U plotësua lutja e priftit. Si lum ata që në fatkeqësinë e tyre i drejtohen me plot besim mëshirës së Zotit!

— Këtë e bëri ilaçi im i fundit. Unë e parashihja këtë krizë, — thoshte sinjor Pjeroja, nga ana e tij, shumë i lumtur për këtë përmirësim në gjendjen e të sëmurit, gjë që i jepte të drejtë të shpresonte për një shpërblim të majmë.

Janë urimet e Davës së mjerë që e bënë këtë çudi që na gëzon të gjithë, mendonte Mrika.

Zoti më ka falur! — thoshte me vete, me zë fare të ulët, Mhilli i Vlashajve, duke u përpjekur të ruante gjakftohtësinë dhe seriozitetin e tij të zakonshëm, me gjithë gëzimin që ia kishte mbushur shpirtin e që, prapëseprapë, binte në sy në lëvizjet dhe në shprehjen e fytyrës së vet.

Që të gjithë mendonin në mënyrën e tyre të veçantë dhe thoshin atë që pandehnin, por asnjë tjetër, përveç

Anulit, nuk e dinte shkakun e vërtetë të këtij shërimi të papritur. Ky shërim nuk kishte ardhur as nga lutja e priftit, as nga ilaçi i sinjor Pjeros e as nga urimet e Davës. Pas natyrës së përsosur të Aradit, çudibërësja e vërtetë ishte shamia e Bardhës, ky peng dashurie i njomur me lot, që ajo ia kishte dërguar nga fundi i syrgjynit të saj që t'i thoshte për të parën herë se e dashuronte.

Dashuri!... Ç'je ti, pra, që arrin të përmbash në veten tënde të gjitha fuqitë e natyrës? Prej teje, frikacaku bëhet shpeshherë hero, injoranti i ditur, burri hijerëndë e serioz fëmijë dhe vasha e brishtë, që dridhet edhe nga zhurma më e vogël e natës, mëson prej teje ta përballojë vdekjen me trimëri e të mos i trembet syri fare nga varri i ftohtë! Ç'je ti, pra, fëmijë lozonjare dhe mizore, që ne e quajmë Dashuri?

Medet! Ne i pësojmë të gjitha mizoritë dhe trillet e tua, por askush s'ka mundur ta grisë velin që mbulon sytë e tu, për të parë shprehjen misterioze të vështrimit tënd dhe të na thotë se ç'je ti pikërisht.

Le të mjaftohemi pra, duke shënuar kërditë që bën ti në zemrat tona dhe të vëmë re gëzimet që na fal, gëzime këto që, më të shumtën e herës, zgjatin aq sa zgjat vetëtima dhe që, në përgjithësi, pasohen nga zhgënjimet.

Ngazëllimi që kishte pushtuar zemrën e të zotërve të shtëpisë nga përmirësimi i gjendjes së Aradit, ishte përhapur me një shpejtësi të pabesueshme te të gjithë shërbëtorët dhe, tanimë, tërë personeli i shtëpisë kishte zënë ta festonte ngjarjen e lumtur me atë gazin dhe harenë që janë pasqyrimi i kënaqësisë së zemrave naive dhe të çiltra.

Kujdestari i shtëpisë kishte dhënë raki të tepërt dhe i kishte ftuar njerëzit të bënin qejf e të dëfrenin. Menjëherë kishin filluar të qeshnin, të vallëzonin, t'ia merrnin këngës dhe të bënin blatime për Shën Kollin që e kishte shëruar zotërinë e tyre të ri, kur vunë re se Gjetoja mungonte. Mungesa e tij e dyfishoi gëzimin, u dha hov romuzeve e thumbave, talljeve e shpotive, shakatë shpër-

thenin pareshtur si fishekzjarre, vinin në shoshë trupin e tij të thatë, kockë e lëkurë, qeshnin me pleqërinë e tij e me ato këmbë të shkreta që nuk i punonin më si një herë e një kohë.

— Me siguri që është në kishën e vogël duke u falur, — u hodh e tha kuzhinieri.

— Në kishë? — ia ktheu një shërbëtor shtalle. — Oh! po ai nuk shkon kurrë në kishë, përveç të dielave, se s'ia mban të shkojë.

— E pse s'ia mban të shkojë? — pyeti një shërbëtor.

— Se ka frikë nga prifti.

— Unë vë bast se ai është atje në këndin e vet me qentë e zotërisë sonë të ri, — tha një tjetër.

— Lëreni, ore, të qetë atë, se mirë është atje me qentë, dhe ne le të pimë për begatinë e shtëpisë së zotërinjve tanë! — thirrën njëzëri shërbëtorët.

Dhe i zbrazën gotat, të cilat, falë bujarisë së kujdestarit që e ndante rakinë pa kursim, mbusheshin plot e përplot pa vonesë.

Ndërsa që të gjithë po bënin qejf e po argëtoheshin në këtë mënyrë, plaku Gjeto ishte fill i vetëm në këndin e vet. Por kësaj here ai nuk ishte i gëzuar. Nuk po e pastronte pushkën e as po u fliste qenve; u kishte dhënë të kuptonin se nuk ishte hiç në qejf. Edhe qentë, nga ana e tyre, ishin larguar, që të mos e prishnin përfundimisht me shokun e vjetër. Vërtet se qentë e gjorë nuk e dinin shkakun që e kishte shtyrë Gjeton të sillej ndryshe me ta, por, falë instinktit të tyre të mrekullueshëm, ata e nuhatën se duhej t'i kishte ndodhur diçka e rëndësishme dhe serioze, prandaj, pasi u tërhoqën në fund të oborrit, zunë të argëtoheshin midis tyre, pa i mbajtur mëri Gjetos që ishte treguar aq shok i keq me ta.

Gjetoja kishte arsye që të ishte i mërzitur. Kishin ardhur e i kishin rrëfyer se në qytet flisnin e thoshin se ishte ai që e kishte vrarë Shaban beun dhe se, me kërkesën e familjes së këtij të fundit dhe të shumë njerëzve nga paria myslimane, pashai kishte dhënë urdhër ta arrestonin si vrasës. Mund të ishin fjalë në erë e thashe-

theme, po prapë një lajm i tillë të shqetësonte dhe ishte e natyrshme që plaku trim të bëhej merak e të binte në mendime. Në Shqipëri nuk dihej kurrë se ç'mund t'i ndodhte një malësori që e arrestonin me urdhër të pashait. Është e vërtetë se Gjetoja kishte në anën e vet doket e zakonet e vendit, të cilat nuk e bëjnë përgjegjës për vrasje atë që vepron për llogarinë e një të treti, që ka një gjak për të marrë; mirëpo pashallarët i merrnin nëpër këmbë doket e zakonet e vendit, kur mund ta bënin këtë pa ndonjë rrezik, dhe jepeshin pas pasioneve të veta. Prandaj edhe pozita e Gjetos nuk ishte për t'ia pasur zilinë, dhe as ai këndi i tij nuk ishte një vend i sigurt në atë çast.

Unë jam në të drejtën time, mendonte plaku, po pashallarët që na i dërgojnë këtu, a i respektojnë të drejtat tona? Sa herë që dikush nga tanët u bie në dorë, më të shumtën e herës nuk del nga duart e tyre, veçse për të hyrë në varr. A duhet të kem besim në të drejtën time? E drejta pa forcën s'vlen asnjë pare. Ki të drejtë sa të duash, kush të pyet? Tërë puna është të mos e lë veten të më kapin, këtë të dua! Më e mira do të ishte të shkoja në Shosh, në shtëpinë time. Pashai nuk e ka dorën aq të gjatë sa të mund të më kapë po arrita atje. Në Shosh do të jem i lirë, i sigurt dhe i fortë. As topi s'më tund atje!

Dhe pa pritur më shumë, mori pushkën dhe u drejtua nga dera që të vinte në zbatim planin e tij. Mirëpo, befas, iu kujtua se zotëria i tij i ri ishte i sëmurë dhe nuk i bëri zemra të largohej nga shtëpia pa u përshëndetur me të. Ktheu rrugë dhe u nis drejt shkallëve. Takoi Mrikën që po zbriste dhe që i tha me të qeshur e me një ton tallës:

— Ku je, o Gjeto? Ti po më del si kërmilli kur bën kohë e mirë.

— Kurse ti, në çdo kohë, si laraskat.

— Hy! plak grindavec!

— Laureshë dërdëllitëse!

— Po vete të shohësh zotërinë tonë të ri?

— Po vete, vërtet, të shoh zotërinë tonë të ri.

Dhe vazhdoi udhën gjer te dhoma e Aradit. Kur hyri brenda, me batanijen e bardhë të udhëtimit në sup dhe me pushkën e gjatë në dorë, mënyra qesharake se si ishte veshur shkaktoi disa buzëqeshje ironike. Por, pa ua vënë asfare veshin, ai u drejtua nga shtrati duke thënë:

— Me ndihmën e Shën Kollit, ti je më mirë, zotëri, dhe, meqë kam disa punë familjare në Shosh, erdha të të lutem, në qoftë se nuk ke nevojë për Gjeton tënd plak, të më japësh leje për disa ditë.

Aradi deshi t'i përgjigjej, por e ëma ia mori fjalën dhe tha:

— Shko, o mik i vjetër, ti ke nevojë t'i shohësh fëmijët e tu.

— Të falem nderit, zonjë e mirë, — u përgjigj Gjetoja, duke zgjatur dorën të merrte një qese që ia jepte Dila e Vlashajve.

— Për të vajtur në Shosh, të bie udha nga Temali, — tha Anuli. — Kthehu te bajraktari dhe thuaji sime kushërire, Bardhës, se më pe këtu e se arrita për bukuri e shëndoshë e mirë. More vesh, plaku Gjeto? — shtoi duke i hedhur një vështrim që donte të thoshte: Mjerë ti, në qoftë se nuk i zbaton urdhrat e mi!

— Mora vesh dhe bindem, zotëri, — u përgjigj Gjetoja duke dalë.

— Udha mbarë e arrifsh shëndoshë e mirë! — e uruan të gjithë ata që ndodheshin aty.

Gjetoja kishte ndër mend të nisej menjëherë, mirëpo, duke zbritur në oborr, dëgjoi zhurmën që bënin shërbëtorët në sallën e përbashkët. Britma gazmore, brohoritje entuziaste dhe përpjekje gotash kumbonin nën kube dhe sikur e grishnin, duke shkaktuar njëfare jehone në zemrën e tij. Me gjithë dëshirën që të mos humbte kohë, ai nuk i bëri dot ballë tundimit; përpjekja e gotave, sidomos, e tërhiqte me një forcë të atillë që s'kishe si t'i qëndroje. Ndali, e vështroi nga larg sallën dhe, pasi u

sigurua se shokët e tij po pinin dhe po dëfrenin plot gëzim, u afrua dhe futi kokën te dera e hapur përgjysmë.

— Zoti ju bekoftë, o miqtë e mi! — u tha.

Kur panë Gjeton që i lëshonin sytë shkëndija, gëzimi i përgjithshëm mori hov e u dyfishua.

— Hej! Gjeto! Po eja, pra, këtu, o bukë e vjetër! Hajde, merr një gotë dhe pije për shëndetin e zotërisë tonë të ri, — thoshin shumë zëra së bashku, duke zgjatur duart drejt tij, një palë për ta tërhequr brenda në sallë, të tjerët për t'i dhënë gota të mbushura plot me raki.

Gjetoja nuk mundi t'ua prishte qejfin. Pasi hodhi nja katër a pesë gota, e harroi vendimin që kishte marrë për t'u nisur për Shosh dhe erdhi e u bë shumë shpejt më gazmori dhe më zhurmuesi i grupit. Sa më shumë gota që zbrazte Gjetoja, aq më çakërrqejf bëhej dhe zoti e di se kur do të ishte ndalur, sikur shokët e tij të mos ia kishin marrë një këngë trimërie që fliste për bëmat e një malësori, i cili, fill i vetëm, kishte luftuar me një skuadër zaptijesh dhe kishte mundur të shpëtonte, pasi kishte vrarë tre prej tyre.

Kjo këngë bëri mbi Gjeton plak efektin e kokës së Meduzës; brofi në këmbë dhe tha, duke marrë pushkën:

— E do puna që të ndahemi. Unë duhet të nisem për në Shosh. Më dërgon atje vetë zotëria.

— Atëherë ne po të përcjellim që të gjithë gjer te Kiri.

— Nuk është nevoja, o miqtë e mi!

— Posi, posi, — thirrën më të rinjtë, — po të përcjellim deri te përroi. Kujdestari i shtëpisë na ka dhënë leje të jemi të lirë tërë ditën. Hajde, pra, të marrim armët dhe të nisemi!

Dhe vërtet, pesë kokoroshë nga më të fortët dhe të armatosur gjer në dhëmbë u bënë gati ta përcillnin Gjeton, i cili u përshëndet me ata që mbetën dhe doli nga shtëpia plot mburrje e gëzim për dëshminë e miqësisë që i dhanë shokët.

Kur arritën përballë një rruge që dilte në fushë, panë

një skuadër rojash që dukeshin se po kërkonin dikë. Po të kishin marrë nga e djathta, do të kishin mundur t'i shmangeshin këtij takimi të papëlqyer; por të kthente rrugë do të kishte qenë turp për një trim të vjetër, prandaj Gjetos as që i shkoi mendja ta bënte këtë. Ai vazhdoi udhën, i pasuar nga shokët e tij.

Pas disa minutash, ata mundën të njiheshin. Rojat i komandonte vetë Tahiri, trimi më i dashur i Shaban beut, me të cilin jemi njohur kur u nis Bardha për në Temal. Njeriu që kërkonte kjo skuadër ishte pikërisht Gjetoja plak.

— Kemi urdhër të të arrestojmë, — i tha Tahiri.

— Të më arrestoni! Po pse?

— Ti ke vrarë komandantin tonë.

— Po, por ama vrasjen e bëra vetëm si *punëtor*, për llogari të së vesë së Jak Kolës. Nuk po shoh, pra, asnjë arsye përse të më arrestojnë.

— Po, — tha njëri nga shokët e Gjetos. — E kam parë vetë me sytë e mi Davën kur ia dha fishekët Gjetos.

— Mirë, or, mirë! — tha Tahiri. — Sipas zakoneve tona, ti je në rregull, por e keqja është se pasha nuk do të dijë për këtë dhe jep urdhra që nuk pajtohen me doket e zakonet e maleve tona. Ç'duhet të bëj unë tani?

— Ti do të vazhdosh udhën tënde dhe unë timen, se, përndryshe, ti e sheh se nuk jam vetëm.

— Jo, për Shën Kollin, — u hodhën e thanë shokët e tij njëzëri, — ne jemi këtu me të dhe...

— Rrini urtë! Rrini urtë! — u tha Gjetoja. — Tahiri dhe rojat e tij dinë se ç'duhet të bëjnë.

— Ne nuk e kemi takuar, apo jo, or miqtë e mi? — tha Tahiri, duke iu drejtuar njerëzve të vet.

— Jo, nuk e kemi takuar asgjëkundi, — iu përgjigjën këta të fundit.

— Pra, lamtumirë, dhe ju ectë fati për herën tjetër!

— Lamtumirë e udha mbarë!

Të dy grupet u ndanë; rojat u kthyen në qytet; Gjetoja me shokët e tij u drejtuan nga fusha.

— Mirë jua ndjeu zemra dhe bëtë punë të madhe

që më përcollët gjer këtu, – u tha, kur arritën në brigjet e Kirit.– Po të kisha qenë vetëm, do të më kishin arrestuar ose do të më kishin vrarë.

– Kjo ditë qe me fat nga çdo anë që ta marrësh. Rroftë zotëria ynë zemërmirë!

Pastaj, pasi i uruan udhën e mbarë, u ndanë me të, duke i shtrënguar dorën.

Gjetoja, fill i vetëm tani, vazhdoi udhën, duke bluar në kokë me mijëra mendime për urdhrin e padrejtë dhe arbitrar që kishte dhënë pashai kundër tij.

## XXI

Pasi eci nja dy orë të mira, Gjetoja ndjeu nevojën të rrinte e të çlodhej.

Nga e djathta e tij, në një pllajë piktoreske, ishte fshati Drisht. Vështrimi i tij u ndal aty me njëfarë lakmie. I shkreti Gjeto! Drishti nuk ishte për të veçse një fshat. Ai nuk ia dinte historinë, dhe po e shihte me aq interes vetëm e vetëm sepse shpresonte që aty të gjente lehtë një strehë dhe pak ushqim. Ai nuk e dinte, sikundër pothuajse të gjithë shqiptarët, se ky fshat, aq pak i rëndësishëm sot, kishte qenë dikur qytet i madh me nam, një fortifikatë që u kishte bërë qëndresë me lavdi shumë rrethimeve dhe kishte fituar të drejtën të zinte një faqe nderi në historinë e Shqipërisë së Veriut.

Sa keq! Nga gjithë kjo madhështi e kaluar i ka mbetur vetëm një kështjellë e vjetër; vetëm huti banon në kullëzat e saj, kubetë e çara të të cilave kumbojnë nga këto britma vajtimtare në heshtjen e natës!

Megjithatë kjo kështjellë e rrënuar mbetet gjithmonë një dëshmi e pamohueshme e madhështisë së saj të dikurshme; përpjesëtimet e saja vigane flasin qartë dhe i japin turistit një ide të plotë se ç'ka qenë njëherë

e një kohë Shqipëria dhe ç'mund të bëhej në qoftë se fryma e qytetërimit do të depërtonte gjer tek ajo!

Gjetos ia kishte ënda të shkonte të trokiste në derën e shtëpisë që ishte më afër udhës për të kërkuar strehë dhe ushqim, sepse, përveç që i ishin mpirë këmbët e plakura, por edhe stomakun e ndiente fare bosh. Mirëpo kësaj here ai ia arriti t'i bënte ballë tundimit. Meqë popullsia e Drishtit ishte myslimane, u tremb se mos takonte ndonjë fanatik, mik apo të afërm të Shaban beut, që mund t'i bënte të zezën, me gjithë pafajësinë e tij.

— Meqë është dhënë urdhri të më arrestojnë, dhe meqë e drejta ime për mosdënim nuk është njohur ende botërisht, ka fare mirë mundësi që ndonjë mysliman të më heqë ndonjë plumb që të më bëjë të laj, megjithatë, një gjak që s'ia kam borxh njeriu. Është e vërtetë se të mitë do të ma merrnin gjakun, por pse t'ua lë barrë një trashëgim të tillë? Gjakmarrja është një punë aq e mërzitshme! Jo, nuk do të shkoj në asnjë shtëpi këtu. Prej këtej gjer në Shllak nuk ka më shumë se katër a pesë orë udhë në këmbë dhe, posa të arrij në grykat e Shllakut, mund të rri e të çlodhem pa kurrfarë rreziku.

Pasi mori këtë vendim, vazhdoi udhën trimërisht dhe, duke ndjekur shtegun e ngushtë që kalon lakadredhas nëpër mal, arriti shumë shpejt në një korije, hija e freskët e së cilës e ftoi të çlodhej.

Kësaj here, nuk kishte më pse t'u trembej njerëzve, mirëpo e mundonte uria dhe, me sa dukej, s'do të gjente dot kurrgjë për të ngrënë në atë vend të veçuar. U pa puna, pra, se, dashur pa dashur, do të agjëronte dhe, pasi vuri kokën mbi një kërcu të madh përgjysmë të karbonizuar, të cilin e gjeti aty dhe që duhej të kishte shërbyer për të ngrohur udhëtarë të tjerë që kishin kaluar para tij, e zuri gjumi, madje pa edhe ëndrra shumë të lezetshme.

Iu bë sikur ndodhej në një livadh shumë të madh, ku kishte njerëz që ishin ulur rreth një dashi të pjekur,

dhe secili mbante në dorë copën e vet të bukës. Mirëpo asnjëri nuk hante; secili e shikonte dashin me lakmi, por asnjë s'guxonte të vinte dorën mbi të. Prisnin që dikush të vente e të zinte vendin e nderit që ishte i pazënë, por ky dikush nuk po dukej. Më në fund, të lodhur së prituri dhe të këputur nga uria, të ftuarit i bënë me shenjë Gjetos të vente vetë e të ulej në atë vend, dhe Gjetoja ua plotësoi menjëherë atë dëshirë që ishte edhe e tij. Mirëpo, kur zgjati dorën të merrte një copë mishi të dashit, u bë një zhurmë shurdhuese dhe pastaj menjëherë ra një tërmet, dhe tryeza, dashi e njerëzit u zhdukën si me magji, duke lënë në vend të tyre vetëm togje guralecësh. U zgjua krejt i habitur. Por habia e tij u bë edhe më e madhe kur, pasi fërkoi sytë, pa fare pranë tij, të ulur në bar, një malësor të ri dhe një fëmijë, që po hanin bukë të misërt me djathë. Përshtypja e parë që pati qe frika; e dyta, mosbesimi. Mirëpo pastaj, kur pa se malësorët po vazhdonin të hanin të qetë, u sigurua dhe mori guximin të thoshte, duke iu drejtuar malësorit të ri:

– Të bëftë mirë, o shok!

– Të falem nderit, – iu përgjigj malësori. – Ti po flije kur erdhëm ne, dhe nuk deshëm të të shqetësonim. A mos je vrasës dhe po i ikën gjakmarrjes?

– Vrasës! Jo, sepse kam qenë vetëm *punëtor*, por po më trajtojnë si vrasës. Po ti?

– Unë jam me të vërtetë vrasës dhe jam në gjak me një shtëpi shumë të fortë.

– Atëherë qenkemi vëllezër.

– A do të hash një copë bukë me mua?

– Të falem nderit, por a ke mjaft bukë që të më japësh edhe mua?

– Sigurisht që po, fëmija dhe unë jemi ngopur.

– Kur qenka kështu puna, po pranoj me gjithë zemër.

Duke ngrënë bukë, Gjetoja vazhdoi të fliste. Heshtja për të ishte një torturë e vërtetë.

– Po me kë je në gjak? – e pyeti malësorin e ri.

— Kam vrarë Osman agë Hotin, për të marrë gjakun e Jak Kolës që ishte burri i sime motre.

— Ti qenke, pra, vëllai i Davës, i kësaj gruaje trime që më vuri të vras Shaban beun?

— Ah, domethënë qenke ti që e ke bërë atë vrasje të shkëlqyer?

— Dora vetë. Mirëpo pasha i Shkodrës, që nuk i njeh zakonet tona, nuk do që ta pranojë se *punëtori* nuk është përgjegjës. Ka dhënë urdhër të më arrestojnë. Ç'padrejtësi!...

— Puna ime është ndryshe. Unë e kam vrarë Osman Hotin për hesapin tim, ndonëse edhe duke dashur të qetësoja dhembjen e Davës, e t'i jepja një provë dashurie kujtimit të Jak Kolës. Prandaj unë e kam borxh një gjak... Po qe se më vrasin ata të Hotit, taksirat, aq më keq për mua.

Fëmija që e kishte ndjekur me vëmendje bisedën e dajës së tij me Gjeton, pasi u bind se të gjithë ata, që i mbanin se i kishin vrarë të atin, ishin të gjithë të vdekur, u hidhërua shumë dhe u prek thellë në zemër. Ngrysi vetullat dhe tha me një ton qortimi:

— Gjithë ç'duhej të bënim qenka bërë, pra, dhe kur unë të rritem, nuk kam kë të vras për të marrë gjakun e babait.

Dhe zuri të qante.

Gjeloshi e përqafoi, e puthi në ballë dhe bëri çmos për ta qetësuar. E përkëdheli, i premtoi një qengj të vogël të bukur që ta kishte si manar, dhe një thikë me dorëz të argjendtë, por fëmija vazhdonte të qante me dënesë.

— Mos ki keq, djali im, — i tha më në fund Gjeloshi, — sepse jam i sigurt që një ditë prej ditësh Hotët do të më vrasin; atëherë do të vijë radha jote që të ma marrësh gjakun.

— Po, do të ta marr gjakun! — thirri fëmija, dhe sytë i shkëlqyen nga gëzimi. — Do të vras shumë prej tyre për ty, o dajë.

Dhe iu çel fytyra e i mori pamjen e zakonshme.

Gjetoja, që kishte marrë pjesë i mallëngjyer në këtë skenë ndërmjet dajës e nipit, u kthye nga Gjeloshi dhe i tha:

— Meqë ra fjala, dua të kem patjetër një takim me Davën. E do puna që t'ia bëjë të njohur botës se është ajo që ia ka marrë gjakun të shoqit.

— Kjo është e drejtë. Në qoftë se do të udhëtosh me ne, do të shkojmë sonte të hamë darkë tek ajo. Unë do t'i shpie fëmijën, që e kam mbajtur disa ditë me vete për ta mësuar me jetën e stuhishme të vrasësve. A do të vish?

— Po vij me gjithë qejf e madje do të ta di shumë për nder, — iu përgjigj Gjetoja, duke u ngritur të shkonte pas tij.

U nisën për udhë dhe arritën në Shllak aty nga mbrëmja.

Dava ishte vendosur me të vjehrrën dhe fëmijët në një kasolle të vogël që banorët e Shllakut ishin shpejtuar t'ia ndërtonin sa më parë, në vend të asaj që ishte bërë shkrumb e hi nga zjarri. Madje, kishin mbledhur edhe bagëti dhe kishin arritur t'i jepnin nja tridhjetë dhen, po aq dhi dhe dy lopë. Kjo ishte gjithë ç'i mbetej pas vendimit të drejtësisë që fisi kishte zbatuar kundër familjes së saj, ashtu si e kërkonin zakonet e vendit.

Kësisoj, kjo pak pasuri, bashkë me prodhimin e tokave të saj, e shpëtonte nga mjerimi, prandaj, mund të themi se ajo gëzonte një kamje të mjaftueshme, pa llogaritur, nga ana tjetër, se vetëdija që e kishte kryer detyrën i jepte krahë dhe e bënte ta duronte dhembjen me zemër të qetë e me guxim.

Dava ishte ulur te dera e kasolles dhe po i shkonte nëpër mend të gjitha ngjarjet që kishin ndodhur papritmas dhe ia kishte ndryshuar rrjedhën jetës së saj, kur i panë sytë djalin e vet të madh dhe të vëllanë që po vinin tek ajo. U ngrit menjëherë dhe u doli përpara që t'i përqafonte.

— Mirë se vini, — u tha, — dhe zoti ju ruajttë!

Pastaj i dha dorën Gjetos duke i thënë:

– Gëzohem që po të shoh. Vetëm më vjen keq që në varfërinë në të cilën ndodhem tani, vallë do të mund të ta tregoj tërë mirënjohjen që kam për ty, se e di sa shumë e detyruar jam ndaj teje.

– Nuk është puna aty, – iu përgjigj Gjetoja. – Një copë bukë dhe zemra jote e mirë më mjaftojnë.

– Po si është puna, pra?

Gjetoja i tregoi atëherë Davës se ç'kishte ndodhur në Shkodër dhe iu lut të dërgonte burra në familjen e Shaban beut që t'i thoshin se ai, Gjetoja, kishte qenë vetëm vegël e thjeshtë dhe në qoftë se trashëgimtarët e beut kishin të drejta për të kërkuar, duhej t'u drejtoheshin trashëgimtarëve të Jak Kolës nga Shllaku.

Duke e ndier plotësisht se sa e drejtë ishte kjo kërkesë, Dava iu përgjigj menjëherë,

– Do të bëj atë që dëshiron ti, Gjeto. Do t'i drejtohem kreut të fisit tonë për ta kryer këtë punë ashtu si duhet. Gjersa të rregullohet kjo çështje, ti do të jesh mysafiri im.

Pastaj iu drejtua birit të saj më të madh:

– Hajde, Nikollë, – i thirri me një krenari të ëmbël amënore. – Ti po e sheh se zoti na dërgon një mysafir; ngrehu dhe bëj detyrën tënde ndaj tij si zot shtëpie.

Djali i buzëqeshi s'ëmës dhe pastaj, duke u skuqur, por me një siguri të jashtëzakonshme për moshën e tij, i tha Gjetos:

– Mirë se na erdhe, or mik! Më jep armët. Shtëpia ime mikpritëse të ruan e të mbron me besën e vet.

Gjetoja pranoi, i mallëngjyer, ftesën e hijshme të fëmijës. E ëma, që i vetëtinte fytyra nga gëzimi, e përqafoi të birin, dhe po kështu bëri edhe Gjeloshi.

Djali rrinte i heshtur.

Jetimi i shkretë! Zot shtëpie tanimë, ngarkohej që në moshën më të njomë me të gjitha hallet e dertet që i bien mbi kokë burrit të pjekur; e ndiente se jeta e tij do të ishte një luftë e paprerë, luftë për vdekje, dhe ra në mendime e u bë serioz.

# XXII

Ishte një mëngjes i bukur që kundërmonte nga aroma e pishave të cilën puhia e malit e përhapte valë-valë gjithandej nëpër luginën pranë. Dielli derdhte rrezet e tij të praruara mbi këtë natyrë të qeshur e të virgjër dhe bënte të vetëtinin si diamante piklat e vesës që dridheshin në gjethet e drurëve dhe në barin e fushës... Me mijëra zogj cicërinin duke lodruar nëpër degët e dendura të lareve e të mersinave dhe me këngët e tyre e bënin edhe më të plotë harmoninë e natyrës.

Bardha ishte ulur në një kënd të kopshtit, pranë një trëndafili të lulëzuar, dhe po sodiste me sy të molisur herë qiellin e kaltër, herë livadhin e blertë dhe herë fushën, ku kishte plot njerëz e kafshë që merreshin me lërimin e tokës. E shkreta Bardhë! Ç'mendonte vallë në mes të kësaj buzëqeshjeje të madhe e naive të qiellit e të tokës? Me zemër të brengosur, me lot në sy, ajo bënte një kontrast të theksuar me këtë gëzim të ëmbël që kishte hapur krahët mbi çdo gjë rreth e rrotull; në këto kushte, ajo i ndiente dyfish torturat e zemrës që i shkaktonte dashuria e saj e pafat! Ajo mendonte për Aradin!

Ja ku shkuan dy javë pa marrë lajme prej tij! Kushe-

di se ç'bën! A vuan vallë edhe ai kështu si unë e kaq sa unë? Dy zemra që dashurohen, sigurisht, duhet, qoftë edhe që nga larg, të rrahin me të njëjtën forcë dhe të ndiejnë të njëjtat dhembje! Oh! Kushedi sa vuan edhe Aradi im i dashur!

Dhe ndiente si i ndrydhej e i përpëlitej zemra nën shtrëngimin e një dore të çeliktë, çikja e së cilës të digjte si hekur i skuqur.

Anuli më premtoi se do t'i çonte shaminë time... A ia ka dhënë, vallë? Kushedi! Ngandonjëherë njerëzit më të mirë ndërrojnë mendim dhe bëjnë të kundërtën e asaj që thonë. Sidoqoftë, kjo do të ishte hera e parë që Anuli nuk do ta mbante fjalën. Por edhe çfarë mizorie ndaj meje! A nuk do të ishte më mirë të vdisja një mijë herë, sesa të bëj një jetë të tillë të mbushur plot me brenga e me dhembje!? O zot! Të të vijë keq për mua! Merrmë! Mos më lër të vuaj!

Dhe ia krisi të qarit.

Kur ngriti kokën, pa në fund të kopshtit një malësor që po vinte drejt saj. Fshiu sytë shpejt e shpejt që të mos dukej se kishte qarë. Dashakëqijtë do të mund t'ia vishnin lotët e saj hidhërimit të shkaktuar gjoja nga mungesa e të shoqit; dhe gratë gjuhënepërka do të gjenin rastin ta telendisnin e ta vinin në shoshë. Sepse, në qërxhet e Shqipërisë, një grua nuk duhet të qajë për burrin e saj, veçse kur ai nuk është më. Vetëm atëherë i lejohet, pa e turpëruar veten, të derdhë lot dhe të tregojë dhembjen dhe hidhërimin e vet.

Malësori gjithnjë po afrohej dhe, kur qe pranë saj, Bardha i tha, duke u përpjekur t'i buzëqeshte:

— Mirë se vjen, o trim. Mos ke gjë për të më thënë?

— Po vij nga Shkodra, — iu përgjigj malësori. — Unë jam shërbëtori i Aradit të Vlashajve. Anuli më porositi t'ju them se arriti shëndoshë e mirë.

— Ku dhe kur e pe kushëririn tim, Anulin? — e pyeti Bardha, duke u përpjekur ta zotëronte tronditjen që i kishte shkaktuar emri i Aradit.

— E pashë para tetë ditësh te zotëria im; por m'u desh të qëndroja në Shllak për ca punë personale, dhe prandaj erdha këtu pak me vonesë.

— Po si është me shëndet Anuli?

— Ai është shumë mirë. Para se të largohesha nga shtëpia, isha ngjitur lart të merrja leje dhe Anuli gjendej pranë shtratit të zotërisë tim të ri.

— Si! Pranë shtratit të Aradit, the? — pyeti Bardha me zemër të dridhur.

— Po, — iu përgjigj Gjetoja, pa vënë re se Bardha për një çast u bë dyllë e verdhë në fytyrë, — po, pranë shtratit të zotërisë tim të ri që ka qenë i sëmurë, aq i sëmurë, saqë thoshin se do të vdiste. Për fat të mirë, po atë ditë që u kthye Anuli, shpëtoi nga rreziku. Kjo është një mrekulli e Shën Kollit, kështu thoshin në shtëpi.

Bardhës mend i ra të fikët. Sytë nuk i shihnin veçse xixa që vërtiteshin në zbrazëti, veshët i buçitnin dhe zemra i rrihte me forcë e me një shpejtësi të jashtëzakonshme; mornica të akullta ia përshkuan vetëtimthi gjithë trupin dhe pothuajse ia paralizuan lëvizjet.

Sigurisht, gjendja në të cilën ndodhej në këtë çast ndryshonte nga ajo e vdekjes vetëm për sa i përket kohës së zgjatjes: sepse asgjësimi i forcave jetike qe për Bardhën i njëjtë sikur të kishte kaluar nga jeta në vdekje. Sikur t'i kishin thënë të zgjidhte midis të dyjave, s'ka dyshim se ajo do të kishte zgjedhur këtë të fundit. Për fat të mirë, dërdëllitja e Gjetos nuk i la kohë revolucionit që ishte bërë tek ajo të zhvillohej plotësisht, sepse, pas disa çastesh, ai shtoi:

— Tani zotëria im duhet të jetë më këmbë. Për këtë gjë më siguruan disa burra të Shllakut që erdhën dje nga Shkodra.

Gjetoja thoshte të vërtetën.

Me kërkesën këmbëngulëse të Davës, kreu i fisit, në një mendje me pleqtë e mbledhur në kuvend, kishte nisur disa burra në qytet për të shpallur formalisht se Gjetoja, duke qenë në vrasjen e Shaban beut vetëm

një vegël e thjeshtë, nuk mund të quhej kurrsesi fajtor. Mirëpo këta burra ishin kthyer në Shllak me lajme të këqija. Pashai nuk kishte dashur ta pranonte përligjërimin e Gjetos dhe kishte dhënë urdhra të rinj për ta arrestuar, gjallë a vdekur, si vrasës.

Prandaj Gjetoja s'kthehej dot te zotëria i tij në Shkodër, pa u rrezikuar ta kapnin e t'i prisnin kokën, ose, së paku, gjë që ishte më keq për të, ta dërgonin syrgjyn larg Shqipërisë së tij të dashur.

Në mes të këtyre vështirësive të paparashikuara që po e rrethonin, i mbetej të merrte vetëm një vendim; të kthehej në fisin e vet në Shosh dhe t'ua linte kohës dhe miqve të vet kujdesin për të tjerat.

Fjalët e fundit të Gjetos bënë një efekt të çuditshëm mbi Bardhën; ato patën fuqinë ta ndalnin si me magji dhembjen therëse, që ndoshta do ta kishte vrarë më në fund. Shpresa depërtoi si një rreze qiellore në shpirtin e saj dhe bëri të lindnin aty ëndërrime të ëmbla. E tanishmja, e shkuara dhe e ardhmja kaluan si nëpër një prizëm ngjyrash të ndryshme para syve të saj të mbushur me lot; ajo pa aty një pikë të shkëlqyeshme, e cila ndriçonte terrinat që e rrethonin dhe përhapte një dritë misterioze në jetën e saj.

Ajo mori përsëri guxim, harroi për një çast të këqijat që i kishin rënë mbi kokë dhe u përkund një hop në ëndrrat e një lumturie të mundshme.

Aradi, që ajo e dashuronte ashtu si dashuron njeriu për herë të parë dhe që, në mendimet e saj, përmblidhte të gjitha hiret e bukurisë, të fuqisë dhe të trimërisë, Aradi ishte për atë gjithë bota, krejt universi. Kur mësoi se kishte shpëtuar, lumturia e saj s'pati kufi. Ajo, që tanimë u kishte thënë lamtumirë gëzimeve të jetës, gjeti në fjalët e Gjetos një burim të pashtershëm ngushëllimesh dhe më në fund e ndjeu veten më pak fatkeqe nga ç'ishte në të vërtetë.

Dhe s'kishte si të ndodhte ndryshe, gjersa gruaja që dashuron nuk është egoiste si burri. Po të jetë puna për të zgjedhur midis jetës së vet dhe asaj të dashnorit,

ajo nuk ngurron, fshihet dhe zhduket nga skena duke bërë çdo sakrificë për të.

– A do të kthehesh shpejt në Shkodër? – e pyeti Bardha, pasi e mori veten pak a shumë.

– Nuk m'a merr mendja, – iu përgjigj Gjetoja, – sepse më ndjekin autoritetet lokale për një çështje timen.

– Sa keq! S'dashka të më ndihë fati! Veja me shpresë se mund të mbështetesha në besnikërinë tënde ndaj zotërisë tënd dhe desha të të besoja një porosi.

– Po unë, prapëseprapë, mund të vihem në shërbimin tuaj, zonjë, sepse nuk dua të thonë që, nga frika se mos derdhte disa pika gjaku, Gjetoja plak ka kundërshtuar t'i bëjë nder një zonje. Por, më parë, ama, duhet të vete në Shosh për të rregulluar disa punë me njerëzit e mi, dhe brenda tri-katër ditësh do të kthehem të marr urdhrat e tu.

– Të falem nderit! Po në qoftë se, për shkakun tim, të ndodh ndonjë fatkeqësi?...

– S'prish punë, jo. Në fund të fundit, aq më bën! Sepse, sidoqoftë, nuk do të mund të jetoja për një kohë të gjatë larg zotërisë tim të ri. Pastaj, kushedi? Mhilli i Vlashajve do të gjejë mënyrë, ndoshta, të më shpëtojë nga ndjekjet, sepse asgjë nuk është e pamundur për të.

– Atëherë unë po të pres brenda katër ditësh.

– Po, për besë, brenda katër ditësh do të jem këtu.

– Qielli të mbrojttë, o trim i vjetër! – i tha Bardha, duke i dhënë leje të shkonte.

– Gëzimi mos iu ndaftë shtëpisë suaj! – ia ktheu Gjetoja, duke u nisur për udhë.

Kur mbeti vetëm, Bardhën e pllakosën një mori mendimesh: disa të vrerosura, të tjerat të gëzueshme, por që të gjitha të ngjyrosura nga ajo melankoli e ëmbël që është pasqyrimi i shpirtrave të dhembshur e të pasionuar. Me parandjenjën e gruas së ndjeshme, ajo e kishte marrë me mend se sëmundja e Aradit nuk kishte tjetër shkak përveç dashurisë për të, dhe e ndjeu veten

krenare e të lumtur që dashurohej gjer në atë pikë nga njeriu të cilit ajo i kishte kushtuar tërë dashurinë e vet.

Mend vdiq për mua! thoshte ajo me vete. Dhe unë s'kam bërë asgjë për t'i treguar se sa fort e dashuroj. A do të ketë mundur, vallë, Anuli, t'i tregojë se ç'ndiej unë në zemrën time?... T'i thotë: «Ajo të do, Arad; ajo derdh lot për ty, ajo po vdes nga dashuria», këto fjalë nuk e pasqyrojnë gjallërisht gjendjen e shpirtit tim, sepse nuk mund të tregohet me fjalë vrulli dhe forca e kësaj dashurie që po më mbyt, që e ka tronditur thellësisht tërë qenien time dhe që po më bën kaq mëkatare e kaq fajtore para zotit e para njerëzve!...

E mposhtur, e dërrmuar nga dhembja, ajo u zvarrit me mundim gjer në dhomat e saj, e kredhur në mendimet e veta të hidhura e të ëmbla njëkohësisht, që të mendonte vazhdimisht, në vetminë e së ndarës së saj, për Aradin e vet të dashur, i cili mend kishte vdekur për të!...

Ndërkaq Gjetoja po largohej nga Temali. Ecte me një shpejtësi të jashtëzakonshme dhe jepte e merrte me dorën e djathtë, se vetëm atë kishte të lirë, meqë me të majtën mbante pushkën. Duke e parë aq të shqetësuar, do të thoshte se po bluante në kokë e po kurdiste zoti e di se çfarë krimi të errët, të përbindshëm, apo se ishte gati për të luajtur nga mendja. Vraponte, kërcente, shfrynte, kishte harruar moshën dhe dobësinë e këmbëve të veta, madje as e shihte fare djersën që i kullonte pikë-pikë nga mjekra e rruar dhe me majë. I kredhur në atë mendimin e vet të ngulët, nuk i kishte shkuar në mendje as të ndizte llullën dhe as t'i hidhte një sy udhës që po ndiqte.

Pas tri orësh udhë, ai ndjeu më në fund se fuqitë do ta linin, në qoftë se nuk do të rrinte e të pushonte pak. Ishte pikërisht lodhja ajo që e shkëputi, si të themi, nga hutimi dhe e solli në vete e i lejoi të orientohej dhe të njihte lokalitetin dhe fshatin e vogël piktoresk, pranë të cilit kishte arritur.

Duke hedhur vështrimin andej nga shtegu i malit, pa

së largu një varg kalorësish të përzier me këmbësorë që po vinin nga ana e Shoshit dhe që kishin lënë rrugën e madhe për të marrë shtegun e fshatit të vogël. Ky rast e bëri të harronte vendimin që kishte marrë për të shkuar drejt e për të mos u ndalur gjëkund përveçse në shtëpinë e tij. Pamja e këtyre udhëtarëve i zgjoi kureshtjen dhe deshi të mësonte prej nga vinin. La rrugën e madhe dhe u nis drejt fshatit të vogël, banorët e të cilit ishin malësorë të njohur prej tij, sepse dikur kishte pasur marrëdhënie miqësore me ta, ndaj edhe e pritën shumë përzemërsisht.

Udhëtarët që po vinin nga ana tjetër nuk vonuan të arrinin; atyre u printe Geroja, shërbëtori i Lulit të Temalit. Gjetoja e njohu dhe nxitoi t'i dilte përpara që ta takonte.

– Mirë se vjen, shoku im i vjetër, – i tha.

– Më ndihmo njëherë të zbres nga kali, – ia ktheu Geroja, – dhe pastaj përshëndetemi.

Gjetoja zgjati dorën ta ndihmonte, por një oooh e fortë që i doli nga goja Geros e bëri të zbrapsej nja dy hapa.

– Ç'djall ke kështu? – e pyeti, i trembur nga ajo britmë dhembjeje e mikut të tij.

– Po a nuk e sheh se jam i plagosur? – ia priti Geroja me zë të vrazhdë. – Ti e vure dorën mu në vrimën që ka bërë plumbi.

– Ah! Qenke plagosur!...

– Se mos vetëm unë! Të plagosur janë gjithë këta që sheh kaluar, falë shpirtit të nëmur bajraktarit tonë që deshi të vihej në shërbim të pashait të Pejës.

Me ndihmën e Gjetos, ai zbriti nga kali. Tërë shokët e tij të pafat zbritën gjithashtu, një palë të ndihmuar nga këmbësorët, të tjerët nga banorët e fshatit të vogël. Pastaj i futën që të gjithë në një dhomë të madhe dhe i ftuan të zinin vend rreth vatrës.

Gjetoja u ul pranë Geros dhe iu lut t'i tregonte ç'i kishte ndodhur.

– Ç'të të them, o miku im i vjetër? Të të rrëfej

historinë tonë? Mirë, pra! Pa arritur mirë në Pejë, ai djalli, ai i çmenduri Ismet pasha na shtyu të luftonim kundër fiseve të Gashit e të Merturit, që nuk duan ta njohin pushtetin e tij dhe, pas një luftimi të ashpër, na rregulluan kështu siç po na sheh. Tridhjetë të vdekur dhe dyzet e dy të plagosur ndër treqind veta që bajrcktari im kishte marrë me vete për t'i shërbyer një pashai, i cili, ashtu sikundër thoshte átë Leonardi, na shtie të vritemi kot së koti.

– Po bajraktari i Temalit, zotëria yt? – e pyeti Gjetoja.

– Bajraktari po ngul këmbë më shumë se kurrë, që të vazhdojmë luftën vëllavrasëse. Ai i ktheu prapa, siç po e sheh, të plagosurit, që të mos jetë i shtrënguar të kujdeset për ta. Njerëzit që nuk janë të aftë të shtien me pushkë, janë vetëm pengesë për të. I duhen të tjerë, atij, të freskët e të shëndoshë, që t'i bëjë sakatë. Oh! Átë Leonardi kishte të drejtë. Na shtien të vritemi, të vuajmë e pastaj, si shpërblim, na përzënë si qen. Zaten, gjithmonë kështu na kanë trajtuar pashallarët.

– Kjo është e vërtetë! – u hodhën e thanë të plagosurit e tjerë. – Gjithnjë kjo punë është bërë. Na përdorin ku kanë nevojë e pastaj, kur katandisemi sakatë, na përzënë, ec!... Por kjo do të jetë hera e fundit.

– Sa për veten time, – shtoi Geroja, – në qoftë se shërohem, më mirë vete t'i shërbej djallit sesa Ismet pashës.

– Edhe ne gjithashtu, – thanë të tjerët.

– Oh! Mos e thoni atë, – u foli Gjetoja. – Kjo është e thëna jonë, fati i ne shqiptarëve, që të vritemi për pashallarët, të cilët na shtypin, na mbytin me padrejtësi dhe i marrin nëpër këmbë doket dhe zakonet e vendit tonë.

– Ashtu vërtet! – tha njëri nga banorët e fshatit të vogël. – Kjo është një e vërtetë e vjetër sa dhe bota. E megjithëkëtë, ne s'vëmë që s'vëmë mend. Ne jemi shqiptarë; shpirtmëdhenj, kokëkrisur e me qese të zbrazët!...

Fjalët e fundit të malësorit u pritën me të qeshura edhe nga ata që ishin plagosur më rëndë. Gazi vazhdoi gjersa dera e dhomës u hap dykanatësh dhe hyri brenda një mysafir i ri, i cili, me zë të fortë e të kumbueshëm, shqiptoi këto fjalë:

– Paqja qoftë me ju!

– Oh! Atë Leonardi! – thirrën malësorët njëzëri, duke u ngritur që ta përshëndetnin.

– Po, o fëmijët e mi, unë jam, – tha ai, duke u ulur në mes të të plagosurve.

Atë Leonardi kishte qenë, për ta ndihmuar me lutjet e tij ndaj zotit, te një njeri që ishte duke hequr shpirt, kasollja e të cilit ndodhej në një skutë të humbur të malit, ndonjë orë larg. Ishte i lodhur. E kishte bërë udhën në këmbë, se ishte tepër i varfër për të paguar një kafshë. Mirëpo nga vetëdija se kishte kryer misionin e vet të shenjtë dhe i kishte dhënë ngushëllimin e fesë një njeriu të famullisë së tij, fytyra i kishte marrë një shprehje paqeje dhe qetësie të dëlirë.

– Mora vesh, rrugës, – tha ai, – se ju po ktheheshit të plagosur, dhe nxitova të vij te ju, duke menduar se ndoshta keni nevojë për kujdesin tim.

Pastaj, pas një heshtjeje të shkurtër, filloi përsëri:

– I thashë bajraktarit tonë se kokëfortësia e tij do t'i sillte fatkeqësi. Ja se ç'fitoi! Flijoi njerëzit e vet për t'i shërbyer një pashai të huaj që nuk na do. Dashtë zoti, që ai t'i shohë paskëtaj rreziqet që i kanosen dhe në të cilat po fut njerëzit dhe vendin e vet! Po këto janë mendime të kota, që nuk sjellin asnjë dobi! Unë kam ardhur këtu për ju, o fëmijët e mi; a mund t'ju ndihmoj për diçka?

Këto fjalë të mira ranë si vesë e freskët në shumë nga këto zemra të regjura e të ashpërsuara nga mundimet dhe nga zakonet barbare. Pati, madje, edhe sy që u mbushën me lot.

– Ti je perëndia vetë për ne, – thirrën ata. – Do të bëjmë ashtu si do ti, o atë... Po na the që të nisemi

do të nisemi, kurse po të duash që të rrimë, ne do të rrimë.

– Unë besoj se, meqë keni fuqi ta bëni këtë gjë, do të bënit më mirë të ktheheshit në shtëpitë tuaja. Atje njerëzit tuaj do të kujdesen më mirë për ju. Unë do t'ju shoqëroj dhe nuk do të ndahem nga ju gjersa të shëroheni.

– Të nisemi, të nisemi! – thirrën ata njëzëri.

Dhe, të ndihmuar nga fshatarët, të plagosurit u gjendën shumë shpejt mbi kuaj.

Atë Leonardi u përzie me këmbësorët dhe shkoi pas njerëzve të famullisë së tij si bariu pas kopesë së vet.

Gjetoja plak mbeti vetëm. Vështronte karvanin që po largohej dhe, kur i humbi nga sytë, u nis vetvetiu për udhë, duke sjellë nëpër mend të gjitha ato që kishte parë e që kishte dëgjuar.

## XXIII

Tani Aradi ishte shëruar fare, dhe në shtëpinë e Vlashajve kishte nisur përsëri jeta e zakonshme; qysh prej disa ditësh, njerëzit dhe punët ishin kthyer në gjendjen e tyre normale.

Për ndonjë orë perëndonte dielli.

Ky yll që derdh rrëke ngrohtësinë dhe jetën mbi gjithë qeniet e krijuara, lëshonte rrezet e veta të pjerrëta mbi degët e larta të një rrapi shekullor, hija vigane e të cilit zgjatej gjer te cepi i një lëndine të madhe që ishte vazhdimi i kopshtit të shtëpisë.

Të shtrirë në bar dhe të mbështetur në trungun e këtij mbreti të bimësisë, Anuli dhe Aradi po soditnin ndërrimet e skenave që bëheshin në mënyrë të dukshme në horizont, sa më shumë që dielli u afrohej majave të malit Tarabosh që të binte e të prehej në detin Adriatik, si në një shtrat të denjë të fuqisë e të madhështisë së tij.

Dy shokët, të kredhur në soditjen e tyre, po heshtnin. Për një kohë të gjatë nuk kishin shkëmbyer asnjë fjalë: njëri ishte i brengosur e shpirtvrarë, tjetri i menduar.

— Më mirë të më kishe lënë të vdisja, — tha më

në fund Aradi, me një psherëtimë të thellë. — Tani do të kisha pushuar së vuajturi.

— Po flet si një fëmijë, Arad! Të vdisje? E pse?

— Edhe më pyet pse? Nuk po e sheh ti se ç'po heq e ç'po vuaj unë? Zemra më është bërë skëterrë...

— Unë di këtë, që njeriu, gjersa është gjallë, gjithmonë ka shpresë t'ia arrijë një ditë asaj që dëshiron, kurse, po vdiq, ka marrë fund çdo gjë. Të vdesësh! Por kësaj i thonë marrëzi, kur je djalë i ri, i hijshëm dhe i pasur sikundër je ti!

— Po a nuk e sheh ti se, pa Bardhën, bota është e zbrazët për mua?! Unë jam për t'iu dhimbsur gurit e drurit, sepse e kam humbur, dhe e kam humbur përgjithmonë qetësinë e shpirtit.

— Po ti s'ke bërë asnjë përpjekje për ta mposhtur pasionin tënd. Ti nuk ke menduar se Bardha është grua me burrë dhe se nuk do të mund të martoheshe me të, edhe sikur ajo të mbetej e ve. Yt atë e jot ëmë do ta kundërshtonin një martesë, të cilën paragjykimet e vendit tonë do t'ua nënshtronin mijëra komenteve. Një djalë i ri si ti e i sërës sate të martohej me një vejushë! As që duhet shkuar ndër mend një gjë e tillë! S'është punë që bëhet! Sedra jote do të lëndohej keq!...

— Sedra ime! Mos u çmende, Anul? Nuk je më ai që ke qenë! Por ti më ke premtuar se do të më ndihmosh, ti më mbushe mendjen se Bardha më dashuron!... Më paske gënjyer, atëherë, për të më shpëtuar jetën? Anul, ti je mizor, ose nuk je i sinqertë. A mos më je, vallë, shok i rremë, vëlla tradhtar?...

Anuli u zbeh e u bë dyllë. Deshi të përgjigjej, por asnjë fjalë nuk nxori dot nga goja. A ishte prekur në sedër nga dyshimi i rëndë që dukej në qortimet e Aradit? Apo mos vuante ngaqë e brente ndoshta ndërgjegjja? Ishte e vështirë ta kuptoje me saktësi. Puna është se ai uli kokën pa u përgjigjur. Por në atë qëndrimin e tij shprehej një dhembje aq e madhe, saqë Aradi u prek e i theri në zemër. U pendua që e fyeu mikun dhe

qortoi veten për fjalët e hidhura që i kishin shpëtuar nga goja.

— Më fal, o vëlla, — i tha pas një heshtjeje të shkurtër. — Vuaj aq shumë, saqë po bëhem i padrejtë e po të bie më qafë kot. Më fal, unë s'jam në vete!

Duke thënë këto fjalë, sytë iu mbushën me lot. Anuli, nga ana e tij, mezi e mbante të qarët, aq shumë vuante nga dhembja e shokut të vet. Mirëpo zëri i Dilës së Vlashajve, që po i thërriste që të dy, e ndali.

— Ja, jot ëmë, — tha duke u ngritur dhe duke u përpjekur ta mposhtte ngashërimin.

Aradi bëri çmos që të dukej i qetë. U përpoq të buzëqeshte dhe të merrte një pamje të gëzueshme për të mos e hidhëruar t'ëmën.

— Erdha të bisedoj me ju për disa çështje, — tha Dila, duke arritur nën shatorren që degët e rrapit sajonin rreth trungut. Zgjodha këtë vend e këtë kohë për t'ju gjetur më të gatshëm që të më dëgjoni.

— Urdhëro e fol, nënë, jemi gati të të dëgjojmë, — tha Aradi me një zë që ngashërimi e bënte edhe më të ëmbël e ledhatar se zakonisht.

Pasi zuri vend në bar midis të birit dhe Anulit, Dila vazhdoi shend e verë:

— Anul, ti je bonjak, dhe si mik i ngushtë dhe shok i pandarë i Aradit, unë jam mësuar të të quaj e të të dua si një bir të dytë timin. Prandaj edhe ti, nga ana jote, duhet të më shohësh si një nënë. Ti je më i madh nga mosha se Aradi, kështu që duhet të filloj nga ti. Kam menduar se erdhi koha të martohesh dhe të kam zgjedhur për nuse vajzën e madhe të Gjon Dashit. E vogla është për Aradin. Ato janë të bukura që të dyja, dhe shtëpia e Dashajve është e njohur dhe me emër, shumë e nderuar dhe shumë e pasur. Brenda dy ditësh do të bëjmë fejesën, dhe pas një muaji dasmën. Kështu, do të jemi të lumtur!...

Aradi u drodh. Anuli uli kokën në shenjë pranimi, sepse Dila i kishte folur që më parë për këtë gjë dhe

ai i kishte dhënë fjalën se do të merrte për grua atë që do t'i zgjidhte ajo.

— Ju keni jetuar gjer më sot si dy vëllezër, — vazhdoi ajo, — dhe tani do të bëheni përnjëmend, meqë gratë tuaja janë motra. Kështu, ju do të jeni gjithnjë bashkë, dhe unë do të kem dy bij e dy bija. Im shoq është shumë i kënaqur me këtë plan dhe pret me padurim që të plotësohet. Si thua, Anul, a jemi në një mendje?

— Unë po i pranoj me mirënjohje mirësitë e tua dhe do të bëj si do të duash ti, sepse të kam quajtur dhe respektuar gjithnjë si nënë, — iu përgjigji Anuli duke u skuqur.

— Për Anulin është mirë, — tha Aradi. — Ai ka mbushur njëzet e katër vjet dhe mund të martohet, po për mua kjo është e pamundur. Unë jam ende shumë i ri, — shtoi me një ton të prerë dhe të thatë.

— I ri? Së shpejti do të mbushësh njëzet vjet, bir i dashur, — ia ktheu Dila, — dhe bijtë e vetëm të shtëpive si kjo jona martohen edhe para kësaj moshe. Yt atë do që të ketë një nip për t'i dhënë emrin e vet, ndërsa unë vetëm një dëshirë kam në këtë botë, dhe kjo dëshirë është të përkund fëmijën e birit tim të dashur. A kuptove?

Dhe ia nguli sytë, vështrimi melankolik i të cilëve pasqyronte ankthin e dhimbshëm të një nëne që trembet se mos vallë nuk do t'i bindet djali i vetëm që ka.

Aradi, nga ana e tij, i hodhi një vështrim zhbirues shokut të vet, por nuk mundi të zbulonte asgjë: Anuli u nënshtrohej në atë çast vullnetit të nënës dhe qortimeve të heshtura të birit të saj me një bindje dhe qetësi të pashpjegueshme.

Dila, disa ditë më parë, i ishte hapur Anulit për këtë plan, që t'i martonte që të dy dhe nuk kishte hasur në asnjë kundërshtim. Për sa i takonte Aradit, ajo e kishte quajtur këtë punë si të mbaruar, mirëpo e kishte qënjyer mendja. Anuli i ishte nënshtruar pa vështirësi dëshirës së saj, o ngaqë kjo martesë i pëlqente, o ngaqë e mban-

te shpresa se, duke ndjekur shembullin e tij, edhe Aradi do t'u nënshtrohej dëshirave të s'ëmës dhe më në fund kishte për t'u shëruar nga pasioni i tij i çmendur për Bardhën. Kishte dëgjuar shumë herë se s'ka dashuri në këtë botë që të mos e ftohë martesa, që të mos themi ta shuajë fare, dhe, meqë kështu ia donte zemra, e gënjente mendja, si i papërvojë e i padjallëzuar që ishte, se martesa do të ftohte jo vetëm dashurinë ndaj vashës me të cilën duhej të martohej, por do ta fashiste deri-diku edhe zjarrin e pasionit të tmerrshëm që i kishte ndezur Bardha. Atij s'i kishte shkuar në mendje se pasioni i Aradit nuk ishte një nga ato pasionet e ulëta e të rëndomta që shuhen si flakë kashte me të kënaqur epshin fizik, por ishte një dashuri e pastër, e pafund, me një fjalë, ishte ajo kllapi që pushton shpirtin dhe nuk i ndahet gjersa ai të mos jetë çliruar nga barra e mishit që të vejë e të prehet në gjirin e krijuesit.

Pasi kërkoi më kot ndonjë mënyrë pak a shumë të hijshme për t'i bërë bisht sulmit të s'ëmës, vendosi më në fund t'i kundërshtonte haptazi.

– Unë, për veten time, – tha ai, – nuk do të martohem, edhe sikur ta di se do të më zemërohesh keq, o nënë.

– Ç'janë këto që thua?! – ia preu fjalën Dila, krejt e habitur.

– Po, ja ku e përsëris, nuk do të martohem, dhe të lutem të mos ngulësh këmbë, nënë e dashur, përndryshe do të më shtrëngoje të mos të bindem për të parën herë.

Toni i prerë dhe i vendosur i Aradit, shkëndijat që i shkreptinin nga sytë dhe fytyra që i kishte marrë një çehre të zbehtë, e tmerruan nënën e gjorë gjer në atë pikë, saqë i erdhi keq që e kishte hapur këtë çështje dhe as që e ndjeu hidhërimin që duhej t'i shkaktonte në zemër kundërshtimi i të birit. E harroi veten e saj dhe iu tremb vetëm zemërimit të të shoqit, i cili, ndonëse ishte zemërmirë e i ndershëm, nuk lejonte njeri, madje as birin e tij të vetëm, të ngrihej kundër autoritetit të

tij si àtë dhe si zot i shtëpisë. Dila trembej se mos pëlciste grindja në familje, dhe tha me një ton që zbulonte ankthin e zemrës së saj prej nëne:

– Po yt atë, o bir, ç'do të thotë yt atë, valië, për kundërshtimin tënd?

– Ai mund të më urrejë, të më përzerë, madje edhe të më vrasë, në dashtë, por, që të më shtrëngojë të martohem, ktë nuk e bën dot kurrë!

Dhe u ngrit të largohej.

Fjala *të më vrasë*, që doli nga goja e të birit, i ra si thikë në zemër nënës së shkretë; sytë iu mbushën me lot; fantazia e saj e ndezur ia shfaqi para sysh hijen e së bijës që po e bënte fajtore se s'kishte mundur ta mbronte kundër mizorisë së një ati të çoroditur. Lëshoi një klithmë lebetie.

– Arad, mos u largo, – klithi si e çmendur, duke u vërsulur drejt tij dhe duke e shtrënguar në kraharor. – Rri këtu, o bir, dhe mos u zemëro. Po e lëmë këtë punë për një herë tjetër, do ta bisedojmë vetëm atëherë kur të duash ti. Ulu e rri këtu pranë meje.

Dhe gruaja e ngratë, e pikëlluar, me vështrimin, përkëdheljet dhe buzëqeshjen e saj, përpiqej ta fashiste zemërimin e të birit, ta siguronte për qëllimet e saj dhe ta bindte se po hiqte dorë plotësisht nga ky plan fatkeq martese, që i kishte shkaktuar një tronditje aq të madhe.

Anuli, që kishte heshtur gjer në atë çast, mendoi të ndërhynte për ta shmangur shtrëngatën që kanosej të shpërthente mbi familjen e Vlashajve. Duke iu drejtuar Dilës, tha:

– Besoj se kundërshtimi i Aradit vjen nga ajo druajtja që shihet aq shpesh tek të rinjtë. Por kjo druajtje do t'i kalojë me kohë. Kur të më shohë Aradi të martuar, kur të shohë se shoku dhe vëllai i tij është i lumtur pranë gruas së dashur e të hijshme, do të ndërrojë mendim. Atëherë ne do ta fejojmë, do ta martojmë dhe do të jemi që të gjithë të kënaqur e të lumtur.

Aradi mori frymë i lehtësaur.

– Po mirë, – ia ktheu Dila, e lumtur kur pa se i bi-

ri u qetësua. – Do të veprojmë sipas këshillës sate. Së pari do të martohet Anuli, kurse ti, më vonë, kur të duash vetë. A je i kënaqur kështu, biri im i dashur?

– Po, nënë, do të marr pjesë me gëzim në fejesën e Anulit dhe do të jem një nga dëshmitarët e tij në martesë.

– Dhe më vonë Anuli do të jetë një nga dëshmitarët e tu në martesë, në qoftë se ti do të vendosësh të martohesh, – tha ajo me atë buzëqeshjen e saj të trishtuar e të ëmbël, që i ishte bërë e zakonshme.

Pastaj u largua që të njoftonte të shoqin për rezultatet e përpjekjeve të saj.

Kur mbetën vetëm, dy shokët vështruan njëri-tjetrin me sy që dukeshin sikur donin të thoshin: A ka ndryshuar gjë, vallë, midis nesh?

Jo, u përgjigjën dy zemrat e tyre, dhe iu hodhën në krahë njëri-tjetrit.

– Ti do të martohesh, pra, – tha Aradi, pas disa çastesh, duke u përpjekur të lexonte në vështrimin e shokut efektin që bëri pyetja e tij.

– Po i bindem nënës sate, që është pothuajse edhe imja, – iu përgjigj Anuli i qetë, – dhe besoj se të bëj shërbim duke të treguar udhën që shpie në gëzimet e martesës.

– Sikur të gjendej në botë një Bardhë tjetër, ndoshta do ta ndiqja shembullin tënd, por...

– Kaq shumë e dashuroke, pra?

– Për të jap çdo gjë, jetën, lumturinë...

– Mirë, por...

Anuli nuk arriti ta mbaronte fjalën. Shumë shërbëtorë erdhën të lajmëronin se Gjeton, rrugës më të kthyer nga Shoshi, e kishin plagosur trashëgimtarët e Shaban beut dhe se e kishin sjellë në shtëpi ashtu duke hequr shpirt.

Aradit i erdhi shumë keq. Ky lajm e pikëlloi pa masë. Tha duke psherëtirë:

– I shkreti Gjeto! Ishte trim i madh dhe shumë besnik.

— Lajm i hidhur dhe shenjë e keqe, — tha Anuli, duke rënë në mendime. Dhe, pa shtuar asnjë fjalë më shumë, që të dy u nisën të venin ta shihnin.

Kur arritën në oborrin e shtëpisë, e panë plakun e mjerë të mbytur në gjak, të shtrirë në këndin e tij të zakonshëm: dy plumba i kishin përshkuar kraharorin dhe një i tretë i kishte thyer krahun. E kishin rrethuar shërbëtorët e shtëpisë, që po qanin, dhe qentë, shokët e tij besnikë , që lëshonin angullima vajtimi.

Aradi iu afrua dhe i foli me zë shumë të ulët e të ëmbël. Gjetoja hapi sytë dhe lëshoi një rënkim të lehtë.

— Kush të plagosi? — e pyeti Aradi.

Plaku, që ishte duke hequr shpirt, deshi të ngrihej paksa, por nuk pati fuqi, koka i ra mbi një batanije që ia kishin rregulluar si jastëk.

— Tahiri dhe Sulejman Cafi me dy veta të tjerë, — iu përgjigj me zë të dobët e të prerë. — Ishin fshehur prapa një gardhi. Më vranë tradhtisht.

Fuqitë e lanë dhe nuk vazhdoi dot më tutje.

— Zemër, Gjeto! — i foli Anuli. — Kështu vdesin trimat te ne.

— Po... kështu... Afrohu, zoti Anul... në fishekoren time... një letër nga Bardha... e Temalit... Merre... jam betuar... ta dorëzoj... në vetë duart e tua...

Anuli hapi fishekoren, mori letrën dhe e vuri në xhepin e vet.

— U dogja... — thirri Gjetoja, — kam etje... ujë... ujë...

— Do të pish për herën e fundit, o i shkreti Gjeto, — tha një shërbëtor, duke i dhënë një kupë plot me ujë të freskët.

I mbajtur nga shokët, Gjetoja u ngrit shesh dhe e zbrazi kupën. Pastaj lëshoi një psherëtimë dhe ra për të mos u ngritur më.

— I pushoftë shpirti në paqe! — thirrën shërbëtorët duke hequr kësulat.

— Do t'ia marrim gjakun, — tha Aradi me zë fare të ulët. Dhe dha urdhrat lidhur me varrimin që duhej të bëhej të nesërmen.

Pastaj iu afrua Anulit e i tha:

– Ti ke një letër nga Bardha.

– Po, por nuk e di se ç'më shkruan, do ta hap dhe do të ta tregoj përmbajtjen e saj.

Anuli shpalosi letrën dhe, pasi e lexoi, ia dha Aradit, i cili e rrëmbeu me atë babëzinë e të uriturit që i zgjatin një copë bukë. Lexoi sa vijon:

*I dashur kushëri,*

*Gjetoja, shërbëtori i shokut tënd, do të të dorëzojë këtë letër që e kam njomur me lotët e mi. Ti e di se jam fatkeqe dhe se nuk kam tjetër mbështetje përveç teje mbi tokë. Nuk do të flas për vuajtjet e mia, meqë ti i ke lexuar në zemrën time dhe më ke dhënë fjalën se do të kujdesesh për mua. Nuk di si do të mund të më vish në ndihmë, por kam besim te ti. Zoti do të të ndihmojë dhe ndoshta do t'ua gjesh një ilaç vuajtjeve të mia.*

*Më lajmëro, të lutem, a është shëruar shoku yt dhe a je mirë me shëndet ti vetë. Unë mend vdiqa dhe, në qoftë se dhembja nuk më dërgoi në botën tjetër, kjo ndodhi ndoshta ngaqë qielli i mëshirshëm dëshiron të më falë fatin e lumtur që t'i shoh përsëri ata që i dua më shumë se jetën time. Po, t'i shoh edhe një herë para se të vdes: me kaq kufizohen të gjitha dëshirat e mia.*

*Nuk di as se ç'dua të them, as se ç'duhet të bëj. Por ti je i mirë, trim e bujar; më ke dhënë fjalën, dhe do të më shpëtosh: kam besim te ti.*

*Përqafoje dhe ngushëlloje nënën time të shkretë dhe bëju shumë të fala atyre që pyesin për mua. Mos e harro kushërirën tënde fatkeqe që lutet e falet për lumturinë tënde.*

*Bardha*

Duke lexuar këtë letër, Aradit iu mbushën sytë me lot. Kur e mbaroi së lexuari, e palosi, e afroi te buzët dhe e puthi, dhe nuk ia ktheu Anulit.

— Duhet të vemi ta shohim, — tha. — Do të nxjerrim si shkak gjahun, apo ku di unë çfarë tjetër. Do të gjejmë, tek e fundit, ndonjë arsye që të hidhemi gjer në Temal.

— As që kemi nevojë fare të vemi në Temal; kjo do të zgjonte dyshime.

—E pse? — ia priti Aradi.

— Sepse nuk do të vemi.

— Edhe sikur ta di se do të vritem, unë do ta shoh përsëri, — nguli këmbë Aradi. — Duhet, e kam për detyrë, dua dhe do të vete.

— Për ta parë do ta shoh, por jo në Temal.

— Po ku, pra? Fol! — dhe në tonin e zërit të Aradit ndihej lutja dhe kërcënimi.

— Po pse pranova, vallë, të martohem unë? — ia priti Anuli, duke i hedhur shokut të vet një nga ato vështrimet që hyjnë thellë gjer në shpirt.

Aradi hapi sytë i çuditur.

— A nuk duhet të jetë Bardha medoemos në martesën e kushëririt të saj? — vazhdoi Anuli.

— Ah! E kuptova! Mik, vëlla, më thuaj si duhet të të falënderoj! — thirri Aradi, i çmendur nga gëzimi. — Sa i mirë që je, sa bujar! Si mund të ta shpërblej e të ta tregoj mirënjohjen time?!...

Dhe iu hodh në krahë Anulit duke e shtrënguar pas kraharorit të vet me sa fuqi që kishte.

# XXIV

Shtëpia e Anulit ishte ngjitur me atë të Mhillit të Vlashajve. Në murin e kopshtit, që i ndante, kishin hapur një deriçkë për të lehtësuar vajtje-ardhjen midis dy shtëpive.

Për një kohë të gjatë e heshtur dhe pothuajse e shkretë, shtëpia e Anulit, qysh prej disa ditësh, jepte shenja gjallërie dhe lëvizjeje të pazakonshme. Shihje plot punëtorë që venin e vinin tërë ditën e ditës.

Po merreshin me përgatitjet e duhura për martesën e Anulit; Dila e Vlashajve dhe e ëma e Bardhës kishin marrë përsipër t'i mbikëqyrnin këto përgatitje dhe punonin pareshtur për t'u dhënë dorën e fundit rregullimeve ashtu si e lypte nevoja. Brenda pak kohe të gjitha u bënë gati; salloni, gjerdeku, dhoma e bukës, tërë shtëpia, me një fjalë, qe në gjendje tani të priste nusen dhe gjithë të ftuarit në dasmë.

Jemi në mëngjesin e së dielës, ditës së caktuar për dasmën.

Tri ditë më parë, Aradi dhe vëllai i Bardhës u ngarkuan t'i çonin së fejuarës dhuratat që duhet t'i ofrojë nuses i fejuari, sipas zakonit. Këto dhurata ishin një unazë dhe një kryq me diamante, një kurorë e artë me

margaritarë, shami dore dhe çorape të mëndafshta, sheshëla dhe këpucë të qëndisura, një palë tespihe të bukura prej qelibari, parfume, krehra të fildishtë, një palë kordele, një kuti plot me gjilpëra, një palë gërshërë, gjilpëra me kokë, bonbone të mbështjella në letër të praruar dhe një tufë e madhe me lule.

Më shumë se njëqind ftesa ishin dërguar në qytet e në malësi, dhe një lajmëtar i posaçëm ishte nisur me nxitim në Temal për të ftuar Bardhën dhe për ta sjellë në Shkodër.

Aradit i vetëtinte fytyra nga gëzimi. E dashura e tij nuk do të vononte të vinte; ai do ta shihte patjetër dhe, këtaj here, ai do të merrte guximin t'i thoshte se sa e dashuronte, meqë e dinte tani se edhe ajo, nga ana e saj, kishte dashurinë më të madhe për të. Fantazia po i ndizej përherë e më shumë; bënte një mijë plane, s'i durohej e nuk e nxinte vendi, dhe orë e çast thoshte me vete: «Do ta shoh për së shpejti, sot ajo do të jetë këtu!»

Ndërkaq në shtëpi gjallëria sa vinte rritej; këngë të gëzueshme, britma entuziaste e të qeshura mbushnin ajrin me atë zhurmën misterioze që e zbulon prej së largu praninë e lumturisë. Një mori shërbëtorësh, të veshur me rroba të reja, me armë të fshira e të shkëlqyera dritë, qarkullonin pareshtur nëpër oborr; një palë merrnin deshtë me brirë të praruar, që miqtë dhe të afërmit ia dërgonin kanisk dhëndrit, sipas zakonit; të tjerët merreshin me përgatitjet e fundit për dasmë.

Pasdreke të ftuarat nisën të vinin. Shërbëtoret e tyre sillnin paketa, dyshekë dhe mbulesa shtrati, që i linin në dhomën e madhe të caktuar për gratë. Ato, të ftuarat, merrnin të gjitha masat e nevojshme për të kaluar aty me fëmijët e tyre të vegjël dy netët dhe tri ditët, sa do të zgjaste dasma.

Gratë për shërbim, që i zoti i shtëpisë ua kishte vënë nën urdhrat e tyre, ua regullonin vendet dhe përpiqeshin me të gjitha mjetet e me çdo mënyrë që u vinte për dore

t'u.a bënin sa më të këndshëm qëndrimin në dhomat që kishin caktuar për gratë.

Koha e mbrëmësoreve tanimë kishte kaluar; zonjat ishin mbledhur që tëgjitha në shtëpi dhe kishin nisur të këndonin me kor këngët që këndohen në dasmë, sipas zakonit.

Bardha s'po dukej. E ëma shkonte nga një dritare në tjetrën për të parë se mos po arrinte, po nuk shihte asnjë shenjë të ardhjes së saj.

— Do të vijë më vonë, — thoshte nëna e gjorë. — Udha është e gjatë dhe e keqe; sigurisht do të jetë ndalur gjëkund për t'u çlodhur.

Dhe gruaja e shkretë përpiqej të largonte dyshimet që e trembnin dhe parandjenjat e saj të hidhura.

Edhe Aradi po e humbte durimin. Kishte nisur njërin pas tjetrit tre shërbëtorë jashtë qytetit që të këqyrnin kur do të arrinte e dashura e tij, dhe u kishte dhënë urdhër të vinin menjëherë ta lajmëronin me ta parë duke zbritur shpatit të malit. Mirëpo asnjëri prej tyre nuk ishte kthyer akoma.

Së shpejti padurimi i Aradit u shndërrua në shqetësim, dhe shqetësimi nuk vonoi të bëhej një ankth nga më të dhimbshmit. Mallkonte largësinë, ngadalësinë e kuajve dhe moskokëçarjen e lajmëtarit që kishin nisur në Temal. Mallkonte gjithë botën, por koha po ikte dhe asnjë shenjë nuk dukej ende për ardhjen e Bardhës.

Dielli ishte ulur prapa majave të larta të Taraboshit: nuk i hidhte më rezet e tij mbi qytet. Nata po fillonte pak nga pak të hapte krahët e saj të errët mbi luginën e Bunës dhe zëri i qyqes përzihej me zërin e myzeinëve, të cilët, nga minaret e larta, ftonin besimtarët myslimanë në lutjen e mbrëmjes. Lopët e fundit, që ktheheshin nga livadhet e afërme, kishin hyrë në ahuret e tyre; ajri kumbonte vetëm nga kënga vajtuese e bulkthave dhe nga kuaket e bretkosave të liqenit.

Ishte natë, heshtje, natyra kishte rënë në gjumë!

Shtëpia e Anulit ishte plot të ftuar e plot zhurmë; prisnin vetëm të vinte edhe Bardha që dasma të bëhej

me të gjithë të ftuarit. Rreth e rrotull oborrit dhe para portës së madhe kishin ndezur plot fenerë të mëdhenj. Kali që do të hipte nusja për të ardhur në shtëpinë e dhëndrit, po priste, i stolisur për bukuri, duke hingëllirë e duke çukërmuar gëzueshëm. Çdo gjë ishte gati. Të ftuarit, por vetëm burrat, po rreshtoheshin që tani, dy nga dy, që t'i shkonin pas Mhillit të Vlashjave, i cili kryente detyrën e t'et të Anulit dhe që duhej të vihej në krye të varganit për të vajtur në shtëpinë e Dashajve, kur befas u dëgjua një pëshpëritje në obor dhe të tre shërbëtorët që i kishte nisur Aradi për të pritur mbërritjen e Bardhës erdhën, të shoqëruar nga lajmëtari, që ishte kthyer fill i vetëm nga Temali.

— Bardha nuk vjen! — thirrën nga të gjitha anët.

Lajmëtari, të cilin e thirri Mhilli, tregoi se nëna e Lulit nuk e kishte lënë nusen të largohej nga shtëpia.

— Im bir, — i kishte thënë ajo Bardhës me të ashpër, — më ka urdhëruar të mos të lë të dalësh nga Temali. S'mund të largohesh, pra, nga shtëpia veçse e vdekur!

Bardha nuk mundi t'ia kthente mendjen. Iu desh të pajtohej me këtë ligj mizor që e bën jetën e gruas të varur nga burri, të pajtohej me këtë ligj të egër, i cili, në Shqipëri, ia nënshtron gruan autoritetit të vjehrrës, që bëhet tiran i vërtetë.

— Qante me lot të nxehtë, sa të këpuste shpirtin, e gjora vajzë, — shtoi lajmëtari. — M'u dhimbs, e mjera! Ajo shtrigë plakë po ia nxin jetën!

Aradi po dridhej nga tërbimi; ishte bërë dyllë i zbehtë në fytyrë dhe sytë i lëshonin shkrepëtima urrejtjeje.

Luli i Temalit, ke punë me mua, tha me vete, duke shtrënguar me dorën e majtë zemrën që mend po i pëlciste në krahoror. Po, ke punë me mua!...

Zëri i një kasneci i lajmëroi të ftuarit se po niseshin për të marrë nusen.

Mhilli i Vlashajve u vu në krye të varganit, dhe më shumë se njëqind e pesëdhjetë burra, që të gjithë të armatosur, i shkuan pas.

Shërbëtorët mbanin pishtarë për të ndriçuar udhën, ndërsa ata që u binin fyejve, zamareve dhe daulleve, përzienin akordet e tyre shurdhuese me shumë zëra që këndonin këngë të rastit.

Kur arritën në shtëpinë e Dashajve, gjetën edhe atje fenerë të ndezur dhe një numër të madh të ftuarish, miq e të afërm të Dashajve, që po i prisnin në oborr për t'u bërë nderimet e shtëpisë. U shtruan pije freskuese, peme, reçele dhe shumë raki, u ngritën shumë dolli, duke i përcjellë, sipas zakonit, me plot urime për shëndetin dhe jetën e lumur të dhëndrit e të nuses.

Të gjitha këto bëheshin nën tingujt e një muzike të shkurdisur, shurdhuese, të shoqëruar nga zërat edhe më shurdhues akoma të burrave, grave dhe fëmijëve që këndonin në pesë nota të ndryshme për bukurinë e nuses, trimërinë e dhëndrit dhe gëzimet e martesës.

Pasi pritën disa minuta, nusja, e shoqëruar nga të vëllezërit dhe kushërinjtë e saj të parë, zbriti shkallët, dhe e ndihmuan t'i hipte kalit.

Qante me dënesë, e shkreta vajzë! Linte shtëpinë e t'et për të vajtur të bashkohej me një burë, që nuk e kishte parë asnjëherë; ajo hidhej symbyllazi në diçka të panjohur; në një letër të vetme, ajo luante lumturinë e tërë jetës së saj, pa marë njeri mundimin ta pyeste se ç'i thoshte zemra dhe vullneti i vet. Ky është fati i pandryshueshëm i të gjitha vajzave të reja shqiptare.

Të ftuarit e Anulit u nisën atëherë po me atë rresht sikundër kishin ardhur. Pas tyre vinte nusja në kalë, mbi të cilin kishte hipur kaluar si meshkujt, kuptohet vetvetiu, meqë shalët e kuajve për femra ishin të panjohura në Shqipëri; në të dy anët e saj ecnin më këmbë vëllezërit dhe të kushërinjtë, që e mbanin. Frerin e kalit e mbante një shërbëtor stalle i veshur me roba të mira. Varganin e mbyllnin të ftuarit e Dashajve që ecnin dy nga dy pas nuses.

Në shtëpinë e Anulit ua bënë këtyre të fundit po ato nderime, që Dashajt ua kishin bërë dasmorëve të Anulit në shtëpinë e tyre; u shtruan po ato gjëra që kishin shtruar Dashajt, pije freskuese, reçele e raki.

Pastaj e zbritën nusen nga kali dhe, në mes të zhurmës që bënin gratë me këngët e tyre dhe burat me britmat e veta, të vëllezërit dhe kushërinjtë e saj të parë e çuan nusen gjer te gjerdeku.

Para se të vinte këmbën në pragun e derës, Anuli, që po e priste atje, i hodhi një dorë me grurë, me oriz dhe me monedha të vogla të argjendta. Ky është një zakon i lashtë shqiptar, që ka për qëllim të sjellë begatinë dhe bollëkun për çiftin e ri.

Nusen e vunë në një kolltuk të madh prej kadifeje të kuqe të mbyllët. Dila e Vlashajve, që kishte zënë vendin e nënës së Anulit, e rrethuar nga një mori zonjash të ftuara, e priti krahëhapur, duke i bënë një mijë urime që të trashëgohej e të plakej e ta shkonte jetën plot lumturi.

Vëllai i madh i nuses, para se të largohej, iu drejtua atyre zonjave dhe u tha, sipas formulës së zakonshme:

— Gjer më tani ajo, nusja, ka qenë e Zotit dhe jona; paskëtaj, ajo do të jetë e Zotit dhe juaja; ju japim të gjitha të drejtat mbi të.

Dhe doli me vëllezërit e tjerë dhe të kushërinjtë, duke e lënë të motrën vetëm me zonjat e shtëpisë, zonja të cilat ajo as i kishte njohur e as i kishte parë kurrë.

Pasi shkuan Dashajt, thirrën Anulin dhe dy dëshmitarët, njëri prej të cilëve ishte Aradi.

Në dhomën nusësore kishin përgatitur që më parë një altar, dhe prifti, i veshur me rrobat e tij të shërbimit, filloi ceremoninë fetare, sipas ritit latin.

Një numër i madh grash merrnin pjesë, të gjunjëzuara, në ceremoni.

Pasi u shqiptua ajo po fatale nga njëra dhe nga tjetra anë, Anuli ia hoqi nuses duvakun që i mbulonte fytyrën dhe, atëbotë e pa për të parën herë.

Ajo ishte e bukur për mrekulli.

Aradi u drodh. Bëri dy hapa prapa: do të thoshe se e kishte kafshuar ndonjë akrep.

Nusja i ngjante çuditërisht Bardhës së Temalit!

## XXV

Gëzimet e dasmës kishin zgjatur gjer të martën mbrëma. Tërë kjo turmë të ftuarish kishte kaluar tri ditë e dy net duke ngrënë e duke pirë, duke kënduar e duke vallëzuar në shtëpinë e Anulit. Kishin bërë edhe veprime me kuaj, mundje dhe përleshje me grushte: me një fjalë, kishin bërë lojna olimpike në miniaturë.

Pastaj që të gjithë kishin shkuar të kënaqur dhe duke u uruar jetë të lumtur të porsamartuarve.

Të martën mbrëma, tek Anuli kishin mbetur vetëm tetoja e tij, nëna e Bardhës, Mhilli i Vlashajve, e shoqja dhe dy dëshmitarët e martesës, njëri prej të cilëve ishte Aradi.

Pas gjithë asaj potereje e asaj zhurme që kishte bërë ajo mori burrash, grash e fëmijësh, çifti i ri u gjet, më në fund, në qetësinë më të përsosur. Ishte fillimi i muajit të mjaltit, por i një muaji të mjaltit krejt ndryshe nga ai siç e kuptojnë popujt e qytetëruar.

Dhëndri e nusja e ndienin veten ngushtë që gjendeshin të bashkuar përjetë, pa qenë njohur e pa qenë parë fare me njëri-tjetrin. Ata mezi guxonin të shikoheshin e t'i flisnin shoku-shokut lirisht ashtu siç ua donte zemra. Nusja, e ulur midis Dilës së Vlashajve dhe nënës

së Bardhës, nuk merrte pjesë fare në bisedë; ajo rrinte e zhytur në mendime, si e ngrirë në vend, me kokën të ulur, me duart të vëna mbi gjunjë. I shëmbëllente ashtu një statuje të bukur të krijuar për të tërhequr vështrimet e amatorëve, dhe tërhiqte pareshtur vështrimin e Aradit, që ishte ulur në anën e burrave, fare pranë Anulit. Rrinte i heshtur dhe dukej sikur e kishte mbërthyer një dhembje e fortë.

Shëmbëllimi i çuditshëm i nuses me Bardhën e Temalit i kishte bërë përshtypje dhe e kishte habitur. Ende nuk e kishte dëgjuar tingullin e zërit të saj, s'kishte mundur të vinte re nëse vështrimi i saj të kujtonte vështrimin e pastër e të ëmbël të gruas së re që ai dashuronte, por ishte shumë i tronditur. Ndiente se e kishte kapur një dëshirë e marrë të vente e ta shtrëngonte në kraharor duke i thënë: Ti i ngjan aq shumë Bardhës sime dhe unë të dua! I shkreti Arad! Dashuria e tij e fortë, e thellë, ia kishte marrë mendjen, ia kishte turbulluar arsyen, dhe fantazia e tij e zjarrtë dhe e sëmurë përziente legjendat e vendit dhe ëndrrat e poetëve me realitetin e jetës. Për një çast kujtoi se ishte magjepsur, se po e gënjente mendja apo se mos ishte, së paku, preja e një halucinacioni të shpirtit të së keqes!...

Aty nga mesi i natës, Mhilli u ngrit duke thënë:

– Më duket se është koha tani që t'i lëmë dhëndrin e nusen të qetë.

– Po, zot, – iu përgjigj e shoqja duke buzëqeshur. – Ndoshta kemi ndenjur madje më shumë sesa lipsej.

Atëherë ajo e kapi për dore nusen dhe e ftoi t'i vente pas. Nusja, gjithë turp, e lejoi ta shpinte në gjerdek dhe pas një çerek ore Dila u kthye vetëm.

Aradi dhe dëshmitari tjetër bënë me Anulin atë që kishte bërë zonja e Vlashajve me nusen, por ata e përcollën djaloshin vetëm gjer te dera e dhomës. Pastaj që të gjithë shkuan, dhe shtëpia e Anulit mbeti e zhytur në heshtje të thellë.

Kur u kthye në shtëpi, Aradi u mbyll në dhomën e vet. Vuri armët në një tryezë dhe u hodh mbi divan. Të gji-

tha ato që kishin ndodhur, martesa e Anulit, dasma, zhurma, lojnat, të gjitha u zhdukën për të. Fantazia e tij hapte krahët e fluturonte mbi një horizont fantastik dhe e shtynte në ëndërrime të errëta e të zymta. I shkonin nëpër mend bisedat e fundit që kishte pasur me Anulin, plani që të martoheshin që të dy, për të cilin i kishte folur e ëma, pranimi aq i shpejtë i shokut të tij. Mendoi për gëzimin që kishte ndier duke pritur Bardhën, për pritjen e tij të zhgënjyer, për dëshpërimin që e kishte kapluar kur kishte ardhur lajmëtari të njoftonte se ajo nuk do të vinte. Si ishte shembur menjëherë ndërtesa e lumturisë së tij! Dhe çfarë i mbetej tani nga të gjitha ëndrrat e tij të bukura? Asgjë, përveç realitetit të ftohtë e të zi të së tanishmes dhe një dëshpërimi të hidhur në vend të së ardhmes!

Më kot u përpoq të flinte, se gjumi i kishte ikur dhe s'e zinte që s'e zinte.

Me sy të hapur apo të mbyllur, ai shihte gjithnjë Bardhën, herë ashtu si e kishte parë të parën herë tek e ëma, herë me ato tiparet e nuses së re të ulur pranë Anulit, të turpshme e të druajtur e me zemrën të çuar peshë nga përkëdheljet dhe të puthurat e zjarrta të shokut të tij.

Nuk ishte çlodhje e prehje kjo, por një torturë e vërtetë që hiqte i shkreti djalë, një torturë e tmerrshme, për vdekje, e padurueshme, që do t'ia kishte marrë shpirtin më në fund, sikur kënga e këndesit, që paralajmëronte ardhjen e agimit me gishta të trëndafiltë, si thonë poetët, të mos ia kishte zhdukur vegimin e trishtueshëm që e sfiliste pa mëshirë.

U gdhi! tha me vete duke u ngritur. Po çfarë të bëj? Kujt t'ia qaj hallin tim? Kush do të më ndihmojë?... Mbeta fill i vetëm me këtë dashuri që po ma merr shpirtin! Anuli u martua, Gjetoja vdiq dhe Bardha ime e shkretë është syrgjynosur thellë në malësi, fill e vetme me vuajtjet e saj, në mëshirën e një njeriu të egër, që do t'ia hajë kokën!...

Pastaj, duke tundur kryet sikur donte me këtë lëvizje t'i përzinte mendimet e zeza, sokëlliu me një zë që shprehte një vendim të tmerrshëm e të prerë:

— Duhet të marrë fund kjo punë! Duhet ta shoh Bardhën patjetër, ta shpëtoj ose të vdes!...

Dhe, pasi vuri pisqollat në brez, hapi derën dhe zbriti në kopsht, duke bluar në mendje plane të kobshme. Duke e parë aty në pjesën më me hije e më të errët të kopshtit, do ta merrje, me siguri, për një kriminel, aq të egra e të furishme ishin sjelljet e tij. Por pas një copë here, ajri i freskët i mëngjesit dhe disa pika vese që ranë nga gjethet e drurëve mbi ballin e tij, që i digjej flakë, ia qetësuan pak, më në fund, tronditjen, që e bënte t'i vlonte gjaku, dhe u ul e ndenji mbi një gur të madh, pranë një qershie të lulëzuar. Atje, fill i vetëm, soditi qiellin e pastër që po i buzëqeshte kësaj toke, kundroi barin e njomë që i ngjau një qilimi të shtruar në lëndinë, soditi lulet që tundeshin në kërcejtë e tyre; thithi ajrin kundërmues nga të gjitha aromat e mëngjesit dhe pa diellin që ngrihej si ndonjë rruzull i madh i zjarrtë, si një perëndi që zë vend në altarin e vet të gjerë për t'i ftuar njerëzit t'i falen e ta adhurojnë.

Kjo pamje madhështore e tronditi thellë.

— O Zot! Pse duhet të dërmohet kështu nga dhembja kjo zemra ime në mes të të gjitha këtyre shkëlqimeve, të kësaj natyre kaq të bukur e kaq të qeshur? — thirri me zë vajtues. — Pse u dashka, vallë, të më jetë kaq fatale dashuria e Bardhës? Ç'të bëj? Nuk mund të jetoj larg saj, më duket se po vdes, dhe jam fillikat, i pafuqishëm t'i ndihmoj, i pafuqishëm t'i afrohem! Anuli i martuar nuk do ta ndajë me mua rrezikun që duhet t'i bëj ballë për të arritur gjer tek ajo. Ai ka për të thënë se unë jam i marrë. Ai është i lumtur për veten e tij... po unë? Po Bardha?...

Dhe duke thënë këto fjalë, lotët i rrodhën rrëke.

— S'durohet më! Duhet patjetër që t'i jap fund kësaj pune!

Dhe, duke u ngritur me rrëmbim nga guri i madh ku ishte ulur, u drejtua nga deriçka e hapur në murin e kopshtit dhe shkoi në shtëpinë e Anulit.

E gjeti në sallonin e tij, të ulur në një divan prej sateni të kuq, duke thithur çibukun plot kënaqësi.

– Mirë se erdhe, Arad, – tha Anuli, duke u ngritur që ta përqafonte.

– Kam nevojë të flas me ty, – tha djaloshi me një zë të trishtuar por të vendosur.

– Po mirë, vëlla i dashur, fol!

– Duhet të të flas për atë.

– Mirë, pra.

Në atë çast hyri gruaja e re e Anulit që sillte në një tabaka të argjendtë dy filxhanë me kafe. Njërin ia dha Aradit dhe tjetrin Anulit; pastaj, sipas zakonit të vendit, ajo u largua duke ecur praptazi dhe, pasi bëri kështu disa hapa, qëndroi në këmbë.

Aradit i rrahu zemra më fort, por e mbajti veten që të mos kuptohej sa i tronditur ishte. Duke pirë kafen, zuri ta vështronte me kujdes gruan e shokut të tij.

Ajo i ngjante vërtet në një mënyrë të çuditshme Bardhës së Temalit, mirëpo shprehja e syve të saj nuk ishte ajo e Bardhës. Përveç kësaj, edhe shtatin nuk e kishte aq të hedhur, as aq të zhdërvjellët, mesin e kishte më pak të hollë dhe buzëqeshjen më pak të ëmbël. E ndjeu veten të lumtur që vuri re këtë ndryshim dhe u skuq nga turpi që kishte mundur të besonte, një ditë më parë, qoftë edhe vetëm për një çast, në mrekullitë legjendare me të cilat është e mbushur plot fantazia e çdo shqiptari. Uli kokën dhe psherëtiu.

Pasi e pinë kafen, Anuli u ngrit dhe i tha me një ton solemn së shoqes:

– Është vëllai im.

Pastaj u kthye nga Aradi dhe i tha:

– Është motra jote. Përqafohuni dhe puthuni!

Aradi dhe gruaja e re iu bindën, mirëpo, duke u përqafuar e duke u puthur, u skuqën që të dy, gruaja e re nga ai turpi i shenjtë që është kurora e dritës e pastërtisë, djaloshi, sepse ishte hera e parë që buzët e tij u afroheshin buzëve të njoma erëkëndshme të një gruaje të bukur...

Zakonet e shoqërisë ende nuk ua kishin zhvirgjëruar zemrat; ishin që të dy të pastër si fëmijët, të dëlirë si dy engjëj.

Bashkëshortja e Anulit u tërhoq në dhomat e saj dhe i la të dy shokët vetëm.

– E pra, – ia filloi Anuli, – ti doje të më flisje për Bardhën?

– Dua ta shoh, do të shkoj në Temal medoemos, pa le të dalë ku të dalë...

– Pa kurrfarë arsyeje?

– Arsyeja është dashuria ime.

– Do t'i vije një njollë Bardhës dhe do të rrezikoje jetën tënde... Ti i njeh ata atje se ç'njerëz janë.

– Jetën time? Po ç'më duhet jeta ime?

– Po ti rrezikon kështu edhe jetën e saj...

Aradi mbeti si i trullosur. Pasi u mendua një copë herë, vazhdoi me një zë sikur ta kishte lëshuar zemra:

– Atëherë, si t'ia bëj? Më thuaj, ç'duhet të bëj? Po çmendem...

– Po ti përpiqu njëherë me veten tënde, bëj çmos, provo se mos e harrosh!...

– Ta harroj?! Kurrë! Ta lë në dorë jetën time, por që të heq dorë nga Bardha, kurrën e kurrës! Duhet ta shoh, ose të vdes!...

– Atëherë, kur qenka kështu puna, dëgjo këtu: ka vetëm një mënyrë për të vajtur me plot arsye në Temal. Por kjo mënyrë, ose më mirë ky shkak i pranueshëm nuk ekziston. E kuptoj se, sikur ti të kishe pasur një dyluftim, dhe në këtë dyluftim të kishe vrarë ndonjë njeri, prania jote në malësi do të kishte qenë e përligjur. Shtëpia e Lulit do të ishte e detyruar, në një rrethanë të tillë, të të strehonte... Çdo shkak tjetër do të ngjallte dyshime dhe do të jepte mundësi për thashetheme e për mijëra komente të papëlqyeshme...

– E pastaj? – pyeti Aradi me padurim.

– Pastaj? Luli i Temalit mund të vritej në ndonjë nga ato luftime që bën kundër malësorëve të Pejës.. Bardha mund të mbetej e ve dhe, më vonë, në qoftë se ti do të kishe guximin t'i përballoje fjalët e botës dhe thashethemet, ajo do të mund të bëhej gruaja jote.

– Ajo do të jetë imja!... – thirri Aradi, dhe sytë i

shkreptinin nga dashuria e nga dhembshuria. — Në majën e një mali, nën një kasolle prej gjethesh, madje edhe në shkretëtirë, jeta me Bardhën do të ishte për mua një himn ngazëllimi e lumturie.

— Edhe pendimesh gjithashtu, — murmuriti Anuli, pa guxuar megjithatë ta shprehte mendimin e vet për fundin që do të kishte ky pasion i tmerrshëm që po e shtynte djaloshin drejt një humnere të panjohur.

Anuli ishte i bindur se nuk kishte fuqi njerëzore në botë që të mund ta bënte Aradin të hiqte dorë nga dashuria e tij për Bardhën. I therte në zemër për pasojat e tmerrshme që do të kishte kjo punë, por e shihte se s'kishte asnjë mundësi t'i shmangte; kishte bërë çmos, ishte rrëfyer i pasinqertë ndaj vëllamit të tij gjer në atë pikë, sa t'i zgjonte në zemër dyshime të tmerrshme dhe kishte arritur vetëm ta bënte më të fortë, më të pathyeshme, më të rrezikshme dashurinë që u digjte zemrat të dy dashnorëve. Paskëtaj nuk i mbetej më asnjë mjet, asnjë mundësi për t'u kundërshtuar marrëzive të Aradit; duhej t'i ndihmonte ose të bëhej shok i shpërbemë, vëlla i pabesë, mik i pandershëm.

— U bëftë ashtu si ke dëshirë, u përmbushtë fati yt! — tha duke i shtrënguar dorën Aradit. — Mund të kesh besim tek unë: do të të bëhem krah e mbështetje. Për jetë e për vdekje, si gjithmonë!

— Të falem nderit, isha i bindur për këtë. Po shkoj. Mbeç me shëndet, ose më mirë të them, mirupafshim.

— Ku do të shkosh tani?

— Në pazar. Është ditë tregu.

— Mirupafshim, pra. Do të bisedojmë përsëri sonte dhe do të bëjmë si të jetë më mirë.

— Po, do të bisedojmë përsëri.

Aradi u përshëndet dhe doli nga shtëpia e Anulit me mendjen të mbushur top e me një vendim të prerë, të patundur, të përgjakshëm, të tmerrshëm.

Mori udhën drejt pazarit...

# XXVI

Pazari i Shkodrës gjendet në brigjet e Bunës, aty ku ishte qyteti i vjetër, ndonjë gjysmë ore larg qytetit të sotëm; njerëzit gëlonin, sepse ishte ditë tregu.

Nga të gjitha anët shiheshin tregtarë të vegjël, të cilët, që nga dyqanet, u ofronin mallrat e tyre fshatarëve dhe malësorëve të të dyja gjinive, që kishin ardhur qysh në mëngjes për të shitur prodhimet e veta dhe për të blerë ç'u nevojitej.

Bashkë me njerëzit ishin përzier lesh e li një numër i madh lopësh, dhensh e dhish që po i çonin në fushën e caktuar për tregun e bagëtive. Në rrugët e ndryshme të pazarit burrat tërhiqnin kuajt e ngarkuar me grurë, elb, misër e miell, ndërsa gratë e malësisë, duke bartur në shpinë barrë të vogla me gjalpë, me djathë e me ushqime të tjera, kërkonin blerës.

Ishte edhe një numër i madh lypësish e dervishësh, që venin dyqan më dyqan të lypnin lëmoshë duke u uruar tregtarëve të fitonin sa më shumë.

Ky grumbullim burrash, grash, fëmijësh e bagëtish të të gjitha llojeve, që flisnin, blegërinin, bërtisnin, hingëllinin, hungëronin e sokëllinin të gjithë në një kohë, bënte një zhurmë të ngjashme me atë të detit në furtunë dhe s'i linte njerëzit të merreshin vesh.

Ishte ora e mesditës.

Aradi kishte arritur në tregun e dhenve, pa takuar ndonjë njeri të njohur. Ecte kuturu, pa ndonjë qëllim të caktuar. Ende nuk kishte marrë ndonjë vendim, por sillte e vërtiste në mendje një mijë kombinime, që ishin njëri më i paarsyeshëm se tjetri. Mendimi i tij i ngulët ishte të nisej për në Temal që të vente pranë Bardhës. Anuli i kishte thënë se, për një vrasës, kjo gjë ishte e mundur; pra, duhej të vriste dikë që të mund të quhej vrasës. Të vriste, hajdede, edhe mund ta bënte nga nevoja, por të vriste me gjakftohtësi të parin që do të takonte udhës, kjo ishte diçka e neveritshme për të, dhe s'i bënte zemra. Të zihej me njeri kot së koti, edhe kjo i dukej e urrejtshme dhe s'donte ta bënte; kishte humbur në mendime, ishte i hutuar, ishte në hall, i pavendosur dhe nuk dinte se si të pajtonte ndërgjegjen e tij të drejtë dhe fisnike me aktin që kishte paramendimin të kryente për të fituar të drejtën të ikte në Temal; kishte filluar një luftë e tmerrshme midis ndjenjës së tij të drejtësisë dhe pasionit të vet fatkeq, dhe ishte e vështirë të parashihje se kush do të triumfonte në zemrën e tij.

I zhytur në këto mendime të zeza, po ecte në trotuar anës sheshit të pazarit, kur papritmas u gjet përballë Sulejman Cafit, atij njeriu që e kishte provokuar disa herë me radhë dhe për të cilin ai ndiente një urrejtje të pamposhtur.

— Zbrit nga trotuari, kaur i derrit! — iu hakërrua myslimani me një ton fyes.

Aradi u bë i zbehtë si meiti. Hodhi dorën në armët dhe do ta kishte vrarë atë njeri, po të mos i ishte kujtuar se, duke bërë një vrasje në mes të turmës, rrezikohej ta kapnin. Po kjo gjë nuk i leverdiste, sepse ai donte ta shihte Bardhën me çdo kusht. Prandaj, duke e zotëruar veten, u ndal e tha:

— Sulejman, kaq zët në paske, pra?

— Të urrej e të përbuz...

— Mirë, po ti je trim dhe burrë i nderit. Ti je gati

sa një div dhe ke etje për gjakun tim. Bukur fort. Veç, të mos bëjmë zhurmë këtu. Brenda dy orësh do të të pres në qytet, pranë Arrës së Madhe të Perashit; unë do të jem atje vetëm, pa dëshmitar, ti do të vish vetëm gjithashtu, dhe atje do t'i lajmë hesapet bashkë, pa pengesa dhe pa përzier njeri.

— Po në qoftë se ti nuk i qëndron fjalës?

— Do të jem njeri i çnderuar dhe do të kesh të drejtë të më pështysh në fytyrë kudo që do të më takosh.

— Po pranoj. Brenda dy orësh do të jem pranë Arrës së Madhe.

— Atje do të të pres.

Dhe, megjithëqë ishin armiq, i shtrënguan dorën njëri-tjetrit për t'i vënë vulën zotimit të tyre. Por në këtë shtrëngim duarsh që të dy e ndien se sa e madhe ishte urrejtja që ushqenin për njëri-tjetrin, urrejtje shqiptare, e tmerrshme, për vdekje, dhe që do të merrte fund vetëm me vdekjen e njërit prej tyre.

Asnjeriu s'i kishte rënë në sy se ç'kishte ndodhur: Sulejmani ishte përzier me turmën, Aradi ishte kthyer nga kishte ardhur për të vajtur në qytet.

Shkoi drejt e tek Anuli dhe e gjeti gati duke dalë nga shtëpia.

— Si është puna? — e pyeti Anuli, tek e pa të zbehtë e të tronditur. — Ç'të ka ndodhur?

— Asgjë e keqe, o mik, përkundrazi. Perëndia po më vjen në ndihmë: Sulejman Cafi më fyeu në Sheshin e Pazarit.

— Dhe nuk e vrave?

— Jo, nuk e vrava, por, brenda një ore, njëri nga ne të dy do të jetë i vdekur. Në e vrafsha, do të arratisem në Temal, te Bardha, dhe do të jem i lumtur. Në më vraftë, ti do t'i thuash Bardhës se kam vdekur për të.

— E ke vendosur?

— Jam zotuar me nderin tim dhe kam dhënë besën.

— Mirë. Brenda dy minutash do të jem me ty: vetëm sa t'i them lamtumirë sime shoqeje.

— E pamundur! — thirri Aradi. — Duhet të jem vetëm, kështu jemi marrë vesh: do të luftojmë pa dëshmitarë.

— Kjo s'është punë që bëhet, Arad i dashur; unë nuk mund të të lë të shkosh vetëm drejt një rreziku të tillë.

— Është e domosdoshme, Anul. Është në lojë nderi im. I kam dhënë të drejtë Sulejmanit të më pështyjë në fytyrë në qoftë se veproj ndryshe. A mos do që të korisem?

— Jo, do të shkosh vetëm. Por më thuaj, të paktën vendin e takimit.

— Kjo është një e fshehtë që s'mund ta tregoj dhe ti do ta respektosh. Nuk do të bësh asnjë përpjekje për ta zbuluar. Në qoftë se nuk vdes, do të të njoftoj se ku do të jem sonte, dhe ti do të vish atje. Dhe tani, lamtumirë!...

Të dy shokët u përqafuan e u puthën, dhe Anuli u kthye në shtëpinë e vet, i vrerosur e i shqetësuar. Nuk vuri re se e shoqja po e vështronte, duke pritur, ndoshta, një fjalë të dhembshur.

Aradi zbriti në kopsht, hapi deriçkën dhe vajti drejt e tek e ëma.

Kur e pa ashtu të zbehtë e me ata sy që i shkreptinin nga zemërimi, Dila e Vlashajve lëshoi një klithmë.

— Ç'ke, Arad? — e pyeti ajo e shqetësuar.

— Asgjë, nënë, asgjë. U ktheva pak i lodhur nga pazari. Nuk të pashë sot në mëngjes, dhe erdha të të përqafoj.

Nëna e gjorë u qetësua. Një buzëqeshje e ëmbël, plot dhembshuri, ia ndriçoi fytyrën që dhembja ia kishte errësuar dhe në këtë çast ajo u bë përsëri me të vërtetë e bukur.

— Qofsh i bekuar, o bir i dashur! — tha ajo, në ngazëllimin e dashurisë së saj prej nëne. — Ti e do nënën tënde dhe zoti do të të japë jetë të gjatë dhe

çdo gjë që të dëshiron zemra. — Dhe sytë iu mbushën me lot, me ata lot që rrjedhin nga gëzimi e lumturia dhe që kanë një ëmbëlsi të parrëfyer.

Aradi u shtir si i gëzuar, por, ç'është e vërteta, ai e ndiente veten të lumtur që e kishte bekuar e ëma. Pikërisht me këtë shpresë kishte ardhur, po nuk do të kishte guxuar t'i lypte bekimin, nga frika se mos e shqetësonte. E shtyrë nga dashuria e saj prej nëne, ajo e kishte bekuar vetvetiu. Aradi ia kishte arritur qëllimit dhe tani mund të shkonte, duke e pasur zemrën të qetë, të matej me kundërshtarin e tij fodull e mendjemadh, me atë Sulejmanin që e kishte fyer për vdekje e që rasti ia dërgonte tamam në kohën e duhur, për t'i dhënë shkakun dhe lehtësinë që t'i afrohej Bardhës.

— Bekimi yt, o nënë e dashur, do të më sjellë fat. Lërmë të të përqafoj edhe një herë.

Dhe u nda prej saj me gaz në buzë, por me pendimin në zemër.

Shkoi për një çast në dhomën e vet, këqyri pisqollat, ua ndërroi fishekët dhe e mbushi me fishekë fishekoren e tij të vogël të praruar. Pastaj doli, pa folur me asnjeri dhe shkoi drejt e tek Arra e Madhe e Perashit.

Arriti atje një çerek ore para kohës së caktuar për takimin. U mbështet në trungun e arrës dhe priti, i qetë, të arrinte kundërshtari i tij.

Bardha qe, natyrisht, objekti i mendimeve të tij. I shfaqej para syve e bukur, e buzëqeshur, e lumtur tek e shihte pranë saj, e lumtur që e dinte sa fort e dashuronte ai. I dukej sikur po e dëgjonte si i rrëfente për dhembjet e saj, për ankthet e saj dhe sikur i fliste për shpresat në të ardhmen dhe për gëzimet që do t'i sillte dashuria e thellë që kishin për njëri-tjetrin.

Do të kishte vazhduar të ëndërronte kështu edhe një copë herë të mirë akoma, sikur ardhja e Sulejmanit të mos e kishte kthyer nga bota e ëndrrave në botën e realitetit. Tek e pa që po vinte, zemra i gufoi, sytë iu ndezën, zemërimi i hipi në kokë dhe, duke i drejtuar edhe një mendim të fundit Bardhës, eci drejt e tek ai.

Kur u gjendën vetëm nja dhjetë hapa larg njëri-tjetrit, u ndalën ashtu sikundër ishin marrë vesh që më parë dhe, pa thënë asnjë fjalë, nxorën pisqollat nga brezi dhe shtinë në të njëjtën kohë.

U dëgjuan dy shkrehje, dhe Sulejmani ra i goditur për vdekje.

— E vrava, — thirri Aradi, — dhe këtë e bëra për ty, Bardha ime e dashur.

Dhe, gjithë duke mbushur armën, u largua, ose, më mirë të themi, mori arratinë që të shkonte në një vend të sigurt.

Mirëpo shkrehjet nuk vonuan të tërhiqnin shumë njerëz. Për fat të keq, qëlloi që një patrullë e rojës të sillej aty pranë dhe të gjithë këta njerëz zunë ta ndiqnin Aradin, i cili po ikte përmes arave dhe kopshteve. Madje rojat edhe shtinë kundër tij, por nuk e qëlluan dot, ndërsa fjalët: *Ndal! ndal!* dëgjoheshin vazhdimisht nga të gjitha drejtimet.

Kësaj here ishte fjala për të kapur një të krishterë që kishte vrarë një mysliman. Fanatizmin e rojave e nxiste një dervish Typarak, që ishte përzier me turmën, dhe kjo gjë shpjegonte zellin e jashtëzakonshëm që i shtynte ata në ndjekjen e tyre.

Megjithatë, ndonëse i rrethuar nga të gjitha anët, Aradi nuk po e humbte toruan. Gjithë duke ikur me vrap, kapërceu gardhin e një kopshti, pas të cilit ishte një rrugicë ku gjendej një shtëpi e thjeshtë, porta e së cilës u ndodh e hapur. Aradi hyri brenda dhe e mbylli portën. Kaloi nëpër një oborr të vogël, ngjiti shkallët me shkallare prej dërrasash, dhe thirri, sipas formulës së atyre që kërkojnë strehim:

— Po lyp strehim dhe jam në besën e të Zotit të kësaj shtëpie.

Asnjë zë nuk iu përgjigj thirrjes së tij. Shtëpia dukej si e shkretë.

Ndërkaq zhurma e rrëmuja në rrugë sa vinte bëhej më e madhe, britmat e sokëllimat e rojave afroheshin gjith-

një më shumë. Nuk kishte kohë për të humbur; rojat ishin fare pranë dhe shtëpia nuk kishte dalje tjetër përveç portës që Aradi e kishte mbyllur me të hyrë brenda. Si t'ia bënte që të dilte? Me sytë që i shkreptinin e me shkumë në buzë, Aradi hapi derën e një dhome që gjendej në fund të hajatit, me qëllim që të mbyllej atje dhe t'u bënte ballë rojave që po e ndiqnin. Mirëpo u zmbraps, i trembur...

– Kush je ti dhe ç'kërkon këtu? – pyeti një grua e shtrirë në shtrat, duke ngritur kokën dhe duke shtrënguar në gji foshnjën e saj të porsalindur.

– Jam një vrasës, po më ndjekin dhe po lyp strehim në këtë shtëpi, – iu përgjigj Aradi me një zë të ëmbël që i dridhej.

– Por unë jam një grua e shkretë, fillikat, shtrirë lehonë, si më sheh. Ç'mund të bëj?

– Të më shpëtosh me çdo kusht!

Në atë çast rojat, të shtyra nga një tërbim i xhindosur, po shkallmonin portën dhe po hynin me turr në oborr.

– Po vijnë, oj grua, – thirri Aradi, – dhe, në qoftë se më vrasin apo më zënë, turpi do të jetë për shtëpinë tënde; sa për vete, unë do ta shes shtrenjtë jetën time.

– Ku të të fsheh, pra? – ia ktheu lehona me një zë të dëshpëruar.

Rojat po ngjitnin shkallët.

– Erdhën, – tha Aradi, dyllë i zbehtë, me sytë flakë të kuq nga gjaku dhe me pamjen e një njeriu që ka vendosur të vdesë.

Gruaja e mori me mend se ç'do të ndodhte. E tronditur, e hutuar, po kërkonte me sy rreth e rrotull saj, por nuk kishte as dollap, as arkë dhe as kurrfarë orendie, me një fjalë, ku të mund të fshihej një njeri.

– Oh, unë e mjera! – vajtoi ajo. – Sa keq më vjen që s'ngrihem dot nga vendi të të ndihmoj!

Pastaj, kur pa se nuk kishte nga t'ia mbante dhe tek dëgjoi hapat e rojave që po i afroheshin dhomës së saj, ajo mori një vendim të dëshpëruar. Sakrifikoi turpin

e saj si grua dhe ligjet e mirësjelljes për të shpëtuar njeriun që i kishte rënë në konak.

Duke ngritur batanijen e shtratit të saj, ajo i tha Aradit:

— Eja, nuk do të të kapin në shtratin tim!

Aradi u bind, por, nga dyllë i zbehtë që ishte, erdhi e u bë flakë i kuq: gjaku i ishte ngjitur në kokë...

Menjëherë pas kësaj dera u hap me tërsëllëm dhe rojat u vërsulën në dhomë.

Mbetën të habitur, të shtangur në vend tek panë një grua lehonë në shtrat dhe nuk guxuan të bënin asnjë hap më tutje.

— Ç'kërkoni këtu? — u foli gruaja me një zë të lartë dhe kërcënues.

— Një vrasës është fshehur në këtë shtëpi, — murmuriti me druajtje njëri nga rojat.

— Shporruni që këtej, të poshtër! — ua ktheu gruaja. — Dilni jashtë, ju them! Nuk dhunohet pa ndëshkim shtëpia e Hysen Cenës! Respektoni lehoninë e një gruaje dhe të një myslimaneje. Nuk ka njeri këtu, as nuk mund të ketë. Dilni jashtë!...

Rojat u turpëruan dhe u trembën. E panë se e kishin shkelur duke dhunuar shtëpinë e një shqiptari, në mungesë të tij, dhe u tërhoqën të koritur e me frikë në zemër.

Disa çaste më vonë hyri pa frymë shërbëtorja, një vajzë e shëndoshë malësore. Kishte dalë të blinte diçka. U çudit pa masë kur e gjeti zonjën e saj me një djalosh të hijshëm dhe i mbeti fjala në gojë. Por, kur mësoi për skenën që kishte ndodhur, tha me një zë serioz të përzier me keqardhje:

— Mëkat! Sikur të isha ndodhur këtu, do t'ua kisha zbutur mirë kurrizin rojave me bishtin e fshesës.

Pasfaj zbriti në rrugë, hodhi një vështrim rreth e përqark dhe hetoi nëpër të gjitha skutat e shtëpisë.

— Kanë ikur, — tha ajo. — Ky djalosh i hijshëm mund të rrijë i qetë. Është në siguri të plotë gjersa të kthehet zotëria im.

Në mbrëmje Hysen Cena u kthye në shtëpi si e kishte zakon, dhe shërbëtorja, që doli me të shpejtë t'i hapte portën, e njoftoi për të gjitha ato që kishin ndodhur në shtëpi gjatë mungesës së tij.

Ai shkoi drejt e te e shoqja dhe i tha me një zë të ëmbël:

— Ke vepruar mirë, Fatma, e ke ruajtur nderin e shtëpisë sime. Ti je një grua e mirë dhe trimëreshë dhe jam i kënaqur prej teje.

Aradi, që kishte lëshuar pisqollat mbi një jastëk dhe që ishte ngritur me t'u qasur i zoti i shtëpisë, i dëgjoi me kënaqësi këto fjalë miratimi.

— Unë jam mysafiri yt, — i tha, duke përshëndetur Hysen Cenën.

— Streha ime është e shenjtë! Në qoftë se dëshiron të shkosh tjetërkund, unë jam nën urdhrat e tu.

— Do të shkoj te Gjon Markita, në qoftë se ti s'ke ndonjë kundërshtim.

— Po presim të kalojë edhe pak nata dhe unë do të të përcjell gjer atje.

Pas ndonjë ore Hysen Cena mori pushkën e vet dhe i bëri me shenjë Aradit t'i vente pas.

Duke u nisur, Aradi falënderoi gruan, që e kishte shpëtuar.

— Të kam borxh jetën time, — i tha, — dhe këtë nuk do të ta harroj kurrë.

— Bëra vetëm detyrën. Zoti të ruajttë!

Aradi dhe Hyseni arritën, pa u ndodhur ndonjë e keqe, te Gjon Markita.

Kur po ndaheshin, Hyseni i tha me një ton solemn:

— Njeriu që ti e ke plagosur për vdekje, është kushëriri im. Ishte detyra ime të të nxirrja shëndoshë e mirë nga shtëpia, por dije mirë, o Aradi i Vlashajve, se, pasi të kalojnë njëzet e katër orë, po të takova, do të të vras, pasi, pas kësaj kohe, lidhjet e mikpritjes që të bënin të shenjtë për mua nuk ekzistojnë më.

Dhe u largua.

— Hej, dreq! — ia bëri Aradi. — Paskësha rënë tamam në gojën e ujkut.

— Të një ujku që nuk mund të të kafshojë më, — ia ktheu me të qeshur Gjon Markita. — Tani ti je mysafiri im. Eja të hamë darkë.

S'kishin mbaruar ende së ngrëni darkë, kur ia behu Anuli me dy trima.

Me ta parë, Aradi iu hodh në qafë.

— E pat kjo punë! — tha duke psherëtirë.

— Kështu ishte shkruar!... — iu përgjigj Anuli.

## XXVII

Dyluftimi midis Aradit dhe Sulejmanit kishte bërë bujë të madhe në qytet. Shumë myslimanë, të nxitur nga disa fanatikë, ishin mbledhur natën në sheshin publik dhe komplotonin të bënin një sulm kundër të krishterëve. Këtë punë private donin ta bënin çështje fetare.

— U duhet dhënë një mësim i mirë kaurëve, — thërriste një ylema fanatik, — duhet t'u tregojmë një herë e përgjithmonë se nuk kanë të drejtë ta quajnë veten të barabartë me ne, duhen shfarosur.

— Po kjo është punë që s'bëhet, Mulla Hasan, — tha një kasap plak. — Të krishterët janë po aq të armatosur sa edhe ne; edhe ata kanë lindur po nën këtë qiell, ashtu si edhe ne; gjaku që u rrjedh në rremba është po ai gjak që na rrjedh edhe neve; ata nuk janë më pak shqiptarë se ne dhe, nga ana tjetër, për sa i përket numrit, ata janë më të shumtë se ne. Duhen shfarosur?... Është më lehtë ta thuash, sesa ta bësh këtë punë. Dëgjomëni mua, lërini punët të venë ashtu si kanë vajtur gjer më sot.

— Si? — shfryu, flakë i kuq nga inati Mulla Hasani. — Ti na qenke me kaurët! U mbake krahun atyre!...

— Po doemos, ligji, që ti duhet ta dish mirë, thotë «sy për sy e dhëmb për dhëmb.» Në qoftë se Sulejman Cafi vdes, të afërmit e tij do t'ia marrin gjakun mbi ndonjërin nga shtëpia e Vlashajve, e në qoftë se shërohet, ai do të hakmerret vetë. Gjithnjë kështu ka qenë e kështu është bërë.

Pas një rrahjeje të gjatë mendimesh plot të bërtitura e sokëllima, shumica miratoi mendimin e kasapit plak, i cili, në këtë rrethanë, u tregua më i gjykueshëm dhe më i urtë sesa njeriu i ligjit.

Aty nga mesi i natës turma u shpërnda, dhe përsëri mbretëroi qetësia dhe heshtja.

Vetëm se të afërmit e të plagosurit, duke pasur edhe ndihmën e shumë njerëzve të rojës, kishin zënë të gjitha shtigjet e qytetit që të mos e linin Aradin të arratisej në malësi.

Të krishterët, pasi mësuan se ç'kishte ndodhur në sheshin e qytetit, kishin marrë edhe ata, nga ana e tyre, të gjitha masat që, në rast nevoje, ta prapësonin forcën me forcë. Të afërmit, miqtë dhe myshterinjtë e Vlashajve kishin ardhur menjëherë me shumicë dhe të armatosur mirë, pranë Mhillit, i cili, sado i pikëlluar që ishte nga kjo ngjarje e papëlqyer, qe bërë gati të mbrohej me njerëzit e vet.

Dila e Vlashajve, e dërrmuar nga dhembja, vetëm qante; i dridhej zemra, dhe jo pa arsye, për jetën e të birit.

Ndërkaq Aradi, i rrethuar prej një gjysmë duzine nga miqtë e tij më besnikë, ishte i sigurt në shtëpinë e Gjon Markitës. E kishte vendosur të nisej më të gdhirë për në Temal dhe, me gjithë ngulmin e të zotit të shtëpisë, i cili e ndiente veten shumë krenar që e kishte për mysafir, Aradi nuk kishte pranuar ta shtynte nisjen e tij për më vonë. Pikërisht për të vajtur në Temal, ai kishte vënë veten në rrezik duke provuar fatin në dyluftim, dhe nuk deshi të humbte kohë. Çdo minutë që do të vonohej, atij i dukej sikur ia vidhte lumturisë së zemrës së vet.

— Do të vij me ty të të përcjell, — i kishte thënë Anuli, mirëpo Aradi s'kishte dashur të pranonte.

— Jo, miku im, ti nuk do të largohesh nga qyteti. Im atë mund të ketë nevojë për ty dhe nëna do ta ndiejë veten shumë më fatkeqe dhe kushedi se sa do të mërzitet në qoftë se i mungon edhe ti. Ka plot njerëz të tjerë për të më përcjellë. E pastaj, ti e di se, me të arritur atje, në Temal, nuk kam pse të trembem më nga asgjë. Do të jem i lumtur, sido që të vejë puna. S'ia kam frikën më asgjëje dhe askujt... Më lër vetëm, pra, me fatin tim.

— Po mirë, ashtu qoftë, — i ishte përgjigjur Anuli, — porse, gjithsesi, do të të përcjell gjer te Kiri. Duhet të di se je në siguri që të mund ta bind nënën tënde, e cila duhet të jetë shumë e shqetësuar dhe e mërzitur.

Dhe vërtet, dy orë para se të gdhihej, Aradi, i përcjellë nga miqtë e tij, po largohej nga shtëpia mikpritëse e Gjon Markitës dhe po shkonte drejt Kirit. Ndiqte po atë rrugë që kishte ndjekur Bardha kur kishte ardhur në Shkodër. Po ecte me zemrën të mbushur plot gëzim e shpresë, pa vrarë mendjen për telashet që i kishte hapur t'et dhe as për ankthin dhe hidhërimin që po ia mbytnin zemrën s'ëmës. Në fund të kësaj udhe që po bënte, ai shihte vetëm gruan që dashuronte, Bardhën e mrekullueshme dhe magjiplotë e cila, fillikat dhe e veçuar nga bota, vajtonte rininë dhe dashurinë e saj nën hijen e pishave të malësisë.

Përtej kësaj ideje, ose, më mirë të themi, këtij vegimi, për Aradin nuk kishte as botë, as horizont; ai shijonte që më parë gëzimet që do të ndiente nga vështrimi dhe buzëqeshja e së dashurës së tij, gëzime që do t'ia dehnin shpirtin e do t'ia shkrinin në ëmbëlsi, dhe zemra i bëhej mal, dhe shpirti i fluturonte në qiejt e lumturisë, sepse çdo hap që bënte e afronte me të.

Kur arriti në rrugicën që dilte në fushë, pa prej së largu nja dhjetë burra të mbështetur në murin e shtëpisë së fundit. S'do mend që ata ishin të armatosur gjer në

dhëmbë dhe dukeshin se kishin zënë vend që të ruanin kur do të kalonte ai.

U habit, por nuk e humbi toruan.

– Do të shkojmë nga ana e pazarit, – u tha shokëve, – atje rrugët janë të shkreta dhe pa njeri.

Dhe kthyen rrugë.

Kuptohet vetvetiu se Aradi kishte marrë të gjitha masat e duhura për të mos u tërhequr vëmendjen kurrsesi njerëzve që kishin zënë vend atje për ta kapur, dhe ia kishte dalë në krye kësaj pune pa ndonjë vështirësi. Por sa u dëshpërua e sa keq mbeti, kur, me të arritur pranë pazarit, vuri re se hyrja ishte zënë nga një skuadër roiash. Zemra i rrahu më fort dhe u drodh... Një mijë mendime të trishtueshme i kaluan në mendje. A thua do të ishte e pamundur të dilte nga qyteti? Mos do t'i duhej vallë të hiqte dorë nga mendimi që ta shihte Bardhën përsëri?...

Jo! I mbetej më në fund edhe një shtegdalje: të dilte në fushë nëpër lagjen e myslimanëve. Dhe kështu vendosi të bënte.

Por edhe atje ishin zënë shtigjet dhe ruheshin nga një numër i madh burrash të armatosur.

Kur e pa ashtu, mend i ra pika.

Për një çast mendoi të kalonte, pa le të dilte ku të dilte, të bënte një të çarë përmes tyre, si i thonë ushtarakisht. Mirëpo, duke ndërmarrë këtë hap të dëshpëruar, jo vetëm që vinte në rrezik jetën e shokëve dhe jetën e tij, por rrezikohej edhe që të kapej, gjë që ishte e turpshme, poshtëruese dhe plot pasoja të rënda dhe për t'ua pasur frikën.

– Përpara kësaj pengese nuk na mbetet gjë tjetër veçse të kthehemi në shtëpinë time, – tha Gjon Markita me zë të ulët. – Është e shkruar që Aradi i Vlashajve të jetë mysafiri im... Nesër do të shohim a do të kemi më shumë fat nga ç'patëm sot.

Aradi ishte i dërrmuar. Nuk tha asnjë fjalë dhe, padashur, ndoqi shokët, që kishin pranuar propozimin e Gjon Markitës.

Me t'u kthyer në shtëpinë mikpritëse, Aradi vajti drejt e në dhomën që i kishin përgatitur dhe u lëshua mbi një divan, zemërvrarë e i mërzitur.

– E pat kjo punë! – i tha Anulit duke qarë. – E pat! Nuk do ta shoh më. Qielli është kundër meje. Dhe kur mendoj se arrita të vras një njeri që të mund ta shihja edhe një herë! Kjo është e tmerrshme!...

– Mos u dëshpëro, – iu përgjigj Anuli, që vuante nga vuajtjet e shokut të tij. – Do të jemi më me fat nesër. Rojat nuk do të qëndrojnë gjithnjë atje për të na kapur.

– S'ka më shpresë, s'ka më lumturi për mua! E ndiej se nuk do ta shoh kurrë më!...

Dhe derdhte lot dëshpërimi, lot që zhuritin zemrën e njeriut ashtu si i zhurit lava e vullkanit tokat nëpër të cilat kalon.

– Kurajë, o mik, kurajë! – vazhdoi t'i jepte zemër Anuli. – Në fund të fundit, kjo është vetëm një pengesë, që do ta kalojmë patjetër, dëgjomë mua ti!

– Ah!... jo, Anul, jo. Do ta pësoj. Kam parandjenja të hidhura.

– Të gjitha këto janë marrëzira! Me durim kalohen që të gjitha vështirësitë.

– Po dorën e Zotit që godit, atë s'e ndal dot asgjë.

Anuli nuk diti ç't'i përgjigjej; uli kokën, duke respektuar dhembjen e shokut të vet.

Kur e pa disi më të qetë, i tha:

– Dëgjo: unë duhet të hidhem gjer në shtëpinë tënde që të lajmëroj tët ëmë dhe, nga ana tjetër, të marr vesh se ç'flitet në qytet. Do të kthehem sonte dhe pastaj shohim e bëjmë sipas lajmeve që do të kem marrë.

– Mirë, – iu përgjigj Aradi, pa e kuptuar fare se ç'po i thoshte shoku i vet, sepse kaq thellë ishte kredhur në humnerën e dhembjes së tij, saqë ishte i pavetëdijshëm për gjithçka flitej ose bëhej rreth e përqark. Anuli i shtrëngoi dorën dhe doli. Udhës takoi shumë tregtarë të vegjël që venin në punët e tyre dhe që bisedonin për dyluftimin e Aradit dhe për gjendjen e rëndë të të plagosurit. Por, pa ua vënë veshin fare komenteve që po bënin ata, ai

vazhdoi udhën pa pyetur njeri dhe shkoi me vrap në shtëpi të vet për të parë të shoqen, nga e cila ishte larguar të djeshmen, pa i thënë asgjë. E gjeti të përlotur, të pikëlluar dhe shumë të mërzitur; ai bëri çmos që ta ngushëllonte, gjë që nuk qe e vështirë. Disa fjalë të ëmbla plot dashuri dhe një e puthur ia kthyen shumë shpejt buzëqeshjen gruas së re, që iu çel e i ndriti fytyra sakaq: përkëdheljet e të shoqit qenë për të si rrezet e diellit për lulen.

— Ti e di, e dashura ime, — i tha Anuli, kur e pa më të qetë, — ti e di se Aradi ka pasur një dyluftim; duhet, pra, të shkoj që t'i ndodhem pranë, sepse mund të ketë nevojë për mua. Mos u shqetëso për mungesën time; po të premtoj se do të kthehem sa më parë që të më jetë e mundur.

Gruaja e re uli kokën përpara vullnetit të të shoqit dhe nuk tha asnjë fjalë. Vetëm se fshiu tinëz një pikë loti që i dridhej mu si një pikë vese mbi qerpikë.

Anuli kaloi nëpër kopsht dhe vajti te Vlashajt. E gjeti Mhillin të rrethuar nga miqtë, nga trimat dhe nga njerëzit e tij në dhomën e madhe.

— A e ke parë Aradin? — e pyeti Anulin sapo ia zuri syri te dera më të hyrë.

— Është në vend të sigurt dhe shëndoshë e mirë.

— Epo mirë; shko e ia thuaj s'ëmës.

Anuli u bind.

Dila e Vlashajve ishte vetëm në dhomën e saj. Po qante.

Posa e pa Anulin, i doli përpara dhe, me zemër të dridhur, i bëri shumë pyetje për të birin. Anuli përdori tërë gojëtarinë e vet për ta siguruar plotësisht.

— Ti nuk do ta braktisësh, Anul? Po ma jep fjalën, apo jo? — ia bëri nëna e gjorë, duke e shoqëruar pyetjen e saj me një nga ato vështrime që shprehin lutjen më të zjarrtë.

— Kurrë, zonjë, kurrë! — iu përgjigj Anuli, duke vënë dorën e djathtë në zemër. — Sonte do të vete ta kaloj natën pranë tij dhe kam shpresë se, brenda pak ditësh,

Mhilli i Vlashajve, me ndikimin dhe zotësinë e tij, do të gjejë mënyrë ta rregullojë këtë punë, e cila, fundi i fundit, nuk është as shumë e rëndë dhe as e jashtëzakonshme.

– Dashtë Zoti! – ia priti Dila dhe, duke thënë kështu, i drejtoi me mend një lutje të zjarrtë qiellit për t'i lypur bekimin për birin e saj.

Anuli po bëhej gati të përshëndetej me Dilën e të largohej, kur i shoqi hyri në dhomë.

– Dilë, – tha ai, – pasha çoi e më thirri. S'kam asnjë dyshim se është fjala për dyluftimin e Aradit. Ki kurajë, bëhu trime dhe, cilido që të jetë përfundimi i takimit tim me kryeqeveritarin, mos e lësho veten. Mos ki frikë dhe, sidomos, nuk duhet të harrosh se çdo gjë që do të bëj, do të jetë në interes dhe për të mirën e djalit tonë. Më kupton?

Dila e vështroi e lemerisur. U përpoq të lexonte në fytyrën e të shoqit domethënien e frazës së fundit që ai kishte shqiptuar, por nuk kuptoi dot asgjë.

– Unë i shtrohem fatit, zotëri, – u përgjigj ajo. – Të gjitha do t'i pranoj, për asgjë nuk do të qahem, vetëm që të më kthehet biri ynë.

– Mos ki keq, se të gjitha do të rregullohen.

Dhe doli nga shtëpia, i pasuar nga njerëzit e tij dhe nga Anuli, që kishte dashur ta përcillte gjer te pallati i kryeqeveritarit.

Me t'u nisur ai, Dila, e dërrmuar nga dhembja dhe ca më shumë akoma nga përpjekjet që kishte bërë për ta përmbajtur veten në sytë e të shoqit, ra e alivanosur në krahët e Mrikës.

Kur erdhi në vete, midis grave të saj ajo pa Davën, vejushën trime të Jak Kolës nga Shllaku, e cila dy muaj më parë i ishte lutur ta pranonte në shtëpi dhe i kishte lypur mbrojtjen dhe përkrahjen e saj.

– Guxim, zonjë, – tha me druajtje malësorja. – Guxim, se nuk do të ndodhë asgjë e keqe.

– Oh, sa fatzezë që jam! – vajtoi Dila duke psherëtirë.

— Mos e thoni këtë, zonjë, — ia ktheu Dava. — Fatzezë? Jo, kurrë. Zoti ju ka falur çdo gjë që mund të dëshirojë një grua, pasuri, madhështi, një burrë zotëri të madh e të nderuar dhe një bir për të cilin çdo malësore do të krenohej po të ishte nëna e tij.

— Po, i kam të gjitha këto, është e vërtetë! Por ja se si po dridhem për jetën e tim biri dhe për atë të zotërisë tim. Jam shumë fatkeqe, po ashtu si ti para dy muajsh.

— Nuk keni të drejtë, zonjë, të flisni kështu. Në malet tona çdo nënë do të ishte e lumtur dhe krenare kur do të mësonte se i biri e ka shtrirë përdhe armikun e vet. E ju, zonjë, ju po ankoheni? Nuk është mirë! Më falni që po jua them... Është e vërtetë që Sulejman Cafi nuk ka vdekur, — shtoi ajo me keqardhje e me një psherëtimë.

— Po ç'do t'i ndodhë Aradit tim? Si do t'i vejë filli, vallë? Unë s'kam djalë tjetër, — ia ktheu Dila, e përlotur, duke e shikuar Davën drejt në sy, sikur të kishte dashur t'i shkëpuste një përgjigje profetike, që do të kishte mundur ta qetësonte.

— Djalit tuaj? Por ai nuk është, me sa di unë, në duart e pashës, kështu që s'keni pse të trembeni... Jam e sigurt se ai është në një shtëpi mikpritëse, larg çdo rreziku. Do të desha me gjithë zemër që edhe imi të gjendej në të tilla kushte. Do të isha shumë e lumtur! Por ai është ende shumë i ri, vogëlushi i gjorë!...

— Ju, gratë e malësisë, ju jeni të forta, trimëresha, guximtare, kurse ne, krijesa të mjera të qytetit, ne jemi mjaft të dobëta...

— Por, fundi i fundit, ju s'keni si të mos e pranoni, zonjë, se burrat duhet të jenë burra. Zoti i ka krijuar që të mund të përdorin armët, të mbrojnë familjen dhe pasurinë e tyre, të hakmerren kundër armiqve dhe të vdesin si trima. Dashuria e nënës duhet të jetë nxitje për t'i shtyrë në udhën e nderit e të zulmës e jo pengesë për trimërinë e tyre. Vetëm vajzat i rritim butësisht, dhe prapë gabim e kemi edhe këtu.

– Ke të drejtë, oj Davë, por unë e kam zemrën të plagosur. Ah! Sa keq më vjen që s'mund të jem trime dhe e fortë si ti!

Fjalët burrërore të malësores ngjallën më në fund guximin dhe shpresën në shpirtin e Dilës. Fshiu lotët e, duke i zgjatur dorën Davës, i tha:

– Do të përpiqem të marr shembull nga ti.

Dava e mori atë dorë aq të bardhë e të brishtë dhe e vuri në ballë, pasi e puthi.

– Unë jam juaja me të gjithë të mitë, – tha ajo, shumë krenare që kishte mundur t'i jepte një pjesë të guximit të saj zonjës së qytetit. – Im vëlla, Gjeloshi, është poshtë në oborr. Do ta paguajmë me gjakun tonë mirënjohjen që ju kemi borxh juve dhe shtëpisë suaj.

– Të falem nderit, – iu përgjigj Dila. Dhe doli nga dhoma, e pasuar nga gratë e veta dhe nga Dava, që të vente të pushonte në hijen e drurëve të kopshtit të vet.

# XXVII

Osman pasha, kryeqeveritari i Shkodrës, ishte ulur këmbëkryq në një divan të gjatë të mbuluar me cohë të kuqe të qëndisur me ar.

Në një divan tjetër, më të ngushtë, të mbuluar me stof të gjelbër, rrinin galiç kadiu, gjykatësi fetar, myftiu dhe dy burra nga paria myslimane e vendit. Sapo kishin mbaruar së piri kafen që pashai ua kishte nxjerrë në filxhanë të vegjël me zarfe, që vetëtinin nga diamantet.

Tymi që dilte nga çibukët e tyre të gjatë ngrihej në zbrazëtirën e dhomës në formë resh të lehta me shkëlqime ngjyrë hiri.

Andej nga fundi i së ndarës, qëndronin më këmbë tre a katër shërbëtorë, kokulur e me duart të kryqëzuara në kraharor, me qëndrimin e skllevërve që përgjojnë vështrimin e të zotit që të vërsulen mbi një viktimë të çfarëdoshme, tamam ashtu si një zogori qensh që presin shenjën e gjahtarit për t'u hedhur mbi drerin e plagosur. Dhe, megjithëkëtë, ata njerëz besonin se të gjithë njerëzit lindin në të njëjtën mënyrë dhe se të gjithë duhet të vdesin një ditë. Përse, pra, ndonëse besonin kështu, një palë urdhëronin, kurse të tjerët bindeshin? Përse njëri prej tyre ishte i madh, i fuqishëm, i lumtur, kurse të tjerët, të mjerë, qyqarë e burracakë? Përse?...

Te ne, në Turqi, nuk kërkojnë të dinë përsenë e gjërave, por i shtrohen fatit, pa marrë mundimin të mendojnë a është sipas natyrës që një palë të kenë të drejtë t'i shtypin të tjerët. Të shtypur e shtypës besojnë se kanë lindur për të qenë ata që janë e ashtu si janë e prandaj ka shumë pak aspirata fisnike, nuk ka rrahje zemre bujare dhe pothuajse aspak patriotizëm të vërtetë; të gjitha këto s'marrin dot frymë e mbyten nën shtypjen e këtij ligji, që u urdhëron të dobëtve ta lënë veten të merren nëpër këmbë nga të fuqishmit.

Ky ligj ishte i përgjithshëm, i paparashikueshëm dhe zbatohej mbi të gjithë pa përjashtim. Sepse, ashtu si pashallarët ishin zotërinj krenarë mbi vartësit e tyre, mbi gjithë ata që kishin nën qeverisjen e vet dhe mbi skllevërit që i rrethonin, ashtu edhe ata vetë bëheshin skllevër të vezirit të madh; të mëdhenj e të vegjël, pa dallim, duhej të përuleshin para tij dhe të fërkonin ballin në pluhurin fisnik të këmbëve të tij.

Po veziri i madh?... Edhe ai vetë i nënshtrohej ligjit të përgjithshëm. Ai është skllavi i sulltanit, as më shumë e as më pak se bariu më i humbur i Azisë. Sepse sulltani është themeli dhe kulmi i ndërtesës. Ai është gjithçka. Ai është hija e zotit mbi tokë, ai është dielli që ndriçon, zjarri që ngroh, burimi i pashtershëm ku shuajnë etjen të tridhjetë milionë shtetasit e tij, jetën, pasurinë dhe nderin e të cilëve ia ka lënë në dorë vetë perëndia. Si lum ato kohë që kanë pasur sulltanë të mirë! E, sidomos, si lum koha jonë, edhe më shumë akoma, që po sheh në fronin otoman një sulltan të mirë, të urtë e fisnik si lartmadhëria e tij sulltan Abdyl Hamidin, ngadhënjimtarin, i cili i ka vënë kufi fuqisë së pashallarëve të tij, u ka vënë fre tekave të të mëdhenjve dhe ka shpallur ligje që u sigurojnë të gjithëve të drejtat e tyre!

— Kauri që shkëlqesia juaj e ka thirrur është aty jashtë. Po pret lejen që të përulet në këmbët e shkëlqesisë suaj, — tha një shërbëtor duke u përkulur përpara Osman pashës.

— Le të hyjë, — u përgjigj pashai.

E futën brenda në dhomë Mhillin e Vlashajve; Anuli dhe dy trimat mbetën jashtë, në paradhomë.

— Ku është yt bir? — pyeti pashai me zë të egër.

— Nuk e di, shkëlqesë.

— Dua të më dorëzosh tët bir; ai ka plagosur një mysliman dhe duhet të dënohet.

— Shkëlqesa juaj e ka dorën mjaft të gjatë dhe mund ta kapë ku të jetë.

— Ti, ti vetë duhet t'ia dorëzosh pushtetit. More vesh? Në qoftë se ai nuk është në shtëpinë tënde, ti duhet ta dish ku është fshehur.

— Atij kauri i do prerë koka, — i tha në vesh myftiut njëri nga burrat e parisë shqiptare të vendit, me zë mjaft të lartë, që ta dëgjonte Mhilli.

— I do prerë, vërtet... por!... — iu përgjigj myftiu duke bërë një ngërdheshje që donte të thoshte: «Po të varej nga unë, do t'ia kisha prerë kokën qëkur!»

— E pra! Ç'pret akoma? Përse e zgjat? — vazhdoi pashai, duke e ngritur zërin.

— Unë ju përgjigja shkëlqesës suaj. Im bir nuk është në shtëpinë time, por, edhe sikur të ishte, nuk do të isha unë që do ta dorëzoja...

— Ah! Kështu qenka puna! Kryelartësi, fodullëk! Mendjemadhësi shqiptare! — shfryu pashai, flakë i kuq nga zemërimi. — Mirë, pra! Roja, futeni këtë njeri në burg.

Rojat u vërvitën mbi Mhillin dhe e kapën.

— Kjo është e padrejtë, shkëlqesë, është kundër ligjit, kundër vullnetit të sulltanit, kjo që po urdhëroni.

— Ligji? Unë jam ligji. Sulltani? Unë jam përfaqësuesi i tij këtu! Hiqeni shpejt që këtej! — thirri pashai si i tërbuar. — Në burg, rebelin!...

Dhe rojat, që nuk kishin nevojë t'ua përsëritnin dy herë një urdhër për t'iu bindur, e tërhoqën Mhillin e Vlashajve jashtë sallës së pritjeve dhe e hodhën në një birucë midis kaçakëve dhe hajdutëve.

Anuli dhe dy trimat që e kishin përcjellë, deshën

të vërviteshin mbi rojat, për t'ua shkëputur prenë nga duart, mirëpo Mhilli, që e vuri re atë që donin të bënin, u dha shenjë të mos luanin nga vendi dhe ata u përmbajtën.

Kur zbritën shkallët, panë se oborri ishte plot me ushtarë e me roja dhe e kuptuan sakaq se çdo orvatje për ta çliruar Mhillin do të kishte qenë jo vetëm e kotë, por do të kishte edhe pasoja shumë të rënda. Prandaj, kundër vullnetit të tyre, iu nënshtruan nevojës dhe i vajtën pas Mhillit gjer në burg.

Ndërsa po e çonin në burg, pashai i kishte pyetur këshilltarët e vet nëse ishin të kënaqur nga ky akt drejtësie.

– Mrekulli! Vetë perëndia ju ka frymëzuar kështu! – i ishin përgjigjur kadiu dhe myftiu.

Pas disa çastesh heshtjeje, më i riu ndër këshilltarët mori guximin të thoshte këtë mendim:

– A nuk duhet t'ia djegim edhe shtëpinë?

– Dhe t'i merret tërë pasuria? – shtoi ai më i vjetri ndër këshilltarët.

– Për këto do të mendojmë nesër. Për sot mjafton kaq sa bëmë, – përfundoi Osman pasha, me një ton serioz dhe të rëndë, që nuk lejonte të bëhej më asnjë vërejtje.

Dhe me këto fjalë ai i dha fund mbledhjes.

Anëtarët e këtij gjyqi të famshëm u ngritën të shkonin, të kënaqur që e kishin zbatuar drejtësinë ashtu si duhej.

Drejtësi!

Ligje!

A ka ligje në Turqi? Po. Një palë janë të shkruara në faqet e shenjta të Kuranit, të tjerat i shpall sulltani.

Ato të kategorisë së parë, që nuk pranojnë dëshminë e një të krishteri kundër një myslimani, zbatoheshin me përpikëri e me ndërgjegje nga gjykatësit që i studionin me kujdes. E drejta e përgjithshme ishte rregulluar, sipas tyre. Ato ishin, ndofta, të pamjaftueshme, meqë ishin hartuar për të udhëhequr një shoqëri primi-

tive që nuk kishte kurrfarë marrëdhënieje me të huajt, shoqëri kjo që nuk kishte as tregti, as industri, as arte dhe as shkenca. Ato ligje nuk parashikonin nevojat e ardhme që qytetërimi dhe koha do të krijonin për popujt; nga vetë karakteri i tyre hyjnor, ato ishin të pandryshueshme, domethënë s'kishin asnjë mundësi të ndreqeshin e të përmirësoheshin.

Me gjithë mungesat e boshllëqet e shumta që kishin, këto ligje të zbatuara nga gjykatës që respektonin dhe adhuronin me një besim të patundur burimin nga i cili ato dilnin, mjaftonin për ndarjen e drejtësisë së asaj kohe dhe, me përjashtim të padrejtësisë dhe poshtërimit që u bënin të krishterëve, në përgjithësi ato siguronin të drejtën e secilit kur ishte fjala sidomos për çështje e gjyqe midis njerëzve të së njëjtës fé.

Në proceset gjyqësore të përziera puna qëndronte pak ndryshe; të krishterët nuk arrinin, ndoshta, të merrnin të drejtën e tyre; dënimi i tyre rridhte shpesh nga vetë ligji që përjashtonte dëshminë e të krishterëve kundër myslimanëve. Dhe dëshmia ishte e vetmja provë e pranuar. Që këtej rridhte ajo vijë demarkacioni shumë e hapur, e thellë si ndonjë humnerë, që i ka ndarë bijtë e një atdheu, që ka penguar çdo solidarësi, çdo afrim, çdo shkrirje, dhe që ka bërë të qëndrojë gjer në ditët tona urrejtja nga njëra anë dhe përbuzja nga ana tjetër, marrëdhënie midis ngadhënjimtarëve dhe të mundurve.

Ligjet e kategorisë së dytë, të shpallura nga sulltani, nuk quhen si të ardhura nga perëndia, sikundër janë ato të kuranit. Këto janë, si të themi, të nxjerra nga nevoja, nën ndikimin dhe shtytjen e shpirtit të shekullit dhe të qytetërimit evropian. Ato janë të pasigurta, të dyshimta për ndërgjegjet myslimane dhe shkelja e tyre nuk quhet aspak si një mëkat.

Por le të kthehemi në tregimin tonë.

Para se të mbyllej porta e burgut pas Mhillit të Vlashajve, ai kishte pasur kohë t'i pëshpëriste disa fjalë në vesh Anulit, i cili i ishte përgjigjur vetëm me

një shenjë gati të padukshme të kokës dhe ishte kthyer menjëherë për t'u bashkuar me ata dy trimat, që kishin ndenjur mënjanë.

— Ti do të rrish këtu nën urdhrat e zotërisë tënd, — i tha njërit. Tjetrit i bëri me shenjë t'i vente pas.

Kaloi nëpër oborrin që ishte ende plot me ushtarë e kureshtarë, që kishin ardhur me vrap të shihnin se ç'po ndodhte, dhe arriti në pazar pa kurrfarë aksidenti.

Arrestimi i Mhillit të Vlashajve bëri bujë. Lajmi ishte përhapur me një shpejtësi të pabesueshme, ashtu si përhapen në përgjithësi e marrin dhenë lajmet e këqija, pa qenë e mundur të dihet me saktësi se cilët janë ata lajmëtarë misteriozë që i çojnë në të katër anët, duke kaluar largësira shumë të mëdha. Prandaj në pazar dhe në qytet nuk bëhej fjalë për gjë tjetër, veçse për këtë ngjarje të jashtëzakonshme, që s'kishte ndodhur kurrë më parë dhe komentet s'kishin të sosur nga të gjitha anët. Myslimanët ishin kënaqur pa masë e mend fluturonin nga gëzimi që pashai po e dënonte një të krishterë me një rreptësi të tillë të jashtëzakonshme, ndërsa të krishterët e ndienin veten të fyer e të poshtëruar, të prekur në sedër, të zemëruar keq nga kjo padrejtësi revoltuese, që pushteti po ia bënte njërit prej njerëzve të parisë së tyre.

Anuli kaloi nëpër pazar për të vajtur te Dila e Vlashajve, e cila, e pushtuar nga një ankth i llahtarshëm, po priste pa durim lajmet për të shoqin.

Në oborr ishin mbledhur shumë burra e gra, që bisedonin për arrestimin e të zotit të shtëpisë.

Sapo hyri Anuli, nja njëzet veta përnjëherësh e pyetën për fatin e Mhillit. Ai iu përgjigj sakaq:

— Nuk është asgjë!

Dhe, pa e zgjatur më tutje, shkoi te Dila.

Kur e pa, ajo u ngrit, u sul tek ai dhe e pyeti gjithë ankth:

— Im shoq?...

— E arrestuan me urdhër të pashës.

— E arrestuan? Atë të arrestojnë?...

— Po, por nuk është gjë.

Tiparet e fytyrës së ëmbël e të pikëlluar të Dilës u mblodhën befas dhe morën një shprehje të rëndë e krenare; ajo u shndërrua plotësisht. Nuk ishte më ajo gruaja e dobët, e druajtur, e dërrmuar nga dhembja e që u nënshtrohet të gjitha vuajtjeve të jetës; sytë që i shkreptinin, vetullat e ngërthyera, flegrat e fryra e të zgjeruara, goja gjysmë e hapur, frymëmarrja e shpejtë dhe e prerë, çdo gjë tek ajo zbulonte tërbimin, zemëratën, urrejtjen, etjen për hakmarrje. Ajo kishte një mendim të lartë për të shoqin dhe respekti i saj për të i afrohej asaj ndjenjës së nderimit të thellë që na frymëzon një varr ku prehen eshtrat e një njeriu të madh që i ka shërbyer atdheut, apo që e ka çliruar atë nga shtypja, si Garibaldi.

Prandaj arrestimi i të shoqit e kishte lënduar për vdekje krenarinë e saj si bashkëshorte, nënë e grua shqiptare.

— I poshtri! — thirri ajo plot maraz. — Ka arrestuar Mhillin e Vlashajve, sepse i biri ka plagosur një mysliman, kurse kushedi sa myslimanë plagosin e vrasin të krishterë, dhe pushteti as që merr ndonjë masë e as që bëhet merak fare!

— Qetësohuni, zonjë, — tha Anuli. — Ju e dini fort mirë se pashallarët bëjnë shumë zhurmë në fillim, por më në fund, gati gjithmonë, tërhiqen e lëshojnë pe; punët do të rregullohen, mos kini keq!

— Po, po! Por të arrestohet Mhilli i Vlashajve! Kjo i kalon kufijtë! Sepse të parët e tij kanë vdekur të gjithë në fushën e betejës në shërbim të sulltanit për të mbrojtur të drejtat e Perandorisë Otomane nga cenimi i të huajve, pa edhe ai vetë ka luftuar kundër grekëve dhe malazezve edhe për t'i shërbyer qeverisë! Dhe tani, ja shpërblimi që po merr për të gjitha ato që ka bërë! Ja kujdesi, sajdia dhe nderimi që po tregojnë për një njeri që ka qenë gjithnjë shembull i gjallë i besnikërisë dhe i nderit! Mirë, pra! Ndonëse jam grua, po e shoh, po e ndiej se duhet hequr dorë nga tra-

ditat tona të lashta. Përbuzjes që tregojnë për ne, duhet t'i përgjigjemi me urrejtjen; padrejtësisë, me dinakërinë; pabesisë, me qëndresën! Ja se si...

— Mos e thoni këtë, zonjë, — ia preu fjalën Anuli, — mos e thoni këtë. Dhembja po jua merr mendjen dhe jua nxit për së tepërmi ndjenjat tuaja si bashkëshorte e si nënë. Vetë ju keni predikuar gjithnjë besnikërinë dhe flijimin ndaj detyrës. Besnikëria ka qenë dhe do të jetë gjithmonë parimi kryesor i çdo shqiptari të vërtetë...

Anuli do të vazhdonte akoma, po Dila ia preu fjalën.

— Shko, — i tha ajo, — shko te Gjon Markita dhe thuaji Aradit të mos luajë nga vendi. Gjithë të tjerat i marr unë përsipër.

— Pikërisht këtë më ngarkoi të bëj burri juaj. Po pres të perëndojë dielli që ta kryej këtë detyrë.

Pastaj, si u mendua për disa çaste:

— E ç'mendoni të bëni, zonjë, në rast se punët nuk do të rregulloheshin? — pyeti ai me zë të ulët.

— Do të bëj detyrën time... Në është e shkruar që im shoq të vdesë, unë do të shpëtoj, së paku, nderin e emrit të tij. Ti do të kujdesesh për Aradin: të jetë në një vend të sigurt dhe të ruhet nga tradhtarët.

Dhe zbriti në oborrin e madh ku ishin mbledhur me armë në dorë shërbëtorët, të afërmit dhe një mori miqsh e dashamirësh të Mhillit.

Dhe iu drejtua atyre, Dila u tha me zë të lartë e të vendosur:

— Im shoq është arrestuar padrejtësisht nga Osman pasha. Djali im i vetëm është vënë jashtë ligjit sepse ka plagosur një mysliman. Ndoshta do të bëjnë kërdinë kundër meje dhe kundër asaj shtëpie mikpritëse. Qysh prej disa kohe, pashallarët nuk çajnë më kokën për drejtësinë, as për ligjet e vendit dhe duan të na japin të kuptojmë se barazia, që mbretëronte në kohët e pashallarëve tanë shqiptarë midis myslimanëve dhe të krishterëve, nuk ekziston më qysh prej ditës që krye-

qeveritarët tanë vijnë nga Stambolli. Tani, më shumë se kujtdo tjetër, ju takon juve të mendoheni thellë për këtë, juve që jeni burra dhe që mbani armët në brez. Unë për veten time, grua e dobët, e druajtur, e mposhtur nga vuajtja, kam vendosur të mos e braktis këtë shtëpi. Në qoftë se pashai dërgon njerëz për t'i vënë zjarrin, unë do të qëndroj gjer në çastin e fundit, do të digjem bashkë me të, dhe të varrosem nën gërmadhat e saj. Ata që e ndiejnë veten se e kanë forcën shpirtërore dhe guximin që të ndajnë fatin tim, le të qëndrojnë; të tjerët mund të largohen.

Duke thënë këto fjalë, Dila e Vlashajve dukej si një amazonë krenare që përgatitej për luftë.

Kurrë nuk e kishin parë kaq të lartë shpirtërisht, kaq madhështore, sypatrembur, plot guxim e besnikëri, të gatshme për sakrificën më të madhe.

Dava, e veja sokoleshë e Jak Kolës, u entuziazmua nga këto fjalë. Iu afrua Dilës, vuri njërin gju në tokë dhe i puthi dorën duke i thënë:

– Po e shoh se ju jeni edhe më fisnike sesa bijat e malësisë, dhe ne do të vdesim të gjithë me ju!

– Po, do të vdesim të gjithë nën gërmadhat e shtëpisë së Vlashajve, – thirrën fort burrat, duke vringëlluar pushkët e tyre të gjata.

– Edhe ne! – përsëritën gratë.

Anuli kishte mbetur i mahnitur; nuk mund t'u besonte syve të vet. Nuk ia merrte mendja kurrë se Dila do të ishte e zonja për një vendim aq energjik, aq të rrezikshëm. Prandaj i dukej vetja shumë i vogël përpara madhështisë shpirtërore të kësaj gruaje, që e kishte dashur si nënën e vet, por që e kishte quajtur gjithmonë si një krijesë të dobët, të druajtur e pa energji.

Dhe, pa pritur që të ngrysej e të errej, pa i thënë gjë asnjeriu, u zhduk pa u vënë re dhe vajti t'i çonte Aradit porosinë për të cilën e kishte ngarkuar Mhilli i Vlashajve, në çastin kur portat e burgut po mbylleshin pas tij.

## XXIX

— Do të vete t'i dorëzohem pashës, — i thoshte Aradi Anulit, i cili i kishte treguar se si qëndronte puna. — Po, do të dorëzohem dhe të gjitha do të marrin fund.

— Kjo do të ishte një marrëzi edhe më e madhe, sepse, duke u dorëzuar, në kundërshtim me urdhrin e prerë të tyt eti, ti nuk do ta përmirësoje aspak pozitën tënde, përkundrazi, do ta keqësoje, kjo s'do mend, pa le pastaj që, me këtë hap, do të merrje më qafë tët ëmë.

— Mirëpo, ta di se im atë është në burg, në vendin tim, e të mos bëj asgjë për ta shpëtuar, do të ishte ky një turp e një poshtërsi, që do të më njolloste e do të më rëndonte në shpirt në jetë të jetëve. Po të mund të pranoja një gjë të tillë, do të isha...

— Turp dhe poshtërsi, jo! — nxitoi të thoshte Anuli. — Kur jeton njeriu nën regjimin e një pashai si Osmani, mund të shohë gjëra edhe më të jashtëzakonshme. Yt atë do të gjejë një mënyrë që ta hedhë lumin e të shpëtojë mirë e bukur.

— Po, mund të mendosh çfarë të duash, por unë s'mund ta duroj kurrsesi këtë gjendje që vetë të jem i lirë dhe në siguri të plotë, ndërsa im atë të heqë e të

rënkojë në një birucë për shkakun tim. Vërtet, Anul, ti nuk mund të ma këshillosh një poshtërsi të tillë!

Pastaj, befas, kujtimi i Bardhës, shpresat e zhgënjyera, ëndrrat e tij të bukura për gëzim e lumturi, të gjitha këto parafytyrime të ëmbla erdhën e ranë mbi të si një ortek me atë forcë që të dërrmon shpirtin e trupin njëherësh. Ngjarjet që kishin ardhur njëra pas tjetrës, valë-valë, e kishin shastisur e trullosur aq shumë, saqë e ndiente veten më fatkeq se kurrë ndonjëherë tjetër. I ishte mbushur mendja top se asgjë nuk do ta pengonte të linte qytetin e të hidhej në malësi për të fluturuar pranë së dashurës së vet, të thithte ajrin plot aroma kundërmuese që thithte ajo, të dëgjonte tingullin e zërit të saj të ëmbël e të bukur, t'i çelej zemra nga nënqeshjet plot dhembshuri që dilnin nga buzët e saj të trëndafilta e që ishin po aq të bukura, po aq të pastra, sa edhe buzëqeshja plot shkëlqim e natyrës kur përshëndet kthimin e pranverës!...

Nga tërë kjo fantazmagori nuk mbetej më asgjë paskëtaj; vala e kobshme e fatkeqësisë i kishte fshirë të gjitha!...

Meqë i ati ishte arrestuar, Aradi nuk mund të bënte asnjë orvatje që të largohej nga Shkodra; fati e kishte mbërthyer aty. Ai ia kishte treguar parajsën të hapur, i kishte ndezur në zemër flakën ngadhënjyese të dëshirës, e kishte shpënë gjer në zgrip të atij burimi që quhet lumturi, por nuk i kishte lejuar të njomte buzët, kufiri fatal ishte bërë i pakapërcyeshëm!

Një re e zezë i zuri sytë, dhe nuk pa më asgjë, asgjë përveç dorës së tmerrshme të fatit që e godiste mu në zemër.

— Do të shkoj te nëna ime, — thirri duke u vërsulur të dilte nga shtëpia, — do të shkoj!... Të paktën, do të vdes pranë saj.

Gjon Markita dhe Anuli, që nuk mundën ta mbanin, i shkuan pas gjer në shtëpinë e tij.

Për fat të mirë, arritën pa hasur udhës në ndonjë takim të keq.

Kur e pa, Dila u drodh. U drodh nga frika tek mendonte se i biri e kishte vënë kokën në rrezik duke kaluar nëpër qytet. E përqafoi dhe e puthi, pa ditur se ç'po bënte.

— Përse ta vësh jetën në rrezik? — e pyeti ajo më në fund. — A nuk jam mjaft fatkeqe edhe kështu?

— Vendosa, nënë, — iu përgjigj Aradi me zë të hidhur e zemërlëshuar. — Meqë unë jam shkaku i tërë këtij hidhërimi, dua t'i ndaj rreziqet me ty... erdha këtu dhe nuk do të ngurroj t'i dorëzohem pashës...

— Pusho, — tha Dila, duke i vënë dorën në gojë të birit. — T'i dorëzohesh pashës! Po ai do të ta merrte shpirtin me dajak!

Dajaku ishte ndëshkimi i rëndomtë që u jepej fajtorëve para shpërblesës, kur nuk dënoheshin me vdekje. Ideja se do t'i shtrohej një ndëshkimi kaq poshtërues fiku në zemrën e Aradit vendimin që mendonte të merrte që të flijohej për të atin. Uli kokën duke psherëtirë dhe nuk tha më asnjë fjalë.

Dielli tanimë kishte perënduar dhe nata kishte shpalosur velin e saj të zi mbi tokë.

Gjeloshi, vëllai i Davës, dhe dy malësorë kishin zënë vend prapa portës së jashtme, sepse e motra i kishte thënë:

— Mos harro se nuk duhet ta kalojë kush pragun e kësaj porte, përveç se duke shkelur mbi kufomën tënde.

— Dhe mbi kufomat e shokëve të mi, — i ishte përgjigjur Gjeloshi.

— Edhe mbi kufomën time! — thirri portieri, i fyer që malësori e kishte harruar.

Tre shërbëtorë ruanin deriçkën e murit të kopshtit. Miqtë dhe shërbëtorët e tjerë të shtëpisë qëndronin në oborr, të gatshëm që të vërsuleshin në shenjën më të vogël të rrezikut. Shtëpia i shëmbëllente një fortese të kërcënuar nga armiku, fortesë që pronari i saj kishte vendosur ta mbronte gjer në vdekje.

— Meqë biri juaj nuk deshi të rrinte tek unë, — tha Gjon Markita duke iu afruar Dilës plot nderim, — do

të rri unë këtu. Kështu, ju do të keni një pushkë më shumë për t'ju mbrojtur.

– Të falem nderit, – iu përgjigj Dila. – Gjithmonë qofsh me nder! Ti rrjedh nga një derë trimash dhe vdekja e vëllezërve të tu është një lavdi për shtëpinë tënde e njëherësh një fatkeqësi për të krishterët.

Gjoni uli kokën trishtueshëm.

Iu kujtua se të tre vëllezërit i ishin vrarë në të njëjtën ditë nga disa myslimanë të qytetit, me të cilët kishin pasur një zënkë për një grua të krishterë, që këta të fundit e kishin fyer.

– Ata u vranë, – tha Gjoni, duke fshirë me kurrizin e dorës një pikë loti që i rrodhi nga sytë. – Megjithatë vdiqën si trimat, pa ma lënë trashëgim borxhin e gjakmarrjes; sepse ata vetë vranë tre nga kundërshtarët e tyre. Prandaj unë s'kam se si t'u jap asnjë provë dashurie, s'kam si ta dëshmoj dhembshurinë time për ta. Unë jam i dënuar që t'ua kem zili fatin atyre që nuk janë më të gjallë!

Anuli ishte aty, në këmbë, dhe nuk fliste fare. Po e hante nga brenda një mendim i ngulët dhe dukej si një komplotist apo si një njeri që përgjon armikun si e si të gjejë rastin më të volitshëm për ta vënë poshtë. E kishte harruar edhe gruan e tij të re, së cilës i kishte dhënë fjalën se do të kthehej në shtëpi sa më parë që të ishte e mundur, dhe ajo po e priste, e vrerosur dhe e shqetësuar shumë, pa marrë guximin të bënte as përçapjen më të vogël për ta sjellë në shtëpi.

Aradi, nga ana e tij, ishte i zymtë dhe i heshtur; dukej si një njeri që s'ka më asnjë shpresë, por edhe që s'ka më asnjë frikë; krejt i dëshpëruar, e kishte lënë veten në duart e fatit, me atë nënshtrimin e plotë e të pavetëdijshëm që i ngjan apatisë apo, ndoshta, idiotësisë dhe që i nervozon edhe njerëzit, të cilët natyra i ka pajisur me dhuntitë më të mira. Anuli e këqyrte me sytë herë të mbushur me lot, herë plot shkreptima nga tërbimi; ajo gjendje sfilitjeje në të cilën kishte rënë shoku i tij, i zgjonte në zemër ndjenja dhembshurie e më-

shire. Do të kishte dhënë jetën e tij për ta ngushëlluar, por nuk guxonte as të thoshte e as të bënte gjë, duke e ditur se dhembjet e mëdha nuk ngushëllohen.

Duke sjellë ndër mend fëmijërinë e tyre, dashurinë që kishin për njëri-tjetrin, gëzimet dhe hidhërimet e përbashkëta, duke sjellë ndër mend, me një fjalë gjithë atë të kaluar plot me kujtime të bukura e të qeshura, kur zemrat e tyre rrihnin njësoj, Anuli e qortoi veten që kishte mundur të ishte i lumtur pranë gruas së tij të re, qoftë edhe vetëm për disa çaste, ndërsa Aradit i copëtohej zemra nga dhembja. Solli ndër mend gjithashtu premtimet që i kishte dhënë Bardhës, shpresat që kishte ngjallur në zemrën e shokut me ato premtimet e veta, dhe ndjeu njëfarë brejtjeje të ndërgjegjes.

Unë e nxita që të zihej me Sulejman Cafin, thoshte Anuli me vete. Pikërisht se unë e lashë të lirë të vepronte, pa arritën punët gjer në këtë pikë ku janë sot. Dhe unë, tani, të rri duarkryq e të mos bëj asgjë për të!... për Bardhën!... Ata do të jenë të lumtur, ja ku betohem, ose unë do të vdes!

Dhe iu afrua Aradit, i shtrëngoi dorën e i foli:

– Guxim, o mik, qëndro si burrë dhe mos e lësho veten kurrsesi!... Ti do të jesh i lumtur një ditë e, ndoshta, për së shpejti...

– I lumtur! Unë? Oh, jo, – u përgjigj Aradi. – Më parë po, kam mundur të besoja në lumturinë, po fati ka vendosur ndryshe. Tani nuk shpresoj më asgjë!...

Anuli e mori për dore dhe e tërhoqi me ngadalë në një kënd të oborrit, në atë vendin që i pëlqente më shumë Gjetos së gjorë e që kishte mbetur shkretë qysh prej vdekjes së tij. Aty, pasi u sigurua se ishin vetëm e s'i dëgjonte dot njeri, Anuli i tha:

– Po të betohem për miqësinë që kemi, se Bardha do të jetë gruaja jote.

– Gruaja ime? E si është e mundur kjo? Mos u çmende? – ia ktheu Aradi duke e vështruar me sy të habitur, në të cilët, megjithatë, shkëlqente një rreze shprese.

— Ajo do të jetë gruaja jote, po të them. Ajo do të jetë vejushë...

— Vejushë?

— Ja ku po ta përsërit, ajo do të mbetet vejushë, ose unë nuk do të jem më në këtë botë.

Aradi e kapi më në fund domethënien e këtyre fjalëve dhe harroi hidhërimet e veta, dhembjen e s'ëmës, rrezikun që i kanosej t'et, me një fjalë, i harroi që të gjitha! E çfarë nuk harron njeriu në moshën e Aradit, kur shpresa se do ta ketë në dorë atë që dashuron i shkëlqen para syve. Kështu është gatuar zemra e të rinjve; ajo kalon menjëherë prej gëzimit në dhembje dhe anasjelltas, gjithnjë e gatshme të përkëdhelë ndjenjën e fundit prej së cilës është pushtuar.

— Por kjo është e pamundur! Ti ke gruan, Anul, ti duhet të qëndrosh këtu!

— As gruaja, as shtëpia nuk do të më shohin para se Bardha të jetë e lirë. Jam betuar: nesër do të nisem për Pejë.

Aradi heshti, uli kokën dhe psherëtiu. Mirëpo kësaj here psherëtima e tij nuk qe e dhimbshme. Egoizmi i natyrshëm i njeriut kishte ngadhënjyer; ai e pranonte flijimin e Anulit me shumë mirënjohje, pa dyshim, por gjithashtu pa menduar se kjo ishte një sjellje jo aq fisnike nga ana e tij. I rrëmbyer krejt nga lumturia e vet, nuk mendonte as për rreziqet që i kanoseshin Anulit, as për nusen e tij të gjorë të braktisur, as për aktin e përbindshëm që shoku i tij kishte ndër mend të kryente, as për humnerën e thellë në të cilën Anuli do të hidhej për të. I dehur e plot ngazëllim, u hodh në krahët e shokut të vet duke thënë:

— Le të bëhet si të jetë thënë! Ti përsëri po ma kthen jetën, duke rrezikuar jetën tënde: po pranoj me mirënjohje!...

Çfarë verbimi! Çfarë dehjeje!...

Ishte ora tre e mëngjesit. Befas, dy trokitje, njëra pas tjetrës, jehuan në portën e jashtme.

Gjeloshi dhe të dy shokët e tij rrëmbyen pushkët dhe u ngritën.

– Kush është? – pyeti Gjeloshi me zë të fortë, kumbues e plot kërcënim.

– Jam unë, – iu përgjigj dikush nga jashtë.

– Kush ti? Si e ke emrin? Ç'kërkon në këtë orë?...

– A nuk po ma njeh zërin, o budalla? Hape, pra, sa më shpejt!

– Në këtë orë unë nuk njoh as zëra, as urdhra. Shko në punën tënde, në mos daç të hash ndonjë plumb prej pushkës sime.

– Po ky është zëri i zotërisë, – tha portieri, që sapo u zgjua.

– Zotëria! Po a nuk është në burg ai? – pyeti Gjeloshi.

– Po, në burg ishte, por duket se ka dalë, gjersa na jep urdhër t'i hapim portën.

– Hape, pra, portier!

– Po e hap, zotëri, – iu përgjigj ky i fundit, duke shtyrë llozin e portës që kërcëlliu.

Mhilli i Vlashajve hyri brenda.

Të gjithë u ngritën më këmbë menjëherë dhe oborri buçiti nga thirrje dhe britma gëzimi.

– Oh! Sa gëzim! – thirri Dila duke zbritur me të shpejtë për t'i dalë përpara të shoqit.

– Lavdi zotit! Lavdi Zotit! – tha ajo me afsh. – Ti je i lirë, zotëri, dhe Aradi është këtu. Tani s'kam më pse të trembem.

– Ç'janë gjithë këto përgatitje për mbrojtje? – e pyeti Mhilli të shoqen.

– Druaja se mos na digjnin edhe shtëpinë.

– E pastaj?

– Doja të mbrohesha, zotëri.

– Ajo e kishte vendosur të vdiste nën gërmadhat, – thirri Gjon Markita. – Si lum ato shtëpi që kanë gra të këtilla!

Dila uli sytë poshtë. Në sytë e Mhillit shkreptiu një vetëtimë krenarie dhe dashurie.

— Të falem nderit, o grua, — tha ai, — të falem nderit për guximin tënd! Përpiqu të jesh gjithnjë trime, sepse jeta është një luftë e vazhdueshme. Megjithatë, tani kanë kaluar që të gjitha rreziqet.

— Që të gjitha?

— Rreziqet, po, hidhërimet, jo. Nesër Aradi niset me mua.

Kjo qe për Dilën sikur t'i kishte rënë rrufeja mbi kokë. Aradi u drodh. Anuli hapi sytë i habitur.

— Po, nesër nisemi, — e mori fjalën përsëri Mhilli. — Munda ta shpëtoja Aradin nga ndëshkimi dhe unë u lirova, por me kusht që Aradi të qëndrojë një vit jashtë Shkodrës.

— Atëherë, e paske shpëtuar Aradin për ta nisur syrgjyn! — klithi nëna e gjorë dhe e shtrëngoi fort të birin në kraharor.

— Po, dhe e pagova shumë shtrenjtë! Ky është dënimi për dobësinë tonë, për diskutimet tona dhe sidomos për padijen tonë, që po e paguajmë kaq shtrenjtë, — u përgjigj Mhilli me një ton solemn. — Më hodhën arbitrarisht në burg, dhe unë pësova turpin e të dobëtve. Ndaj të ngrysur, më thirri pashai, i cili caktoi çmimin e lirimit tim. U detyrova të pranoja, dhe s'kemi ç'bisedojmë më për këtë çështje: ajo që u bë, nuk zhbëhet. Nuk duhet të harrojmë se kur një palë ka në dorë çdo gjë, ndërsa pala tjetër nuk ka asgjë, qyqarët që pësojnë turpin e zhveshjes nga çdo e drejtë dhe poshtërimin e një inferioriteti fyes, s'kanë hak të ankohen. Kur njeriu nuk di ta ngrejë zërin me vendosmëri dhe ashtu si duhet për të kërkuar barazinë e të drejtave civile dhe politike, kur njeriu nuk ka guximin që më mirë të vdesë sesa të pranojë përbuzjen... e pra, atëherë, i takon të mbyllë gojën, të hajë frerin me dhëmbë dhe të vuajë në heshtje... Asnjë fjalë më shumë... Nesër çdo gjë të jetë gati për nisjen tonë. A po më dëgjon, Arad?...

Kjo shfryrje e hidhur, e shprehur me një dhembje të thellë që të therte në zemër, u pasua nga një heshtje e zymtë dhe e rëndë, nga një heshtje varri. Të

gjithë ata miq, të gjithë ata shërbëtorë, të cilët disa çaste më parë ishin plot gjallëri dhe entuziazëm, ulën kokën dhe, me sytë të mbërthyer përdhe, nuk guxuan të thoshin asnjë fjalë, nuk guxuan të bënin asnjë lëvizje: dukeshin të gjithë sikur ishin shndërruar në statuja.

Kur Mhilli pushoi së foluri, Aradi, i zbehtë si një kufomë, iu afrua dhe i tha me zë të dridhur, pa guxuar t'i ngrinte sytë të mbushur me lot:

– Ke të drejtë, o atë: meqë nuk mundim ta përmirësojmë gjendjen tonë, duhet që të mësohemi të vuajmë në heshtje. Unë nuk do të ankohem për fatin tim; do t'i përulem këtij fati, pa murmuritur. Vetëm të lutem të më falësh për hidhërimet që të kam shkaktuar.

– O bir! Nuk kam ç'të të fal. Të kanë fyer, dhe ti bëre atë që duhej të bëje: e ndëshkove atë horr. Zoti e ka shkruar në librat e vet të përjetshëm fatin e çdo qenieje të gjallë, dhe dekretet e tij janë të pandryshueshme.

– Po, të pandryshueshme dhe të pashlyeshme, si turpi që mbajnë në ballë të krishterët e Shqipërisë, – thirri Gjon Markita.

– Qetësohu, djalosh, qetësohu. Skllavëria është po aq e turpshme për skllavëruesit sa edhe për të skllavëruarit. Mos murmurit, pra, kundër fatit tonë; fati ynë është ai që është, dhe secili duhet t'i shtrohet duke pritur ditë më të mira.

Ky përfundim i ftohtë, i akullt, si shpirti i atyre që e lënë veten në dorë të fatalitetit, e shtrëngoi djaloshin të heshtte, dhe ai uli kokën pa hapur gojën, sepse zëri i Mhillit nderohej si një orakull. Por, megjithatë, zëri i Mhillit nuk mundi të ndalonte një zë tjetër misterioz, zërin e ndërgjegjes që thoshte: «liria e popujve është një lule që mbin vetvetiu si trumza e malit; për t'u rritur e për të përhapur parfumin e saj, ajo ka nevojë të selitet mirë e të vaditet pareshtur me gjak të pastër e fisnik!»

– Nesër, para se të nisem, do t'ju shoh përsëri që të gjithë, – tha Mhilli, duke u tërhequr.

– Më lejoni t'ju them lamtumirë që sonte. Nesër, ndoshta, nuk do të mund t'ju shoh, – tha Anuli, pasi i puthi dorën Mhillit.

– Ke të drejtë, biri im; vetëm disa ditë ka që je martuar dhe është e udhës që t'i kushtohesh sat shoqeje, – iu përgjigj Mhilli, duke e përqafuar.

Anuli uli kokën.

Pastaj, duke u kthyer nga të tjerët, Mhilli u foli përsëri:

– Natën e mirë, o miq! Shkoni të flini, sepse një pjesë e mirë e natës ka kaluar!...

Të gjithë miqtë e trimat u larguan gjithashtu që të kërkonin në gjumë harrimin e poshtërimit të përbashkët.

– Tani ja ku fluturoi përgjithmonë edhe shpresa ime e fundit, – tha Aradi me lot në sy, duke iu hedhur në krahë Anulit.

– Përkundrazi, ti do të qëndrosh larg Shkodrës pikërisht aq kohë, sa i duhet Bardhës të mbajë zi.

– Ç'më thua kështu? Ti mendon ende...

– Më shumë se kurrë. Nesër do të jem në Temal. Brenda tri ditësh në Pejë. Më vonë do të vij të bashkohem me ty në syrgjynin tënd. Lamtumirë!...

Dhe Anuli u largua, pa pritur përgjigjen e Aradit.

Si ngeli vetëm, Aradi hodhi sytë e soditi për disa çaste hënën, drita e bardhë e së cilës e mbulonte me një tis të tejpashëm heshtjen misterioze të natës.

«Bardhë! Për ty, o engjëllushja ime, po vuaj, për ty po i pranoj të gjitha, të gjitha, gjer dhe flijimin e shokut dhe mikut tim më të mirë!»

Dhe, i mposhtur nga ndjenjat e ndryshme që po bënin luftë ndërmjet tyre në zemrën e tij, u ul përtokë dhe vuri kokën në mermerin e shkallëve.

# XXX

Me pushkën të vënë krahaqafë, Anuli kishte kaluar fill i vetëm nëpër rrugët e qytetit dhe kishte arritur të dilte në fushë, pa hasur asnjë pengesë.

Shkonte po asaj udhe që kishte bërë Bardha disa kohë më parë, kur, për ta shkëputur nga dashuria e Aradit, ai e kishte shtrënguar të largohej nga qyteti e të vente të mbyllej në vetminë e trishtueshme të Temalit.

Ecja e parregullt dhe balli i zymtë dëshmonin për shqetësimin e shpirtit të tij. I kalonin nëpër mend të gjitha ngjarjet e kohës së fundit, që kishin ardhur njëra pas tjetrës me një shpejtësi aq të çuditshme dhe kishin sjellë ndryshime aq të mëdha në jetën e personazheve të ndryshme të tregimit tonë.

Dikur ai kishte përcjellë të kushërirën për ta larguar nga Aradi, ta shpëtonte nga dashuria e tij dhe t'ia kthente të pastër e të papërlyer të shoqit.

Sot, ai po vinte tek ajo i vendosur që t'i këpuste lidhjet që e bashkonin me Lulin dhe ta hidhte, vejushë, në krahët e Aradit.

Çfarë kontradikte! Çfarë anomalie!

Anuli ecte po e pasur mendjen në gjërat që kishte rreth e rrotull. Nuk ishte i vetëdijshëm as për kohën që

kalonte, as për shtegun e thepisur që po ndiqte dhe as për mendimet e veta; bënte përpara si një i përhënur, pa ditur çfarë shihte e çfarë dëgjonte.

Kur arriti pranë Temalit, e la kalin të lirë të hynte në një shteg plot me gurë të vegjël, i cili, ndonëse dukej sikur të çonte në fshat, largohej që andej dhe përfundonte në një kodrinë, ku ngrihej famullia e átë Leonardit.

Ulur në hijen e një lisi, degët e të cilit gati e mbulonin çatinë e banesës së varfër, murgu po lexonte librin e lutjeve fetare dhe mendohej për kotësitë njerëzore. Si ndenjëse, kishte vetëm një kërcu të madh dhe, si shok, një qen të madh stani race të pastër, i cili i ishte ulur te këmbët dhe kohë pas kohe hungëronte. Kur mbaroi lutjen dhe ngriti sytë, prifti u habit tek pa Anulin që vazhdonte udhën, pa vënë re se shtegu mbaronte atje.

— Ah! Qenke ti, Anul? — thirri prifti duke u ngritur më këmbë dhe duke i dalë përpara djaloshit. — Mirë se erdhe, biri im!

Anulit iu bë sikur e shkundi një dorë e padukshme, qëndroi dhe mbeti i habitur si njeriu që zgjohet nga një gjumë i thellë. Nuk po kuptonte si ndodhej në famulli, në vend që të gjendej në Temal, tek e kushërira, të cilën donte ta shihte para se të vente në Pejë.

— Të falem nderit, o atë, — iu përgjigj ai, — po vete në Temal.

— Megjithatë, zbrit njëherë, biri im. Zoti po më dërgon në personin tënd një mysafir dhe një mik. Do të rrish sonte këtu me mua; do të ndash bukën e kripën e një prifti të varfër. Kisha nevojë të shihja ndonjë njeri, për të lehtësuar e për të flladitur zemrën time të mbushur helm e vrer. Nesër do të shkojmë bashkë ta shohim kushërirën tënde të shkretë.

— Po mirë! — tha Anuli duke zbritur nga kali. — Kur qenka kështu puna, po rri.

Një malësor plak doli atëherë nga shtëpia e vogël që ne e quajtëm me emrin ambicioz të famullisë

dhe, pasi mori në dorë frerët e kalit, zuri ta shëtiste nëpër pllajën e vogël që shërbente si oborr i famullisë.

– Do të jesh lodhur, biri im i dashur, – tha átë Leonardi, duke e ftuar Anulin të ulej mbi kërcu pranë tij. – Po të nxjerr një filxhan kafe dhe një gotë raki. Do të të bëjnê mirë.

Anuli e falënderoi murgun dhe pranoi ftesën e tij të përzemërt. Pas disa minutash, një malësor i ri, që kishte mësuar të shërbente në meshë dhe të kryente detyrën e shërbëtorit, solli në një tabaka të drunjtë një filxhan kafe dhe një gotë raki, që Anuli i piu pa qenë i vetëdijshëm, pasi i drejtoi të zotit të shtëpisë, sipas zakonit, urimet më të mira.

Megjithatë balli i Anulit mbetej gjithnjë i zymtë e nuk po çelej aspak. As pritja e përzemërt e átë Leonardit, as kafja, as rakia nuk mundën t'i largonin brengat e zeza që i mbushnin zemrën dhe mendjen. Ati i mirë pandehu se ai ishte lodhur nga udhëtimi dhe, për të mos e shqetësuar, iu duk se do të ishte mirë ta linte disa çaste vetëm. Përveç kësaj, i duhej të shkonte t'u jepte urdhër shërbëtorëve që të përgatitnin darkën.

Kur u kthye, u ul e ndenji pranë Anulit dhe i tha me një zë që përpiqej ta bënte të gëzueshëm:

– Po pa na trego, njëherë, ç'të reja kemi andej nga Shkodra? Duke biseduar, harrohen shumë halle e shumë brenga. Meqë ra fjala, më thuaj, si mori fund ajo çështja e dyluftimit të Aradit të Vlashajve? Këtu e tregojnë punën në aq shumë mënyra të ndryshme, saqë unë do të desha shumë të dëgjoja të vërtetën.

Anuli u shtrëngua t'i tregonte murgut për dyluftimin e Aradit, burgosjen e t'et, Mhillit, dhe lirimin e këtij të fundit. Foli për korrupsionin e pashait dhe për syrgjynin e Aradit.

– Duhet të jetë nisur sot në mëngjes, – shtoi ai, me një psherëtimë.

– Qenka nisur! I shkreti djalë! Sa e hidhur është të rrosh syrgjyn në një moshë aq të re! Fundi i fundit,

çdo gjë që bën, zoti e bën për të mirë. Një vit kalon shpejt, dhe brenda kësaj kohe miku yt do të piqet e do të bëhet burrë. Sepse pikërisht në shkollën e fatkeqësisë shpirtrat piqen dhe fitojnë forcën e duhur për të luftuar kundër mjerimit, shtypjes e dhunës së të fuqishëmve. Po si bëhet që të jetë nisur vetëm? Si është e mundur një gjë e tillë? Përse nuk e shoqërove, përse nuk u nise bashkë me të edhe ti, meqë ai të ka gati si vëlla?

– E shoqëron i ati gjer në Shkup, ku do të qëndrojë. Unë duhet të kryej një punë tjetër tani për tani... Më vonë, në dashtë zoti që të jem gjallë, do të vete të rri me të e ta ngushëlloj; do t'i çoj një lajm të mirë dhe lumturinë.

Anuli mend e tradhtoi veten. Do të kishte arritur më në fund t'ia zbulonte murgut planet e veta të përgjakshme, sikur ky i fundit të mos ia kishte prerë fjalën:

– Lumturinë! Oh! Miku im, lumturia është një fjalë shumë elastike dhe relative, sidomos në Shqipëri, ku pasionet janë aq të furishme dhe doket aq të egra! Lumturia e vërtetë është paqja e ndërgjegjes. Si lum ata që nuk u bëjnë të tjerëve atë që nuk duan t'ua bëjnë të tjerët atyre vetë.

Zëri i murgut kishte diçka profetike; Anuli e vështroi i shqetësuar, pa iu përgjigjur fare.

Ishte e para herë që i kaloi në mendje një dyshim.

«A është vërtet krim të vrasësh një njeri që të hakmerresh për një fyerje apo që të ndihmosh një mik?» – pyeti me vete të tij.

Dhe pas një luhatjeje të shkurtër, tha me vete:

«Jo, nuk është krim, sepse mbretërit, në luftërat dhe betejat që bëjnë, shkaktojnë vrasjen e mijëra dhe mijëra njerëzve. Edhe papët kanë shtënë të vriten kushedi sa njerëz, për të shpëtuar fenë, për të ruajtur privilegjet e veta dhe për të rritur pushtetin e tyre».

Kështu, duke përqasur të drejtën e mbretërve me atë të njerëzve të thjeshtë, ai përfundoi *a priori* se të vrasësh një njeri për një çështje të drejtë ishte thjesht të përdorje një mjet të dhënë për t'ia arritur qëllimit.

Dhe iu mbush mendja top se kishte plotësisht të drejtë t'i përmbahej pikë për pikë vendimit të tmerrshëm që kishte marrë.

— A ke lajme nga Luli? — pyeti ai, pas disa çastesh.

— Po, — iu përgjigj murgu. — Po lufton vazhdimisht, me sa thonë. I vriten shumë nga njerëzit e tij, po edhe ai vetë vret nga kundërshtarët. Kohë më kohë na dërgon të plagosur, shumica e të cilëve, me t'u shëruar, kthehen që të luftojnë përsëri gjersa të vriten fare. Ja se ç'dimë për Lulin.

— Dora e Zotit do ta godité mu në mes të trimërive të tij. Do të ndëshkohet...

— Zoti di se ç'bën, o bir. Ndoshta do t'i dërgojë pendimin, dhe një pendim i vërtetë fshin çdo mëkat...

— Darka u shtrua! — erdhi e thirrj malësori i ri, zëri kumbues i të cilit ia preu fjalën atë Leonardit, që, pa e zgjatur më tutje bisedën që kishte nisur, tha me një ton të gëzueshëm:

— Vemi të hamë darkë tani; Anul; do të bisedojmë më me qejf pasi të kemi shijuar një verë të mirë që e kam bërë vetë nga rrushi i malit.

Dhe porta e shtëpisë u mbyll pas tyre, se tanimë kishte rënë nata.

Baloja, qeni besnik i murgut, ngeli fill i vetëm jashtë, si një rojë që vigjilon.

Ne po u themi «ju bëftë mirë dhe gjumin e ëmbël!» dhe po kthehemi në personazhet e tjera të tregimit tonë.

Mhilli i Vlashajve dhe Aradi, të përcjellë nga Gjeloshi, që kishte dashur me çdo kusht ta shoqëronte djaloshin në syrgjyn, dhe dy shërbëtorë të tjerë, kishin dalë nga shtëpia në agimin e po asaj dite, duke e lënë Dilën gjysmë të çmendur nga dhembja. Pasi hodhën Drinin me trap, në Vaun e Dejës, kishin kaluar nëpër fushën e Zadrimës dhe ishin drejtuar nga Puka, në rrethin e Dukagjinit. Duke ndjekur gjithnjë shtigje të ashpra të hapura në shpatet e thepisura të malit e duke shkuar nëpër gryka të ngushta e të vështira, kishin

arritur, më në fund, në Pukë, gati po në atë orë kur Anuli kishte arritur në famulli.

Udha e gjatë dhe e vështirë që kishin bërë pas gjithë atyre tronditjeve, e kishin topitur, si të themi, energjinë e karakterit të Mhillit, i cili, duke e ndier veten të lodhur, nuk deshi të shkonte më larg. U ndal në njëlloj hani me çati prej kashte që ndodhej pranë një kulle të ndërtuar nga pashai i Shkodrës për strehimin e garnizonit. Pronari i këtij hani dhe djemtë e tij nxituan t'i prisnin sa më mirë. U kujdesën për kuajt dhe, pasi sollën disa krahë sanë, i shtruan përdhé e i mbuluan me qilima dhe në këtë mënyrë u goditën udhëtarëve, për të kaluar natën, një shtrojë aq të rehatshme, sa e lejonte varfëria e vendit.

Mhilli ishte i vrenjtur e serioz. Një ngërthim i lehtë i vetullave dëshmonte për shqetësimin e tij të brendshëm; sytë, që ia ngulte herë pas here të birit, shprehnin ankthin dhe dhembshurinë e zemrës së tij.

Aradi, që kishte ndenjur pranë t'et, me kokën të ulur dhe i kredhur në mendime të hidhura, dukej i huaj e i pavetëdijshëm për gjithçka e rrethonte; të vinte keq ta shihje me atë fytyrë të vrarë e të vrerosur, me tipare të ndrydhura, ku lexohej pikëllimi më i thellë.

I shkreti djalë! Mendonte për Bardhën! I kalonin para syve të mendjes shpresat e humbura, gëzimet e zhdukura, lumturia e dërrmuar nga dora e hekurt, e pamëshirshme e fatit; i parashikonte të gjitha vuajtjet, të gjitha sfilitjet, të gjitha dëshirat që do t'ia mundonin zemrën gjatë tërë kohës së syrgjynit, dhe dhembja i bëhej edhe më e madhe, ngaqë nuk kishte asnjë shpresë që të mund të ndryshonte pozita e tij.

Po Bardha? Nuk do të merrte asnjë lajm për të; ajo mbetej në Temal, fill e vetme e pa kurrfarë mbrojtjeje kundrejt vrazhdësisë së të shoqit, i cili nuk e donte, dhe në mëshirën e një vjehrre zemërake e grindavece, që sillej me të si egërsirë... E shihte fillikate, vetëm me dashurinë e saj për të, pa asnjë mbështetje, pa ngu-

shëllim; dhe përmes vuajtjeve që ndiente ai vetë, i kuptonte ato të asaj engjëllusheje, për të cilën do të kishte dhënë jetën...

Në mes të këtij pikëllimi të madh e dëshpërimi të thellë, i mbetej, prapëseprapë, një rreze e vogël shprese; Anuli i kishte premtuar se do ta bënte të lumtur. Mirëpo kjo rreze ishte aq e vogël, aq e zbehtë, regëtinte në një largësi të pacaktuar dhe ishte e varur nga aq rrethana, nga aq ngjarje që mund ta fiknin, saqë ai nuk guxonte të kapej tek ajo me atë besimin që na shpëton e që na bën të na duket e mundshme ajo që është vetëm një mashtrim i fantazisë sonë të ndezur e të sëmurë.

Të kërkonte të zihej me Lulin e Temalit!... ta vriste! t'i kthente lirinë Bardhës! Një fjalë goje! Po a do t'ia arrinte dot Anuli qëllimit të tij?...

A do të mund të ikte e të shpëtonte, pasi ta kishte vrarë? Po sikur, përkundrazi, të vritej ai vetë? Po sikur Luli ta zbulonte qëllimin e atij dhe ta vriste Anulin që më parë me dorën e vet apo me dorën e njerëzve të tij?...

Kur e mendoj këtë, një rrëqethje e akullt ia përshkoi tërë gjymtyrët...

— Pse je kaq i vrerosur, Arad? — e pyeti Mhilli me një zë plot dhembshuri. — Pse të dëshpërohesh? A nuk e di ti se burgu, syrgjyni dhe vuajtjet për burrat janë dhe sidomos për burrat më trima e më të shquar? Do të qëndrosh një vit, ndoshta edhe më pak, në Shkup, tek yt ungj, plak Nikolla. Atje asgjë nuk do të të mungojë. Pastaj Nikolla është një burrë shumë i mirë, shumë i këndshëm. Ai ka qenë një ndër kapidanët e Ali Pashë Tepelenës. Ai do të të tregojë historinë e asaj kohe; do të të flasë për trimëritë e luftës së shokëve të tij, se nuk do që të flasë kurrë për bëmat e veta, megjithëse ai vetë ka qenë më trimi nga të gjithë... Hajde, guxim! qëndro si burrat, biri im; mos e lër veten të të vërë poshtë dhembja!

— Guximin e kam, o atë, jam biri juaj. Nga ana tje-

tër, unë e kam merituar këtë dënim dhe nuk po ankohem.

— Merituar! Jo! Kjo fjalë nuk është me vend këtu, por, meqë rrethanat e bënë të domosdoshme, duhet t'i shtrohemi duke u pajtuar me fatin.

— Dhe kështu do t'i shtrohem edhe unë, — iu përgjigj Aradi.

Vetëdija për fatkeqësinë e tij dhe parandjenjat më të zeza ia kapluan shpirtin në atë çast, kur, larg nga Shkodra, kishte bërë hapin e parë drejt një jete të errët e të zymtë, zgjatja e së cilës do të caktonte shkallën e vuajtjes së dënimit. Po, atij i duhej të lante krimin e vetëm që kishte bërë duke pasur guximin të dashuronte me tërë forcën e zemrës së tij djaloshare prej shqiptari dhe të donte të ishte i lumtur!

Ndërkaq lodhja nga udhëtimi e kishte shpejtuar orën e gjumit për të gjithë, me përjashtim të Aradit; vetëm atij natyra s'ia falte balsamin e prehjes e të harrimit. Rrinte zgjuar, mendonte, vuante nën një çati prej kashte, në errësirën dhe heshtjen e natës.

Aty ndaj të gdhirë e zuri gjumi, më në fund, ose më mirë të themi humbi në një kotullim që ia kaploi tërë qenien. Po ky kotullim qe për të një torturë e vërtetë: një ëndërr e tmerrshme, plot ankth, si një makth i llahtarshëm, i ishte qepur, e kishte mbërthyer në kthetrat e veta dhe, si ndonjë shkabë, po ia hante zemrën.

I bëhej sikur shihte Bardhën të shtrirë në shtrat, tek po luftonte me një gjarpër të madh që i ishte mbështjellë rreth trupit. Ajo lëshonte klithma dëshpërimi dhe thërriste për ndihmë. Ai donte me mish e me shpirt që të sulej për ta ndihmuar, por trupi i ishte mpirë i tëri; i shtrirë përdhe, ai nuk mund as të lëvizte e as të shqiptonte qoftë edhe një fjalë të vetme; me grykën të tharë e të shtrënguar, me të gjitha lëvizjet të paralizuara, ai nuk mund të bënte gjë tjetër, përveçse kërcime si ndonjë peshk jashtë ujit.

Pas një lufte të dëshpëruar, që zgjati disa sekonda,

Bardhës iu prenë fuqitë dhe e lëshoi veten; zvarraniku helmues e kafshoi në grykë dhe i hapi një plagë të madhe prej nga doli një rrëke gjaku.

Pastaj, duke e lëshuar viktimën e vet, përbindëshi, me një të kërcyer, iu hodh atij dhe e kafshoi në zemër, pa mundur që ai të bënte as lëvizjen më të vogël për t'u mbrojtur.

Dhembja qe aq e madhe, saqë ai u zgjua duke rënkuar dhe, me një të kërcyer, u gjend më këmbë.

– Kuajt janë gati për udhë, zotërinj, – tha hanxhiu me një zë kumbues.

– Në kalë, pra, dhe të nisemi! – thirri Mhilli i Vlashajve.

Dielli sapo kishte treguar flokët e tij të artë, si thonë poetët, dhe kishte përhapur mbi gjithë natyrën gëzimin e jetën, por s'kishte mundur t'ia ngrinte moralin Aradit dhe as t'ia ngushëllonte zemrën djaloshare.

# XXXI

Ndërsa Anuli po e kalonte natën në famulli duke vërtitur në kokë planin për të vrarë Lulin e Temalit, dhe Aradi po bënte etapën e parë drejt syrgjynit, duke rënkuar për fatin e tij në hanin e Pukës, Bardha, gjithashtu, e mbyllur në dhomë, mendonte për të dashurin e saj dhe sytë i mbusheshin me lot.

Ajo kishte mësuar për një pjesë të ngjarjeve që kishin ndodhur në Shkodër; e dinte se Aradi kishte pasur një dyluftim me një mysliman të qytetit, të cilin e kishte plagosur për vdekje. Mirëpo ajo nuk dinte gjë për orvatjet e kota të Aradit që të arrinte në malësi, për burgimin e Mhillit të Vlashajve dhe për të gjitha ato që kishin ndodhur pastaj.

Por ama ajo e ndiente se Aradi e kishte vënë kokën në rrezik vetëm për atë, Bardhën, dhe e kishte bërë atë dyluftim vetëm me shpresën e me qëllimin që të gjente një pretekst që t'i lejonte të vinte pranë saj pa dhënë shkas për thashetheme e për ta marrë bota nëpër gojë. Kuptohet vetvetiu, pra, se ajo të gjitha ato marrëzi të Aradit i quante si prova të pomohueshme të dashurisë që kishte ai për të, dhe kjo jo vetëm që ia përkëdhelte sedrën e saj si grua, por edhe u përgjigjej

dëshiravë më intime dhe aspiratave më të fshehta të shpirtit të saj. Ta dijë se e dashurojnë aq shumë, kjo mjafton për ta bërë një grua të lumtur. Dashuria është jeta, është lumturia që ia mbush zemrën plot e përplot, është atmosfera në të cilën ajo merr frymë lirisht; aspiratat e tjera, dëshirat e tjera nuk janë veçse të dorës së dytë. Prandaj lotët që derdhte Bardha në vetminë e saj kishin një ëmbëlsi të parrëfyer; nuk ishin aspak të hidhur si ata që derdhim nga dhembja; përkundrazi, ata i rridhnin nga sytë me atë freskinë e ëmbël të vesës që bie në kupën e një luleje gjysmë të vyshkur për t'i dhënë sërish jetën dhe parfumin.

Zemër e shkretë gruaje! Kur ti rreh nga dashuria, sa pak të duhet që të jesh e lumtur! Një buzëqeshje, një fjalë e ëmbël, një vështrim, një e puthur, një nga ato gjepurat, me një fjalë, që nuk na kushtojnë asgjë neve burrave, mjafton të të mbushë me lumturi, të të bëjë t'i harrosh të gjitha mundimet e tua, të gjitha dhembjet e jetës!

Mjerë burri që e lëndon këtë zemër të mbrujtur me dashuri, dhembshuri dhe sakrificë! Mjerë ai që e fyen, e poshtëron dhe e bën me turp! Ai nuk meriton të ftohet në gëzimet misterioze, thesarin e të cilave e ruan gruaja... Ai burrë që do të ishte i aftë të bënte një poshtërsi të tillë, duhej të dënohej si Kaini, të endej mbi tokë pa gjetur asnjë copë bukë, as një pikë ujë, as një shtrat për të çlodhur eshtrat!

Midis një loti dhe tjetrit, Bardha kishte sjellë ndër mend të gjitha kujtimet e së kaluarës, të gjitha ngjarjet që kishin ardhur njëra pas tjetrës qoftë gjatë një qëndrimi në Shkodër, qoftë pas kthimit të saj në Temal. I kishte sjellë e stërsjellë nëpër mend, i kishte vërtitur e rregulluar si ia donte zemra dhe kishte nxjerrë më në fund prej tyre shenjat më të mbara e oguret më të mira.

Kur njeriu e ka zemrën plot dashuri, shpirti ushqehet me shpresë dhe mendja bëhet më e hollë e më e mprehtë; ajo fluturon në lartësira të panjohura dhe ngrihet

përmbi kufijtë që ia ka caktuar materia: ajo rreh të zbulojë të ardhmen.

Së shpejti do të jetë këtu, thoshte me vete ajo e gjorë. Për mua, që të më shohë përsëri, ai ka vënë jetën në rrezik... Sa më dashuron!... Oh, do të të shoh përsëri, i dashuri im! Nesër, edhe më shpejt, ndoshta, ti do të jesh pranë meje. Asgjë s'të ndalon të vish të kërkosh strehim këtu. Nuk ka pengesa për ty që më do aq shumë! Oh! Jo! Ti do të mund t'i kapërcesh të gjitha dhe do të të shoh edhe një herë!... E pastaj, po të jetë nevoja, do të vdes e kënaqur, e lumtur!...

Duke thënë këto fjalë, sytë i vetëtinin nga dashuria dhe mbi buzët e saj ngjyrë trëndafili vizatohej buzëqeshja më e bukur mbi buzët e një gruaje.

Me zemrën të mbushur plot shpresë, vajti të gjunjëzohej para shëmbëlltyrës së Shën Mërisë dhe i drejtoi një lutje të zjarrtë për Aradin. Pastaj, duke e ndier veten të lehtësuar, vuri kokën mbi jastëkët e divanit dhe nuk vonoi t'i mbyllte sytë e të flinte.

Në dhomën e Bardhës, ashtu si në shumicën e dhomave në Shqipëri, ishte një kapanxhe e hapur në dysheme, nga e cila mund të zbritje në një bodrum që kishte një dalje të fshehtë. Por vetëm Luli dhe e ëma e dinin këtë gjë.

Ndonjë gjysmë ore më vonë, pasi e zuri gjumi Bardhën, kjo kapanxhe nisi të kërciste lehtë dhe të bënte një zhurmë të vogël, të cilën qetësia e natës e bënte edhe më të dallueshme. Pak nga pak, kapanxhja u ngrit, dhe një kokë gruaje gjysmë e mbuluar vërtiti vështrimin e vet prej luqerbulli rreth e përqark dhomës, që e ndriçonte vetëm drita e dobët e një kandili të ndezur para shëmbëlltyrës së Shën Mërisë.

Kjo gjysmëdritë e vagëlluar që përhapte kandili në dhomë bënte në këtë çast një ndër efektet më tronditëse dhe i jepte asaj fanitjeje pamjen e një fantazme të llahtarshme. Kuptohej menjëherë se ajo grua kishte ardhur aty vetëm për të bërë një krim. Ai vështrim i zjarrtë, depërtues, si vështrimi i hutës, u ngul plot urrej-

tje mbi Bardhën, që kishte rënë në një gjumë të thellë.

Ku ta dinte ajo e shkretë se ç'rrezik i kobshëm po i qëndronte mbi kokë!

Ajo kishte marrë, në gjumë, një pozë të mrekullueshme. Krahun e majtë e kishte hedhur si kurorë mbi kokë; krahu i djathtë i varej jashtë divanit dhe doçka e saj e bukur çikte qilimin. Dukej shumë tërheqëse.

Ndërkaq ajo koka e tmerrshme, që mund ta merrje për kokën e Meduzës, vazhdonte të ngrihej gjithnjë. Sa më shumë që largohej në zbrazësirën e dhomës, vështrimi i saj bëhej më i egër, dhe në ato buzë të shtrënguara dukej një skërmitje e lemerishme.

Pas disa sekondash koka e llahtarshme nisi të bëhej një trup i fuqishëm, pastaj, duke u mbështetur në duar, shtriga e lemerishme doli e tëra nga vrima dhe u ngrit më këmbë si ndonjë vigan i çuditshëm.

Dukej si një demon i veshur si malësore, apo si një nga ato fanitjet misterioze të bestytnisë shqiptare, që janë krijuar me një mijë trajta në gojëdhënat tradicionale.

Cila ishte kjo grua, ky përbindësh që, si ndonjë fantazmë, futej tinëz në mes të natës në dhomën e Bardhës? Veli nuk ishte aq i trashë sa të mund t'ia fshihte tiparet e saj... Ishte e ëma e Lulit.

Sapo u ngrit më këmbë mbi dysheme, iu afrua Bardhës që të sigurohej se po flinte; pastaj vërejti derën dhe pa se ishte mbyllur nga brenda. E kënaqur në këto dy pika, hodhi edhe një vështrim rreth e rrotull dhomës dhe, duke vënë veshin, u ndal të dëgjonte.

Heshtja më e thellë mbretëronte në shtëpi. Vetëm frymëmarrja e ngadalshme dhe e njëllojtë e gruas së re që po flinte shënonte kohën, e cila, sipas një ligji të pandryshueshëm, rridhte pa u ndalur kurrë. Plotësisht e siguruar, ajo shtrigë që të shtinte datën, u drejtua nga muri ku ishte varur një trofe armësh. Hoqi një pisqollë me tytë të praruar, që e fshehu nën përparësen e saj dhe u kthye nga divani.

Duke hedhur edhe një vështrim të fundit për të hetuar në të gjitha skutat e dhomës, ajo pa shëmbëlltyrën e Shën Mërisë, që e ndriçonte drita e zbehtë e kandilit. Iu duk sikur Shën Mëria po e këqyrte me një sy plot zemërim. Një dridhërimë i kaloi nëpër rremba, por as e lëshoi zemra, as e humbi toruan; iu avit shëmbëlltyrës dhe, duke futur dorën e majtë nën përparëse, nxori menjëherë të djathtën për të bërë kryq!

Kur e mbaroi lutjen, ajo shtrigë e ndjeu veten më të fortë e më të vendosur. Padija dhe bestytnia e bënin të besonte se shën Mëria pajtohej me zbatimin e planit të saj gjakatar. Ajo i ishte lutur me mend që t'i vinte në ndihmë për të kryer veprën e tmerrshme që kishte paramenduar.

Iu afrua lehtë-lehtë e pa u ndier Bardhës, që kishte gjithnjë po atë pozë që përshkruam më lart.

Fytyra e gruas së re vetëtinte nga bukuria; një hije e lehtë melankolie u jepte tipareve të saj diçka poetike dhe hyjnore. Kohë pas kohe një nënqeshje e lehtë vizatohej në buzët e saj të trëndafilta; ndoshta ëndërronte për Aradin e vet, dhe shpirti i saj, i shkëputur nga gjërat e kësaj bote, notonte në një oqean kënaqësish qiellore... Por vështrimi i egër i shtrigës nuk u ndal në atë fytyrë të bukur, të rrethuar me një kurorë drite e dashurie, sytë e saj të ndezur flakë, si sytë e hienës, kërkonin kraharorin e Bardhës, atë kraharor të bardhë si alabastri, gjysmë të zbuluar e që një frymëmarrje e njëllojtë e ngrinte lehtë-lehtë e me ngadalë.

Ajo nxori më në fund pisqollën e fshehur nën përparëse, mbështeti tytën në zemrën e viktimës dhe hoqi këmbëzën.

Arma u shkreh duke bërë një zhurmë të mbytur.

Dhoma u mbush me tym dhe me një erë squfuri. Kjo dhomë, që kishte qenë dëshmitare e dhembjeve të një engjëllusheje, që kishte jehuar nga lutjet e një zemre të sfilitur nga dashuria, u shndërrua në një shpellë skëterre, në një limer krimi e vrasjeje.

Bardha nuk bëri kurrfarë lëvizjeje, nuk lëshoi asnjë klithmë; ajo mbajti atë pozë që kishte marrë tek e kishte zënë gjumi; vetëm hapi sytë për një çast dhe i hodhi një vështrim të mekur xhelatit të vet. Pastaj buzët iu drodhën lehtë.

Kjo qe ndoshta një lutje e fundit që i drejtoi Shën Mërisë dhe një lamtumirë e përjetshme e të dashurit të saj.

Pastaj gjithçka mbaroi.

Plumbi e kishte përshkuar tejpërtej atë zemër të thjeshtë e të zjarrtë.

Ajo nuk vuante më dhe s'kishte paskëtaj përse të trembej dhe as se çfarë të shpresonte!

– E lava me gjakun e saj gabimin e tim biri, – murmuriti vrasësja e neveritshme, duke lëshuar armën fare pranë divanit ku po dergjej viktima. Dhe me shpejtësinë e shkathtësinë e tigrit, u fut në vrimën nga kishte ardhur, lëshoi kapanxhen e u zhduk në errësirën e bodrumit.

# XXXII

Ndonëse e mbytur nga ajri i paktë e i mbyllur i dhomës, shkrehja e kishte zgjuar prapëseprapë Geron plak, të cilin, meqë vuante vazhdimisht nga plaga që kishte marrë, nuk para e zinte gjumi aq lehtë.

Pasi kishte dhënë shenjën e kushtrimit, ai ishte ngritur dhe, gjithë duke kërkuar pushkën, u thërriste me zë të lartë shokëve të vet, të cilët zgjoheshin njëri pas tjetrit duke pyetur me vete se ç'mund ta kishte shkaktuar këtë shamatë.

– Ishte një krismë pushke, – përsëriste Geroja. – Dikush duhet të ketë shtënë mbi ndonjë nga njerëzit tanë. Krismën e pushkës e dëgjova fare mirë, por nuk e di nëse kanë shtënë mbi ndonjë nga njerëzit tanë apo mbi portën e shtëpisë. Merrni armët dhe ejani të më ndihmoni të gjejmë atë trim që ka pasur guximin e çmendur të na shqetësojë kështu.

Dhe burrat, me armë në dorë, u bënë gati t'i bindeshin plakut.

Shërbëtoret e shtëpisë, që ishin zgjuar edhe ato nga britmat e Geros dhe nga sokëllimat e shërbëtorëve, kishin ndezur aty për aty fenerët dhe, duke hedhur ca

klithma të mprehta si ato të një tufe laureshash që lëshohen mbi një arë me grurë, thërritnin njëra-tjetrën, bënin një mijë pyetje dhe mallkonin Geron plak, i cili, sipas tyre, e kishte bërë shtëpinë rrëmujë vetëm e vetëm nga kënaqësia që t'i shqetësonte e të tallej me to.

– Kafshoni gjuhën, se na morët mendtë! – u çirrej Geroja, i tërbuar nga zemërimi. – Si s'e mbyllët njëherë atë të shkretë gojë!? Po, ishte një krismë pushke, nuk më gënjen kurrë veshi mua. Ta kërkojmë dhe do ta gjejmë fajtorin!

Dhe u vunë, të gjithë së bashku, burra e gra, të kërkonin nëpër tërë skutat e shtëpisë, në stallat e kuajve, në ahuret e bagëtisë, në drithnikët, në papafingo, me një fjalë, kudo ku kishte mundësi të fshihej një njeri. Mirëpo të gjitha mundimet vajtën kot, sepse nuk gjetën asgjë; në shtëpi asgjë nuk ishte luajtur nga vendi, asgjë nuk ishte prekur, asgjë nuk tregonte të kishte hyrë njeri që të bënte ndonjë krim.

Ndërkaq vrasësja plakë kishte kaluar nëpër bodrum dhe, nëpër daljen e fshehtë, kishte arritur në dhomat e veta, pa u vënë re nga njeri. Tek dëgjoi poteren që bëhej përjashta, zhveshi sakaq një pjesë të rrobave dhe doli nga dhoma gjysmëlakuriq, si një njeri që sapo është zgjuar i trembur nga tërë ajo shamatë. Fërkonte sytë dhe gogësinte me të madhe e me zhurmë. Mirëpo, sikur ta vërente njeri me kujdes, do ta kishte parë menjëherë se ajo shtirej ashtu, gjoja sapo ishte ngritur nga gjumi, gjysmëlakuriq, pa pasur kohë të vishej; ajo kishte harruar t'i hiqte caruqet që kishte në këmbë të lidhura me rripa të kuq.

Kur doli në mes të njerëzve të saj, u trembën të gjithë sa e panë: dukej si ndonjë fantazmë e zemëruar.

– Kanë shtënë me pushkë në shtëpinë e Lulit të Temalit, – çirrej ajo me një zë të ngjirur, – dhe ende nuk është dënuar fajtori! Ç'turp i madh për burrat që mbajnë armë! Suluni, hetoni nëpër fshat, këqyrni nëpër të gjitha kthesat e rrugëve, dhe ai që mori guximin të

ktheje pushkën kundër shtëpisë së tim biri ta paguajë me kokë cenimin që i bëri nderit të zotërisë tuaj.

Dhe me gishtin tregues të dorës së djathtë bëri një shenjë që donte të thoshte:

Zbatoni urdhrin menjëherë!

Të gjithë ulën kokat; gratë e mbyllën gojën dhe s'pipëtiu më njeri.

Burrat, me Geron në krye, kaluan oborrin dhe dolën jashtë mureve të shtëpisë për të hetuar gjithandej, poshtë e lart. E ëma e Lulit i ndoqi pas dhe, më këmbë, nën portën e madhe, ajo vazhdonte t'u jepte urdhra duke bërë gjeste kërcënuese me duar.

Të gjitha këto kishin shkaktuar njëfarë rrëmuje që afrimi i agimit e bënte edhe më të madhe, dhe të lehurat e qenve, duke u përzier me britmat e njerëzve, kishin tronditur më në fund tërë fshatin. Njerëzia kishin pandehur për një çast se ndonjë fis armik kishte hyrë me rrëmbim në territorin e tyre. Prandaj nga të gjitha kasollet dilnin burra të armatosur që drejtoheshin nga Sheshi i Kroit dhe mblidheshin që të merrnin masat për t'u bërë ballë ngjarjeve.

Mirëpo e vërteta nuk vonoi të dilte në shesh. Kur panë se njerëzit e Lulit kishin dhënë kushtrimin për një çështje që kishte të bënte vetëm me ata, shumica e fshatarëve u kthyen në kasollet e tyre duke shfryrë e duke murmuritur: vetëm nja dhjetë të rinj u bashkuan me grupin e komanduar nga Geroja për të rrahur të gjitha shtigjet rreth e rrotull që të zbulonin fajtorin.

Ndërsa po bëhej kaq zhurmë dhe ndërsa tërë këta njerëz, të shtyrë nga dëshira për hakmarrje, vraponin nga të gjitha anët, Bardha e shkretë, vetëm e braktisur, po dergjej e shtrirë në dhomën e vet.

Asnjeri s'kishte menduar për Bardhën; madje as që u kishte rënë fare në sy mungesa e saj.

— Ajo po fle, — kishte thënë njëra nga gratë. — Po fle! Vajzat e qytetit janë frikacake; i tremben rrezikut ato! Po më mirë le të flejë; do të na pengonte e do të na bëhej ferrë me frikën e saj...

Ja se ç'mendonin malësorët për gruan e bajraktarit të tyre! Ja se si trajtohej ajo nën strehën bashkëshortore! E përbuznin për dobësinë e saj, ia kishin smirë bukurinë, e harronin në çastin e rrezikut.

A ishte ajo fajtore?

Në qoftë se dashuria që ndizet vetvetiu në zemrat plot dhembshuri është krim, Bardha e meritonte, sigurisht, fatin e saj. Por në qoftë se një dashuri e tillë nuk mund të quhet krim, atëherë ajo ishte një martire. Dashuria e saj për Aradin nuk kishte asgjë që mund t'ia njolloste shpirtin; ajo ishte e pastër dhe e dëlirë si ato virgjëreshat e lashta, që shkonin me gëzim të flijoheshin për zotin dhe besimin e tyre!

Bota dhe ligjet shoqërore mund të mendojnë ndryshe, por ato nuk do të mundin kurrë ta derdhin zemrën e gruas në kallëpin e arsyetimit të tyre të ftohtë dhe egoizmit të llogaritur. Bota dhe ligjet mund ta mundojnë, mund ta sfilitin këtë zemër të gjorë, por nuk mund t'i ndalin rrahjet e saj dhe as t'ia nënshtrojnë vullnetit të tyre.

Ndërkaq kishte filluar të gdhihej dhe prapa majave të maleve dielli po e ndriçonte nga larg horizontin që kishte marrë tanimë një ngjyrë të trëndafiltë. Zogjtë cicëronin dhe dhentë blegërinin me gëzim duke pritur çastin që t'i çonin në livadhet e gjelbëruara. Natyra po vishej me petkun e saj të mrekullueshëm të nusërisë.

Njerëzit që kishin shkuar të gjenin fajtorin, po ktheheshin të vrerosur e të turpëruar. S'do mend që kërkimet e tyre kishin qenë të padobishme.

— Asgjë, zonjë, — thirri Geroja, duke iu drejtuar shtrigës plakë. — Asgjë, asnjë shenjë, asnjë gjurmë njeriu gjithandej rreth e rrotull. Gjer gjysmë ore larg rreth e përqark, i ramë vendit kryq e tërthor, kërkuam nga të gjitha anët dhe asgjë nuk gjetëm, asgjë fare!

— Megjithatë dikush ka shtënë me pushkë, — tha plaka, duke tundur kokën e saj të shëmtuar, — dhe unë duhet ta di medoemos se kush është ai që ka pasur tërë këtë guxim këtu.

— Dikush ka shtënë me pushkë, po, dhe unë vetë u zgjova i pari nga ajo krismë. Ishte vërtet krismë pushke, për shën Kollin, po! Dhe veç në është ngatërruar djalli në këtë punë, se, përndryshe, do ta kishim gjetur patjetër fajtorin!

Ndërsa Geroja po fliste, njerëzit që i kishin shkuar pas në vëzhgimet e tij ishin mbledhur tok, në formë rrethi, në oborr, dhe po pëshpëritnin midis tyre, pa marrë guximin ta ngrinin zërin. Plaka vente e vinte me hapa të shpejtë dhe lëshonte kohë pas kohe ca psherëtima të thella që u ngjanin hungërimave të një egërsire. Ajo u shtinte frikën edhe atyre më trimave midis burrave.

Pas një copë here ajo vajti e qëndroi mbi njëfarë suke që ngrihej mu në mes të oborrit dhe, me sytë të mbërthyer mbi mal, shtegu zigzag i të cilit vetëtinte në diell si një shall i qëndisur me gurë të çmuar, vështroi me vëmendje nga ana ku rruga bënte kthesë dhe humbiste në drizat. Ky ishte po ai vend ku Bardhës, disa kohë më parë, i qenë zhdukur nga sytë i vëllai dhe Anuli, që po ktheheshin në Shkodër, pasi e kishin përcjellë gjer në Temal.

— A po i sheh, o Gero, dy udhëtarë atje tej, — tha plaka, duke zgjatur në drejtim të atij vendi gishtin e saj tregues.— Duhen pyetur. Mund të kenë takuar njeri rrugës.

— Po shkoj, — iu përgjigj Geroja.

Dhe u vërsul jashtë shtëpisë me një vrull të atillë që nuk do t'i besohej njeriu se mund ta kishte ai në atë moshë të thyer që ishte.

U kthye pas një çerek ore, i shoqëruar nga átë Leonardi dhe Anuli, të cilët ishin nisur që me natë nga famullia dhe po vinin te Luli, prifti për të thënë meshën aty, kurse Anuli për të parë të kushërirën dhe për të vazhduar, pastaj, udhëtimin e tij gjer në Pejë.

Gjatë udhës Geroja i kishte vënë në dijeni për ato që kishin ndodhur si edhe për orvatjet e kota që kishin bërë për të zbuluar fajtorin.

– Mirë se vini, o atë, – tha plaka, duke iu afruar murgut e duke i puthur dorën.

– Qoftë e bekuar nga zoti gjithmonë kjo shtëpi, – iu përgjigj prifti.

– Dhe ti, Anul, shumë i mirë e shumë i dashur je, që mendon për ne e vjen të na shohësh, – vazhdoi ajo, duke u munduar ta bënte zërin sa më të ëmbël që të ishte e mundur. – Kushërira jote do të gëzohet shumë. E shkreta vajzë! Pikë e vrer është gjithnjë, s'mësohet dot këtu në malësi.

Pastaj, duke ndërruar zërin, shtoi:

– Na ka ndodhur një fatkeqësi sonte natën. Shtinë me pushkë në shtëpinë tonë dhe, me gjithë kërkimet që bëmë, nuk zbuluam dot gjë. A mos keni takuar rastësisht njeri udhës? – pyeti duke e shikuar murgun drejt në sy.

– Asnjeri, – iu përgjigj ky i fundit.

– Megjithatë kjo është e para herë që po na bëhet një fyerje e tillë, pa mundur që të hakmerremi... Durim! – shtoi ajo duke psherëtirë.

Pastaj ajo i ftoi udhëtarët të hynin brenda në dhomën e vatrës.

Anuli, tek s'po ia shihnin sytë Bardhën, pyeti për të.

– Ecni e lajmëroni time re se ka ardhur i kushëriri, – u tha plaka shërbëtorëve.

Ndërkaq prifti kishte përgatitur altarin për të thënë meshën.

Anuli, i kredhur në mendime të hidhura, me zemër të copëtuar nga brengat, qëndronte në këmbë pranë vatrës.

Plaka iu afrua altarit dhe, pasi bëri kryq disa herë me radhë, zuri të falej e të lutej me një lëvizje buzësh që kishte diçka përpëlitëse.

– Fatkeqësi! Fatkeqësi! – thirri një grua duke hyrë në dhomë me vrap, me mendje të prishur dhe me sy të zgurdulluar.

Të gjithë të pranishmit i kapi një rrëqethje tmerri,

– Trokita fort në derën e zonjës sonë të re, i thirra e i thirra sa munda, por nuk mora asnjë përgjigje.

Anulit i hyri frika; plaka u ngrit në këmbë dhe prifti i ndërpreu përgatitjet që ishte duke bërë.

Pastaj, të shtyrë nga ndjenja të ndryshme, të gjithë u nisën drejt dhomës së nuses së re.

– Bardhë! Bardhë! Hape derën, se jam unë, – i thirri Anuli duke trokitur fort në derën e dhomës.

Asnjë përgjigje!

I trembur nga kjo heshtje e zgjatur, i vuri supin derës, pastaj, duke u mbështetur fort mbi këmbët e veta, e shtyu me aq forcë, saqë brava fluturoi copa-copa dhe të dy kanatet u hapën duke kërcitur.

Kur e panë Bardhën të shtrirë në divan dhe të larë në gjak, një klithmë llahtarie doli nga të gjithë kraharorët.

– E paskan vrarë! – klithi Anuli, i çmendur nga dhembja.

– Ka vrarë veten! – u hodh e tha plaka. – Kjo na paska shtënë me pushkë në shtëpinë time!... Kush do ta besonte se na qenkej kaq guximtare!...

Dhe zuri të vinte kujën dhe të këndonte këngën e përmortshme sipas zakonit të vendit.

Dhoma e mbyllur nga brenda, pozicioni i gruas së re, pisqolla e zbrazur, rënë mbi qilim, të gjitha, me një fjalë, bënin të dukej si i vërtetë mendimi që kishte shfaqur vrasësja.

– Ka vrarë veten! – përsëritën që të gjithë. – Ç'fatkeqësi! Ç'mynxyrë e zezë!...

– Dashtë zoti i mëshirshëm që t'ia falë mëkatet, – tha prifti duke qarë. – Ajo ishte aq e mirë, aq shumë ka vuajtur, aq shumë ka qarë, saqë me mundimet e saj ndoshta ka fituar mëshirën qiellore dhe gjaku që derdhi do t'i llogaritet si një pagëzim i ri. Zoti është i pakuptueshëm në dekretet e veta. Le të ulim kokën përpara tij dhe le të adhurojmë misterin e tij.

Të gjithë u gjunjëzuan dhe u lutën në heshtje.

– Gjaku i saj rëntë mbi ata që e bënë të vuante!

– tha Anuli, duke qarë me dënesë. – Ajo vuante shumë në këtë shtëpi të mallkuar e s'kishte si mund të jetonte këtu...

Dhe qante me lot të nxehtë që i dilnin drejt nga zemra.

Ai që do të kishte parë të përmbysej bota pa iu trembur syri, ai që do të kishte derdhur gjakun e vet për t'i kursyer shokut dhembjen që po e priste, ai Anuli, shqiptari i fortë, po qante, më gjunjë, pranë trupit pa shpirt të gruas së re!

I çmendur nga dhembja, nga brejtjet e ndërgjegjes dhe nga urrejtja, nuk i lejoi asnjeriu ta prekte kufomën e kushërirës së tij; deshi t'i merrte përsipër vetë të gjitha ato që kishin të bënin me varrimin dhe iu lut priftit të vinte njeri për të hapur një varr në varrezën e fshatit.

– Ajo vrau veten, – iu përgjigj átë Leonardi. – Zoti, që është burimi i të gjitha mëshirave, duhet t'ia ketë falur mëkatet, për këtë jam fare i sigurt; mirëpo njerëzit dhe ligjet e tyre nuk falin, biri im. Unë nuk mund ta varros në tokë të shenjtë. Unë vetëm mund të lutem për të në heshtje dhe të derdh lot për këtë shpirt të vuajtur që iu nxi jeta nga brengat e nga dhembjet!

Anuli nuk diti ç't'i thoshte. Kishte dëgjuar se vetëvrasja është një krim që e përjashton fajtorin nga bashkësia e besimtarëve dhe nuk gjeti dot argumente që t'i vinte kundër refuzimit të priftit.

Njerëzit dhe ligjet që ata bëjnë janë të papërkulshëm, kishte thënë átë Leonardi, dhe kjo ishte mjaft për Anulin që të mos guxonte të ngulte këmbë më shumë.

Bardha, pasi kishte vuajtur, kishte qarë dhe kishte dashuruar aq shumë, u vra natën nga e vjehrra; dhe, sikur fati i pamëshirshëm të paskësh vendosur ta ndiqte edhe përtej varrit, as nuk iu lejua të prehej brenda rrethit të shenjtë të rezervuar për vdekjen!

Anuli, duke mbledhur tërë forcat e veta fizike dhe morale, e çoi besnikërinë e tij gjer në vetëmohim. Ai vetë me duart e tij e vuri kufomën e së kushërirës në

një tabut që ia bënë shpejt e shpejt dhe, duke e ngarkuar mbi supet e veta, e çoi gjer në një vend të hijesuar nga pishat e dendura; aty, ai vetë e hapi varrin, lëshoi brenda tabutin e pastaj e mbuloi me dhé.

As edhe një lutje nuk u tha, as edhe një lot nuk u derdh mbi varrin e përvuajtur të viktimës!

— Lamtumirë, Bardhë! Lamtumirë! — i kishte thënë Anuli duke u larguar pikë e vrer. Dhe me kaq mbaroi gjithçka.

U kthye në oborrin e shtëpisë së Lulit të Temalit për të marrë kalin dhe për t'u përshëndetur me priftin e mirë, i cili s'pushonte së fshiri sytë me kurrizin e dorës.

— Po shkon pa marrë pjesë në darkën e përmortshme? — tha plaka duke iu drejtuar Anulit, i cili, me këmbën në yzengji, ishte gati për t'u nisur.

— Po, po shkoj, sepse unë as nuk mund të ha më bukën e kripën tënde dhe as të rri më nën çatinë e tët biri. Midis njerëzve të tu dhe njerëzve të mi është humnera e një varri!

Dhe iku nga Temali, që të vente në Shkup, tek Aradi, dhe të ndante së bashku me shokun e vet të këqijat e syrgjynit.

